## Parathënia

Studimi i rolit të religjionit në Lëvizjen Kombëtare Shqiptare, padyshim, bën pjesë në mesin e temave të cilat në historiografinë shqiptare nuk janë bërë sa duhet objekt i studimit. Sipas historisë së shumë popujve të botës, dihet shumë mirë se dogmat fetare, në momentet më kyçe të vendosjes së fatit të tyre, kanë luajtur rol të rëndësishëm, e që vazhdojnë ta luajnë edhe sot. Nga ky rregull nuk përjashtohen as shqiptarët, të cilët, që në kohën e Gjergj Kastriotit Skënderbeut, luftuan kundër pushtuesve osmanë, duke e vënë në veprim me këtë rast edhe elementin religjioz. Fillimi i shekullit XIX, në arenën botërore solli një organizim të ri social, ekonomik dhe politik, i cili, në masën më të madhe, u mbështet në vlerat shpirtërore dhe morale të Kishave Protestante që si bazament kishin edhe vlerat e lashta greke e romake.Në këso kushtesh e rrethanash nuk kishte si të mos vinte deri te një konfrontim edhe me vlerat e krishterimit ortodoks, dhe njëkohësisht edhe me vlerat islame të shoqërisë osmane. Prandaj trajtimi i kësaj problematike në masë të madhe mund të ndihmojë në fillimin e ndriçimit të ndikimit që pati religjioni në Rilindjen Kombëtare Shqiptare.

Pra, materiali arkivor dhe literatura e shfrytëzuar, si dhe përpjekja për një analizë sa më kritike të këtyre burimeve, nuk do të thotë se kjo temë përfundimisht është përmbyllur dhe se nuk ka çka të shtohet në të ardhmen. Përkundrazi, ky studim është vetëm një hap më shumë drejt thellimit të njohurive mbi rolin e religjionit në historinë më të re të shqiptarëve.

Për rezultatet e arritura në këtë studim, në rend të parë dua të falënderoj mentorin tim, Prof. dr. Dalibor Jovanovskin, i cili me durimin, me dashamirësinë dhe me këshillat që m'i dha, punën time e bëri më të frytshme. Gjithashtu, e falënderoj shumë edhe dr. Shkelzen Raçën, i cili me shumë dashamirësi ma sugjeroi këtë temë për studim. Por, përveç për sugjerimin, dr. Raçën, dua ta falënderoj edhe për ndihmën e ofruar në përzgjedhjen e materialit që duhej hulumtuar, si dhe për bisedat me të, të cilat u bënë frymëzuese dhe trimëruese për t'u zgjeruar në gjetjen, hulumtimin, interpretimin dhe vlerësimin edhe të shumë burimeve të panjohura në historiografinë tonë.

Po ashtu, veçanërisht u jam mirënjohës punonjësve të Bibliotekës Universitare të Kembrigjit, të cilët me profesionalizmin e tyre, punën time hulumtuese e bënë jo vetëm të lehtë, por, në ndonjë rast, edhe shumë atraktive dhe kënaqësi të vërtetë. Gjatë qëndrimit tim në Arkivin e Institutit të Historisë në Tiranë si dhe në Arkivin Qendror të Republikës së Shqipërisë, ndihmë të pakursyer më ofroi arkivistja Flutura Jakupi, të cilën, gjithashtu, e falënderoj shumë.

## Hyrje

Dëshira për të studiuar dhe për të shkruar mbi ndikimin dominues të religjionit në krijimin ose modelimin e mentaliteteteve, jo vetëm të atyre individuale dhe sociale, por edhe të atyre etnike, më ka lindur disa vite para se vërtetë t'ia filloja punës për realizimin e këtij studimi. Nxitësi, padyshim vendimtar, për t'u marrë me këtë temë ishte libri "Sëmundja teknokrate" i autorit Alain Peyrefitte. Gjatë leximit të këtij libri mbeta i habitur me guximin e autorit. Duke e krahasuar të kaluarën e popullit francez dhe të atij gjerman, ky autor gjen argumente dhe nxjerr përfundime të logjikshme, për të dëshmuar arsyet e suksesit gjerman në të gjitha sferat e veprimtarisë njerëzore dhe njëkohësisht qartësisht zbulon të metat dhe dobësitë e shoqërisë franceze. Ky autor, po ashtu, pranon tezën e Karl Marksit se për zhvillimin ekonomik të një vendi janë të domosdoshëm kapitali dhe faktori njeri. Në vazhdim të librit të tij, Peyrefitte vlerëson edhe kulturën si faktor përcaktues në krijimin e mentalitetit prodhues.

Peyrefitte shpjegon arsyet pse revolucioni industrial dhe fryma e re kapitaliste së pari lulëzuan në vendet protestante evropiane. Një nga arsyet e këtij suksesi protestant, vazhdon ai, është se duke përkthyer Librat e Shenjtë në gjuhët popullore, njëkohësisht u arritën disa qëllime. Natyrisht,

në rend të parë, duke promovuar gjuhët e folura, u thye monopoli gjuhësor latin i Kishës Katolike e, me këtë edhe uniteti shpirtëror i krishterimit perëndimor. Thyerja e këtij dogmatizmi dhe centralizimi solli një frymë lirie në kishat e vendeve protestante, me çka ato filluan të mësohen me vetadministrimin, që, në të vërtetë, ishin embrionet e para të shoqërive të lira kapitaliste.[1] Ndërsa, ndryshimi kryesor në këto vende, qe krijimi i një mënyre të re të të menduarit dhe të të vepruarit. Duke përkthyer dhe promovuar edukimin masovik, fillimisht kuptohet në frymën religjioze, njeriu, në këto shoqëri, fitoi një vetëbesim dhe kuptoi se "Parajsa" mund të ndërtohet edhe në Tokë, por se, për të arritur këtë qëllim, njerëzit duhet të ndërtojnë një shoqëri të disiplinuar e të organizuar, me një punë të ndershme të të gjithë anëtarëve të saj. Me kohë, me zhvillimin edhe të arsimit në nivele kombëtare, përfundimisht u krijua jo vetëm elita politike e kulturore, por edhe fuqia punëtore e kualifikuar, e aftë për të zbatuar në praktikë zbulimet e reja tekniko-shkencore. Prandaj, Revolucioni Borgjez Francez, në të vërtetë, sipas tij, ishte vetëm përpjekje për të përvetësuar kulturën protestante.[2] Ky përfundim, më nxiti që të interesohem për ndikimin e religjionit në Lëvizjen Kombëtare Shqiptare gjatë shekullit XIX.

Për më tepër, duke shfrytëzuar materialet arkivore nga Biblioteka Universitare e Kembrigjit, hasa në të dhëna interesante mbi figurën shumë të njohur të kulturës serbe, Vuk Karaxhiqin. Domethënie të veçantë për mua kishin kontributet e tij për kulturën serbe. Ai, si i punësuar në Shoqërinë

[1] Alain Peyrefitte, Teknokratska bolest, Zagreb 1976, f. 154.
[2] Po aty, f. 189.

Biblike Britanike,[3] kishte përpiluar alfabetin e ri cirilik serb, si dhe kishte përkthyer Besëlidhjen e Re në gjuhën e folur popullore. Kjo e dhënë, e re për mua, më bëri të kuptoj se në fillim të shekullit XIX, të gjithë popujt ballkanikë kishin afërsisht nivel të njëjtë kulturor. Përpos kësaj, tezat e njohura se shqiptarëve të huajt ua kanë bërë historinë dhe kulturën ose se fuqitë e jashtme u kanë ndihmuar t'i bëjnë ato, me këto të dhëna të reja, bien plotësisht poshtë, ngase dokumentet dëshmojnë se të huajt, në këtë rast Shoqëria Biblike Britanike, u kishin ndihmuar në masë të njëjtë edhe serbëve, edhe bullgarëve, edhe grekëve.

Me punën e misioneve protestante janë marrë pjesërisht edhe studiues të tjerë, por deri më tash nuk kemi ndonjë studim të thelluar vetëm për këtë dukuri, përpos veprës së Profesor Xhevat Lloshit kushtuar Konstantin Kristoforidhit, vepër kjo që përmban një material të bollshëm dhe të dokumentuar për veprimtarinë e Kristoforidhit dhe shoqërive protestante britanike e amerikane. Misionarët anglo-amerikanë kishin kontribuuar jo vetëm në afirmimin e gjuhës së shkruar shqipe, por edhe në popullarizimin e përdorimit të alfabetit me shenja latine, jo vetëm në mesin e popullsisë shqiptare, por edhe të asaj turke, gjë që rezultoi me organizimin e Kongresit të Manastirit dhe ngadhënjimin përfundimtar të konceptit filozofik evropian. Ishin po këta ëndërrimtarë të cilët, më vonë, do të hapnin shkollat e para profesionale edhe në shtetin e cunguar shqiptar. Këto të dhëna interesante e rritën interesimin dhe vendosmërinë time për t'u marrë me studimin e periudhës së Rilindjes Kombëtare Shqiptare, me vështrim të veçantë në kontributin e Shoqërisë

[3] The nineteenth report of the British and Foreign Bible Society, London 1823, f. 25.

Biblike Britanike për të Huajt, si shoqëri me përfshirje globale dhe të bektashizmit.

Fillimi i shekullit XIX, në arenën botërore, solli një kulturë dhe një mënyrë të re të të jetuarit, e cila në thelbin e saj mbështetej në ideologjinë kombëtare, por që ushqim shpirtëror kishte besimin protestant. Ky ndryshim i rrethanave nuk kaloi pa pasoja për perandoritë tradicionale të kohës, siç ishin: Rusia cariste, Perandoria Austriake, e veçanërisht Perandoria Osmane. Përderisa për dy të parat, duke pasur parasysh trashëgiminë e krishterë, mund thuhet se mund të reformoheshin, e njëjta gjë nuk mund të thuhet për të "Sëmurën e Bosforit", e cila ishte jo vetëm një mbretëri e përbërë nga një konglomerat fisesh, etnish e racash të ndryshme, por edhe një shoqëri multikulturore, e cila shekuj me radhë ishte mbështetur, veçanërisht, në religjionin islam.

Padyshim kjo ishte një fatkeqësi për etninë shqiptare, e cila jo vetëm që ishte islamizuar në një masë të madhe, por ky proces vazhdonte të zhvillohej gjatë gjithë shekullit XIX, kur, kudo tjetër, vazhdonte procesi i rigjallërimit të lëvizjeve kombëtare, që për bazë kishin elemente që ato kombe i veçonin dhe i bënin të ndryshëm nga të tjerët. Natyrisht, konvertimi në islam, pa asnjë dyshim, u shërbeu si shqiptarëve ashtu edhe aparatit perandorak osman. Në këtë mënyrë, sa i përket gëzimit të shumë të drejtave, shqiptarët u barazuan me elitën sunduese myslimane të Stambollit, duke u bërë pjesëmarrës aktivë në administratën civile, fetare dhe në atë ushtarake të Perandorisë Osmane. Ndërkaq, Perandoria Osmane, me islamizimin e popullsive vendore të Ballkanit, në këtë rast të shqiptarëve, përforcoi jo vetëm sundimin e saj, por edhe vendosi një bazament të fuqishëm të lidhshmërisë së kësaj popullsie, ose të një pjese të saj, me fatin e mëtejshëm të kësaj perandorie. Në gjysmën e dytë të shekullit

XIX ky dualizëm interesash do të kthehet në një konfrontim ndërmjet interesave kombëtare shqiptare dhe tendencave osmanizuese të aparatit shtetëror.

Në gjithë këtë degradim të raporteve sociale dhe politike që po zhvillohej brenda kësaj perandorie mesdhetare, një rol jo të vogël kishte pasur edhe bilanci tregtar negativ i perandorisë me vendet evropiane. Edhe pse deri në fillimin e shekullit XIX ajo më shumë eksportonte se sa importonte, revolucioni industrial, infrastruktura rrugore, rritja e konsumit, kishin sjellë edhe ndryshimin e kahes së kapitalit, i cili tani e tutje do të shkonte prej Lindjes drejt Perëndimit inovativ. Dhe, përfundimisht, nga gjysma e dytë e shekullit XIX, Perandoria Osmane u shndërrua nga eksportuese e prodhimeve artizanale në importuese të tyre. Kjo natyrisht solli falimentimin e shumë zejeve profitabile, duke e rënduar krizën financiare të saj, sepse filluan të importoheshin edhe të mira materiale të panjohura deri atëherë, si: kafja, sheqeri, prodhimet nga metali, si dhe tekstili perëndimor.[4] Rënia e ekonomisë do të jetë një nga shkaktarët kryesorë që do të sillnin edhe degradimin moral të zyrtarëve osmanë, për çka, fillimisht, masat popullore do të shpërthenin në kryengritje.

Rrjedhimisht, edhe pse lëvizjet kombëtare në Ballkan fillimisht kishin karakter social, siç ishte rasti edhe me kryengritjen e parë serbe, ato në vazhdim do të motivohen edhe nga urrejtja fetare, ngase myslimanët përfaqësonin jo vetëm pushtetin, por edhe popullsinë urbane, e cila ishte në gjendje shumë më të volitshme sociale. Kjo urrejtje e

[4] Kemal H. Karpat, The Transformation of the Ottoman State, 1789-1908, International Journal of Middle East Studies, Vol. 3, No. 3 (Jul., 1972), pp. 246, Cambridge University Press ,http:// www. jstor.org

fshatarëve serbë ndaj tregtarëve dhe pronarëve të pasur myslimanë u manifestua me plaçkitje dhe dhunë që mori ngjyrime sociale, fetare dhe, më në fund, edhe etnike. Shembull i tillë i urrejtjes qe edhe rasti i marrjes së qytetit të Valevos, i cili kishte 3000 shtëpi me myslimanë dhe 200 me të krishterë. Me atë rast kryengritësit serbë, shtëpive që nuk i dogjën, ua morën dyert e dritaret dhe çdo gjë të vlefshme që mund ta bartnin.[5] E gjithë kjo e konfirmon edhe njëherë fillimin e fundit të një fuqie, dikur "globale", por që tash kishte nisur të shkonte drejt rënies së saj përfundimtare. Prandaj të gjitha përpjekjet për ta reformuar këtë konglomerat etnish, religjionesh e gjuhësh nga lart, do të dështojnë ngase ato qenë veprime të vonuara dhe, në përgjithësi, këto kërkesa të reja për ndryshime, në të vërtetë, nuk hasën në një popullsi të përgatitur për to, si në fushën arsimore, ashtu edhe në atë shpirtërore. Rrjedhimisht, duke qenë shtete kombëtare me një zhvillim dinamik në të gjitha fushat e veprimtarisë njerëzore, shtetet e krishtera protestante u bënë shembuj që do të ndiqen edhe nga popujt e tjerë të krishterë që jetonin në Perandorinë Osmane. Fillimisht, pra ishte elementi social dhe ai ekonomik që nxitën shkëndijën e parë të pakënaqësisë, për të marrë pastaj edhe ngjyrime fetare, që në fund do të rezultonte me një lëvizje shumë më të gjerë, me lëvizjen kombëtare.

S'do mend, lëvizjet e tilla anti-osmane përkraheshin nga vendet evropiane, e sidomos nga Rusia cariste, e cila, duke e konsideruar veten si mbrojtëse të krishterimit ortodoks, do të inkurajonte dhe do të mbronte çdo lëvizje të bashkëbesimtarëve të saj kudo në këtë perandori. Modifikimin

[5] Djordje Stefanovic, Seeing the Albanians through Serbian Eyes: The Inventors of the Tradition of Intolerance and Their Critics, 1804-1939, European History Quarterly 2005 (35: 465)

final dhe orientimin drejt aspiratave kombëtare të këtyre lëvizjeve e dhanë shoqëritë e ndryshme misionare, qoftë nëpërmjet përkthimit dhe shpërndarjes së librave fetarë në gjuhët e folura popullore, qoftë nëpërmjet predikimeve në këto gjuhë, duke kultivuar në këtë mënyrë ndjenjën e tyre të fjetur kombëtare. Është i mirënjohur fakti se ekonomia dhe kultura shkojnë dora-dorës. Britania e Madhe, e cila, sidomos pas marrëveshjes tregtare me Perandorinë Osmane të vitit 1838, bëri që kjo e fundit, deri në vitin 1850, të jetë partneri i dytë ose i tretë tregtar i saj.[6] Edhe pse interesi parësor i këtij shteti ishte ekonomik, me kohë, domosdo, u bë edhe interes i saj politik. Rrjedhimisht, nuk kishte si të mos depërtonte edhe fryma e re filozofike, e cila edhe i kishte sjellë këto ndryshime.

Besimtarët myslimanë të Perandorisë Osmane, së paku deri në gjysmën e parë të shekullit XIX, nuk kishin qenë objekt i përpjekjeve konvertuese të shoqërive ungjillore. Ky qëndrim do të ndryshojë në mënyrë radikale pas luftës së Krimesë (1853-1856), kur u bë plotësisht e qartë mbështetja perëndimore për integritetin territorial të Perandorisë Osmane, që për pasojë pati edhe veprimtarinë më intensive dhe më këmbëngulëse misionare të shoqatave protestante. S'do mend, përkthimi i shkrimeve të shenjta edhe në gjuhën zyrtare osmane do të nxiste kureshtjen, në rend të parë, të elitës kulturore të saj. Nga të gjitha rrymat religjioze brenda islamit, bektashizmi, për shumëçka, ishte shumë i afërt me konceptin filozofik protestant. Pika e parë takuese ndërmjet tyre, padyshim, ishte qëndrimi i njëjtë që kishin ato ndaj raportit të njeriut me krijuesin, që për ndryshim nga dogmat e krishtera katolike-ortodokse, si edhe të islamit zyrtar, i

[6] Research Centre for Islamic History, Art and Culture, Historia e shtetit, shoqërisë dhe qytetërimit osman, Tiranë 2009, Vol.I, f. 601.

konsideronte të parëndësishme institucionet, ceremonitë dhe hierarkinë, qofshin ato religjioze apo shtetërore.

Dhe, padyshim, në rrethana aspak të volitshme për Perandorinë Osmane që mbretëronin gjatë gjithë shekullit XIX, për shqiptarët, përqafimi në masë i dogmës bektashiane ishte fatmirësi, gjë që u ndihmoi atyre për një pranim më të lehtë të vlerave të reja qytetëruese, të cilat aq vrullshëm po bëheshin domosdoshmëri për t’u shndërruar në komb të përparuar, gjithmonë sipas shembullit evropian. Në të kundërtën shqiptarët do të mund të mbeteshin prapa, në mëshirën e fatit dhe të armiqve. Gjendjen e tyre të mjeruar e përshkruajnë edhe misionarët protestantë, të cilët e theksonin shkallën e lartë të prapambeturisë në të gjitha fushat e jetës, duke e akuzuar Perandorinë Osmane, e cila nuk kishte bërë asgjë për ringjalljen e tyre morale dhe shpirtërore.[7] Është plotësisht e saktë se “Porta e Lartë” kishte bërë disa përpjekje për reforma, por ato, edhe pse të qëlluara dhe të dobishme në planin afatgjatë, kishin pak gjasa për t’u jetësuar, ngase ata që do t’i zbatonin këto reforma, në të vërtetë, nuk ishin mishëruar me vlerat e reja qytetëruese. Pra, mungonin edhe baza shpirtërore edhe sistemi adekuat arsimor, hapa këta elementarë që, padyshim, do të shpinin drejt krijimit të një brezi të ri, të mishëruar me idealet e reja, që koha po i imponbackonte. Në këtë mjedis të prapambetur dhe të zhytur në padituri, paragjykime dhe varfëri, me plot hapësirë për të ushqyer fanatizmin fetar, vetëm sekti bektashian mishërohej me idealet e Rilindjes Kombëtare Shqiptare. Prandaj, jo rastësisht, nga misionarët e Shoqërisë Biblike, ata do të cilësoheshin si protestantët e botës myslimane.

[7] Annual report of the British Foreign Bible Society, London 1867, f.163.

Gjysma e dytë e shekullit XIX përfundimisht do ta mishëronte bektashizmin me Lëvizjen Kombëtare Shqiptare, kulmi i së cilës padyshim ishte organizimi i Lidhjes Shqiptare të Prizrenit, pjesëmarrës më aktivë të së cilës ishin besimtarët bektashianë. Një nga shumë dëshmitë që ofrojnë burimet arkivore osmane, është edhe raporti të cilin Dervish Pasha, nga Selaniku, ia dërgon Portës së Lartë. Ai e informon qeverinë mbi lidhjet e Abdyl Frashërit me baballarët bektashianë, e sidomos me Baba Hysenin e teqesë bektashiane të Krujës.[8] Se sa pak i kishte kuptuar elita sunduese osmane vlerat e reja që koha po i impononte, siç ishin: barazia, liria dhe forcimi i identitetit kombëtar, tregon edhe udhëzimi i kryeministrisë qendrore dhënë emisarëve të saj për luftimin e ideve autonomiste ndër shqiptarët. Në këtë letër sqaruese theksohej se po të fitonte autonominë Shqipëria, ajo do të binte nën ndikimin e shteteve fqinje, si: Austria, Italia, Greqia ose Serbia dhe se, me kohë, kjo popullsi do të humbte besimin mysliman.[9] Pra, siç shihet nga ky dokument, elita politike dhe fetare osmane ishte, në rend të parë, e interesuar të ruante integritetin shtetëror, duke shfrytëzuar, ose më mirë të themi, duke manipuluar me unitetin religjioz, që në fund të fundit ishte jo vetëm kundër kërkesave të kohës, por në planin afatgjatë edhe kundër interesave të vetë Perandorisë Osmane, ngase, po të decentralizohej kjo perandori sipas principit etnik, duke u formuar me kohë Shqipëria, Maqedonia dhe ndonjë njësi tjetër administrativo-politike, me siguri se do t'u ndërpritej rruga si kërkesave territoriale të shteteve ballkanike, ashtu edhe presioneve të fuqive të mëdha, të cilat duke u thirrur në këto vlera nuk pushonin

[8] Iljaz Rexha, Lidhja e Prizrenit në dokumentet Osmane, Prishtinë 1978, f. 113.

[9] Po aty, f. 110.

së ndërhyri në punët e brendshme të saj. Sikur të ndodhte ai decentralizim, ndoshta, as që do të kishte shpërthyer Lufta Ballkanike e vitit 1912.

Fatkeqësisht, Porta e Lartë nuk u tregua largpamëse dhe shqiptarëve ,në ato kushte aspak të volitshme, u mbetej të mbështeteshin në forcat e veta dhe në përkrahjen pothuaj të plotë të sektit bektashian dhe të Lëvizjes Ungjillore Britanike e Amerikane. Pas dështimit të Lidhjes Kombëtare të Prizrenit, për patriotët shqiptarë u bë e qartë se lufta për ekzistencën e kombit duhej të bëhej në fushën e kulturës, më saktësisht në popullarizimin e shkrimit kombëtar me shkronja latine, si dhe në organizimin e arsimit në gjuhën shqipe, si hap i parë, elementar, që do të pengonte tendencat shkombëtarizuese greke, serbe, bullgare dhe osmane. Në këtë fushë, Shoqëria Biblike Britanike dhe bektashizmi, me përkthimet e tyre fetare dhe me përqafimin e ideve progresiste, ndihmuan shumë Lëvizjen Kombëtare Shqiptare.

# KREU I

# FILLET E PRANISË SË BEKTASHIZMIT DHE TË LËVIZJES UNGJILLORE NË VISET SHQIPTARE

## 1.1. Rrethanat ekonomiko-shoqërore në viset shqiptare në fillim të shekullit XIX

Me Paqen e Karllovcit të vitit 1699 dhe, veçanërisht, me Traktatin e Kyçyk Kainarxhisë, më 1774, përfundoi epoka e ekspansionit territorial të Perandorisë Osmane. Nisi kështu një periudhë e re e ndërhyrjes së vendeve evropiane, Austrisë dhe Rusisë veçanërisht, ndërhyrje kjo që do të ndikojë në fatin e mëtejshëm ekzistencial të kësaj perandorie.[10] Kjo epokë historike, e cila shënoi fundin e luftërave pushtuese, identifikoi në thelb edhe fillimin e shthurjes së sistemit feudalo-ushtarak të Perandorisë Osmane. Arsyeja e kësaj shthurjeje qëndronte në faktin se burimet financiare, që kishin si burim plaçkitjet, mbaruan. Po ashtu, edhe interesimi i spahinjve për t'iu përgjigjur thirrjes së Sulltanit u tret.

[10] Historia e popullit shqiptar I, Prishtinë 1979, f. 362.

Në të njëjtën kohë filloi edhe shndërrimi i timareve në prona feudale, gjë që ndikoi në dobësimin edhe më të madh, si të bazës ushtarake të Perandorisë, po ashtu, edhe të bazës financiare e saj. Në këtë rënie të madhe ndikoi shumë reduktimi i të ardhurat perandorake nga taksat e mallrave të Lindjes, të cilat shkonin drejt Evropës Perëndimore, si pasojë e zhvendosjes së rrugëve detare nga Mesdheu në Oqeanin Atlantik. Tani, udhëtimet detare jo vetëm që nuk ishin të sigurta, por ato edhe zgjasnin shumë. Kështu në një raport të Shoqërisë Biblike Britanike, të bërë nga ishulli i Maltës, flitej për udhëtime që mund të zgjasnin edhe deri në 69 ditë vetëm për të arritur në Stamboll.[11] Pra, në shekullin XVIII kishte përfunduar periudha e artë e shekujve XV-XVII e Perandorisë Osmane, periudhë në të cilën kishte mbretëruar një qetësi relative e brendshme, e cila kishte mundësuar një rritje të mirëqenies ekonomike dhe rrjedhimisht edhe një shtim të popullsisë, [12]por njëkohësisht edhe një proces më intensiv të konvertimit të popullsive të krishtera ballkanike në islam. Nga kjo kohë do të fillonte epoka e shthurjes dhe e rënies së kësaj “Superfuqie mesjetare”.

Në analizën e rrethanave sociale dhe ekonomike në Perandorinë Osmane, e sidomos në viset shqiptare, duhet pasur parasysh edhe faktorin gjeografik dhe kushtet e vështira sanitare që mbretëronin në atë kohë. Kështu, 3/4 e territorit të sotëm të Shqipërisë ishin pyje, kurse pjesa e tjetër moçale. Në hapësirat e tjera shqiptare, si në Kosovë, në Maqedoninë Perëndimore dhe në Greqinë Veriore, kishte një zhvillim të bujqësisë intensive dhe ekstensive, e cila

---

[11] William Canton, A History of the British and Foreign Bible Society, Volum II, London 1904, f. 2.

[12] Gazmend Rizaj, Shqipëria e Sipërme 1800-1913, Prishtinë 2011, f. 28.

reflektonte gjithnjë në kërkesa për toka të reja bujqësore. Po ashtu, sëmundjet e ndryshme nxitën popullatën e këtyre vendeve të marrin rrugën e shpërnguljes.

Është e njohur në këtë kontekst historia e hidhur e rripit fushor ndërmjet Durrësit dhe Vlorës, gjatë shekullit XVIII-XIX, si qendër e malaries. Në anën tjetër, murtaja, gjatë shekullit XVIII, sundonte në viset ndërmjet Janinës, Shkodrës dhe Prizrenit, po aq sa në viset malore, ku banorët e tyre vuanin edhe nga sëmundjet që barteshin nga kafshët dhe nga ushqimet që prodhoheshin prej qumështit. Gjithashtu, një faktor shtesë në përkeqësimin e gjendjes ekonomike të fshatarit, ishte edhe procesi i përhapjes së pronës private - çifligut, duke shtuar kështu në kurriz të tij edhe taksat e jashtëligjshme.[13]. ”Vdekja e zezë”, siç quhej ndryshe murtaja, pati goditur Ballkanin edhe në vitet 1828-9 dhe, më vonë, edhe më 1841, duke ndikuar në këtë mënyrë në rënien numerike të popullsisë, përderisa, në këtë kohë, tek pjesa tjetër e Evropës, falë përmirësimit të kushteve të banimit dhe të higjienës, kjo sëmundje ishte eliminuar.[14] Kështu, gjatë tërë kohës së sundimit osman, duke pasur parasysh vend-ndodhjen e tyre në anët malore, pastaj të pranisë së sëmundjeve dhe arbitraritetit të sunduesve qeveritarë, si dhe shtresën e fuqishme lokale, shqiptarët u detyruan të migrojnë në kërkim të kushteve më të mira për jetë.

Gjatë gjithë shekullit XIX, një nga mundësitë e vogla të punësimit për këtë popullatë luftarake, ishte edhe vënia e obligimit të shërbimit ushtarak, qoftë i imponuar nga shteti ose edhe nga feudalët e fuqishëm lokalë. Malësorët shqip-

[13] Frederic F.Anscombe, The Ottoman Balkans, 1750-1830, Princeton University 2006, f. 93-94-95.

[14] Fernand Braduel, The Structures of Everyday Life, Volume I, New York 1981, f. 84.

tarë, sikundër edhe ata zviceranë, irlandezë ose skotlandezë, një nga burimet për sigurimin e ekzistencës së familjeve të tyre patën mercenarizmin. Sipas dokumenteve osmane, shqiptarët edhe në fillim të shekullit XIX vazhdonin të ishin një burim i domosdoshëm njerëzor për makinerinë ushtarake të "Portës së Lartë ". Kështu, më 1800, Sulltani kërkonte nga Pashai i Izmirit 350 000 piastër të nevojshme për të paguar 3 500 malësorë shqiptarë si dhe 150 000 piastër të tjerë për pajisje ushtarake. Pashai i Izmirit pranoi të paguajë shumën e kërkuar për ushtarët shqiptarë, por jo edhe pjesën tjetër të parave për pajisjet ushtarake, duke dëshmuar kësisoj dobësinë e pushtetit qendror karshi elitave të fuqizuara krahinore.[15] Për më tepër këta malësorë që shquheshin për guximin e tyre, po të kishin një disiplinë dhe një strateg të aftë për t'i udhëhequr, ndoshta edhe do ta ndryshonin rrjedhën e historisë së Perandorisë Osmane. Kështu shkruanin e bënin me dije shumë udhëpërshkrues të huaj, ndër të cilët edhe konsulli francez në Janinë, Pukëvilli.[16]

Në kushtet e një shthurjeje të aparatit administrativo-ushtarak, pushtetin në Shqipëri e morën feudalët e mëdhenj shqiptarë. Në këtë kohë fillon zhvendosja e spahinjve nga fshatrat në qytete, duke ndikuar kështu në forcimin e rolit politik të qyteteve,[17]që domosdo do të prodhojë anarkinë, e cila përkundër masave centraliste, do të vazhdojë të jetë e pranishme edhe gjatë gjithë shekullit XIX. Konvertimi në masë në fenë myslimane, shqiptarët i bëri bashkësundimtarë të Perandorisë Osmane. Për pasojë, përbrenda hapësirave

[15] Fatma Müge Göçek, Rise of the Bourgeoisie, Demise of Empire, New York - Oxford 1996, f. 64.

[16] Pukëvilli, Në Oborrin e Vezirit të Janinës, Tiranë 1999, f. 16.

[17] Zija Shkodra, Qyteti Shqiptar gjatë Rilindjes Kombëtare, Tiranë 1984, f. 51.

shqiptare, shfaqet fenomeni i dypushtetit. Në njërën anë ishin administratorët e vendosur nga ana e Portës, ndërsa në anën tjetër qëndronte pushteti i vërtetë i familjeve të mëdha feudale shqiptare, oxhaqeve.

Kështu, në fund të shekullit XVIII dhe në fillim të shekullit XIX, u krijuan pashallëqe autonome, me bazë vendore të administrimit, që vetëm formalisht i nënshtrohej sulltanit. Në hapësirat etnike shqiptare fuqizohen dy pashallëqe: Pashallëku i Bushatlinjve në Veri, me qendër Shkodrën dhe Pashallëku i Ali Pashë Tepelenës, me qendër Janinën. Është koha kur  në kushte të një qetësie dhe rregulli të brendshëm të trojeve shqiptare, vihet re edhe një lulëzim i qyteteve, që ishte rezultat i zhvillimit të zejtarisë dhe i tregtisë në to.

Kjo hapje tregtare ndaj vendeve evropiane fillon pas vitit 1699, fillimisht me hapjen e porteve detare të Durrësit, Ulqinit, Vlorës dhe Artës. Rrjedhimisht, dy qendrat kryesore tregtare u bënë Shkodra dhe Voskopoja. Nga viset shqiptare nisën të eksportoheshin leshi, duhani, orizi, vaji i ullirit, kripa, pambuku, mëndafshi, kafshët dhe armët,[18] ndërsa, në pjesën jugore të vendit kultivoheshin portokalli, limoni, shega, fiku dhe rrushi i cilësisë shumë të lartë.[19] Kështu, oficeri francez, Ibrahim Manzur Efendiu,[20] i cili ishte në

[18] Frederic F.Anscombe, The Ottoman Balkans, 1750-1830, Princeton University 2006, f. 99.

[19] Ibrahim Manzur Efendiu, Kujtime për Ali Pashën, Tiranë 2003, f. 50.

[20] Ibrahim Manzur Efendi ,ishte një ushtarak francez nga qyteti i Strasburgut i cili në vitin 1799 do të ngarkohej nga Ministri i punëve të jashtme, Tailerand-Perigord, për t'i dërguar shefit të shtabit të përgjithshëm të ushtrisë franceze në Egjipt, Napoleon Bonapartës, disa letra të rëndësishme. Mirëpo nisja e tij nga porti i Gjenovës përfundoi me burgosjen e ekuipazhit francez nga ana e

shërbim të Ali Pashë Janinës, kishte sjellë nga Korfuzi pataten, ushqim ky që u bë simbol pune agrare i fshatarit evropian, me shpresën më të mirë se edhe te shqiptarët kjo kulturë bujqësore do të bëhej ushqim i përditshëm. Mjerisht, vijon kujtimet e tija Ibrahim Manzur, shqiptarët nuk e përvetësuan këtë prodhim të vlefshëm, ngase, përveç tjerash, patatja rritej brenda në tokë.[21]Sidoqoftë, kjo periudhë historike ishte padyshim edhe fundi i një epoke të artë të mirëqenies ekonomike dhe financiare të një perandorie të fuqishme, çfarë qe Perandoria Osmane. Dëshmi të një përfundimi të tillë janë edhe pohimet e Tavernier-it, sipas të

---

flotës britanike. Këta robër lufte pastaj u dërguan në Palermo, ku ishte tërhequr mbreti i Napolit, pas pushtimit francez. Nga ky qytet, Ibrahim Manzur u kthye në Francë, mu në kohën kur pushtetin e mori N.Bonaparta, çka vetëm shtoi hidhërimin e këtij francezi dhe i forcoi bindjet e tij monarkiste. Bile ai i shkroi edhe një letër N. Bonapartës ku shprehte mospajtimin e tij me uzurpimin e pushtetit, për çka edhe burgoset. Në kushte të tilla Ibrahim Manzurit nuk i mbetej asgjë tjetër pos të gjente mënyra për t'u larguar nga Franca. Prandaj, më 1803 shkon në Stamboll ku inkuadrohet në ushtrinë e re osmane, Nizami-Xhedid, me gradën kolonel. Natyrisht ai e kishte ndërruar fenë duke u konvertuar në mysliman dhe ishte martuar me bijën e ambasadorit osman në Vjenë. Më 1809 braktisi ushtrinë e re osmane, për t'u kthyer në Francë. Në këto kushte përsëri u detyrua të largohet, duke kërkuar angazhime në ushtritë e tjera Evropiane. Fati e kishte sjellë përsëri në Perandorinë Osmane, më saktësisht në Ballkan, ku ai do të vendosej në qytetin e Shkupit në familjen e Sulejman Pashës, duke lidhur një miqësi të fortë me tre djemtë e tij, të gjithë sundimtarë të krahinave të ndryshme. Bile Sylejman pasha i ndërroi emrin nga Ismail në Ibrahim Manzur (fjalë arabe-fitimtar) dhe e mori me vete në fushatën kundër kryengritësve serbë të viteve 1812-1815. Pas një shërbimi të shkurtër në Kretë ai vihet në shërbim të Ali Pashë Janinës, si shef i xhenios, pozitë në të cilën qëndroi deri në rënien e Pashallëkut të Janinës, më 1822. Shih: Ibrahim Manzur Efendiu, Kujtime për Ali Pashën, Tiranë 2003, f. 5, 6, 7, 10, 22, 23, 45, 46.

[21] Ibrahim Manzur Efendiu, vep.e cit.,f. 63.

cilit, në shekullin XVII, në tregun e Beogradit, kishte me bollëk dhe me çmime të lira grurë, verë, mish dhe produkte të tjera bujqësore e blegtorale, më shumë se sa në tregjet e njëjta të Berlinit, të Vjenës dhe të Parisit.[22]

Dokumentacioni i mjaftueshëm arkivor jep prova të shumta që vërtetojnë se në viset e okupuara shqiptare nga Perandoria Osmane, gjatë shekullit XVIII dhe gjysmës së parë të shekullit XIX ekzistonte një bilanc pozitiv ekonomik në tregtinë me botën e jashtme. Kështu, qarkullimi tregtar i zhvilluar në portet detare shqiptare për vitet 1770-1790, arrinte vlerën vjetore prej 1 600 000 groshë eksporti dhe rreth 500 000 groshë importi. Në vitin 1812 nga viset jugore shqiptare eksportoheshin mallra me vlerë rreth 2 milion groshë, ndërkohë që importi nuk i kalonte vlerën e 1 milion e 200 mijë groshë. Bilanc pozitiv tregtar në këtë kohë viset shqiptare kishin edhe me Maltën, ndërsa raporti komercial me Venedikun më së mirë ilustrohet me të dhënën se për çdo vjet me këtë vend kishte ardhje vajtje të rreth 160 anijeve me mallra.[23]

Në vendbanimet e populluara me shqiptarë, si në fshatrat e Shkodrës, Pejës, Elbasanit dhe të Çamërisë kultivohej edhe krimbi i mëndafshit, veprimtari kjo nga e cila ata siguronin të ardhura të mira. Ndërsa, gjatë sundimit të Mehmet Pashë Bushatit (Plakut), filloi kultivimi i pambukut, kulturë industriale kjo shumë e përhapur në viset veriore dhe të mesme të vendbanimeve shqiptare.[24]

---

[22] Fernand Braduel, The Structures of Everyday Life, Volume I, New York 1981, f. 199.

[23] Ligor Mile, Zejtaria fshatare shqiptare gjatë Rilindjes Kombëtare, Tiranë 2001, f. 149.

[24] Po aty, f. 66.

Një kulturë tjetër bujqësore e ardhur nga Lindja e largët dhe pjesë e pandashme e ushqimit të përditshëm ishte edhe orizi. Kjo kulturë bujqësore, madje, kultivohej edhe në krahinën e Korçës, të paktën në fillim të shekullit të XIX.[25] Mirëpo, zhvillimi i hovshëm ekonomik në viset shqiptare të Perandorisë Osmane, gjatë shekullit XVIII dhe gjysmës së parë të shekullit XIX, mjerisht, përveç që ishte i vonuar, ai po ndodhte në kohën kur në Evropën Perëndimore revolucioni industrial, në shumë degë të prodhimtarisë, kishte futur në përdorim teknologji të reja, duke ndikuar kështu në uljen e çmimit të mallrave, ulje kjo që do të shkaktonte bankrotimin e prodhimtarisë zejtare. Dhe, pikërisht kjo i dha një goditje të rëndë strukturës ekonomike dhe sociale të "Portës së Lartë" si tërësi e, në veçanti, bazës ekonomike të vilajeteve shqiptare.

Zona e parë e goditur ekonomikisht ishte pikërisht pjesa më e zhvilluar e vendbanimeve shqiptare, pjesa jugore. Megjithatë, sipas burimeve arkivale, në Pashallëkun e Janinës, pambuku anglez kishte filluar të importohej që në fillim të shekullit XIX. Pra, industria e tekstilit anglez, austriak dhe italian, me çmimet e tyre të lira, e kishin pushtuan tërësisht tregun e këtyre viseve, duke shkatërruar plotësisht prodhimtarinë zejtare vendore.[26]

Një tjetër degë zejtare e zhvilluar ndër shqiptarë, padyshim ishte edhe zeja e armëtarisë, për ushtrimin e së cilës ishin të njohur sidomos qyteti i Prizrenit dhe ai i Tetovës. Pushka artizanale shqiptare ishte shumë e përhapur në vitet 20 e 30 të shekullit XIX. Kjo pushkë më së miri njihej me emrin karabina "kajrafile". Me këtë lloj arme, fillimisht

[25] Pukëvilli, Në Oborrin e Vezirit të Janinës, Tiranë 1999, f. 188.
[26] Po aty, f. 69.

ishin pajisur jo vetëm ushtritë e Pashallëkut të Shkodrës dhe të Janinës, por edhe ato të Serbisë dhe të Greqisë.[27] Mirëpo, pasi që Perandoria Osmane nuk ishte në hap me ndryshimet e reja teknologjike edhe në prodhimin e armëve, zeja e armëtarisë, nga gjysma e dytë e shekullit XIX, filloi të venitet, për shkak të konkurrencës së dobët karshi armëve moderne evropiane. Pra, me kalimin e kohës mallrat e lira dhe cilësore të Kontinentit të Vjetër, po e shuanin njërin ndër sektorët e shumtë të ekonomisë, armëtarinë, prej të cilit popullsia shqiptare siguronte mirëqenien materiale, ndërsa vetë Perandorisë Osmane, një burim shtesë të të ardhurave.

Sipas burimeve ruse, Prizreni, më 1864, eksportonte mallra bujqësore dhe zejtare me vlerë rreth 1 milion rubla të argjendta, kurse importonte mallra me vlerë rreth 500 mijë rubla. Ndërsa, porti detar i Vlorës shënonte një bilanc negativ tregtar, që përfshinte vlerë të importuar mallrash prej 1 800 000 rublash dhe mallra të eksportuara në vlerë prej 480 000 rublash. Po në të njëjtin vit Durrësi kishte një hyrje dalje të 1 178 anijeve me një peshë prej 89 966 tonësh, që shkarkonin mallra me vlerë prej 1 milion e 300 mijë rublash dhe eksport mallrash prej 1 milion e 500 mijë rublash.[28]

Nga këto të dhëna komerciale rrjedhin dy përfundime kontradiktore: 1) Pothuajse të gjitha qytetet tregtare shqiptare, deri në gjysmën e parë të shekullit XIX, kishin bilanc pozitiv tregtar dhe 2) Prizreni, edhe në fillim të viteve të shtatëdhjeta të shekullit XIX, pjesërisht vazhdonte të kishte bilanc pozitivë tregtar. Këto zhvillime befasuese ekonomike shpjegohen me mungesën e zhvillimit të tregut të brendshëm, i cili ende nuk kishte kërkesa të rritura për prodhimet

[27] Po aty, f. 105-106.
[28] Po aty, f. 149.

industriale perëndimore, të cilat vazhdonin të ishin të shtrenjta për blerësin e zakonshëm, dhe si të tilla nuk e cenonin zejtarinë vendase shqiptare për të plotësuar nevojat e thjeshta ekonomike. Faktor plotësues që frenonte tregtinë ishte edhe mungesa e infrastrukturës rrugore, e sidomos mungesa e plotë e vijave hekurudhore. Pra, në fillim të viteve 60 të shekullit XIX nuk ekzistonte asnjë lidhje hekurudhore, që padyshim do të nxiste, si vëllimin tregtar, ashtu edhe lëvizjen e lirë dhe të risive teknike, shumë të nevojshme për t'u zbatuar në prodhim, që do të ndikonin në rritjen dhe njëkohësisht në uljen e çmimeve të artikujve të konsumit të përgjithshëm.

Këto të dhëna tregtare tregojnë se, së paku, bujqësia dhe blegtoria evropiane ende nuk ishin industrializuar; ato qëndronin në nivel të njëjtë zhvillimi ekonomik me bujqësinë dhe blegtorinë në Perandorinë Osmane. Ç'është e drejta, në kushtet e një prapambeturie të dyanshme në fushën e bujqësisë, prodhimet bujqësore të Perandorisë Osmane ishin më konkurrente se sa prodhimet e njëjta të vendeve evropiane. Për pasojë kjo gjendje do të ndryshojë shumë shpejt, përgjithësisht në dëm të Perandorisë Osmane, e në veçanti të Ballkanit.

Sidoqoftë, i gjithë ky bilanc pozitiv tregtar, në gjysmën e parë të shekullit XIX, padyshim rilindi jetën kulturore, duke sjellë në skenë një brez të ri intelektualësh shqiptarë, të edukuar dhe të arsimuar në institucionet më prestigjioze të Perandorisë Osmane. Ata shkruajnë poezi në gjuhën shqipe, por në mungesë të alfabetit kombëtar, përdorin shkronjat arabe.[29] Pra, mungesa e shkronjave shqipe

[29] Në shekullin e XVII dhe XVIII në viset e banuara me shqiptarë dhe boshnjakë lulëzojnë institucionet kulturore islame si mejtepet dhe medreset, në të cilat arsimoheshin banorët lokalë të islamizuar. Në

ishte komponentë që pengonte ringjalljen shpirtërore dhe kombëtare. Megjithatë, bejtexhinjtë shqiptarë me qendër kulturore në Berat, bëjnë hapat e parë drejt një rruge të gjatë të rizgjimit kombëtar shqiptar.[30]

Paraprakisht lypset vënë në pah se, deri kah fundi i shekullit XVIII, gjuha shqipe ishte e shkruar me shkronja latine nga autorë të veriut, si Pjetër Budi, Gjon Nikollë Kazazi e të tjerë, ndërsa nga shekulli XIX, zunë fill edhe shkrimet e shqipes me alfabetin grek.[31]Qendër tjetër kulturore me

këto qendra arsimore studiohej K'urani dhe krijimtaria orientale, ndërkaq si gjuhë e edukimit shërbente gjuha arabe, persiane dhe osmane. Si rezultat i këtyre institucioneve arsimore, edhe në këtë pjesë të Perandorisë Osmane, dukshëm ishte rritur numri i personave të arsimuar, çka mundësoi lulëzimin e letërsisë orientale dhe të letërsive në gjuhët lokale, shqipe dhe boshnjake, por me alfabet arab.Në historinë e kulturës shqiptare këta shkrimtarë janë të njohur si bejtexhinj, fjalë kjo që buron nga gjuha arabe me domethënie-poezi, këngë. Stili i tyre letrar natyrisht se ishte oriental, siç ishte Divani që kishte domethënien e librit ku janë përmbledhur të gjitha poezitë e një poeti sipas radhitjes alfabetike apo kronologjike, gazele (fjalë arabe-poezi lirike apo erotike), ilahi (fjalë arabe-këngë fetare). Ndikimi i këtyre autorëve kishte karakter lokal, përpos tjerash, edhe për arsye se këto krijime ishin jo të shtypura, por dorëshkrime, që nuk i dedikoheshin një grupi të madh lexuesish. Po kështu ishte edhe me krijimtarinë myslimane boshnjake,e cila ishte e lidhur vetëm me mjedisin lokal dhe nuk kishte pika takimi me krijimtarinë letrare të popujve përreth. Shih: Nusret Omerika, Mostarsko alhamija do pjesništvo,Časopis za obrazovanje, nauku i kulturu "Most", broj 112-113; Sabri Hamiti, Historia e letërsisë shqiptare, Prishtinë 1989, f. 61-62-63; Tahir N. Dizdari, Fjalor i orientalizmave në gjuhën shqipe, Tiranë 2004, f. 218, 293, 413.

[30] Historia e popullit shqiptar I, f. 385.

[31] Shaban Demiraj, Kristaq Prifti, Kongresi i Manastirit, Tiranë, 2004, f. 13.

rëndësi brenda Perandorisë Osmane ishte edhe Voskopoja.[32]

[32] Voskopoja si qytet, sipas studiuesit G. Hahn, ishte themeluar në vitin 1338 nga familja Muzaka. Këtë të dhënë ai e kishte lexuar në një kodik të Voskopojës. Ndërsa sipas Kodikut të manastirit të Shën Prodromit, Voskopoja si qytet kishte lidhje të ngushta me fshatrat shqiptare të zonës së Oparit, të njohura sidomos në artin e ndërtimtarisë. Shumë banorë të Voskopojës kishin prona dhe vreshta në këto fshatra. Kjo dëshmon se shumë banorë të saj kishin ardhur nga fshatrat përreth. Po kështu, në zonat përreth Voskopojës kishte edhe fshatra të banuara me vllahë, të cilët gjithashtu kishin lidhje ekonomike dhe familjare me këtë qytet. Ndërsa, studiuesi Shkelzen Raça, po ashtu, thekson se në Voskopojë kishte banorë vllahë të ardhur edhe nga zonat e Beratit. Marrë në përgjithësi, rrethina e qytetit të Voskopojës ishte e banuar me shumicë të popullsisë ortodokse, të cilët, si dikur, ashtu edhe sot, janë shqiptarë dhe pjesërisht vllahë. Të gjitha këto dëshmi mjaftojnë për të ardhur deri te përfundimi se popullsia e qytetit të Voskopojës për nga përkatësia etnike ishte një qendër urbane shqiptaro-vllahe, ndërsa përdorimi i gjuhës greke në shkolla e kisha, më shumë ishte produkt i traditës, sipas së cilës gjuha greke ishte jo vetëm gjuhë e përdorimit kishtar por edhe gjuhë e kulturës. Njëkohësisht në shekullin XVIII kishin filluar të viheshin edhe themelet e idesë së panhelenizmit, sipas të cilit të gjithë ortodoksët e Ballkanit duhet të konsiderohen helenë. Në këtë frymë kanë vepruar edhe shumë autorë voskopojarë, të cilët botimin e fjalorëve shumëgjuhësorë e konsideronin të domosdoshëm për të mësuar gjuhën greke si mënyra më e mirë për të përvetësuar frymën dhe kulturën helene. Ndërsa ekzistimi i shtypshkronjës në Voskopojë, që nga viti 1720, në kohën kur në gjithë Perandorinë Osmane fare nuk kishte shtypshkronjë, dëshmon për një nxitje të zgjimit kulturor dhe shpirtëror të popullsisë ortodokse shqiptare, vllahe, sllave (bullgare) dhe greke. Ndërkohë që këto vise ishin nën juridiksionin kishtar të Patrikanës së Ohrit, Voskopoja me shtypshkronjën e saj kishte kontribuar shumë në forcimin e ndjenjës fetare ortodokse të banorëve nën juridiksionin e Patrikanës së Ohrit. Gjatë periudhës kohore 1731-1745, kjo shtypshkronjë do të botonte 22 libra të karakterit religjioz dhe disa fjalorë, me një qëllimi të vetëm: luftimin e propagandës së Kishës Katolike, e cila kishte depërtuar në disa zona të banuara me shqiptarë, duke synuar ndikim të njejtë edhe në

Aty ishte themeluar “Akademia e Re”, ku ligjëronin intelektualë të shkolluar në universitetet evropiane. Natyrisht, edukimi dhe arsimimi i brezave të rinj bëhej në gjuhën greke, por nuk munguan edhe përpjekjet për shkrime në gjuhën shqipe. Kështu, Theodor Kavalioti, rektori i “Akademisë së Re”, mes tjerash botoi një fjalor greqisht-vllahisht-shqip si dhe përktheu “Dhiatën e re“ dhe “Dhiatën e vjetër” në gjuhën shqipe.[33]

---

zonat e Maqedonisë dhe të Epirit. Pas vitit 1745 shtypshkronja bëhet pronë e manastirit të Shën Naumit, sepse vetëm një vit më vonë në një libër të botuar do të shkruante ”në shtypshkronjën e të shenjtit dhe të mrekullueshmit, zotit të babit tonë, Shën Naumit”. Për më tepër që të dyja këto qendra kulturore dhe shpirtërore e patën përfundimin e hidhur. Në të vërtetë, Patrikana e Ohrit u suprimua më 1767, ndërkaq qyteti i Voskopojës u shkatërrua më 1769. Pikë kthese në historinë e Voskopojës, pa asnjë dyshim, ishte themelimi i “Akademisë së Re”, meritë kjo e Krypeshkopit të Kryepeshkopatës së Ohrit, voskopojarit Joasaf, si dhe e Entelektualit Theodor Kavaliotit. Ndërtimi i godinës së Akademisë filloi më 1741, kurse përfundoi më 1750. Ajo kishte 40 dhoma mësimi dhe një bibliotekë të pasur. Mirëpo Voskopoja, sidomos për shqiptarët, nuk ka se si të mos lidhet me përpjekjet e më vonshme të shqiptarëve të besimit ortodoks, të cilët duke marrë si shembull edhe fjalorët shumëgjuhësh të botuar nga Th.Kavaljoti, Dh. Haxhiu, por edhe nga botimi i Dhiatës së re dhe të vjetër nga Grigori i Durrësit (mësues dhe klerik ortodoks në Voskopojë), e sidomos nga përpjekja e Th. Haxhifilipit (nxënës i Akademisë së Re në Voskopojë) për të krijuar një alfabet unik shqiptar, dëshmojnë për ndikimin pozitiv të qytetit të Voskopojës në rilindjen kulturore dhe shpirtërore të shqiptarëve. Shih: Robert Elsie, Histori e Letërsisë Shqiptare, Tiranë 1997, f. 51; Pëllumb Xhufi, Shekulli i Voskopojës (1669-1769), Tiranë 2010, f. 59, 61, 63, 65, 67, 68, 69, 285; Shkelzen Raça, Gjurmime në historinë shqiptare, Prishtinë 2009, f. 183, 184, 185.

[33] Theodor Kavaljoti lindi në Voskopojë më 1718. Në vendlindje kreu shkollën fillore, ndërsa shkollën e mesme e përfundoi në Janinë mes viteve 1732-34. Më 1746 u bë drejtor i shkollës në Voskopojë,

Dhanill Haxhiu-Voskopojari[34], po ashtu kishte përgatitur një fjalor shqip, që do të shfrytëzohej nga nxënësit e tij në shkollën e Voskopojës, shkollë të cilën e drejtoi nga viti 1793-1802. Në fund të fjalorit shkruante edhe për qëllimin editorial të tij, si: “O të bekuar mësimdashës fëmijë të të Krështerëvet....Që t’e lehtësonj pra o të dashur çuna të mij mënyrën që të mbrothësoni në mësimet e dobishme, e donte puna që të shtonj ndë krye, ndë këtë pedagogjinë t’eme, këtë fjalorin më të thjeshtë katërgjuhësh dhe i përshtaturë me gjukimet t’uaj që, me të përdorurit e gjuhëve t’uaja të zakonshme të mësoni gramë me lehtësi. Edhe të përparoni dalëngadalë edhe në gjuhenë romejishtë (greqisht) edhe zë besë se do-të kini dobi më të madhe, duke i kuptuar

e cila që më 1750 u riemërua si Akademia e Re. Pas djegies së Voskopojës, më 1769, shpërngulet në Venedik, ku më 1770 botoi veprën ”Protopiria”, libër ky që përmbante edhe një fjalor greqisht-arumanisht-shqip. Po ashtu, sipas studiuesit Hahn, ai kishte përkthyer edhe Dhiatën e re dhe të vjetër në gjuhën shqipe. Autorët grekë, Theodor Kavaljotin e konsiderojnë grek, ndërsa studiuesit shqiptarë, vllahë e rumunë e konsiderojnë me përkatësi vllahe ose të përzier shqiptaro-vllahe. Shih: Mahmud Hysa, Krestomaci e letërsisë së vjetër shqiptare, Prishtinë 1987, f. 204; Robert Elsie, Histori e Letërsisë Shqiptare, Tiranë 1997, f. 100; Pëllumb Xhufi, Shekulli i Voskopojës (1669-1769), Tiranë 2010, f. 137.

[34] Dhanil Adam Haxhiu u lind më 1754 në qytetin e Voskopojës. Në vendlindje kreu edhe Akademinë e famshme, ku për mësues pati Th. Kavaljotin. Në Voskopojë shërbeu si mësues fetar dhe si prift i ritit ortodoks. Më 1794, në Venedik botoi veprën ”Eisagogike Dhidhaskalia” (Mësimet fillestare), ku pos tjerash kishte edhe një fjalor: greqisht-arumunisht-bullgarisht-shqip. Dhanil Voskopojari ishte përkrahës i politikës së re pan-ortodokse dhe pan-heleniste, sipas së cilës të gjithë besimtarët ortodoksë të Ballkanit duhet të braktisnin gjuhët e tyre amtare për t’i zëvendësuar me gjuhën dhe kulturën greke. Shih: Mahmud Hysa, Krestomaci e Letërsisë së vjetër shqiptare, Prishtinë 1987, f. 206.

ato që këndoni...”.[35] Është shumë indikativ fakti se me rënien e Pashallëkut të Janinës më 1822, ndalohet edhe përdorimi i gjuhës shqipe në shkollat e krishtera. Për më shumë, deri në këtë kohë, Perandoria Osmane ia kishte lejuar popullsisë jomyslimane një autonomi të konsiderueshme brenda për brenda komuniteteve fetare, duke toleruar edhe përdorimin e gjuhëve lokale në ritualet fetare.

Gjatë gjysmë së parë të shekullit XIX, në përpjekje për të reformuar aparatin shtetëror, Stambolli zyrtar formalizoi këtë sistem ekzistues, duke vendosur sistemin e miletit. Fjala milet edhe pse ka kuptime të ndryshme, në rastin e këtij organizimi administrativ, kishte kuptimin e bashkësive fetare. Secilave nga bashkësitë e tilla u ishte siguruar një shkallë e autonomisë në sferën e jetës personale, si: me rastin e martesave, në raste të vdekjeve, në raste të konflikteve të brendshme fetare etj. Kështu, të gjithë besimtarët ortodoksë, qofshin ata grekë, shqiptarë apo arabë, i takonin miletit ortodoks, udhëheqës i të cilëve ishte Patriarku ortodoks i Stambollit.[36] Me depërtimin e ideve të reja qytetare dhe vlerave protestante, filloi të ringjallet nacionalizmi dhe urrejtja jo vetëm ndërmjet jomyslimanëve dhe myslimanëve, por edhe ndërmjet vetë bashkësive të njëjta fetare. Kështu, jo të gjithë besimtarët ortodoksë pajtoheshin me përpjekjet për shfrytëzimin e Patrikanës së Stambollit për qëllime të helenizimit të popullsive ortodokse të Ballkanit.

[35] Ilo Mitkë-Qafëzezi, Dhaskal Gjoka apo Shkolla Korçare e qemoçme, Korçë 1936, f. 89-90.

[36] Peter Carl Mentzel,Nationalism and the labor movement in the Ottoman Empire 1872-1914, (Ph.D.dissertation) University of Washington 1994, f. 23-24.

Por, përkatësia multikulturore e shqiptarëve në ato kushte ishte me pasoja të rënda. Pse mund të thuhet kështu? Sepse fundi i shekullit të XIX ishte kohë e luftërave ruso (ortodokse) – osmane (myslimane), prandaj edhe animet e popullit shqiptar ishin të ndara në vija të përkatësive fetare. Nuk duhet anashkaluar me këtë rast dhe nuk lë vend dyshimi për të vërtetën e fundit tragjike të Voskopojës, që s'do mend do të nxitej nga "Porta e Lartë" dhe se do të ekzekutohej nga dora e nënshtetasve myslimanë të Perandorisë Osmane. Ndërkaq, islami në anën tjetër, duke barazuar parimin religjioz me atë kombëtar, e bëri të pamundur zhvillimin e ndjenjave kombëtare tek besimtarët e saj. Në modalitetet e shumanshme të veprimit, islami binte në kundërshtim me vlerat e reja evropiane, të konceptuara mbi bazat e "Lirive Qytetare dhe të atyre Kombëtare", por njëkohësisht, edhe si religjion tregohej jo fleksibil dhe i paaftë të përshtatej me ndryshimet që jepte dinamika jetësore e Evropës. Shqiptarët, ndërkaq, duke u zhytur në botën e islamizimit dhe, rrjedhimisht me ndjenja kombëtare pak të theksuara, për dallim nga të tjerët, por edhe duke mos pasur afri etnike me asnjërën nga fuqitë e mëdha evropiane, gjatë tërë shekullit XIX, do të gjenden buzë greminës. Në hap me trendët e përparuar të kohës, para shqiptarëve u shfaq rreziku nga asimilimi dhe copëtimi, gjë që ndikoi në anën tjetër në vetëdijesimin e tyre kombëtar, duke i zgjuar kështu nga gjumi disa shekullor.

Të gjitha këto ngritje dhe rënie nga e kaluara apokaliptike e shqiptarëve, për fat të mirë nuk ishin pengesë në nismën e punës madhore të atdhetarëve si p, sh., të Grigor Durrsakut, përkthyesit në shqip të "Dhiatës së re"(1761) dhe pak më vonë, të Dhaskal Todhrit (Theodor Haxhi Filipi), i cili u përpoq të themelojë një shtypshkronjë në Elbasan për

botimin e veprave në gjuhën shqipe, por që mjerisht u vra pabesisht, më 1805.[37] Pra, fillimi i shekullit të XIX, në historinë e pararilindjes, është epokë e një lëvizjeje të fuqishme kulturo-fetare, njëkohësisht edhe e fuqizimit politik të elementit shqiptar në Perandorinë Osmane në një anë, dhe e ringritjes së ballkanasve të tjerë, për fat të keq me pasoja për hapësirën etnike shqiptare, në anën tjetër.

## 1.2 Rrethanat ndërkombëtare, Perandoria Osmane dhe shqiptarët (1804-1816)

Me Traktatin e Kyçyk Kainarxhisë, të vitit 1774, Rusia cariste, përveç tjerash, siguroi edhe të drejtën e vënies në mbrojtje të nënshtetasve ortodoksë të Perandorisë Osmane. Në këtë mënyrë, Shën Petërburgu, nga ky moment bëhet faktor kryesor për fatin e mëtejshëm të vetë Perandorisë Osmane. Duke kuptuar se Austria dhe Franca, si dy fuqi evropiane, njëra kontinentale e tjetra mesdhetare, nuk do të lejonin shembjen e Perandorisë Osmane dhe krijimin e

[37] Theodor Haxhifilipi lindi më 1730 në qytetin e Elbasanit, ku edhe përfundoi shkollimin fillor në gjuhën greke. Shkollën e mesme e vazhdoi në Voskopojë, ku profesor kishte Th. Kavaliotin. Theodor Haxhifilipi i njohur edhe si Dhaskal (nga gjuha greke-mësues) përpiloi edhe një alfabet të shqipes me shkronja të përshtatura nga alfabeti grek (alfabet më i afërt me atë sllav), i cili kishte 56-8 shkronja. Me këto shkronja ai kishte përkthyer në gjuhën shqipe Dhiatën e vjetër dhe atë të re, por që ishin zhdukur në zjarrin e vënë shtëpisë së tij më 1827, kinse për shkak të murtajës. Gjithë çka ka mbetur nga Dhaskal Haxhifilipi janë fragmente nga “Mesha e Gjon Gojartit” dhe nga ”Libri i Orëve”. Jeta e tij përfundoi më 1805 kur në kthim e sipër nga Evropa, nga ku kishte sjellë shtypshkronjën me shkronja të përpiluar nga vetë ai, u vra pabesisht nga nxitësit e fanariotëve. Shih: Mahmud Hysa, Krestomaci e Letërsisë së Vjetër Shqiptare, Prishtinë 1987, f. 210.

një Rusie jo vetëm të madhe, por edhe si fuqi e re e Detit Mesdhe, perandoresha ruse Katarina II përpiloi një plan më të pranueshëm për fuqitë evropiane. Projekti, që njihej si "Projekti Grek", u përpilua më 1782 dhe parashikonte rivendosjen e një pjese evropiane të Perandorisë Osmane brenda krijimit të shtetit të "Dakisë" dhe "Greqisë së madhe", me kryeqytet Konstantinopolin e dikurshëm.[38] Pra, që nga kjo kohë, fati i Perandorisë Osmane në masë shumë më të madhe do të varej nga raportet dhe kontradiktat e fuqive evropiane.

Rrjedhimisht, nga të gjithë popujt e robëruar që jetonin në pjesën evropiane të kësaj perandorie, shqiptarët ishin në pozitë më të palakmueshme. Ata jo vetëm që ishin islamizuar dukshëm, por ky proces vazhdonte edhe më tej, për çka, shqiptarët, si të tillë, pra si bashkëbesimtarë të Portës, u bënë pjesë integrale e strukturës sunduese osmane. Në këtë mënyrë, para shqiptarëve, dalin dy probleme: a) duke u islamizuar, ata konsideroheshin nga të huajt dhe osmanët si etni e identifikuar me Stambollin zyrtar dhe b) në mungesë të alfabetit, gjuha dhe kultura e tyre mbetej këtu e tutje pa tipare kombëtare. Sigurisht se këta dy faktorë e vështirësonin, si përpjekjen e tyre për emancipim kulturor, ashtu edhe interesimin e fuqive evropiane për t'iu ndihmuar.

Të pozicionuar përballë rrethanave të tilla të rënda historike, fati i shqiptarëve, tash e tutje, do të jetë në duart e Fuqive të Mëdha, të cilat bënin kalkulime për mënyrën e ndarjes së Perandorisë Osmane në një anë dhe përpjekjeve deri në sakrifica të atdhetarëve shqiptarë për të zgjuar dhe shpëtuar popullin e tyre si nga zgjedha shekullore osmane, ashtu edhe nga lakmitë grabitqare të fqinjëve të tyre, në anën

[38] Ćedomir Popov, Istoćno pitanje i srpska revolucija 1804-1918, Beograd 2008, f. 29.

tjetër. Ishte koha kur në Evropë po zhvillohej një luftë në mes dy koncepteve ideore dhe dy sistemeve shoqërore. Revolucioni francez (1789) solli në skenën shoqërore e politike botërore koncepte të reja mbi të drejtat e njeriut dhe të sovranitetit, ku pushteti absolut nuk i takonte më sovranit (mbretit), por popullit. Pra, që nga ky moment konflikti Perandori Osmane - Evropë nuk ishte më vetëm konflikt i dy religjioneve; krishterimit (agrar) dhe islamit (nomad), por edhe kulturor, sepse përplaseshin civilizimi modern qytetar i Evropës dhe civilizimi oriental despotik i Perandorisë Osmane.

Ndryshime konceptuale, në ndërkohë, pati edhe ndërmjet vetë fuqive bartëse të vlerave të reja demokratike. Kështu, përderisa Franca mbështetej në parimet laike, duke e ndarë shtetin dhe veprimtarinë shoqërore-ekonomike nga parimet fetare të krishterimit katolik, vendet protestante në anën tjetër, do të mbështeten në vlerat fetare të kishave të tyre kombëtare-protestante. Nga ky ndryshim këndvështrimesh të kundërta, lindi edhe konflikti politiko-ideor mes Francës revolucionare dhe Britanisë së Madhe, si dy bartëse kryesore të dy koncepteve. Kështu, Franca, duke eksportuar revolucionin e saj në vendet e tjera evropiane, çrregullonte baraspeshën politike të vendosur që me paqen e Westfalisë (1648 ), duke promovuar vlerat e saj laike, duke rrëzuar elitat e vjetra feudale, si dhe duke mbjellë frymën antifetare ndër qytetarët evropianë. Natyrisht, një politikë e tillë do të shkaktonte jo vetëm reagimin e monarkive kontinentale evropiane, por edhe të vetë Mbretërisë Britanike. Se sa e madhe ishte urrejtja ndërmjet këtyre dy fuqive, tregon edhe fakti se Napoleon Bonaparta gjatë bllokadës kontinentale kundër Britanisë së Madhe, urdhëroi, veç tjerash, edhe ndërrimin e vendit të drejtuesit (vozitësit) të karrocave nga

ana e djathtë, në të majtë, ndryshim ky që edhe sot zbatohet në Evropë.[39]

Një konflikt tjetër mes Britanisë së Madhe dhe Francës ishte edhe Mesdheu. Ky konflikt reflektonte edhe në fatin e mëtejshëm të Perandorisë Osmane. Franca, si vend mesdhetar, dëshironte të bëhej fuqi kryesore në Detin Mesdhe dhe, duke pushtuar pjesë të Perandorisë Osmane, të siguronte dalje në Oqeanin Indian. Në këtë kuptim, Traktati i Kampo Formios (1797), Republikës Franceze, ndërmjet tjerash i dha posedimet e Republikës së Venedikut, Ishujt Jonianë me Korfuzin, me çka ajo ra në kontakt edhe me shqiptarët. Deri atëherë, në Francën revolucionare të vitit 1789, informacionet dhe të dhënat mbi shqiptarët kishin munguar. Në të vërtetë, ishin harruar krejtësisht raportet e viteve 1612-1619, relativisht intensive ndërmjet Princit të Nevarës, Gonzajës dhe feudalëve shqiptarë lidhur me pjesëmarrjen e tyre në një ekspeditë antiosmane. Informacionet për shqiptarët ishin të mangëta edhe atëherë kur marina ushtarake e Tulonit, nga rajonet e tyre, merrte lëndën e parë për ndërtimin e anijeve luftarake. Po ashtu, edhe atëherë kur bankat, të cilat në zonat shqiptare kishin hapur firmat, si ”Bul”, ”La Sal”, ”Dypre” etj., që më 1702 kërkuan nga qeveria franceze hapjen e një konsullate në Artë. Ajo do të mbulonte edhe portet detare në Sarandë dhe në Pargë,

---

[39] WHY DO SOME COUNTRIES DRIVE ON THE RIGHT AND OTHERS ON THE LEFT ? HTTP://USERS.TELENET.BE

ndërsa më vonë konsulli Pjer Jeronim Dypre, i cili duke shërbyer në Artën e fundit të shekullit XVIII, do të vendoste marrëdhënie miqësore me bejlerët e pasur shqiptarë me ndikim. Kështu, ai dhe mjeku Levantin Tozoni, që përfaqësonte interesat politike dhe gjeostrategjike franceze në Janinë, do të përpiqen ta bëjnë për vete Pashain e Janinës.[40]

Me kalimin e zotërimeve Venedikase nën pushtetin e Republikës Franceze, si dhe me zbarkimin e ushtrisë franceze në Korfuz, më 27 qershor 1797, ndihet domosdoshmëria e vendosjes së raporteve të mira me shtresën sunduese shqiptare, e sidomos me Ali Pashë Tepelenën. Dhe e gjithë kjo sjellje e dyanshme diplomatike bëhej duke pasur parasysh, në rend të parë, interesin ekonomik e ushtarak të Francës, e cila nëpërmes territorit të banuar dhe të sunduar nga bejlerët shqiptarë, mundësonte bartjen papengesa të prodhimeve ushqimore, të bagëtisë dhe të materialit ushtarak. Duke u nisur nga kjo nevojë strategjike, komandanti i garnizonit ushtarak francez, gjenerali Gjentili, vizitoi pronat kontinentale të ish-Venedikut, tani nën sovranitetin e Napoleon Bonapartës: Butrintin, Pargën, Konicën e Prevezën. Me atë rast, ai u takua edhe me "Luanin e Janinës". Takimi i tyre ndodhi në Butrint, ku disa ditë më parë historiani Arnolt kishte takuar një "lypsar turk të mjerë" dhe një shqiptar krenar, të armatosur deri në dhëmbë. Në këtë bashkëbisedim të parë të Pashait të Janinës dhe përfaqësuesve francezë u bisedua edhe për nevojën e modernizimit të ushtrisë së Ali Pashës, për marrjen e Butrintit dhe për lëvizjen e lirë detare rreth Korfuzit.[41]

---

[40] August Boppe, L'Albanie et Napoleon (1797-1814), Paris (dorëshkrim i përkthyer nga Xhemil Doda),
f. 1.

[41] Po aty, f. 3.

Qëllimet afatgjate strategjike të Francës republikane, më së miri i ka shprehur Napoleon Bonaparta në letrën dërguar Gjeneral Gjentilit, ku, mes tjerash, shkruan: "Është në interesin e Republikës sonë që ky Pasha të marrë forcë të madhe që të mund t'i mposhtë të gjithë kundërshtarët e tij, deri sa të bëhet një princ i dorës së parë dhe të mund t'i shërbejë Republikës. Dërgoni pranë tij oficerë të shtatmadhorisë e të xhenios deri sa nuk krijoni një shtet sipas gjendjes së popullsisë dhe me zakone plotësisht shqiptare".[42] Nga ky relacion i Bonapartës, bëhet shumë e qartë se një ndër qëllimet e politikës së jashtme franceze ishte, pa dyshim, edhe krijimi i shtetit kombëtar shqiptar, e që ishte në pajtim edhe me vlerat e revolucionit borgjez të vitit 1789.

Mjerisht, elita sunduese shqiptare, e pranishme në Perandorinë Osmane, kishte përvetësuar pos vlerave të mira të këtij qytetërimi edhe vlera që kishin filluar të binin ndesh me idealet e reja të civilizimit evropian. Kjo politikë, që për bazë nuk kishte as interesat perandorake, etnike e fetare, por ato të ngushta personale dhe dinastike, për pasojë, te shtetet e krishtera evropiane, kishte sjellë zhgënjim dhe tash e tutje edhe identifikim të besimtarëve myslimanë me përkatësi etnike shqiptare me osmanët.

Grushti i parë dhe i rëndë për Napolon Bonapartën nga ana e Ali Pashë Janinës erdhi gjatë ekspeditës së Vidinit dhe asaj të Egjiptit. Në të vërtetë Pashai i Janinës lakmonte t'i merrte në pronësi të veten, qytetet bregdetare shumë dobiprurëse, si Parga, Konica, Butrinti dhe Preveza, për të cilat ishte në gjendje të lidhej me këdo. Nisur nga kjo, Ali Pashë Janina sulmoi garnizonin ushtarak francez në Nikopolis, prej nga mbrohej Preveza dhe, në të njëjtën kohë, filloi

[42] Po aty, f. 4.

sulmin kundër Korfuzit, nga flota e kombinuar Ruso-Osmane të komanduar prej Admiralit Ushakov dhe Admiralit Kadri Pasha. Kuptohet se kjo nuk mund të mos kishte pasoja afatgjata në marrëdhëniet e Ali Pashës me Republikës Franceze dhe të mos ndikonte në përshtypjet aspak të favorshme për popullin shqiptar, sepse Ali Pashai përfaqësonte jo vetëm elitën sunduese të Pashallëkut të Janinës, por edhe etninë shumicë të sundimit të tij, pra shqiptarët.

Pavarësisht se Ali Pashë Tepelena, me një ferman të Sulltanit, kishte fituar titullin Rumeli-Bejlerbej mbi tokat shqiptare në të cilat sundonte, me seli zyrtare në Manastir, ai prapëseprapë nuk arriti të merrte qytetet si: Parga, Butrinti, Konica e Preveza, të cilat në bazë të traktatit të 21 marsit 1800, bënin pjesë në kuadër të Republikës së shtatë ishujve Jonianë. Këtij gabimi të tij strategjik do t'i shtohej më vonë edhe sjellja jokorrekte me 147 ushtarë francezë të robëruar, sjellje kjo që përfundimisht do të rrënonte bazën e besimit me qeverinë e Bonapartës.[43]

Një rast tjetër do t'i paraqitej sërish Pashait të Janinës për t'i shfrytëzuar njohuritë teknike dhe ushtarake të francezeve. Në të vërtetë, pirati ulqinak i quajtur Urosh, pati sulmuar anijen franceze "La Madone De Montenegro", e cila me 22 nëntor 1798 ishte nisur nga Aleksandria për në Tulon. Në bordin e kësaj anije ishin anëtarët e Komisionit të Shkencave dhe të Artit: Pouqueville, Bessieres dhe Gjerardi; shefi i Brigadës së xhenios, Kazimir Puatevi; koloneli i artilerisë, Sharbonel; komisari i luftës. Fornier; agjutant Beauvais; oficerët: Joje, Bovier e Mathiu, si dhe misionari Guerrini. Ushtarakët francezë në Butrint u blenë nga Ali Pashë Janina, i cili shumë shpejt shfrytëzoi njohuritë e tyre ush-

[43] August Boppe, L'Albanie et …., f. 9.

tarake dhe teknike. Me urdhër të tij, Puatevini bëri fortifikimin e Janinës, ndërsa Sharboneli organizoi artilerinë e pashait shqiptar, duke i shndërruar kështu repartet e çrregullta në një ushtri sipas shembullit të armatave evropiane.[44]

Por, njëri nga të robëruarit i bëri përshtypje Ali Pashë Tepelenës. Ishte ky misionari i Kishës Katolike, Guerrini, i cili, i magjepsur nga një dervish, ishte konvertuar në mysliman, me gjasë në rendin bektashian. Me bektashinjtë Pashai i Janinës ishte afruar shumë. Për më tepër Guerrini i riemëruar si Mehmed, ishte bërë imam i pallatit dhe sekretar kryesor i Ali Pashë Janinës.[45]

Kjo politikë e Ali Pashës, natyrisht që ishte në kundërshti jo vetëm me interesat e Perandorisë Osmane, por edhe me interesat e Britanisë së Madhe. Dhe mu nga kjo kohë fillon interesimi më i theksuar i "Mbretërisë së Bashkuar" për Perandorinë Osmane dhe për nënshtetasit e saj. Por, ajo që zgjonte kërshërinë, pa asnjë dyshim ishte përpjekja e Rusisë cariste që në Levant të fuste mbretërinë angleze, në përpjekje për të përjashtuar nga aty Francën revolucionare. Shkas i kësaj brenge ruse ishin kontaktet intensive të francezëve me shqiptarët, sidomos me Ali Pashë Tepelenën. Prandaj, kjo frikë nga ndërhyrjet e saj në fatin e mëtejshëm të Perandorisë Osmane bëri që të merren vesh anglezët dhe rusët më 1804. Nga kjo rezultoi pushtimi i Korfuzit nga ana e flotës ruse, si dhe shndërrimi i Maltës në bazë detare britanike.[46] Nga ana tjetër, Czartoryski, ministri i Punëve të Jashtme i Perandorisë Ruse, kishte përpiluar një

[44] Po aty, f. 10-11.
[45] Po aty, f. 13.
[46] A.W.Ward,G.P.Gooch, The Cambridge History of British Foreign Policy 1783-1919, New York 1922, f. 332

memorandum sekret në të cilin, pos Federatës Gjermane, kishte paraparë edhe themelimin e Polonisë së madhe, e cila do të përfshinte pjesë të Prusisë, ndërkaq Perandoria Osmane nuk do të cenohej njëherë për njëherë, por Rusia cariste do të pranohej si mbrojtëse e sllavëve.[47]

Pas ekspeditës së dështuar të Egjiptit, anglezët filluan të zënë vendin e francezëve, duke dërguar flotën detare në detin Mesdhe, në detin Jon e në detin Adriatik. Ata shprehën interesim të posaçëm për Republikën e shtatë ishujve joniane, ku ende dominonte ndikimi i Rusisë cariste. Interesimin e saj për Ali Pashë Janinën, Republika Franceze e dëshmoi me dërgimin e konsullit të saj të parë në Janinë, më 1806, Pukëvillin, i cili pos tjerash do të shkruante edhe për afërsinë e madhe të Ali Pashës me rendin e dervishëve, e sidomos me shehun e teqesë së Shkodrës, Mazut Efendiun, i cili për çdo vit i kalonte disa muaj në Janinë. Ai edhe i nxiste priftërinjtë ortodoksë që të studionin Biblën.[48] Ishte koha kur pas vendimeve të Kongresit të Vjenës, më 1815, Francën si faktor politik në Mesdhe e zëvendëson Britania e Madhe, e cila në përpjekje për ta mbrojtur Perandorinë Osmane nga pretendimet austriake dhe ruse, synon inkuadrimin e saj në rrugën drejt reformave dhe ndryshimeve sipas shembujve të shteteve evropiane.

Në përpjekje për të vendosur raporte të mira me Pashallëkun e Janinës, një zell jo të vogël shfaqën edhe anglezët, të cilët ishin mbrojtësit më besnikë të tij. Por, sikurse edhe me francezët, pikë e mospajtimit me anglezët ishin pretendimet e tyre ndaj qyteteve bregdetare të Jonit. Mirëpo, në konfliktin anglo-francez, edhe pse kishte shpa-

[47] Po aty, f. 335.
[48] August Boppe, L’Albanie ……, f. 25.

llur neutralitetin, Ali Pashë Janina mbante fshehurazi pozicionet angleze, ndërsa në anën tjetër, Rusia Cariste, e cila ishte shndërruar në fuqi të madhe evropiane, me Paqen e Bukureshtit, të vitit 1812, kishte siguruar në një pikë të marrëveshjes[49]edhe të drejtën për autonomi të serbëve. Dhe, mu kjo pikë e marrëveshjes, do t'i shërbejë diplomacisë ruse, jo vetëm të sigurojë autonominë e serbëve, por duke e shfrytëzuar marrëveshjen e vitit 1774, edhe të ndërhyjë në punët e brendshme të Perandorisë Osmane, sa herë që i jepej mundësia.

Në gjysmën e parë të shekullit XIX, në Perandorinë Osmane fillon të shtohet prezenca edhe e SHBA-ve. Natyrisht se ky angazhim nuk ishte politik, por tregtar dhe propagandistik. Opiumi, që ishte narkotik i dedikuar për Kinën, transit kalonte edhe nëpër Perandorinë Osmane. Ndërkaq, tregtarët kryesorë të këtij narkotiku qenë amerikanët, të cilët si bazë të tyre kishin qytetin e Izmirit.[50] Më vonë, kjo qendër urbane në brigjet e Mesdheut, do të bëhej edhe qendër e shoqërive ungjillore amerikane.

## 1.3 Esenca e protestantizmit dhe ndikimi i tij në Rilindjen Kombëtare Shqiptare dhe në atë ballkanike

Edhe pse, fillimisht, si çdo religjion tjetër, edhe krishterimi ishte predikuar në gjuhët vendase, me kohë, duke u bërë fe zyrtare, adoptoi gjuhët latine dhe greke si gjuhë të liturgjisë fetare. Në këtë mënyrë, vetëm një numër i kufizuar

---

[49] Ćedomir Popov, Istoćno pitanje i srpska revolucija 1804-1918, f. 49.

[50] Josiah Brewer, A residence at Constantinople in the year 1827, New Haven 1830, f. 60.

i të privilegjuarve mund ta kuptonte dhe në rastin më të mirë edhe ta lexonte Biblën kurse pjesa tjetër e popullsisë evropiane ishte përgjithësisht rurale dhe e paarsimuar. Fillimisht kjo edhe mund të ishte e mjaftueshme, sepse mjaftonte besimi në një Zot, në Jezu Krishtin si të birin e Zotit dhe shpëtimtarin e njeriut, në besimin e ekzistencës së ferrit dhe të parajsës. Kjo pra ishte mënyra më e mirë jo vetëm për përhapjen e krishterimit, por edhe për vendosjen e themeleve të një kulture shpirtërore dhe morale, e cila deri në shekullin XIV-XV, padyshim, luajti rol të rëndësishëm në krijimin e një atmosfere afrimi ndërmjet popujve të ”Kontinentit të Vjetër” dhe, në kushte të një paqeje relative, mundësoi një zhvillim të kënaqshëm ekonomik e kulturor.

Mirëpo, niveli i rritur intelektual e shpirtëror i njeriut, në shekujt XV-XVI, kërkonte nga religjioni një qasje tjetër, më individuale dhe më përmbajtjesore. Dhe si çdo herë, në kushte të tilla, vjen deri te konflikti ndërmjet botëkuptimeve kanunore dhe atyre përparimtare. Në këtë kontekst, kisha katolike ishte në një krizë të thellë morale. Në Vatikan mbretëronte një amoralitet i plotë i mbushur me jetë luksoze dhe formalitete të zhveshura nga çdo kuptim i vërtetë hyjnor. Për më tepër, bëhej tregti me faljen e mëkateve, duke i pajisur besimtarët me indulgjenca,[51] ndërsa besimi ishte bërë formal dhe i pakuptueshëm për shtresat e gjera popullore.

Kështu, kisha po transformohej nga një faktor shpëtues shpirtrash në një shpëtimtare të materializuar. Dhe, përderisa Kisha e Shën Pjetrit ishte ngritur në themelet e sakrificës, në emër të besimit, tani rrënimi i saj po bëhej nga shitjet e mëkateve, për kinse, përfundimin e këtij objekti

[51] Martin Luther, Reformatori, Tiranë 1997, f. 22.

luksoz religjioz.[52] Për më tepër, kjo kishë e dogmatizuar dhe e centralizuar, kishte arritur që, duke shfrytëzuar frikën biologjike të njeriut nga ferri, t'i mbajë besimtarët të nënshtruar dhe logjikën e tyre të turbulluar.[53]

Po kaq larg besimit të vërtetë kishin shkuar edhe priftërinjtë katolikë, të cilët me ceremonitë e tyre të ndërlikuara fetare dhe me përdorimin e gjuhës latine, të pakuptueshme për masat popullore, e kishin humbur thelbin e filozofisë së krishterë, duke e bërë religjionin jo më besim nga zemra dhe për njeriun, por si një lloj magjie, kinse mënyrë e komunikimit me krijuesin e botës.[54] Me një fjalë, Kisha Katolike dhe ajo ortodokse, kishin distancuar njeriun nga Zoti, duke futur ndërmjet tyre, priftërinjtë, ceremonitë fetare, ikonat etj., pra, duke e larguar kështu besimtarin nga parimi i saj thelbësor-besimi në Zotin me gjithë zemër.[55]

"I drejti do të jetojë nga besimi!"- ishte përfundimi kryesor në të cilin erdhi Martin Luteri pas vizitës dëshpëruese në kryeqendrën shpirtërore të Kishës katolike, në Romën e zhytur në veprimet më të turpshme njerëzore.[56] Kjo përvojë e hidhur e tij do të ishte pika kthesë e Lëvizjes Reformatore, e cila do të hidhte poshtë idolatrinë, ceremonitë dhe hierarkinë fetare, duke vendosur kështu në qendër të besimit raportin: Njeriu-Bibla-Zoti. Për të përmbushur këtë nevojë, Martin Luteri e përktheu Biblën edhe në gjuhë gjermane, duke i dhënë kështu një shtytje masivizimit të edukimit arsimor e fetar në gjuhën amtare. Me këtë u shkë-

---

[52] Georg Wilhelm Friedrich Hegel, Filozofija povijesti, Zagreb 1966, f. 429.
[53] Pol Holbah, Razgolićeno hrićanstvo, Sarajevo 1956, f. 119.
[54] Po aty, f. 122.
[55] James Buchanan, Kisha ungjillore protestante, Prishtinë 1999, f. 16.
[56] Martin Luther, Reformatori…., f. 26.

put edhe nevoja që "Kisha" të ishte ndërmjetëse ndërmjet njeriut dhe Zotit dhe nga ky moment do të ishte vetë individi, ai i cili duhet të mundohej që në zemrën e tij të jetojë e vërteta dhe e mira. Ky ishte ai flamuri i "Shpirtit të Lirë" rreth të cilit do të mblidhen popujt e lirë, të cilët qytetërimit evropian dhe botëror do t'i sjellin një përparim të gjithëmbarshëm.[57]

Ndryshimi më thelbësor që u bë në vendet protestante, është mënyra e të menduarit dhe e të vepruarit. Tani, mospuna nuk konsiderohej si diçka e shenjtë. Përkundrazi, tash, puna ishte një domosdoshmëri për ta bërë njeriun të lirë dhe të barabartë. Si rezultat i kësaj filozofie të re, që përmbante të gjitha elementet kulturore të sistemit të ri kapitalist si; individualitetin, liberalizmin, përgjegjësinë, disiplinën, vetiniciativën, do të nxiste lulëzimin e industrisë dhe të tregtisë. Në këtë mënyrë vendet nordike u bënë qendra emancipimi dhe shembuj të suksesit për vendet e tjera të krishterimit, atyre katolike ashtu dhe atyre ortodokse të Evropës. Ndërkaq, me përkthimin e Biblës në gjuhët popullore, do të nxitet dëshira e njeriut të thjeshtë për t'u arsimuar në mënyrë që vetë ai të jetë në gjendje t'i lexojë shkrimet e shenjta. Ky ishte ai momenti i kthesës drejt një edukimi të organizuar edhe në shkallë kombëtare, fillimisht dukuri kjo vetëm për vendet protestante.

Ndërsa, në anën tjetër, vendet me popullatë të krishterë katolike vazhdonin të ishin dogmatike: nga njeriu kërkonin dëgjueshmëri, përkushtim ndaj botës tjetër, duke përbuzur çdo aktivitet në këtë jetë. Rrjedhimisht, në ato vende do të shpërthenin revolucione, që në një mënyrë shënonin përpjekje për të përvetësuar kulturën protestante,

[57] Georg Wilhelm Friedrich Hegel, Filozofija povijesti, Zagreb 1966, f. 431.

por tani si vlerë qytetare.[58] Si rrjedhojë e kësaj gjendjeje do të vijë deri te një botëkuptim i ri qytetërues: nevoja për emancipim kombëtar e religjioz në gjuhët popullore, që nënkuptonte lirimin e një energjie të madhe krijuese. Rrjedhimisht parimet protestante u bënë parime të botës së qytetëruar, pas të cilave do të shkojnë të gjitha shoqëritë, në fillim ato që i takonin kulturës së krishtere-katolike, për të vazhduar më pastaj nga bota e kulturës së krishterë-ortodokse.

Një nga karakteristikat e kundërthënieve shoqërore të cilat i solli Revolucioni Borgjez Francez në vendet katolike të Evropës, është konfrontimi i ideologjisë fetare me ideologjinë qytetare. Përkundrazi, në vendet ortodokse të Perandorisë Osmane, kjo ideologji e re solli me vete konfliktin e nacionalizmit me ortodoksinë. Fara e re e hedhur në Ballkan, e veshur tani më me vlera më dobiprurëse qytetare të Revolucionit francez, u manifestua me kryengritjet kombëtare, fillimisht me ato serbe (1804-1830) dhe greke (1821-1832). Këto lëvizje kombëtare ishin kruciale në procesin e transformimit të bashkësive ortodokse në Ballkan në kombe moderne. Dhe pjesërisht kjo kishte të bënte edhe me shndërrimin e shtresës priftërore të ritit ortodoks në shtresë kombëtare fetare të kombeve të reja në formim.[59]

Luftërat, sa revolucionare, po aq edhe pushtuese të Napoleon Bonapartës, të cilat në njërën anë sollën frymë të re emancipimi, në anën tjetër ato nxitën edhe një veprimtari më të theksuar politike të Britanisë së Madhe si dhe të shoqërive të saja ungjillore drejt pjesës kontinentale të Evropës. Pra, zuri fill zhvillimi edhe i një konflikti mbi baza

[58] Alain Peyrefitte, Francuska tehnokratija, Zagreb 1976, f. 186.

[59] Michael Angold, The Cambridge History of Christianity, Volume 5, Eastern Christianity, Cambridge University Press 2008, f. 229.

ideologjike-fetare, që si fushëbetejë kishte konceptin religjioz të vendeve të përparuara protestante dhe konceptin qytetar të Republikës Franceze, një vend ky me përkatësi religjioze të krishterimit katolik. Përderisa në vendet që kishin përqafuar reformacionin, ishte bërë një ndryshim i mentalitetit, që si bazë kishte besimin se vetëm me punë të ndershme mund të lartësohej Zoti, për aq kohë, në vendet me popullatë katolike mbizotëronte një mentalitet i cili përbuzte jetën tokësore, e bashkë me të edhe çdo veprimtari dobiprurëse.[60]

Pas botimit të veprës ”Meshari” (1555) të Gjon Buzukut dhe të shkrimeve të tjera të autorëve të arealit të krishterë katolik, është e rëndësishme për t'u përmendur përkthimi i veprës “Perikopeja e Ungjillit (sipas Mateut)”, për të cilën kemi vetëm njoftime fragmentare. Është me rëndësi të vihen në dukje këto vepra të hershme, sepse ato jo vetëm dëshmojnë vazhdimësinë e kulturës sonë shpirtërore, por edhe lënë hapësirë të mendohet se puna e përkthyesve të mëvonshëm, ndoshta kishte pasur mbështetje në këto përkthime të mëhershme.[61]

Është plotësisht e kuptueshme se përpjekjet e shtresës priftërore shqiptare të kishës katolike për përkthimin e veprave fetare edhe në gjuhën shqipe, bëheshin jo për qëllime arsimore dhe sociale. Përkthimi i këtyre veprave ishte i motivuar nga dëshira për ruajtjen e besimit fetar, aq më shumë pas dukurisë gjithnjë e më të madhe të konvertimit të besimtarëve të krishterë në besimtarë myslimanë. Në këtë frymë ishte edhe vëzhgimi politik i kryepeshkopit shqiptar të

---

[60] Max Weber, Protestanska etika i duh kapitalizma, Sarajevo 1968, f. 67.

[61] Engjëll Sedaj, Bibla dhe përkthimet e saj në gjuhën shqipe, Prishtinë 1999, f. 136.

Tivarit, Pjetër Mazrekut, i cili, më 1633, i shkruante Kongregacionit të Shenjtë P.F. se: ”....ka 30 vjet që turqit kanë filluar t'i shtypin shqiptarët dhe kërkojnë me i tërheqë në muhamedizëm, prandaj është e nevojshme me i pajisë me meshtarë të mirë, dhe kjo nuk mund të bëhet pa ngritjen e një kolegji për këtë komb, i cili po të kalojë në muhamedizëm një ditë mund të bëhet i mërzitshëm për Italinë; përkundër po të ruhet katolik, me rastin e luftës do të mund të bëhej ndonjë ndërmarrje e madhe kundër turqve.”[62]

Pas shkrimtarëve filo-biblikë të veriut, në skenën kulturore e letrare vijnë bejtexhinjtë. Por, rëndësi të veçantë jo vetëm për historinë e gjuhës shqipe, por edhe për mbarë historinë kombëtare shqiptare, shënon botimi i “Dhiatës së re” nga Shoqëria Biblike.

Para se të bëhet fjalë për Shoqërinë Biblike, vlen të përmenden edhe përkthimet më të hershme të Ungjijve. Ndër dokumentet e tilla, më të vjetra, është dorëshkrimi i gjetur në Manastirin e Shën Gjon Vlladimirit të Elbasanit, i shkruar në një alfabet origjinal, me 40 shkronja me bazë glagolikën. Ky dorëshkrim përfshin pjesë nga të katër Ungjijtë dhe është përkthyer në të folmen e Elbasanit. Autori i këtij dorëshkrimi njihet si “Anonimi i Elbasanit”, edhe pse në të mund të lexohet emri i Papa Totasit. Supozohet se i takon shekullit XVIII e ndoshta edhe më herët.[63] Ndërsa, sipas kronistit grek, Zavira (1744-1804), Grigor Voskopojari, kryepeshkopi i Durrësit, kishte përkthyer Dhiatën e re dhe të vjetër në gjuhën shqipe, por fatkeqësisht deri më sot nuk është ruajtur. Po ashtu, edhe Theodor Haxhifilipi (Dhas-

[62] Ignjac Zamputi,Relacione mbi gjendjen e Shqipërisë Veriore dhe të Mesme në shekullin XVII(1610-1634), Tiranë 1963, f. 457.

[63] Dhimitër S. Shuteriqi, Shkrimet shqipe në vitet 1332-1850, Prishtinë 1978, f. 91.

kal Todhri), thuhet se ka përkthyer të dy dhiatat, ndërsa fragmente të përkthimeve të tij gjenden brenda shkrimeve të studiuesit Hahn, si dhe në sektorin e dorëshkrimeve të Arkivit Qendror të Tiranës. Në Bibliotekën Kombëtare në Tiranë, ndërkaq, ruhet edhe dorëshkrimi i përkthimeve fetare - biblike nga Konstandin Berati (1745-1825).[64]

Mund të supozohet se përkthyesit e mëvonshëm kanë pasur rastin t'i kenë në dorë këto përkthime, të cilat, sigurisht ishin ndihmesë në ngritjen e cilësisë së përkthimeve të tyre. Ndërsa, njëkohësisht, pra që në fillim të shekullit XIX, në pjesën tjetër të "Kontinentit të Vjetër", erdhi deri te një konfrontim ndërmjet dy koncepteve politike e ideologjike. Rrjedhimisht edhe formimi i "Shoqërisë Biblike", më 1804, në Londër, shihet si kundërveprim idesh ndaj përhapjes së ideve revolucionare të Francës republikane. Në këtë përballje të këtyre dy koncepteve kundërthënëse, nuk kishte se si të mos përfshiheshin edhe popujt e tjerë evropianë, përfshirë këtu edhe shqiptarët. Natyrisht ky interesim për ta zgjerohet sidomos pas kontakteve të vendosura ndërmjet shqiptarëve dhe fuqive evropiane, sidomos gjatë luftërave të Napoleonit. Rrjedhimisht, kontakte intensive vendosen ndërmjet Pashallëkut të Janinës dhe Francës revolucionare, me Rusinë cariste dhe sidomos me Mbretërinë e Bashkuar

[64] E. Sedaj, Vep. cit, 150-151-152.Konstandin Berati ka jetuar në mes viteve 1740-1828. Dorëshkrimi i Konstandin Beratit ka shkrime në gjuhën shqipe dhe greke. Ai përmban fjalorë geqisht-shqip, përkthime të lutjeve fetare në gjuhën shqipe, si dhe një kronikë të ngjarjeve historike për periudhën 1764-1789. Alfabeti me të cilin ishte shkruar gjuha shqipe kishte 37 shkronja të bazuara në glagolicën sllave. Pra, ai ishte vazhdues i traditës së shqiptarëve të besimit ortodoks të cilët përdornin alfabetin grek dhe glagolicën për të shkruar gjuhën shqipe. Shih:Mahmud Hysa, Krestomaci e Letërsisë së vjetër shqiptare, Prishtinë 1987, f. 215; Robert Elsie, Histori e Letërsisë Shqiptare, Tiranë 1997, f. 57.

Britanike. Që atëherë në viset shqiptare qëndroi edhe poeti i madh anglez, Bajroni, i cili me poezitë e tij e rriti interesimin për popullin e lashtë shqiptar, jo vetëm nga Shoqëria Biblike, por edhe më gjerë, nga Britania e Madhe.

Ishte koha kur rilindësi slloven, Jernej Kopitari, në gusht të motit 1815, i shkroi filologut të njohur evropian, Baronit Silvestre de Sacy, duke kërkuar ndërhyrjen e tij tek "Shoqëria Biblike Britanike" për të bërë përkthimet e Biblës edhe në gjuhët serbe, rumune, bullgare dhe shqipe.[65] Lidhur me këtë, baroni Silvestre de Sacy, më 10 shtator 1815, i shkruan sekretarit të "Shoqërisë Biblike Britanike", Ch.F.A. Steinkopf-it, për t'i kërkuar që propozimi i Jernej Kopitarit të merrej në konsideratë.[66] Kështu, në Londër, në kryeqendrën e "Shoqërisë Biblike Britanike", u vendos që kërkesa e rilindësit slloven t'i kalohet vetë "Shoqërisë Biblike Ruse" në Shën Petreburg, të themeluar si degë e "Shoqërisë Biblike Britanike" që më 1812. Kjo shoqëri drejtohej nga Robert Pinkertoni. Në letërkëmbimet e tyre, ky i fundit theksonte vështirësitë për përkthimin e Biblës në gjuhën serbe, si dhe nevojën për të vizituar këto vende, si mënyra më e mirë për t'u njohur me nevojat e popullatës atje.

Kontaktet e para reflektuan pastaj në letërkëmbime intensive ndërmjet Kopitarit dhe figurave udhëheqëse të "Shoqërisë Biblike Britanike", të cilat u përmbyllën me "Pro-memorien"e Jernej Kopitarit, dorëzuar më 26 nëntor 1815 Steinkopfit në Vjenë. Në këtë "Promemorie", eruditi slloven kërkonte përkthimin e Biblës ose pjesë të saj në

---

[65] Stephen Batalden, Kathleen Cann, John Dean, Sowing The World, The cultural impact of the British and Foreign Bible Society 1804-2004, Sheffield 2006, f. 254.

[66] Cambridge University Library, Bible Society's Collections, Bible Society's Agency (më tutje CUL, BSC, BSA), /D1/ 1/ 16.

dialektet sllave: serbe, bullgare (në të cilën nuk ekzistonte asnjë libër i shtypur), kroate, pastaj në gjuhën vllahe dhe në atë shqipe, për të cilën ai theksonte se është gjuhë e vjetër ilire. Në këtë gjuhë misionarët katolikë kishin përkthyer veprën fetare të quajtur Petrafidei.[67]

Si përmbyllje e këtyre përpjekjeve, ndodhi udhëtimi i Robert Pinkertonit në Vjenë, më 1816, ku u takua me kryeministrin Metternihun, me të cilin bisedoi për themelimin e "Shoqërisë Biblike Austriake". Njëkohësisht, ai vuri kontakte komunikimi edhe me Kopitarin, me të cilin diskutuan edhe për vështirësitë e veprimtarisë së Shoqërisë Biblike, të cilat erdhën për shkak të relacioneve të besimtarëve katolikë në Austri dhe të atyre në Evropën Qendrore. Pra, si çdo herë në historinë e njerëzimit, kishte rezistencë ndaj rrymave të reja përparimtare. Sido që të jetë, rilindësi, Jernej Kopitar-i bëhet përkrahësi publik i Shoqërisë Biblike dhe rëndësinë e veprimtarisë së saj shumë mirë e paraqiti në artikullin "Über die Bibelgesellschaften", të cilin e publikoi në gazetën "Wiener allgemeine Literaturzeitung". Në këtë shkrim të tij, përveç theksimit të rëndësisë fetare të Shoqërisë Biblike, ai vuri në dukje edhe rëndësinë e saj për zhvillimin e filologjisë dhe të letërsisë në përgjithësi.[68]

Jernej Kopitari, në këtë frymë shprehte interesim edhe për popujt sllavë, të cilët ende ishin nën zgjedhën osmane. Nga viti 1811 ai fillon korrespodencën me Lukijano Mushiqkin dhe me peshkopin e Karlovcit, Stratimiroviqin, duke kërkuar nga ata një person të përshtatshëm që do të ishte i aftë të shkruante për kulturën kombëtare serbe në frymën e

[67] CUL, BSC, BSA/D1/6/4, f.108-110.

[68] Stephen Batalden, Kathleen Cann, John Dean, Sowing The World-The cultural impact of the British and Foreign Bible Society 1804-2004, Sheffield 2006, f. 256-257.

ideve iluminuese evropiane. Këtë individ ai e gjen në personalitetin e Vuk Karaxhiqit, i cili më 1813 kishte shkruar një artikull mbi kryengritjen serbe, e të cilin e kishte botuar në "Novinama Serbskim". Këtë rast Jernej Kopitari e shfrytëzoi për t'ia bërë të ditur rilindësit serb rëndësinë e gjuhës popullore në përpjekjet për emancipimin e sllavëve të jugut.[69]

Mënyra më e mirë për zhvillimin e gjuhëve kombëtare dhe zgjimin e ndërgjegjes së fjetur etnike, padyshim ishte e mbeti botimi i librave të shenjtë në gjuhët e folura popullore. Në frymë të tillë Kopitari i shkruan rilindësit serb, duke e nxitur që për "Shoqërinë Biblike Britanike" të përkthente Biblën në gjuhën popullore serbe, natyrisht përkundër edhe një pagese të mirë. Në interes të realizimit të këtij qëllimi fisnik, Kopitari i drejtohet filologut të njohur evropian, baronit Silvestrea de Sacy, i cili e kishte përkthyer Besëlidhjen e Re në gjuhën franceze dhe tani ishte kryetar i Shoqërisë Biblike Britanike për Francën,.[70] Në këtë letër Kopitari, pos tjerash, do t'i shkruante baronit De Sacy: ".....Që kur kam mësuar për veprimtarinë e Shoqërisë Biblike, kam dëshiruar që me ndihmën e saj të realizohen përkthimet e Biblës në disa gjuhë të Austrisë Jugore si: serbisht, vllahisht, bullgarisht dhe në gjuhën shqipe, duke përjashtuar gjuhën vllahe, e cila ka një përkthim të keq të Biblës, tri gjuhët e tjera janë të paprekura, ndërsa gjuha shqipe është pothuaj e panjohur. Konsideroj se këta popuj e meritojnë një Bibël, ndoshta edhe më shumë se fiset e egra të Amerikës Qen-

[69] Peter Kuzmič, Vuk-Daničićevo Sveto Pismo i Biblijska Društva, Zagreb 1983, f. 48.

[70] The nineteenth report of the British and Foreign Bible Society, London 1823, f. 25.

drore."[71] Nga ana tjetër, baroni De Sacy do t'i shkruante, më 10 shtator 1815, sekretarit për Jashtë të Shoqërisë Biblike Britanike, Steinkopfit, të cilin e informon për kërkesën e Jernej Kopitarit rreth përkthimeve në gjuhët serbe, vllahe, bullgare dhe shqipe.[72]

Duke mos pasur përgjigjeje nga Steinkopfi, De Sacy i shkruan edhe njërit prej sekretarëve të Shoqërisë Biblike Britanike, John Owenit. Mirëpo, që të dy, Steinkopf dhe Oweni, prisnin vendimin për këtë propozim nga Petrogradi, nga ku Robert Pinkertoni, në emër të Shoqërisë Biblike Ruse, po përgatiste një raport të detalizuar.[73] De Sacy, më 11 mars 1816, i shkruante John Owenit duke e falënderuar për angazhimin, si dhe duke e informuar se ishte në dijeni të raportit të Robert Pinkertonit.[74]

Në këtë raport Pinkertoni shfaqte mendimin se përkthimi i Biblës ishte i nevojshëm edhe në gjuhën serbe, por se pengesat dhe vështirësitë për reformimin e kësaj gjuhe ishin shumë të mëdha. Me këtë rast ai shtronte pyetjen se a do kishte aftësi Vuk Karaxhiqi t'ia dalë një pune kaq të rëndësishme. Një lëvizje e tillë, sipas Pinkertonit, duhej bërë në Serbi me ndihmën e peshkopëve më të ditur të tyre, në mënyrën më të mirë të mundshme dhe me lejimin e qarkullimit të saj. Po ashtu, ai shtronte edhe çështjen e përkthimit në gjuhët origjinale, duke pasur parasysh se Besëlidhja e vjetër në gjuhën e lashtë sllave ishte përkthyer nga Septuaginta, si dhe çështjen e përkthimit edhe për serbët që i takonin

[71] Peter Kuzmič, Vuk-Daničićevo Sveto Pismo i Biblijska Društva, Zagreb 1983, f. 51.

[72] CUL, BSC, BSA/D1/1/16, De Sacy-to-Steinkopf, 10 sept.1815.

[73] Peter Kuzmič, Vep.e cituar, f. 53.

[74] CUL, BSC, BSA/D1/6/4, De Sacy-to-Owen, 11 march 1816.

besimit katolik, e të cilët përdorin shkronjat latine, apo vetëm për besimtarët që i takojnë kishës greke.[75]

Nga ky raport mësojmë se sa shumë ishte i informuar Robert Pinkertoni mbi gjuhët sllave, sepse ai arrin të vërejë dallimin në mes gjuhës së folur serbe dhe gjuhës së vjetër sllave të përdorur që nga koha e Qirilit dhe Metodit. Madje, ai, në fjalorin e përditshëm të tyre, arrin t'i identifikojë edhe shumë fjalë turke.[76] Ky raport me të dhëna të shumta, bënte të ditur edhe mbi situatën arsimore të serbëve që jetonin në Perandorinë Osmane. Sipas të dhënave të këtij raporti, serbët nuk kishin shkolla publike, përveç disa manastireve ku edukimit i kushtonin rëndësi disa priftërinj. Përkundrazi, serbët e të dy konfesioneve që jetonin në Perandorinë e Habsburgëve, kishin shkolla të rregullta, ku përgatiteshin kuadro për arsim.[77] Natyrisht se në përfundimet e relacionit të tij, Pinkertoni ishte pjesërisht edhe nën ndikimin e opinionit publik rus, sepse, ai, kroatët i konsideronte serbë të besimit katolikë. Ky qëndrim ndaj kroatëve, më vonë, është përkrahur edhe nga Vuk Karaxhiqi.

Pas shumë letërkëmbimeve, më në fund, më 15 prill 1819, u nënshkrua marrëveshja për përkthimin e Besëlidhjes së Re në gjuhën serbe, ndërmjet "Shoqërisë Biblike Ruse" dhe Vuk Karaxhiqit.[78] Ky përkthim i tij, si rezultat i rezistencës së qarqeve konservative fetare dhe intelektuale serbe,

---

[75] Stephen Batalden, Kathleen Cann, John Dean, Sowing The cultural impact of the British and Foreign Bible Society 1804-2004, Sheffield 2006, f. 255

[76] Peter Kuzmič, Vep.e cit., f. 255.

[77] Po aty, f. 258.

[78] Po aty, f. 264.

do të shohë dritën e botimit vetëm në gjysmën e dytë të shekullit XIX.[79]

Në "Pro-memoria" të Jernej Kopitarit, të dërguar më 26 nëntor 1815, "Shoqërisë Bible Britanike", i propozohej gjithashtu përkthimi edhe në gjuhën rumune, edhe pse në këtë gjuhë ishin në qarkullim dy versione, madje, njëri prej tyre, në gjuhën popullore, por që kushtonte shumë shtrenjtë. Propozohej të shtypeshin dy versione në alfabetin latin dhe dy në atë cirilik, si dhe versioni i tretë, për vllahët e provincës së Maqedonisë. Në situatë të pavolitshme ishin edhe bullgarët, në gjuhën e të cilëve kishte aq pak botime. Me rëndësi ishte afërsia e kësaj gjuhe me dialektin sllavonian, në të cilin, për popujt sllavë, para 900 vitesh, ishte shkruar

[79] Vuk Stefanovic Karaxhiq (1787-1864) me ndihmën e Jernej Kopitarit, por edhe me ndihmën financiare të Shoqërisë Biblike Britanike filloi fillimisht të përkthejë Dhiatën e re në gjuhën popullore serbe, pastaj i inspiruar nga rilindësi slloven por edhe nga misionet protestante, do të nisë betejën e tij me qarqet konservative kishtare e letrare serbe për të bërë gjuhën popullore, gjuhë letrare. Kjo betejë e tij filloi me botimin e fjalorit të gjuhës serbe, më 1818, dhe të Abetares, më 1827. ABC-ja e Vuk Karxhiqit kishte 24 shkronja të huazuara nga alfabeti i vjetër sllav, një shkronjë (J) të alfabetit latin dhe pesë shenja të reja të përpiluara nga ai. Reforma e tij gjuhësore dhe drejtshkrimore filloi të pranohet në Serbi vetëm pas vitit 1847, kur edhe botohet Dhiata e re, të cilën Vuk Karaxhiqi e kishte përkthyer për Shoqërinë Biblike Britanike, si dhe kur u botuan shkrimet e Gjuro Daniçiçit që i përkrahnin idetë e këtij rilindësi serb. Përfundimisht reforma e tij gjuhësore dhe drejtshkrimore, në Serbi do të pranohet vetëm më 1868, katër vite pas vdekjes së tij. Shih: Vuk Karadjič, "Prvi Srpski Bukvar", Beč 1827, f. 2; Jugoslovenski Književni Leksikon, Matica Srpska, Beograd 1984, f. 318; Vuk Stefanoviç Karaxhiq, Pjesë të Zgjedhura, Prishtinë 1987, f. 364.

Bibla. Kërkesë të njëjtë Kopitari bëri edhe për kroatët, për të cilët edhe ai nuk ishte i saktë, sepse i konsideronte serbë. Në fund të "Pro-memoria-s" së tij, rilindësi slloven kërkonte nga "Shoqëria Biblike Britanike" një shumë vjetore prej 200-300 paundësh. Kjo shumë e parave do t'i nevojitej për ta paguar qiranë e një dhome, ku do të mbaheshin takimet lidhur me problematikën biblike, do t'i mbulonte shpenzimet për letërkëmbime, si dhe shpenzimet për udhëtime në vendet ku do të shpërndaheshin ekzemplarët e Biblës. Gjithashtu, ai i sugjeronte "Shoqërisë Biblike Britanike" botimin e së paku 3000 kopjeve, si mënyrë për ta bërë shtypjen e tyre më të lirë.[80]

Falë këtyre të dhënave, si dhe njohurive të fituara duke jetuar në Perandorinë Ruse, por edhe falë vizitës në Besarabi, Robert Pinkertoni, më 1816, i shkruan "Shoqërisë Biblike Britanike" një raport mbi gjendjen shpirtërore dhe arsimore të popujve të Ballkanit. Nga gjuhët sllave, bullgarishtja, thotë ai, është gjuha më e korruptuar, ngase u ishte nënshtruar ndikimeve gjuhësore osmane, ndërsa dialekti kroat, është gjuhë sllave e ngjashme me serbishten dhe gjuhën karnoliane (sllovene), që është dialekti më i pastër sllav, me gjasë ngase është i rrethuar me popuj sllavë. Dallimet gjuhësore ndërmjet tyre janë shumë më të vogla sesa në mes dialekteve të ndryshme të gjuhës angleze.[81]

Por, nuk ka asnjë dyshim se, që në fillim të veprimtarisë së saj, "Shoqëria Biblike Britanike", për shkak të adhurimit që kishte ndaj kulturës së lashtë helene, kujdes të veçantë i kushtoi gjuhës dhe popullit grek. Për këtë arsye, që në fillim të dhjetëvjeçarit të parë të shekullit XIX,

[80] CUL, BSC, BSA/D1/6/4, f. 108-110.
[81] Peter Kuzmič, Vep.e cit., f. 257,259-260.

Nënkomiteti Oriental i Shoqërisë Biblike e kishte vlerësuar të domosdoshme kërkesën e besimtarëve ortodoksë grekë për botimin e një Bible në gjuhën moderne të tyre, ngase Besëlidhja e vjetër (Septuaginta) dhe Besëlidhja e re e Koinesë vështirë kuptoheshin. Gjithashtu, një problem tjetër rridhte edhe për shkak të mungesës së librave të shenjtë në mesin e popullsisë greke, element ky, që mbase shpjegonte nivelin e ulët të edukatës fetare dhe kombëtare greke. Mu për këto arsye, Nënkomiteti Oriental i Shoqërisë Biblike, më 8 shkurt 1808, në cilësinë e bashkëpunëtorit, propozoi Adamantios Korais-in, një nga grekët më të shkolluar të kohës, i cili jetoi në Paris prej vitit 1788 e deri në vdekjen e tij më 1833. Mirëpo,ai i sugjeroi Shoqërisë Biblike,ribotimin e Besëlidhjes së Re në gjuhën greke ,të shtypur që më 1703 në Londër,kurse,për Besëlidhjen e vjetër, Korais propozonte që ajo të përkthehet nga gjuha hebreje dhe jo nga Septuaginta. Si fryt i kësaj preference,në Londrën e vitit 1810 ribotohet Besëlidhja e re në greqishte, përkthyer dhe e botuar paraprakisht që më 1710 në Halle të Saksonisë.[82]

Veprimtaria e Shoqërisë Biblike në Mesdhe mori hov të madh, sidomos me të përfunduar luftërat e Napolonit. Pas themelimit të "Shoqërisë Biblike Ruse", më 1812, e para e këtij lloji në botën ortodokse, në vitin 1817, një qendër e tillë për Mediteranin, u themelua në Maltë. Ky ishull strategjik, udhëkryq që i lidhte tri kontinente: atë të Evropës, të Azisë dhe atë të Afrikës, anglezët e shfrytëzuan për kontrollimin e qarkullimit tregtar mesdhetar dhe njëkohësisht filluan të ushtrojnë edhe ndikimin e tyre politik. Në Maltë, veprimtarinë e tyre misionare e filluan edhe shoqëritë ungjillore. Sekretarët e parë të degës së Shoqërisë Biblike Britanike në Maltë ishin: William Jowet, Isaac Lownders

[82] Stephen Batalden, Vep.e cit., f. 234-235.

dhe Cleardo Naudi, të cilët menjëherë aprovuan shumën prej 500 funtash dhe botimin e shkrimeve të shenjta në nëntë gjuhë, me një tirazh prej 6000 kopjesh.[83] Ndërkohë me instalimin e britanikëve në Korfuz, aty, më 1819, Shoqëria Biblike themeloi Shoqërinë Biblike Joniane, me degët e veta në Cephaloni dhe Zante. Po në atë vit, në Athinë vendoset Shoqëria Biblike, sikurse edhe në Izmir, më 1818.[84]

Për të kuptuar se në çfarë situate religjioze ishte popullsia e krishtere ortodokse në Perandorinë Osmane, si dhe ndryshimin që do të sillte në të ardhmen e afërt veprimtaria e Shoqërisë Biblike, është me rëndësi të përmendet deklarata e Adolphus Slade, njeriut që kishte shërbyer për shtatëmbëdhjetë vjet si admiral i flotës osmane. Ai për veprimtarinë e Shoqërisë Biblike, nënvizonte: ”Biblat të cilat u janë shpërndarë turqve, ishin kot (sepse nga dyqind turq, njëqind e nëntëdhjetë e nëntë nga ta nuk dinë shkrim-lexim). Turku ose e mban nga kureshtja (Biblën), ose e shfrytëzon si letër. Hajdutët (Kleftët) shqiptarë bëjnë shtrojë për armët e tyre nga Biblat e shoqërisë..., Unë kam vizituar pazarin në Izmir dhe asnjëherë nuk kam parë ndonjë tregtar grek duke lexuar Biblën.... Sepse kur greku e kryen punën e tij, ai shkon të vallëzojë, të këndojë dhe të pijë.” Përkundër mangësive gjuhësore, Patriarku Qirili VI, më 1814, i dha leje Shoqërisë Biblike për ribotimin e versionit të vitit 1810, por me kusht që botimi të përcillet me origjinalin e gjuhës së vjetër greke.[85]

Siç edhe ishte e pritshme as ky ribotim nuk përmbushi plotësisht standardet gjuhësore greke. Enkas për këtë, Sho-

[83] William Canton, A History of the British and Foreign Bible Society, Volume II, London 1904, f. 2.
[84] Stephen Batalden, Kathleen Cann, John Dean, Vep.e cit., f. 236.
[85] Po aty, f. 273.

qëria Biblike do të angazhonte Arhimandritin Hilarion nga Mali i Shenjtë i Sinait, që të përkthente Besëlidhjen e Vjetër dhe atë të Re. Kështu, më 1820, u nënshkrua kontrata ndërmjet Hilarionit dhe Shoqërisë Biblike. Arhimandriti Hilarion për punën si përkthyes do të paguhej në vlerën prej 220-240 paundësh, shumë kjo solide për kohën. Njëkohësisht, me këtë marrëveshje u propozua që 2000 kopje të Biblës të botoheshin në shtypshkronjën e Patrikanës së Stambollit, sepse grekët ishin të njohur për tendenciozitetin e tyre. Ata gjithmonë ishin në gjendje të gjenin gabime dhe të ankoheshin për cilësinë e botimeve, pa marrë parasysh qëllimin e mirë të botuesit.[86]

Në ndërkohë, më 1821, Shoqëria Biblike Britanike emëron, për herë të parë, një përfaqësues të përhershëm për vendet e Mesdheut, i cili vendqëndrimin do ta kishte në Kostantinopol. Ishte ky Henry D. Leeves, i cili ishte ngarkuar për përkthimet e Biblës në gjuhët: greke, osmane, shqipe, serbe, bullgare, kurde dhe hebreiko-spanjolle. Por, për shkak të pasigurisë, si pasojë e Revolucionit grek për pavarësi (1821-1829), përkthimi i Hilarionit iu la në ruajtje Lordit Stranford, i cili ishte ambasadori fuqiplotë i Britanisë së Madhe në Perandorinë Osmane. Në këtë kohë, Perandoria Osmane, në shenjë hakmarrje ndaj grekëve, ndëshkoi me varje Patriarkun Grigori V, duke e shkatërruar me këtë rast jo vetëm shtypshkronjën, por edhe një bibliotekë të pasur. Dritën e botimit, përkthim i Hilarionit mundi ta shohë vetëm më 1827,[87] kur u shtyp edhe Besëlidhja e Re në gjuhën shqipe. Prioriteti që ju dha këtyre dy gjuhëve nga ana e “Shoqërisë Biblike Britanike”, padyshim dëshmonte se këto dy etnitete ishin dy nga popujt Ballkanikë me një ndikim të

[86] Po aty, f. 240-241.
[87] Po aty, f. 243.

pakontestueshëm në Perandorinë Osmane: shqiptarët, si pjesëmarrës me rëndësi në ushtrinë dhe administratën osmane dhe grekët si tregtarë dhe nëpunës numerikë në administratën e "Portës së Lartë".

Rezultati i kësaj veprimtarie religjioze ishte gjithsesi rilindja e gjuhëve popullore, që reflektoi padyshim një energji dhe cilësi të re në jetën kulturore dhe shoqërore, duke promovuar në fund të fundit edhe të drejtat qytetare. Procesi i kësaj lufte për liri nga Perandoria Osmane, inicioi edhe dukurinë e bërjes së kishave në organe të qeverive kombëtare, duke transformuar besimin ndaj Krishtit në besimin e ri, kuptohet në atë të kombit dhe të vlerave të tij. Domosdo, kjo pashmangshëm prodhoi edhe konfrontime të para ideologjike ndërmjet kishës ortodokse dhe elitave të reja kombëtare. Kështu, Patriarku i Konstantinopolit, Konstantini I, më 1830, deklaroi haptazi përkrahjen e tij për shtetin e ri grek, por njëkohësisht shfaqi edhe brengën e tij për infiltrimin kalvinist në mesin e ortodoksëve të Greqisë.[88] Kjo frikë u dëshmua më 4 gusht 1833, kur mbreti grek, një protestant ky gjerman, shpalli autoqefalin e kishës greke nga qendra në Stamboll.[89] Procesi i copëtimit të kishës universale ortodokse në kisha kombëtare, sipas shembullit të vendeve protestante, tashmë kishte filluar edhe në Ballkan, duke filluar kështu zyrtarizimi i shthurjes së Perandorisë Osmane, mbi themelet e së cilës, më vonë, do të ngriheshin shtetet kombëtare sipas modelit euro-protestant.[90]

---

[88] Michael Angold, The Cambridge History of Christianity, f. 233.
[89] Po aty, f. 235.
[90] Me këshillën e Fuqive të Mëdha (Britanisë së Madhe, Rusisë cariste, Francës dhe Bavarisë), më 7 maj 1832 për Mbret të shtetit të ri grek do të shpallnin Friedrich Otto, me titullin Mbret i Greqisë, që do të thoshte se kjo mbretëri nuk kishte pretendime territoriale ndaj

## 1. 4. Themelimi i Shoqërisë Biblike Britanike për të Huajt

Në shekullin XVIII ndodhën ngjarje të rëndësishme, të cilat lanë gjurmë në historinë e qytetërimit evropian. Shekulli XVIII shënoi kulmin e ringjalljes shpirtërore dhe morale të shtresës elitare të saj. Me rivendosjen e rendit të përhershëm kushtetues në Mbretërinë Britanike, si dhe me ngadhënjimin e revolucioneve në SHBA dhe në Francë, në këtë shekull u materializuan idealet e larta shoqërore. Tanimë, përfundimisht, ishin vendosur themelet institucionale të një rendi të ri shoqëror, të liruar nga paragjykimet dhe teket e shtresave feudale-fetare.

Një rol padyshim të rëndësishëm në këtë emancipim shoqëror patën edhe kishat protestante, të cilat duke përkthyer Biblën dhe duke predikuar në gjuhët amtare, arritën afrinë e ideve të reja përparimtare me masat e gjera popullore. Për të përmbushur një mision të tillë fisnik, ato nisën të formojnë shoqata të ndryshme fetare, të cilat si qëllim primar kishin shpërndarjen e biblës. Organizata të tilla ishin: Bible Society (1780), (Shoqëria Biblike), Society for Promoting Christian Knowlodge Amoungs the Poor (1750), (Shoqëria e promovimit të njohurive të krishtera ndër të

Perandorisë Osmane, ku në një numër të madh jetonin banorë me prejardhje etnike greke. Pasi mbreti Oton ishte ende i mitur, shteti grek u udhëhoq nga një Regjencë e përbërë nga tre bavarezë. Ndërsa shpallja e Autoqefalisë së kishës greke është bërë pa miratimin e Patriarkanës së Stambollit dhe pa pëlqimin e Rusisë, por në bashkëpunim të plotë dhe me këshilla të shtetit britanik dhe të atij francez. Shih**: Далибор Јовановски, Грчка Балканска политика и Македонија (1830-1881), Скопје 2005, f. 14-15.**

varfëritë), Society for Propagation of the Gospel in Foreign Parts (1701), (Shoqëria për propagandimin e Ungjillit në vendet e huaja) etj. Këto shoqëri biblike, punën e tyre vullnetare e mbështetnin në parimin sipas të cilit shkrimet e shenjta ishin shprehje e dashurisë së Zotit për njeriun, pavarësisht gjuhës, ngjyrës dhe racës. Një motivim tjetër për këta vullnetarë ishte besimi se Bibla nuk duhet të përdoret vetëm për realizimin e nevojave personale të njeriut, por se ajo duhet të na shërbejë edhe si mbështetëse në shumë veprime të tjera, sepse ajo na e kujton se duhet të punojmë në të mirë të bashkësisë njerëzore, duke filluar që nga embrioni themelor, që nga familja.

Realizimi i një qëllimi sublim doemos kërkonte institucione të organizuara dhe të financuara rregullisht, andaj për t'i ikur çdo keqkuptimi dhe për të pasur mbështetjen e të gjitha kishave të krishtera, vihej në pah zbatimi i një qëllimi të vetëm të asaj shoqërie, qëllim ky që ndërlidhej ekskluzivisht me qarkullimin e Librit të Shenjtë. Për të larguar çdo dyshim nga ndikimet eventuale, u vendos që Libri i Shenjtë të botohej pa shënime shtesë dhe pa komente.

Nxitës për themelimin e organizatave të tillë u bë predikuesi Thomas Charles, i cili, në vitin 1802, erdhi në Londër për të kërkuar financues për botimin e Biblës në gjuhën e Uellsit.[91] Mbledhja themeluese u mbajt në Londër, më 7 mars të vitit 1804, në praninë e 300 delegatëve. Në këtë mbledhje u miratua rezoluta si në vijim:

1) Të themelohet shoqëria me emrin ”The British and Foreign Bible Society” (Shoqëria Britanike për të Huajt), me synim të vetëm, shpërndarjen e Librit të shenjtë;

---

[91] George Brown, History of British Bible Society (1804-1854), London 1859, f. 2-4.

2) Veprimtaria të shtrihet si brenda Britanisë së Madhe, ashtu edhe jashtë saj, pa marrë parasysh përkatësinë fetare;

3) Nuk do të shpërndahet Bibla në gjuhën angleze në Britaninë e Madhe;

4) Takimi vjetor do të bëhet në Maj të çdo viti, kur dhe do të bëhet zgjedhja e anëtarëve të Komitetit dhe të kontabilitetit, njëkohësisht do të përgatitet projekti për punët në vitin vijues;

5) Komiteti do të ketë 36 anëtarë, gjashtë prej të cilëve do të jenë të huaj, të tjetër anëtarë të kishës anglikane dhe të kishave të tjera të krishtera;

6) Dhuratat financiare do të sigurohen përmes anëtarësisë - të drejtës së tyre për votë.[92]

Se kjo shoqëri kishte me të vërtetë karakter prej misionari e misionarësh, vërtetohet edhe me pranimin për këmbimin e 1000 kopjeve të Besëlidhjes së re (varianti protestant) me 1000 kopje të Besëlidhjes së re (varianti katolik), në Nyrnberg, më 1805, si dhe me marrëveshjen me Universitetin e Kembrigjit për përgatitje të saktë dhe standardizim të teksteve biblike në Britaninë e Madhe. Ato nuk kishin vetëm karakter fetar, por edhe edukativ. Dëshmia më e mirë e vlerave arsimore të këtyre shoqatave, është edhe rasti i Skotlandës, ku prej 350 000 malësorëve, 300 000 prej tyre nuk flisnin gjuhë tjetër përveç variantit dialektor të keltishtes, andaj qysh në fillim Shoqëria Biblike botoi 20 000 kopje të Biblës në gjuhën e folur skontlandeze. Në këtë mënyrë nxitej edhe emancipimi kombëtar, e sidomos te popujt të cilët gjuhën e tyre ende nuk kishin filluar ta përdorin edhe

[92] Po aty, f. 9-10.

si të shkruar. Kështu, deri në vitin 1854, Bibla tërësisht ose pjesërisht ishte përkthyer në 150 gjuhë.[93]

Sipas parimeve të njëjta, më 1808, në SHBA, u formua Shoqëria Biblike e Filadelfisë, që më vonë do të quhej "American Bibel Society".[94] Themelimi i shoqërive të tilla kishte karakter shumëdimensional: fetar, edukativ, moral, por edhe social. Kjo shoqëri ndihmoi në ngritjen e vetëdijes së shtresës së ulët shoqërore, pastaj në zbutjen e ashpërsisë së të pasurve dhe të pushtetarëve, si dhe në vendosjen e një ure shpirtërore ndërmjet njerëzve, pavarësisht racës, kombit, gjuhës dhe gjendjes sociale. Jo më kot, në 25 vjetorin e themelimit të shoqërisë, u tha: "Rëndësia e kësaj shoqërie rritet me përhapjen e Biblës, sepse sa më shumë mirësi dhe pastërti shpirtërore që do t'i jepet njeriut, aq më tepër ai do t'i rreket punës për të mirën e tij dhe të të tjerëve......Ne shpesh mendojmë se qëllimi i religjionit është të ndikojë në veprimet e bëra, e më pak në zakonet dhe karakterin e njeriut që duhet formuar. Prandaj, religjioni do të angazhohet për formimin e njerëzve të mirë dhe për krijimin e një bote më të mirë, ashtu si dëshiron Zoti".[95]

Çelësi i suksesit dhe i karakterit global të Shoqërisë Biblike, padyshim se qëndronte në dy parimet kryesore sipas së cilave udhëhiqej ajo: 1) "katolicizmi" dhe 2) "njëqëllimshmëria". Parimi i parë nënkuptonte shpërndarjen globale të biblës, kurse parimi i dytë, nënkuptonte shmangien e keqkuptimeve, kundërshtimeve nga rendet e tjera religjioze, duke shtuar se i vetmi qëllim i saj ishte botimi dhe shpër-

[93] Po aty, f. 25, 27.
[94] John Owen, History of the British Foreign Bible Society, Volume III, London 1820, f. 38.
[95] Owen, Vep.e cit., f. 143-144.

ndarja e Biblës në të gjitha gjuhët e mundshme, me metoda sa më liberale dhe josektariane.[96]

Në rrethana të reja, në të cilat ishte vendosur një siguri dhe liri e lëvizjes, qarkullimi i lirë i Biblës edhe nëse nuk solli veprime konkrete për ndryshime politike dhe sociale, megjithatë promovoi ide të reja. Mbi të gjitha, ajo nuk kërkonte veprime të dhunshme ndaj pushtetit, por duke nxitur ndryshimet shpirtërore, intelektuale dhe etike të individit, synonte krijimin e një vlerësimi kritik të opinionit publik drejt pranimit të kritereve të reja, si liritë fetare dhe qytetare, edukimin masiv, apo shpalljen e skllavërisë si të jashtëligjshme.

Gjithnjë, për qëllime të tilla të larta dhe fisnike, Bibla u përkthye edhe sipas versionit protestant dhe atij katolik. Shoqëria Biblike, përkthimet nga latinishtja ”Vulgata” (e përkthyer nga Shën Jeronimi me origjinë ilire) i konsideronte si shtrembërime. Për këtë arsye u propozua që shkrimet e shenjta të përkthehen nga gjuha origjinale, nga ajo greke e vjetër dhe nga ajo hebreje.[97] Për të kryer misionin e tyre me sukses, misionarët protestantë për disa gjuhë jo të shkruara, në mesin e tyre edhe gjuha shqipe, adaptuan alfabete përkatëse.

[96] Po aty, f. 271-272.
[97] Po aty, f. 184.

## 1.5 Filozofia bektashiane dhe koncepti i emancipimit kombëtar shqiptar

Thënia e profetit Muhamed: ”Rrugët për te Zoti janë të shumta, sikurse frymëmarrjet e krijesave të tij”, padyshim ishin edhe mbështetje për lindjen dhe organizimin e sekteve fetare në gjirin e Islamit. Kështu, edhe nocioni ”tarikat” rrjedh nga emri tareek, që do të thotë rrugë. Pasi tarikatet burojnë nga Aliu, ata ndryshe quhen edhe alevi, ndërkaq, Haxhi Bektashi, si edhe të gjithë mistikët e tjerë, ishte nxënës i Ahmedyl Jesevisë, themeluesit të rendit Nakshibend.[98] Sipas të dhënave më të reja sekti bektashian ka lidhje të madhe me urdhrin fetar të kalenderive dhe të dervishëve Hajdari dhe, për më tepër, gjatë shekullit XVI, teqetë dhe dervishët e rendit kalenderi plotësisht u shkrinë në tarikatin bektashian. Rrjedhimisht, të gjitha elementet karakteristike të të dy këtyre dy sekteve si, shamanizmi, budizmi, zoroastranizmi, manikiezmi, u bënë pjesë përbërëse të filozofisë bektashiane.[99]

Është i njohur fakti se bektashizmi, si çdo rend tjetër i sufistëve, përpiqet të vendosë një raport personal me krijuesin e gjithësisë - Zotin. Ky qëllim i tyre i parë, mund të sendërtohet duke medituar, pastaj me asketizmin, varfërinë, këndimin, vallëzimin dhe me metoda të tjera. Por për dallim nga rendet e tjera të sufizmit, bektashizmi është i interesuar

[98] John Brown, The Dervishes or Oriental Spiritualism, London 1868, f. 140,143.

[99] Ekmeleddin Ihsanoğlu, Nuri Yüce, Historia e shtetit, shoqërisë dhe qytetërimit osman II, Tiranë 2009, f. 216.

edhe për jetën shoqërore dhe për nevojat e përditshme të njeriut të rëndomtë.[100]

Për bektashinjtë nuk ishte me rëndësi se me cilin libër të shenjtë, K'uranin apo Biblën, do të arrihej kjo shkrirje me Zotin. Në këtë mënyrë ishte shumë lehtë për të krishterët dhe hebrenjtë të konvertoheshin në bektashi, pa pasur nevojë të shfrytëzonin detyrimisht edhe K'uranin. Me rëndësi ishte vetëm rezultati final, bërja e njeriut më të mirë dhe më të përsosur shpirtërisht.[101] Shembulli më i mirë i këtij parimi, ishte edhe poezia e Muhijdin Arabiut, mistikut andaluzian të shekullit XII, i cili në një nga vargjet e tij thotë:

*"Zemra më erdhi në një gjendje që merr çdo formë,*
*Herë manastir i priftërinjve,*
*Herë paraqitet si Qabeja,*
*Herë mban faqet e Tevratit,*
*Herë mban faqet e K'uranit,*
Feja ime, besimi im dhe ndërgjegjja ime ajo është (dashuria)..."[102]

Qëllimi kryesor i bektashizmit nuk ishte të kërkohej falja e mëkateve nga Zoti, por ndriçimi i brendshëm i njeriut, duke e bërë atë më të afërt me më të mirët (Mojsiun, Jezu Krishtin dhe Muhamedin) dhe, njëkohësisht, pjesëtar të së mirës. Për besimtarin bektashian, nuk ekziston mëkati, pavarësisht se çka bën njeriu. Ai ia bën vetes, prandaj nuk

---

[100] John Baldock, The Essence of Sufism, Toronto 2004, f. 49.

[101] Arkivi Qendror Shtetëror i Republikës së Shqipërisë (më tutje AQSH), Fondi 483, viti 1932, Dosja 1, f. 1.

[102] Baba Rexhepi, Mistiçizma islame dhe bektashizmi, Tiranë 2006, f. 92.

ka ndëshkim ose shpërblim për të, jashtë kësaj bote. Parajsa dhe ferri për bektashiun është në këtë botë, në zemrën e tij.

Të gjitha këto e kanë bërë bektashizmin një rend shumë të thjeshtë, pa formalitetet e islamit ortodoks, si axhërimi dhe festat e ndryshme. Të rëndësishme për ta janë veprat në jetën e përditshme. Cilësitë e tilla këtë sekt e bëjnë shumë të ngjashëm me protestantizmin, i cili po ashtu hedh poshtë formalitetet, ceremonitë, hierarkinë fetare dhe idolatrinë.[103] Prandaj nuk është për t'u habitur se edhe "Shoqëria Biblike Britanike", në relacionet e saj të shumta për shqiptarët, kur bënte fjalë për ndjekësit e bektashizmit, fliste si për "protestantët myslimanë". Një shembull i tillë është edhe biseda e dr. Knollekës me një imam të Krujës, i cili në shenjë respekti ndaj profetit, Jezu Krishtit, bleu Besëlidhjen e Re në gjuhën osmane,[104] ngase edhe ata, sikurse edhe lëvizjet reformatore të krishtera, bazën e filozofisë së tyre nuk e mbështesnin vetëm në Besëlidhjen e Re ose vetëm në K'uran, por thelloheshin edhe në botëkuptimet më të hershme mistike.

Një nga ngjashmëritë e ritualit bektashian me krishterimin është edhe simbolika e gurit. Në oborrin e çdo teqeje bektashiane është i vendosur një gur me tetë kënde, mbi të cilin është i vendosur një qiri i ndezur, rreth të cilit janë të vendosura dymbëdhjetë ulëse. Qiriu simbolizon fytyrën e profetit Muhamed, drita simbolizon sytë e tij, oborri trupin e profetit, ndërkaq dymbëdhjetë ulëset simbolizojnë 12 imamët që rrjedhin nga familja e profetit. Është shumë e qartë ngjashmëria e këtij rituali me "Darkën e fundit të Jezu Krishtit", ndërsa guri për besimtarët bekta-

[103] AQSH, Fondi 483, viti 1932, Dosja 1, f. 2.
[104] CUL, BSC, Bible Society Agency, BSA/D1/7/117, f. 22.

shianë ka  një simbolikë të dyfishtë: 1) guri është kujtim i profetit Muhamed, të cilin e vendoste në rrip për ta lehtësuar urinë dhe 2) guri simbolizon kujtimin për Mojsiun, i cili rreth qafës vendoste një gur me dymbëdhjetë kënde, që ndryshe quhej "Teslim Tashi" ose Guri i nënshtrimit. Pra, ata kishin lidhje shpirtërore edhe me misticizmin hebre.[105] Bile, një ndër poetët e famshëm bektashianë, Nesimi, solli në doktrinën bektashiane pjesë të filozofisë hurufilike, baza e së cilës buronte nga Besëlidhja e Vjetër.[106]

Historia e lindjes së Haxhi Bektashit është shumë e ngjashme me historinë e Abrahamit dhe Sarës, të cilët në moshë të shtyrë u bënë prindër. Rasti i njëjtë ishte edhe me Sejjid Ibrahimin, i cili rridhte nga familja profetike e Muhamedit dhe Aliut ose Ali Abasë dhe bashkëshortes së tij Hatemes. Ata, po ashtu, si Abrahami (Ibrahimi) shekuj më parë, i paralajmëroi një dervish për lindjen e djalit të tyre, të cilin ata do ta quajnë Sejjid Muhamed. Pasi fëmija kishte në dorë vulën profetike me ngjyrë të gjelbër, identike me vulën që profeti Muhamed kishte në shpatull, kjo ngjyrë u bë ngjyrë e preferuar e bektashinjve.[107]Sipas traditës bektashiane, Haxhi Bektashi Veli ishte pasardhës i Profetit Muhamed, nga vija e  imamit të shtatë, Musa Kazimit.[108]

Numri dymbëdhjetë që simbolizon dymbëdhjetë fiset izraelite, është simbol edhe i imamit të fundit Mehdi, i cili ishte zhdukur në mënyrë misterioze gjatë 15 ditëve të muajit

---

[105] John Brown, The Dervishes or Oriental Spiritualism, London 1868, f. 152-153.

[106] In Commemoration of the 800$^{th}$ anniversary of Haci Bektash Veli, Ankara 2009, f. 32.

[107] Ali Tyrabiu, Historia e bektashinjve, Tiranë 1929, f. 22-23.

[108] In Commemoration of the 800$^{th}$ anniversary of Haci Bektash Veli, Ankara 2009, f. 24.

Shaban, për t'u rikthyer si sundues i përkohshëm.[109] Pra, ekziston një ngjashmëri me krishterimin, që po ashtu pret ardhjen e sërishme të Krishtit. Të gjitha këto elemente i kanë bërë rendet e sufistëve shumë të pranuara edhe nga besimtarët e krishterë të Ballkanit.

Puna për besimtarët bektashianë është obligim i shenjtë, aq më tepër për udhëheqësit bektashianë, të cilët ishin të obliguar të punonin si të gjithë njerëzit tjetër për të siguruar dhe plotësuar nevojat e tyre jetësore.[110] Shembujt personalë të baballarëve bektashianë, ishin baza morale për ndjekësit e tyre që ekzistencën ta siguronin nga puna e rëndë dhe e ndershme. Ishte ky rast i njëjtë me vendet protestante gjatë shekujve XVIII-XIX, ku puna e ndershme qe ngritur deri në fanatizëm.

Në historinë njerëzore është e njohur fuqia e ngazëllimit ose e fanatizmit të besimtarëve religjiozë dhe e atyre ideologjikë, të cilët pavarësisht dëmeve të bëra, shoqërisë njerëzore i sollën përparim të gjithëmbarshëm. Kështu ishte edhe me botën islame e cila, për sa kohë udhëhiqej nga entuziazmi religjioz, arriti jo vetëm një shtrirje të madhe gjeografike, por njëkohësisht edhe majat e zhvillimit kulturor e intelektual. Por kur ky ngazëllim, frymëzim dhe kjo forcë shtytëse u shpenzua dhe humbi fuqinë krijuese, atëherë këto vlera shpirtërore u bënë formale duke u lënë hapësirë plotësimit të nevojave pasionante të njeriut.[111]Këtë kalim qëllimesh e lehtësonte edhe natyra manipuluese njerëzore, e cila duke u nisur nga parimi i shpërblimit në

---

[109] John Brown, The Dervishes, f. 156.

[110] AQSH, Fondi 483, viti 1932, Dosja 1, f. 3

[111] Georg Wilhelm Friedrich Hegel, Filozofija povijesti, Zagreb 1966, f. 378.

parajsë, pavetëdijshëm e kishte zëvendësuar entuziazmin religjioz me kënaqësitë fizike në këtë botë.

Pra, edhe islami, sikurse krishterimi, kishin humbur forcën dhe dëshirën për ta inspiruar njeriun për ta ringritur e përsosur vetveten. Edhe islami, edhe krishterimi e kishin humbur forcën dhe durimin për t'u bërë më pastaj paraprijës të ndryshimeve shoqërore, në funksion të kërkesave të kohës. Gjatë shekujve XVIII-XIX, derisa tek bota e krishterë, në pamundësi të reformimit të kishës katolike, lindi një lëvizje protestante, e cila u bë pararendëse e ndryshimeve dhe e zhvillimit të shoqërisë evropiane, në anën tjetër, bota islame tashmë kishte filluar të zhytej në prapambeturi, si pasojë e mungesës së frymëzimit për veprime efektive. Në këtë mjedis, përjashtim bënte bektashizmi, i cili, duke pasur shumë parime të njëjta me protestantizmin, po përqafonte vlerat qytetëruese evropiane dhe ishte vënë në ballë të Rilindjes Kombëtare Shqiptare.

Gjatë ritualeve të tyre fetare, mashkulli dhe femra luteshin bashkërisht,[112] traditë kjo tejet identike me të ashtuquajturit "protestantë shakers" ose "besimtarët që dridheshin duke u lutur". Vallëzimi bektashian bëhet në çifte, imitohen lëvizjet e lejlekut, në të cilin transformohej Haxhi Bektashi. Ky vallëzim simbolizon edhe barazinë gjinore dhe tregon mënyrën se si duhet të tejkalohen vështirësitë që sjell jeta e përditshme. Në këtë vallëzim marrin pjesë 12 valltarë, duke simbolizuar të 12 imamët dhe quhet "Vallja e Lejlekut".[113]

---

[112] John Baldock, The Essence of Sufism, Toronto 2004, f. 156.

[113] In Commemoration of the 800th anniversary of Haci Bektash Veli, Ankara 2009, f. 31.

Aftësi tjetër që i atribuohet Haxhi Bektashi Veliut është fuqia e tij për të lëvizur malet dhe për t'u shndërruar në luan. Në të vërtetë, kur dëshironte të lutej, ai me pasuesit e tij, pra dervishët, shkonte në një mal afër qytetit Haxhi Bektash. Dervishët ndiznin atje zjarrin me drurë dëllinjash dhe silleshin rreth zjarrit 40 herë. Në një çast deliriumi, Haxhi Bektashi kishte hedhur në zjarr xhaketën e tij. Në shenjë kujtimi, dervishët shpërndanë hirin e zjarrit gjithandej, si simbol i shenjtërisë së asaj xhakete dhe, nga ajo ditë, ai mal quhet: **Hirka Daği ose Mali i Xhaketës**".[114] Këto ceremoni ishin të ndaluara nga islami ortodoks. Për pasojë, ato filluan të bëhen fshehurazi nga sytë e botës.

Bektashinjtë, ndërkaq, predikonin se pa emancipimin e femrës nuk mund të ketë përparim dhe kombe të qytetëruara. Ky qëndrim ndaj femrës bektashizmin e ka bërë këtë rend unik në botën islame, sepse barazinë gjinore e konsideron të domosdoshëm. Kjo referencë e tyre filozofike ishte shumë me rëndësi për rrethanat e përditshmërisë shqiptare, sepse e lehtësonte në masë të madhe integrimin e femrës në Lëvizjen Kombëtare Shqiptare.

Ngjashmëri tjetër me krishterimin ishte edhe besimi bektashian në trininë; Zoti, Muhamedi dhe Aliu. Për bektashizmin kjo trini kishte këtë kuptim: Ati përfaqësonte jetën, i biri simbolizonte trupin, kurse shpirti i shenjtë njeriun e përsosur. Për dallim nga krishterimi, ky rend sufistësh këtë trini e gjen te të gjitha krijesat njerëzore të përsosura para dhe pas Jezu Krishtit. Themeli i besimit bektashian është: "Zoti është çdo kund, por drita e Zotit është vetëm në njeriun e përsosur". Për besimtarët bektashianë, shpirti është i vetmi realitet i cili është i mundur të shkrihet me Krijuesin.

[114] Po aty, f. 31.

Këto parime janë elemente thelbësore që e bëjnë bektashizmin shumë tolerant ndaj krishterimit, që është me rëndësi relevante për përhapjen me mjaft të suksesshme në mesin e shqiptarëve. Po ashtu, bektashizmi ishte shumë popullor edhe për arsye të shfrytëzimit të gjuhëve vendase, me të cilat ata i shkruanin dogmat, këngët, lutjet dhe literaturën tjetër, e që nuk e kishim me islamin zyrtar dhe sektet e tjera. Për më tepër, historia e re turke, si burim të vetëm të teksteve të vjetra në gjuhën turke i ka vetëm tekstet e bektashinjve.

Në filozofinë bektashiane Adami simbolizon fillimin e krijimit, Noa fillimin e një jete të re, Abrahami njohësin e Zotit, krishterimi paraqet kohën e drejtësisë, kurse islami unitetin e të gjitha religjioneve. Po kështu edhe rrobat e bardha simbolizonin pastërtinë shpirtërore dhe vetë Jezu Krishtin.[115] Shprehja më e mirë e kësaj ndërlidhjeje religjioze është edhe lutja: ”S’ka Zot tjetër pos Zotit Një, Muhamedi është profeti i tij, ndërsa Aliu është Valee (mik) i Zotit, Mojsiu është Fjala e Zotit, Krishti është Shpirti i Shenjtë i Zotit dhe Noa është Shpata e Zotit.’”[116] Duke përdorur gjuhët lokale në ritualet e tyre, ata arritën ta ruajnë dhe kultivojnë gjuhën turke, në një kohë kur gjuhët arabe dhe persiane mbizotëronin mbi kulturën shpirtërore, intelektuale dhe në administratën e Perandorisë Osmane. Ideologjia bektashiane në Anadoll, duke ndjekur karakterin fisnor dhe nomad të banorëve të atyre viseve, ishte e shprehur në formën “Alevi”, që në fakt përfaqësonte “bektashizmin rural”.[117]

[115] AQSH, Fondi 483, Dosja 4, f. 3.
[116] John Brown, The Dervishes or Oriental Spiritualism, London 1868, f. 146.
[117] In Commemoration of the 800th anniversary of Haci Bektash Veli, Ankara 2009, f. 25.

Në vazhdën e ngjashmërive me Rilindjen Evropiane është edhe fakti se bektashizmi, Muhamedin e konsideron si profetin e fundit, i cili vazhdoi punën  e profetëve të tjerë, duke bërë vetëm ndryshime të jashtme, pa ndryshuar kuptimin e brendshëm të mësimeve të shenjta. Muhamedi, për rendin bektashi, është profeti që simbolizon përsosmërinë, ndërsa Aliu është njeri i veprimit, njeriu që organizon një shoqëri të fshehur me objektiv ruajtjen e të vërtetave të shenjta. Rrjedhimisht, parimi udhëheqës i tyre ishte: Besim-Vëllazëri-Drejtësi. Këto parime morale të tyre kishin rënë në kundërshtim me parimet e dinastive të mohavianëve dhe të abasidëve, të cilët me krijimin e qeverive totalitare shkatërruan normat morale të Muhamedit dhe të Aliut. Kushtimisht edhe mund të themi se filozofia bektashiane ishte e bazuar në norma të njëjta morale në të cilat gjeti mbështetje edhe rilindja evropiane gjatë shekujve XVIII-XIX. Besimtarët bektashianë e kishin për detyrë të ndihmonin njerëzit në nevojë dhe të merrnin më pak, sesa japin.[118]

Ndikim të konsiderueshëm në rendet mistike islamike, sikurse edhe te lëvizjet protestante të krishtera, pati edhe misticizmi hebraik. Ndikimi i kësaj filozofie pragmatiste në konceptet mbi punën, organizimin shoqëror dhe formën e sundimit shtetëror, ishte shumë i fortë te bektashizmi dhe ahizmi. Që të dy këto sekte dervishësh, themelet i kishin të mbështetura në parimet e artit, mjeshtërisë, vëllazërisë dhe të besimit, elemente këto të përbashkëta me lëvizjet e mëvonshme ungjillore. Bektashizmi, sikur edhe sekti i afërt me të, ahizmi, konsideronin se pjesëtarët e sekteve të tyre ekzistencën duhej ta siguronin nga puna e tyre e ndershme, e jo nga lëmosha. Në këtë mënyrë, duke nxitur punën te përkrahësit e tyre, ata nxitën respektin për çdo veprimtari

[118] AQSH, Fondi 483, Dosja 4, f. 5.

dobiprurëse e të ndershme, me çka largoheshin nga mentaliteti i mospunës, të kultivuar aq gjatë në kulturën tradicionale orientale.

Pjesëtarët e këtyre dy sekteve, pastaj si zejtarë të organizuar në esnafe, u bënë bartës të zhvillimit ekonomik të Perandorisë Osmane, ashtu sikurse lëvizja protestante, e cila më vonë u bë bartëse e kapitalizmit. Elementi i dytë i rëndësishëm në organizimin e këtyre dy sekteve ishte edhe vëllazërimi ose kultivimi i ndjenjës së kolektivizmit, elemente këto identike me "Kibucët" hebrenj. Në vëllazërinë e ahinjve ekzistonte një solidaritet i madh; ata ndihmonin pjesëtarët e saj në hapjen e veprimtarive ekonomike. Në këto veprimtari fitimi i realizuar nuk ishte individual, por shkonte në buxhetin e përbashkët apo dergjahut. Me këto mjete të grumbulluara pastaj bëhej organizimi i jetës së gjithë bashkësisë, duke flakur kështu dallimet sociale ndërmjet pjesëtarëve të saj.[119] Ahitë, sikur se bektashinjtë, besonin në një Zot dhe në Alinë, por edhe në të shenjtin Sulejman (Solomonin), me çka pa dyshim ndryshonin nga bektashizmi, por afroheshin shumë me hebraizmin dhe masonizmin. Bektashizmi kishte adaptuar po ashtu filozofinë dhe misticizmin e sektit të ndaluar, hurufizmit. Sipas këtij sekti, njohuritë absolute mbi Zotin i kishte vetëm themeluesi i saj, Fadllallah Asterbadi (vdekur më 1394), njohuri këto, të cilat, pjesërisht, ishin të panjohura edhe nga vetë i dërguari i Zotit, Muhamedi. Me këtë pikëpamje filozofike, ky rend mistikësh, por edhe themeluesi i saj, do të bëheshin armiku numër një i botës myslimane. Pas ndjekjeve që pasuan, hurufizmi u koncentrua në Ballkan ku filozofia e tyre u pranua nga bektashizmi. Një nga dorëshkrimet më të vjetra

[119] Arkivi i Institutit të Historisë-Tiranë (më tutje AIH), Fondi A-III-225, f. 6.

të hurufizmit në vendbanimet shqiptare daton nga viti 1707, që ishte përpiluar në Shkodër, ndërsa më i vonshmi është i vitit 1840, i shkruar në qytetin e Gjirokastrës.[120]

Një simbol interesant që e gjejmë te bektashizmi, është edhe paraqitja e përbashkët e luanit dhe e drerit, që simbolizojnë forcën, fuqinë e mirësisë dhe të butësisë. Natyrisht kjo besëtytni ishte e lidhur me figurën e themeluesit të këtij rendi mistik, Haxhi Bektashi Veliut, i cili kishte aftësi të shndërrohej në lejlek, dren ose edhe në luan. Kjo lidhshmëri e bektashizmit me botën shtazore, padyshim, kishte rëndësi të madhe për kultivimin e dashurisë ndaj të gjitha krijesave të Zotit. Luani dhe dreri njëkohësisht simbolizonin harmoninë dhe paqen mes kundërshtarëve, diçka që mund të arrihej ndërmjet tyre përmes përhapjes së dritës së diturisë dhe përmes besimit të pastër.

Me fillimin e pushtimit të Ballkanit nga Perandoria Osmane fillon edhe procesi i islamizimit, ndërkaq bektashizmi, atëherë, ishte shumë më i pranueshëm për popullsinë e krishterë evropiane dhe posaçërisht për shqiptarët. Arsyet e një suksesi të tillë të këtij rendi sufi ishin kushtet nën të cilat jetonte ky popull. Arbrit, siç quheshin shqiptarët mesjetarë, jetonin në kufirin ndërmjet dy religjioneve të krishtera: katolicizmit dhe ortodoksizmit. Ndërkaq, prej vitit 1054 u thelluan edhe më shumë dallimet ndërmjet tyre, duke ndikuar në thellimin e hendekut të mosmarrëveshjeve dhe urrejtjes së ndërsjellë.

Jeta nën kushte të tilla i kishte bërë arbrit të përshtaten me konvertimet e shpeshta, nga besimtarë katolikë në ortodoks dhe anasjelltas. Në rrethana të tilla në Ballkan filloi të

[120] Fatih Ulsuer, Firat Yildiz, “Hurufism Amongst Albanian Bektashis”, Accessed January 5th 2012, http://www. sosyalarastirmalar. com/cilt3/sayi15pdf/usluer_fatih_ve_firatyildiz.pdf

shtrihet një lëvizje heretike, e njohur si bogumilizëm. Ky sekt i krishterë ishte një lëvizje reformatore e ardhur nga lindja, në shumë elemente identik me bektashizmin. Të dy këto drejtime opozitare kishin në qendër të filozofisë së tyre raportin personal me Zotin, pa pasur nevojë për ndërmje-tësues dhe prani të priftit ose hoxhës.

Bogumilizmi, ashtu sikur edhe bektashizmi, nuk e konsideronte të nevojshme organizimin fetar. Që të dyja që-ndronin fuqishëm në pozitat e kundërta, përballë monopolit të pronarëve të tokave, të cilët shfrytëzonin njeriun e thjeshtë.[121] Për më tepër, ky drejtim heretik i krishterë, përveç në viset e Bullgarisë, të Maqedonisë e të Arbërisë, shtrirje të gjerë pati edhe në Bosnjë, ku ishte themeluar "Kisha Boshnjake", për shumë çka identike me kishat e mëvonshme protestante. Besimtarët e kësaj herezie luteshin posi myslimanët pesë herë në ditë dhe Krishti kuptohej prej tyre si "Shpirti i Shenjtë". Ndërkaq, rruga për te Zoti ishte një qasje individuale mistike e besimtarit, pra një botë-kuptim i njëjtë me misticizmin islam.[122]

Në qendër të vëmendjes për të dy herezitë ishte njeriu, ndërkaq dashuria ishte rruga drejt lumturisë individuale dhe fshehtësi e prehjes shpirtërore. Për të nxitur këtë dashuri hyjnore, bektashinjtë këndonin këngë me motive mistike. Një nga këto këngë ishte edhe frymëzimi i Haxhi Bektashi Veli, me refrenet si:

"Nxehtësia është brenda zjarrit, jo në tenxhere

Bërja e mrekullive është në kokë, jo në kurorë

---

[121] Ferdinand Schevill, The history of the Balkan peninsula, New York 1922, f. 164.

[122] Smail Balič, Povjesni značaj Islama za Jugoistočnu Evropu, 2010, f. 1, (http:www.camo.ch//znacislamizacije.htm)

Çkado që kërkon, kërkoje në vetvete

Jo në Mekë, as në Jerusalem, apo në Haxhillëk”.[123]

Si rezultat i këtyre rrethanave në Ballkan, Perandoria Osmane e kishte shumë më lehtë që ta pushtonte këtë pjesë të Evropës dhe shumë më lehtë ta përhapte bektashizmin.

Kultivimi i tolerancës fetare, pranimi i librave të tjerë të shenjtë pos K'uranit, besimtarët bektashianë, që atëherë i kishte bërë qytetarë të botës, i kishte brumosur me ndjenjën e dashurisë për të gjitha krijesat, e sidomos për njeriun, kryeveprën e Krijuesit të Universit. Pasuesit e këtij rendi nuk e kishin të ndaluar të vizitonin dhe të merrnin pjesë në ritualet mistike të tarikateve të tjera sufiste. Për më tepër ata nxiteshin t'i provonin përvojat e rrugëve të tjera. Bile shndërrimi i objekteve fetare të sektit bektashian në kisha të krishterë, nuk ishte asnjëherë një kalim shumë i dhunshëm dhe me pasoja, ngase kufiri që i ndante ishte shumë formal. Shembull të shndërrimit jo shumë të dhunshëm të objektit fetar paraqet rasti i tyrbes së Hajdar Babës në qytetin Makedonski Brod, e cila në kohët moderne është transformuar në Kishën “Shën Nikolla”, transformim ky që nuk paraqet ndonjë pengesë që i ndalon besimtarët ortodoksë dhe bektashianë të vijnë në të njëjtin objekt për t'i kryer ritualet fetare.

Edhe pse, sipas dokumenteve arkivore osmane, ky objekt sakral, fillimisht ishte shënuar si teqe e Hajdar Babës, në një nga burimet e kësaj provenience të vitit 1544, thuhet: ”Teqe e Hizir babës (emri tjetër Baba Nikollë) e themeloi dervishi i njohur me emrin Hizir Baba, në afërsi të fshatit

[123] In Commemoration of the 800th anniversary of Haci Bektash Veli, Ankara 2009, f. 45.

Brod..."[124]. Çdo polemikë se i kujt fillimisht ishte ky objekt religjioz, humb thelbin e saj të vërtetë, sepse objekti, në fund të fundit, është në shërbim të njeriut dhe të njerëzimit, pavarësisht ombrellës së doktrinës filozofike nën të cilën bëhen ritet. Nuk duhet harruar gjithnjë se doktrina bektashiane pranonte si të barabartë Besëlidhjen e Vjetër, atë të Re dhe K'uranin, por edhe veprimtarinë e mbuluar apo mistike fetare, kur këtë e kërkonin rrethanat dhe, rrjedhimisht, a është objekti kishë, xhami apo teqe, nuk kishte rëndësi, përderisa nga aty dilnin krijesa të ndriçuara, të gatshme të punojnë dhe të veprojnë, në përputhje me mësimet filozofike të religjioneve të tyre. Festa kryesore në këtë tempull religjioz për besimtarët ortodoksë është Shën Gjergji, apo festa bektashiane e Hajdar Elezit, që mbahet për çdo vit, më 6 maj. Për më tepër, një kohë të gjatë Shëngjergji është kremtuar edhe te shqiptarët e besimit mysliman sunit, çka vetëm vërteton rrënjët e tyre të krishtera, ato të ritit ortodoks.

Festat kryesore bektashiane janë: Ashuret, Sulltan Nevruzi dhe Hajdarelezi. Ashuret, që në të vërtetë rrënjët i ka që në simbolikën e Noe-së ose Nuhisë, i cili në ditën që preku tokën, me farat që kishte mbledhur përgatiti një koktej. Kjo traditë është përcjellë edhe te besimtarët myslimanë, të cilët i dhanë kësaj tradite një rëndësi të madhe religjioze. Ndërsa, bektashinjtë, përveç këtij kuptimi, kësaj dite i kushtojnë edhe kujtimin e vdekjes në Qerbela të Imam Hysenit, djalit të të shenjtit Ali dhe nipit të profetit Muhamed. Për të qenë ironia më e madhe, ishin organizatorët e vrasjes së familjes së profetit Muhamed, ata që thirreshin në

124 Фуат Шериф, Дервишките редови во Македонија во Османлискиот период (магистарска теза), Скопје 2010, f. 64.

traditën dhe jetën e të dërguarit të Zotit. Në shenjë kujtimi për 70 të vrarët në Qerbela, bektashinjtë mbajnë 10 ditë zie në muajin e parë të vitit mysliman, më saktësisht, në 10 ditët e para të muajit Muharrem, ndërsa ashuret ose gruri i përzier hahet ditën e fundit, pra në ditën e dhjetë, në kujtim të të shenjtit, Imam Hyseinit dhe martirëve të tjerë. Ena e parë me ashure i jepet zogjve, në kujtim të Haxhi Bektashit dhe shndërrimit të tij në lejlek, e pastaj, të gjithë të tjerëve.

Kalimi i lehtë nga krishterimi në bektashizëm, më së miri dëshmohet edhe me ceremoninë e agjërimit në të cilën duken shumë elemente të kulturës së krishterë. Agjërimi për besimtarët bektashinj përfshin abstenimin nga uji dhe pijet alkoolike, nga mishi dhe prodhimet e qumështit, abstenimin nga higjiena personale dhe kënaqësitë e trupit, si dhe përpjekjen për të mos ardhur në kontakt me gjakun. Njëkohësisht, gjatë periudhës së zisë, prijatarët bektashinj vishen në të zezë, traditë kjo pagane dhe e krishterë. Gjatë atyre ditëve lexohet nga Hadika - përmbledhje e thënieve dhe fjalëve të urta. Të gjitha këto elemente të agjërimit bektashian janë shumë më të afërta me krishterimin se sa me traditën islame, gjë që përsëri në shumë raste shpjegon edhe rolin prijatar të sufistëve në përhapjen e suksesshme të islamit, pikë së pari në mesin e shtresës së lartë të krishterë, shembullin e të cilëve pastaj e ndoqën shtresat më të ulëta shoqërore. Më vonë ata kaluan në një doktrinë më të pranuar dhe më të thjeshtë, e cila ka të bëjë me islamin tradicional ose islamin rural.

Festa e Sulltan Nevruzit, që nga bektashinjtë festohet më 21 dhe 22 mars, kishte disa simbolika që lidheshin me ditëlindjen e të shenjtit Ali: martesa e tij me Fatimën dhe dita e fillimit të stinës së pranverës. Në këtë ditë lexohen poezi të quajtura “nevruzije” dhe këndohen himne fetare

"nefese". Në këtë ditë lejohej konsumimi i mishit dhe prodhimet e qumështit, si dhe pirja e rakisë. Kjo festë ishte edhe rast për pranimin e anëtarëve të rinj, me ç'rast shër-behej qumështi, që simbolizonte rrjedhjen e lumit qumështor në parajsë.[125]

Karakterin heterogjen të sufizmit dhe në këtë rast të bektashizmit, këtij sekti padyshim ia jep sidomos festa e Hajdarelezit, e cila karakterizohej edhe me vizitën në vende të tjera të shenjta jo bektashiane. Në këtë ditë të shenjtë, besimtarët mblidhnin dhe rregullonin ambientet e brend-shme me bimë të ndryshme. Dhe siç tregoi edhe rasti me kishën e Shën Nikollës në Makedonski Brod, ekziston një lidhshmëri me festën e Shëngjergjit të kremtuar më 7 maj. Me këtë rast, pranë tyrbeve dhe objekteve të tjera të shenjta, besimtarët bektashianë vendosin ushqime të ndryshme. Pa dyshim se kjo nuk ishte një traditë e islamit tradicional, as e atij katolik, por një zakon i hershëm pagan dhe i pranuar te të krishterët ortodoksë. Është kjo dëshmi e një afërsie të bektashizmit me ortodoksizmin, që ishte edhe e natyrshme, ngase ato edhe kishin një pikëtakim të tyre tokësor që, pa dyshim, ishte qytetërimi i zhvilluar bizantin. Nga ana tjetër, kremtimi i Shëngjergjit te shqiptarët e besimit islam, tre-gonte edhe për rrënjët e hershme të krishterimit ortodoks të tyre, por edhe nuk kishte si të ishte ndryshe, ngase ata jetuan në Perandorinë Bizantine dhe pjesërisht në Mbretërinë mesjetare serbe, e cila religjion zyrtar kishte ortodoksizmin.

[125] Po aty, f. 73.

## 1.6. Kontaktet e para të bektashizmit me shqiptarët

Me shtrirjen e Perandorisë Osmane në kontinentin evropian filloi të përhapet jo vetëm myslimanizmi ortodoks sunit, por edhe sekti bektashian, rend ky mistik më i pranueshëm për popullsinë e krishterë evropiane, e posaçërisht për shqiptarët dhe boshnjakët. Arsyet e një përhapjeje të suksesshme të sufizmit duhet kërkuar në kushtet në të cilat jetonin dy popujt e lartpërmendur. Arbrit, siç quheshin shqiptarët në mesjetë, jetonin në kufirin politiko-fetar të dy rrymave të krishtera, ndërmjet katolicizmit dhe ortodoksizmit. Duke filluar nga viti 1054, dallimet mes këtyre dy religjioneve jo vetëm thellohen por edhe bëhen shumë armiqësore, duke shkaktuar edhe ndarje përfundimtare në dy kisha të krishtera.

Jeta nën kushte të tilla kishte bërë që arbrit të përshtaten me kalimet e shpeshta fetare nga katolicizmi në ritin greko-bizantin dhe anasjelltas dhe e gjithë kjo bëhej në varshmëri të vullnetit politik të shteteve ku ata jetonin. Vendbanimet shqiptare gjatë shekullit XIII u pushtuan nga Mbretëria Serbe, e cila natyrisht filloi t'ia imponpremte popullsisë vendase doktrinën e saj sllavo-ortodokse. Po në këtë periudhë kohore, në Ballkan filloi përhapja e lëvizjes heretike, të njohur si bogumilizëm.

Bogumilizmi si herezi fetare e krishterë ishte një lëvizje reformatore e ardhur në Ballkan nga lindja dhe në shumë pikëpamje e ngjashme me bektashizmin. Këto herezi puqeshin, ngase në qendër të botëkuptimeve të tyre kishin raportet personale ndërmjet njeriut dhe Zotit, pa pasur nevojë për ndërhyrjen e priftërinjve e të hoxhallarëve. Bogumilizmi dhe bektashizmi nuk e konsideronin si shumë të rëndësishëm organizimin religjioz dhe në aspektin shoqëror

ishin kundër shtresës sunduese feudale. Rrjedhimisht, si rezultat i këtyre rrethanave aspak të favorshme sociale, politike dhe fetare, që mbretëronin në Ballkan, gjatë shekujve XIV-XV, ishte shumë e lehtë për çdo sundues pushtimi i hapësirave të rajonit, aq më tepër për një perandori të organizuar mirë ushtarakisht e politikisht, siç ishte në këtë rast Perandoria Osmane.

Themeluesi i sektit Bektashi, Haxhi Bektashi, që në fillim të veprimtarisë së tij misionare, në Ballkan, dërgoi Sari Salltëkun. Ky njeri i shenjtë, i njohur në popull edhe si Shën Spiridoni, gjatë shekullit XIII, në Korfuz krijoi një institucion që vepronte nën ombrellën e kishës ortodokse, me zyra në Shkup, Krujë, Ohër, Sarajevë dhe Budapest. Natyrisht, në kushte të tilla misionarët e parë bektashinj vepronin nën petkun e misionarëve të krishterë.[126] Si vendqëndrim i përhershëm i këtij të shenjti u bë mali mbi Krujën, që sot quhet mali i Sari Salltikut. Një këngë labe me këtë pjesë të historisë, nënvizon:

*"...Në Korfuz doli i gjallë*
*Të Krishterët kur e panë*
*Erdhi Spiridhoni thanë".*

Porosia e kësaj këngë popullore është e qartë. Edhe pse idetë paraqiteshin nën petkun e krishterimit, me rëndësi ishte porosia dhe jo forma se si bartej ajo.[127]

Ndërkaq, ky mbulim ose fshehje, buronte nga doktrina bektashiane, e cila lejonte maskimin në rastet kur ishte e domosdoshme që të shpëtohej nga ndjekjet dhe perseku-

[126] Ali Tyrabiu, Historia e Bektashinjve, Tiranë 1929, f. 49.
[127] Shyqry Hysi, Mision Bektashian, Tiranë 2004, f. 18.

timet. Veprimtaria në kushte të tilla njihej si Takije dhe ishte identike me dukurinë e njëjtë te hebrenjtë, të quajtur Donmeh, që nënkuptonte paraqitjen e jashtme në kundërshtim me besimin e vërtetë. Një nga rastet e tilla ishte ai i Sabbatai Zevi, i njohur si Mesia i rrejshëm, i cili gjatë vizitës që i bëri Stambollit qëndroi në një teqe bektashiane. Në të vërtetë, gjatë shekullit XV, hebrenjtë e shpërngulur (sefardik) nga Mbretëria Spanjolle, ishin vendosur në Perandorinë Osmane dhe njërin nga qytetet e saj shumë të rëndësishëm, Selanikun, që e kishin bërë pothuaj qendër të tyre shpirtërore. Rrjedhimisht, gjatë shekullit XVII në qendrat hebreje të Selanikut dhe të Safes, mistikët hebrenj prisnin ardhjen e Mesisë. Shenja të apokalipsit, sipas tyre, qenë ndër të tjera edhe fushatat e suksesshme ushtarake të Perandorisë Osmane në Mesdhe, pranimi i hebrenjve në tokat protestante, por njëkohësisht edhe dëbimi i tyre nga ana e kozakëve në Evropën Lindore.[128] Në dimrin e vitit 1666, një mistik hebre ishte nisur nga Izmiri për në Stamboll me qëllim përmbysjen e Sulltan Mehmetit IV. Ishte ky Sabatai Zevi, një 40 vjeçar që e kishte shpallur veten Mesia dhe që ndihmohej nga tregtarët e pasur hebrenj të Egjiptit. Ky mistik hebre shfaqej në publik çdo herë si monark i veshur me rroba të mëndafshta të arta dhe me skeptër në dorë. Ai pati ndikim aq madh në mesin e hebrenjve të Perandorisë Osmane, sa një numër i konsiderueshëm i tyre filluan të shesin çdo gjë duke u përgatitur për kthimin e tyre në Tokën e Premtuar dhe në Jerusalem.[129] Natyrisht në kushte të tilla ai u burgos dhe për t'i ikur ekzekutimit iu dha si mundësi konvertimi në fenë islame. Sabatai Zevi në kushte të tilla pranoi të konvertohej

[128] Mark Mazower, Selaniku qyteti i fantazmave-Të krishterët, myslimanët dhe hebrenjtë (1430-1950), Tiranë 2011, f. 105.
[129] Po aty,106.

duke ndërruar edhe emrin  nga Sabatai Zevi në Aziz Mehmet Efendi. Ai i mblidhte të gjithë adhuruesit e Perendisë, pa dallim religjioni, dhe arsyetohej se ky ishte një hap i domosdoshëm për të shpëtuar. Në shumë pika, koncepti i tij filozofik përputhej me atë të bektashizmit, prandaj edhe konvertimi i hebrenjve në myslimanë  konsiderohej vetëm formal, sado që nga ana tjetër shkaktonte çrregullime në mjediset hebreje të Perandorisë Osmane. Të gjitha këto e detyruan Stambollin që pas gjashtë vitesh ta dëbojë Mesinë e rrejshëm në një port shqiptar, ku edhe vdiq pas katër vjetësh.[130] Të konvertuarit hebrenj, nga besimtarët myslimanë quheshin Dönmeh, që do të thotë renegatë, duke shprehur kështu dyshimin në besimin e tyre të vërtetë.[131] Vendi ku Sabatai Zevi kaloi ditët e fundit të jetës  është Ulqini, ku edhe sot gjendet tyrbja e tij.[132] Ndërsa udhëheqësi i grupit Dönmeh, Baruchya Russo ose Osman Baba, varrin e ka afër teqesë bektashiane të Selanikut.[133]

---

[130] Po aty, f. 108-109.

[131] Po aty, f. 110. Sekti Donmeh i judeo-myslimanëve i themeluar nga Sabatai Zevi festonin Ramazanin, kujtonin vdekjet e nipave të Muhamedit, të Hasanit dhe të Hyseinit dhe respektonin si K'uranin ashtu edhe Talmudin. Pra për shumë çka ishin të afërt me bektashizmin, por edhe me mevlevitët. Maminët si quheshin ndryshe donmehët ndihmuan që myslimanët më lehtë të pranojnë risitë evropiane. Kështu kjo sekt ishte ndër të parët që lejoi shkollimin edhe për gjininë femërore. Prandaj nuk na habitë pjesëmarrja e tyre e madhe edhe në revolucionin gjonturk të viti 1908, në qeverinë e të cilëve maminët ose donmehët kishin tre ministra. Shih: Mark Mazower, Selaniku qyteti i fantazmave-Të krishterët,myslimanët dhe hebrenjtë (1430-1950), Tiranë 2011, f. 111,114; Lagueur, Walter, The last days of Europe, New York 2007, f. 63.

[132] Spiridona GopËevi¢a, Stara Srbija i Makedonija, Beograd 1890, f. 78.

[133] The Messianic Idea in Judaism, Schocken 1995, f. 150-151.

Mbështetur në dokumentacionin historik, mësojmë se Sari Salltiku pati një veprimtari intensive në rajonin e Çamërisë, ku nuk gjeti përkrahje të madhe në mesin e popullsisë së krishtere shqiptare. Për këtë dëshmojnë edhe këngët popullore:

*"O njerëz, gjeçi belan,*
*Si s'e njohët Salltik Baban*
*Kërkoj ujë e ujë s'i dhanë*
*Në det e shtroi harkanë".*[134]

Për këtë të shenjtë bektashian thuhet, sikur për Haxhi Bektashin, se janë varrosur shtatë trupa, njëri prej të cilëve është i varrosur në teqenë e Krujës, si kujtim i qëndrimit të tij në shpellën e malit mbi këtë qytet të Gjergj Kastriotit.[135]

Dihet mirëfilli se heroi kombëtar shqiptar, Gjergj Kastrioti Skënderbeu, jetoi në Perandorinë Osmane, si peng i vasalitetit të babait të tij, princit Gjon Kastrioti. Për rrjedhojë, e gjithë elita e krishterë që jetonte nën pushtetin osman, ishte përgatitur dhe edukuar që t'i shërbente Sulltanit. Natyrisht, të gjithë ata e kishin pranuar bektashizmin, të njohur gjithandej si filozofi e jeniçerëve. Ndoshta kjo ishte një prej arsyeve që e shpjegojnë tolerancën e Skenderbeut ndaj religjionit dhe dashurinë e tij për lirinë dhe atdheun.

Konvertimi i elitave në Ballkan në religjionin islam, përveç shumë shkaqeve të tjera, u nxit edhe nga dëshira për t'u bërë pjesë e "Natio Militans", pra e sundimtarëve, e që në atë kontekst historik, ata përfaqësoheshin nga mysli-

[134] Sh.Hysi, Vep.e cit., f. 58.
[135] AIH-Tiranë, A-III-125, f. 23-24.

manët. Kështu, në mesin e qeveritarëve osmanë, identifikohej edhe mbreti i fundit bullgar, Skënder Pasha, djali i Vojvodës së Humit, Ahmed Pasha Hersekzades (vdiq më 1514), si dhe bektashiani i famshëm, Ballëm Sulltani (vdiq më 1516), i cili, sipas studiuesit Smalić, ishte me prejardhje mbretërore serbe, ndërsa sipas Mikovit, nga nëna ishte me përkatësi bullgare.[136] Ishte Ballëm Sulltani ai që vendosi sistemin e virgjërimit në rendin bektashian, sistem ky identik me jetën në manastiret e krishtera.[137] Shkaqet e një veprimtarie të tillë qëndronin në karakterin tolerant të Perandorisë Osmane. Si rrjedhojë, islami zyrtar i "Portës së Lartë" kishte funksionuar gjithmonë në dy nivele: në nivelin formal legal, si një fe dogmatike e shtetit në shkolla dhe hierarki dhe, së dyti, në nivelin popullor mistik, në besimin intuitiv të masave, gjë që e gjente shprehjen e saj kryesore në urdhrin e madh të dervishëve.[138]

Gjatë analizimit të veprimtarisë së dervishëve të parë në viset ballkanike shihet se ata në shoqëri nuk janë prezantuar vetëm me petkun fetar, por njëkohësisht e kanë punuar edhe tokën, kanë themeluar tregje, kanë jetuar edhe në fshatra dhe janë marrë me shkencë dhe art. Në vitet e para të themelimit obligim parësor i teqeve ka qenë punimi i tokës, mbjellja, korrja dhe ndarja e prodhimeve popullatës së varfër. Në këtë mënyrë ato janë përpjekur që shoqërive që nuk e kishin përjetuar dashurinë, respektin dhe mëshirën, me një dashuri njerëzore të bazuar në parimet hyjnore, t'ua

---

[136]Smail Balič, Povjesni značaj Islama za Jugoistočnu Evropu, 2010. **Në http:www.camo.ch//znacislamizacije.htm**; Шериф Фуат, Дервишките редови во Македонија во Османлискиот период (магистарска теза) , Скопје 2010 , 51.

[137] Baba Rexhepi, Vep.e cit., f. 127.

[138] Bernard Lewis, Lindja e Turqisë Moderne, Shtëpia e Librit dhe Komunikimit, Tiranë 2004, f. 452.

bëjnë të kapshëm Islamin dhe përmasën sufike të tij. Përveç funksionit mbarëshoqëror të sufive, ata kanë punuar edhe në ndërtimin e personalitetit të individëve të caktuar dhe në drejtimin e tyre në pranimin e Fuqisë Krijuese dhe rregullimin e jetës në bazë të parimeve të prezantuara në Kur'an.

Kurse, disa shekuj më vonë, me konsolidimin e sundimit osman në Shqipëri, tarikatet kanë luajtur rol me rëndësi edhe në sferën ekonomike dhe zejtare të popullsisë, respektivisht kanë qenë të lidhura ngushtë me profesione të ndryshme. Në radhë të parë tarikatet kishin rol primar në drejtimin shpirtëror të esnafeve. Në këtë drejtim bektashinjtë mbajtën nën kontroll dhe frymëzuan shekuj me radhë esnafet e kondakçinjve, leshpunuesve, takijexhinjve etj. Ideologjia dhe botëkuptimi fetar i esnafeve s'mund të ishin pra veçse ato të këtyre sekteve, të cilat, megjithëse mbështeteshin në parimet themelore të islamizmit, lejuan liri më të madhe fetare dhe veprimi".[139] Nga shekulli XVI, dervishët që jetonin në teqe duhej të ishin beqarë. Në shumë aspekte strehimoret bektashiane u ngjanin manastireve. Vendi ku ndërtoheshin strehimoret luante rol të shumëfishtë. Përzgjedhja e vendeve, të cilat llogariteshin si të shenjta nga të krishterët, si vende për teqetë ose mauzoletë për haxhillëk dhe përvetësimi i legjendave të lashta të krishtera ose pagane lidhur me këto vende, bëhej duke ua mveshur shenjtorët bektashianë.[140]

Dihet se bektashizmi e pati institucionin kryesor të tij në trupat e zgjedhura të jeniçerëve. Jeniçerët formoheshin nga djem të krishterë, të rrëmbyer nga osmanët, të cilët i konvertonin në fenë e tyre, por për arsye se origjina e tyre e

[139] Zija Shkodra, Esnafet Shqiptare (Shek. XV-XX), Akademia e Shkencave e RP të Shqipërisë, Tiranë 1973, f. 274.
[140] Po aty, f. 258.

mëparshme fetare nuk qe lehtë të harrohej, vetëm bektashizmi krijonte një sintezë dhe modus vikendi, që ata të bënin një bashkëjetesë, kuptohet, të pranueshëm për konceptet e tyre në lidhje me shërbimet speciale që kryenin gati në formën e një sekti të veçantë fetar.[141]

Ndër teqetë (prehëtoret) bektashiane më të vjetra në viset shqiptare janë teqeja e Kasëm Babait në Kostur dhe në Devoll, si dhe ato në Konicë e Gjirokastër.[142] Në pjesën lindore të maleve të Pindit kanë funksionuar dy teqe të tjera, ajo e Lapaistos dhe e Odrës, themelimi i të cilave lidhet me emrin e Baba Eminihut, i ekzekutuar më 1598 nga pushteti osman, pas ankesave të Patrikanës së Stambollit kundër veprimtarisë konvertuese të sektit bektashi.[143] E gjithë kjo provonte se perandoria osmane, përveç që kishte karakter heterogjen etnik e religjioz, ajo përpiqej edhe për ruajtjen e baraspeshës dhe harmonisë fetare të nënshtetasve të saj.

Gjatë shekullit XVI, për herë të parë, udhëheqës i rendit bektashian bëhet një vezir shqiptar. Ishte ky Server Ali Pasha, i lindur në Tetovë, ku ndërtoi teqenë e njohur me emrin: “Sersem Ali Baba Dexhah”,[144] një nga më të vjetrat në trevat shqiptare, ose ndryshe e njohur dhe e popullarizuar, si teqeja e Harabatit (i shenjtë, tempull). Në këtë teqe ai qëndroi nga viti 1538-1551, pastaj emërohet Kryegjysh (i pari shqiptar në këtë post) dhe vendoset në teqenë e Haxhi Bekteshit në Anadoll. Një teqe tjetër, po aq e vjetër, ishte edhe teqeja e Kaninës në rrethin e Vlorës, e ndërtuar nga

[141] Moikom Zeqo, Bektashizmi dhe shqiptarizmi, Sesioni Shkencor Ditët e Naimit, Tetovë 2000. (www.ditetenaimit.org/simp.doc)
[142] Varfë Ali Prishta, Bektashinjt e Shqiperies, Korçë 1921, f. 14.
[143] Sh.Hysi,vep.e cit., f.f71.
[144] Ali Tyrabiu, Historia e Bektashinjve, Tiranë 1929, f. 60-61

Sinan Pasha (1451-1512), që ishte i biri i Gjergj Arianitit dhe stërgjyshi i Ismail Qemalit.[145]

Lidhur me teqenë e Harabati Babait të Tetovës, ekzistojnë dy legjenda. Sipas legjendës së parë, të përhapur në popull dhe të pranuar nga baballarët bektashianë, thuhet se Sersem Ali Baba ishte vezir i Sulltan Sylejmanit, Ligjdhënësit (1520-1566). Më vonë, ky nëpunës i lartë i Sulltanit, vendosi të largohej nga shërbimi dhe t'i kushtohej jetës religjioze. Përkundër përpjekjeve të Sulltanit për t'ia ndryshuar mendjen, Sersem Ali Baba nuk kishte pranuar, për çka sulltani u nxit të deklaronte: "Budallai që je (persisht sersem-budallë, i pakuptueshëm), shko!" Pas kësaj ngjarjeje, ky i shenjtë bektashian kishte bredhur në shkretëtirën e Negevit, ku më pastaj kishte themeluar një vëllazëri religjioze. Një nga nxënësit e tij, Harabat Mehmed Baba, së bashku me katër dervishë të tjerë, vjen në pjesën evropiane të Perandorisë Osmane për të predikuar doktrinën bektashiane. Pas një kohe vendoset në Tetovë dhe në vendin ku këtij dervishi iu shfaq shpirti i Sersem Ali Babës, ndërtoi varrin e mësuesit të tij dhe tyrben, rreth së cilës, më vonë, u themelua teqeja me emrin e Harabati Mehmed Babait.

Sipas gojëdhënës së dytë, po ashtu shumë të përhapur, Sersem Ali Baba ishte vëllai i gruas së Sulltan Sylejmanit të Madhërishëm (1520-1566). Pasi ky sundimtar kishte rënë nën ndikimin e bukuroshes ruse, Roksellanës, pësoi jo vetëm bashkëshortja, Hyrem sulltania Mahidervani, por edhe vëllai i saj Sersem Ali Baba, i cili , në vitin 1538, ishte dëbuar për në Tetovë. Po ky, më 1548 nisi ta ndërtojë teqenë, ndërsa më 1551 aty vendosen 15 dervishë bektashianë. Pasi ishte falur nga Sulltani, Sersem Ali Baba kishte shkuar

[145] Shyqry Hysi, Mision bektashian, Tiranë 2004, f. 63.

në Stamboll, ku kishte ndërruar jetë, më 1557, ndërsa pasuesi i tij Harabati Babai, duke besuar që kishte parë shpirtin e tij, ndërtoi varrin dhe tyrben e Sersem Ali Babës.[146]

Mbi derën e hyrjes së Ibadet Hanit (vend i lutjes) në teqenë e Harabati Babait në Tetovë, shkruan:

"Oh, njeri! Nëse aspiron drejt njohurisë së shenjtë

mos u dorëzo, kur je afër së vërtetës.

Hape zemrën tënde dhe dëgjo çka njeriu i përsosur flet.

Le të jetë i pranuar si personifikim i Sulltanit mbi tokë.

Dije sa i lumtur është ky moment, oh, ti që aspiron drejt nderit.

Koha kalon, lumturia kthehet, sot mos jeto për nesër.

.............

Oh, ti që viziton këtë qendër shiko mbishkrimin.

Lotët e ndryrë të zemrës, të fshehur në qendër të zemrës (së shenjtës)."

(viti 1200/1750).[147]

---

[146] Фуат Шериф, Дервишките редови ....., f. 55-56.

[147] Po aty, f. 59.

"Oh, man! if you aspire to the knowledge of the holy's
do not be apart, closer to the truth.
Open your soul and hear what perfect people say.
Let it be recognized as indication of the Sultan on the earth.
Know it how happy this moment is, oh, you who aspire to the honors.
Time passes, happiness returns, today's don't live for tomorrow.
(He) who give the properties to intends for the cult,
goes a long to take care God for him.
The benefactor Redjep-Pasha sing a prayer.
No evil can not find his time and life.

Teqja e Dikmen babës në fshatin Kanatllarci të rrethinës së Prilepit, sipas legjendës bektashiane, është themeluar aty nga gjysma e shekullit XVI nga dervishët e Hajdar Babës së Makedonski Brodit. Banorët shumicë të këtij fshati ishin popullsi e islamizuar ose turq të ardhur. Po kaq domethënëse, sikurse teqeja e qytetit Brod, ishte edhe teqeja e Hajdar Babës në Kërçovë, ku pas shkatërrimit të saj nga forcat serbe, shumë objekte sakrale u dërguan në këtë teqe.

Gjatë shekullit XVII, dukuria e konvertimit të shqiptarëve në islam po bëhej gjithnjë e më masive. Sipas dokumenteve të Propagandës Fide, qyteti i Prizrenit, në vitet 1622-1624, kishte 12 000 banorë të islamizuar, "të gjithë shqiptarë", 200 të krishterë të besimit katolik dhe 600 ortodoksë. Shqiptarët e konvertuar të Prizrenit, pa dyshim, u takonin të dy riteve fetare.[148] Janë tri arsye për kalimin në islam të shqiptarëve: e para është bara e taksave, e dyta dobia financiare dhe e treta mungesa e kuadrit fetar të krishterë, sidomos në fshatra. Natyrisht, presioni më i madh i Portës ishte ndaj besimtarëve të krishterë katolikë, ngase ata u bashkoheshin fuqive katolike të cilat luftonin kundër Perandorisë Osmane gjatë gjithë shekujve XVII dhe XVIII.

Në shekullin XVI, ndërkaq, shqiptarët kishin filluar të bëheshin pjesë e strukturës jo vetëm ushtarake dhe administrative, por edhe të asaj kulturore e religjioze të Perandorisë Osmane. Kështu, poeti i njohur, TASLIGALI YAHIA (i vdekur më 1582), ishte me kombësi shqiptare, ndërsa një rol vendimtar në pengimin e dëbimit të të krishterëve nga zonat

---

Oh, you who visiting this center look to dated inscription.
Dirty tear of the heart, hide it in the center of the holy's
(1200/1750 year)

[148] Stavro Skendi,Religion in Albania during the Ottoman Rule, "Süd Ost Forschungen,Band XV, München 1956", f. 316.

ballkanike të Perandorisë Osmane pati Sheh Ul Islamu, ZEMBILLI ALI EFENDIJA (i vdekur më 1525), me kombësi po ashtu shqiptare. Në të vërtetë, në shenjë hakmarrjeje për dëbimin e popullsisë myslimane (maurëve) nga Mbretëria Spanjolle, Sulltan Selimit I (1512-1520) i ishte propozuar dëbimi i të krishterëve, ndërkaq Sulltani kishte kërkuar sqarime nga udhëheqësi shpirtëror i myslimanëve, shqiptarit ZEMBILLI ALI EFENDIJA, se a është kjo në harmoni me Librin e Shenjtë? Dhe Ai, në formë të fetfasë, pra të urdhëresës religjioze, ishte përgjigjur: ”E palejuar”. Këtë vendim ai e kishte argumentuar nga K’urani (35:18): ”Dhe asnjë njeri, nuk do të barte mëkatet e tjetrit”.[149] Në këtë mënyrë, një shqiptar ndihmoi të krishterët duke i shpëtuar nga katrahurat, masakrat dhe dëbimet e mundshme nga Perandoria Osmane.

Hasim Babai ngriti teqenë e Zallit në vitin 1778 dhe e drejtoi sektin bektashian në Gjirokastër. Ndikim të madh në përhapjen e filozofisë bektashiane në jug të viseve shqiptare gjatë shekullit XVII, kishte pasur edhe mistiku i njohur Demir Hani, i cili ishte me origjinë tartare.[150] Ky misionar bektashian, i cili veproi në rrethinat e Skraparit, të Beratit dhe të Tepelenës, po ashtu vizitoi edhe mekamin e Abaz Aliut, i cili gjendej në malin e shenjtë të Tomorrit, një vend i shenjtë për bektashinjtë shqiptarë. Mekami i Demir Hanit, i ngritur pas vrasjes së tij, më 1630, ishte ringritur përsëri në kohën e Ali Pashë Janinës, për të funksionuar deri më 1914, kur ushtria greke e dogji.[151] Në shekullin XVII bektashizmi njohu një shtrirje të gjerë dhe gjithëpërfshirëse në Pera-

[149] Smail Balič, Povjesni značaj Islama za Jugoistočnu Evropu, Në http:www.camo.ch//znacislamizacije.htm
[150] Ali Tyrabiu,Vep.e cit., f. 61.
[151] Sh.Hysi, Vep.e cit. f. 62-63.

ndorinë Osmane. Kjo dukuri u ra në sy edhe udhëtarëve të huaj evropianë. Për këtë argumentojnë edhe shënimet e udhëtarit dhe historianit anglez, Rycaut-it, i cili shkruan: ”bektashizmi ishte përhapur në masë të madhe dhe ishte pothuaj e pamundshme të çrrënjosej”.[152]

Sipas Baba Rexhepit, autorit të veprës ”Misticizma Islame”, Baba Hasimi ishte i pari bektashi me titullin gjysh që erdhi në Gjirokastër. Fillimisht, siç edhe e kishin zakon mistikët bektashianë, ai u vendos jashtë qytetit në një çadër ku qëndroi për tre vjet dhe më vonë ndërtoi teqenë në fshatin Zall, të cilën e udhëhoqi për gjashtëmbëdhjetë vjet.[153]

Dëshmi të pranisë së hershme të sektit bektashian janë edhe varret e të shenjtëve bektashianë apo mekamet. Varre të tilla të misionarëve bektashianë ka në lagjen Cfakë të Gjirokastrës, në kalanë e Gjirokastrës, në kalanë e Tepelenës, në Voshtinë, në Konicë e në vendbanime të tjera shqiptare.[154]

Në shekujt pasues, XVII e XVIII, rol kyç në përhapjen e bektashizmit në hapësirat shqiptare, luajti Turballi teqja e Thesalisë. Argumentet për një përfundim të tillë i gjejmë në këngët popullore shqiptare. Në njërën prej tyre thuhet:

*”Të keqen o Turballi*
*me dervishët që nxjerr ti*
*ç'i dërgon në Shqipëri*
*bën shqiptarët bektashi.”*[155]

---

[152] John Kingsley Birge, The Bektashi Order of Dervishes, Luzac& Co., 1937, f. 2.
[153] Baba Rexhepi, Vep.e cit,. f. 306.
[154] Sh.Hysi, Vep.e cit., f. 60.
[155]Ali Tyrabiu, Historia e Bektashinjve, Tiranë 1929, f. 65

Në dokumentin që ruhet në arkivin e Institutit të Historisë në Tiranë thuhet se në teqenë e Turballi Sulltanit në Selanik, deri më “1888 jetonin dhe vepronin 54 dervishë, të cilët duket se ishin shqiptarë”.[156]

Karakteri etnik shqiptar  i sektit bektashian, së paku në pjesën evropiane të Perandorisë Osmane, dëshmohet edhe me ekzistencën e teqesë bektashiane në Katarini të Greqisë, e cila ishte funksionale deri në vitet pas Luftës së Dytë Botërore. Baba Veliu i kësaj teqeje i nënshtrohej Kryegjyshatës Botërore Bektashiane me qendër në Tiranë.[157]

Po ashtu, edhe dokumentet arkivore osmane dëshmojnë për një prani të dukshme të bektashizmit në viset e banuara me shqiptarë. Në një nga këto dokumente bëhej fjalë për emërimin e Dervish Hysein H(K)alife në vend të Dervish Yusuf H(K)alife (i vdekur më 19 prill 1762), i cili ishte Sheik i Teqesë së Sulltan Ahmet Karaça në Shkup.[158]

Të inspiruar nga besimi i tyre, poetët shqiptarë bektashianë, të njohur si bejtexhinjtë, shkruanin poezi në gjuhën shqipe me alfabet arab. I tillë ishte edhe poeti Nezim Berati, një bektashi i mbuluar, për t’u mbrojtur nga dhuna e Hurshit Pashës.[159] Në këtë mënyrë bektashinjtë u bënë pionierë të kulturës shqiptare gjatë dekadave të para të shekullit XIX. Letërsia bektashiane, edhe pse kishte karakter fetar, me përdorimin e gjuhës shqipe dhe me lërimin e epikës, ndihmoi në zhvillimin e letërsisë në periudhën e Rilindjes Kombëtare.

---

[156] AIH,A-III-125, f. 6.
[157] Po aty, f. 2.
158 Başbakanlik Osmanli Arşivi, Cevdet Evkaf, 22600.
[159] Varfë Ali Prishta, Bektashinjt e Shqiperies, Korçë 1921, f. 15.

Udhëtari i njohur osman, Evlia Çelepi, në shënimet nga vizita e tij në viset shqiptare, në Kaninë kishte hasur në një teqe bektashiane. Përveç në këtë teqe, ai ishte takuar me dervishë bektashi edhe në tyrben e Baba Sulltanit në afërsi të qytetit të Vlorës. Për teqenë e Kaninës, ky udhëtar kozmopolit i shekullit XVII shkruante se e ndërtoi arkitekti Sinan Pasha, i cili edhe ishte varrosur në një tyrbe pranë teqesë.[160] Duke pasur parasysh se ky projektues i madh kishte jetuar në gjysmën e dytë të shekullit XV, lë të kuptohet se edhe teqeja e Kaninës i takon kësaj periudhe. Ndërkaq, gjatë vizitës që i kishte bërë Gjirokastrës, kishte hasur në shumë rende sufistësh, por jo edhe në rendin bektashian.[161] Evlija Çelebiu kishte vizituar edhe Mitrovicën, ku kishte hasur në një teqe bektashiane të Mustafa Babës. Kishte vizituar edhe Vuçitërnën, qytet në të cilin flitej gjuha shqipe dhe osmane.[162] Teqe bektashiane ky udhëtar kishte hasur edhe në Kaçanik.[163] Po ashtu, gjurmë të bektashizmit ka edhe në qytetin e Pejës, më saktësisht në fshatin Qyshk, te vendi i quajtur "Fusha e Zejnel Agës", ku dikur ka pasur një tyrbe. Thuhet se aty ishte varri i "Sari Salltëkut".[164] Por, përhapja më masovike e këtij besimi shumë tolerant në mesin e popullsisë shqiptare filloi vetëm nga fillimi i shekullit XIX.

---

[160] Evliya Celebi, Shqipëria 350 vjet më parë, Tiranë 2003, f. 66.

[161] Osman Muderrizi, Letërsia Fetare e Bektashive, "Buletin për Shkenca Shoqërore",III,Tiranë 1955, f. 131.

[162] Evliya Celebi, Vep.e cit., f. 116-117.

[163] Po aty, f. 119.

[164] Nexhat Ibrahimi, Islami dhe myslimanët në tokat shqiptare dhe në Ballkanin mesjetar (IX-XIV), Shkup 2003, f. 50.

# Kreu II

# VEPRIMTARIA E SHOQËRISË BIBLIKE BRITANIKE DHE E BEKTASHINJVE GJATË VITEVE 1816-1827

## 2.1. Shoqëria Biblike Britanike dhe veprimtaria e saj botuese në gjuhën shqipe (1819-1827)

Pas takimit të frytshëm me Jernej Kopitarin në Vjenë, përfaqësuesi i Shoqërisë Biblike, Robert Pinkerton, më 28. 08.1816, i dërgon një letër komitetit të Londrës, nëpërmjet së cilës propozon përkthimin e Dhiatës së re në gjuhën shqipe. Përshkrimet e tij për shqiptarët këtë herë janë më gjithëpërfshirëse. Ai flet për shtrirjen gjeografike të vendbanimeve shqiptare, pastaj për dallimet gjuhësore të gjuhës shqipe me gjuhët e popujve fqinjë e për veçori të tjera. Sipas tij pasardhësit e iliro-arbrit zinin vend në një pjesë të madhe të Ilirisë antike të Epirit dhe gjuha e tyre është e ndryshme nga ajo sllave, osmane, greke apo latine. Pjesa dërmuese e shqiptarëve, vijonte ai, janë të krishterë, të cilët i takojnë ritit

greko-bizantin, ndërsa të tjerët janë të zhytur aq shumë në mosnjohjen e themeleve bazë të krishterimit, saqë kanë pranuar besimin muhamedan. Shërbimet fetare kryhen në gjuhën greke, gjuhë kjo e pakuptueshme jo vetëm për masat popullore, por edhe për priftërinjtë e tyre.

Rrjedhimisht, shqiptarët nuk kishin Biblën në gjuhën e tyre, edhe pse ishin diku mes 800 000 – 900 000 frymë, që për atë kohë nuk mund të konsideroheshin popull i vogël. Pas bisedës me disa shqiptarë në Vjenë, Robert Pinkertoni ishte i sigurt se në ishujt jonianë do të gjente personat e duhur për t'iu rrekur punës në përkthimin në shqip të Biblës. Ndërkaq, korrigjimin dhe përmirësimet eventuale do të bëheshin nga ndonjë prej peshkopëve shqiptarë të ditur dhe të respektuar. Të gjitha shpenzimet rreth botimit do të paguheshin nga Shoqëria Biblike Britanike ose nga dega e saj në Ishujt Jonianë.

Veprimtaria e tillë misionare ishte shumë me rëndësi për jetën shpirtërore dhe kulturore të çdo populli, e në veçanti për etninë shqiptare dhe shërbëtorët e saj shpirtërorë. Atëherë, vetëm një numër i vogël i tyre dinte shkrim-lexim, prandaj përkthimi i Biblës do të nxiste dëshirën për të mësuar alfabetin e ri dhe do të ndikonte në ringjalljen e jetës së tyre kulturore. Sigurisht, kjo do t'u mundësonte edhe klerikëve shqiptarë që ta kuptonin më mirë Biblën, të cilën, deri atëherë, e lexonin në greqisht, gjuhë të cilën shumica nuk e kuptonin. Përkthimi i Biblës duhej bërë, nga se shumica e tyre i takonin ritit të krishterë ortodoks, ndërsa alfabeti që do të përdorej do të ishte alfabeti grek, me disa shenja plotësuese për tingujt e gjuhës shqipe.[165]

[165] CUL, BSC, BSA/E3/8/1/5, f. 1.

Për të mësuar gjendjen e vërtetë të të krishterëve në Perandorinë Osmane, Robert Pinkertoni niset për një udhëtim të karakterit informativ. Në shkurt të vitit 1819, ai paraprakisht vizitoi Parisin, qytetin ku Shoqëria Biblike Britanike kishte një bazë të fortë veprimi. Udhëtimin e tij e vazhdoi më vonë në Itali, ku nga afër pa shpërthimin e vullkanit Etna,[166] për të vazhduar drejt Maltës e pastaj në Korfuz, ku, më 20 korrik 1819, themelohet Shoqëria Biblike Joniane. Më 20 gusht 1819, ky misionar vizitoi Athinën, e cila u bë vendqëndrim i Shoqërisë Biblike Britanike. Ndërkaq, në Konstantinopol, Pinkertoni qe i pranishëm me rastin e redaktimit të Biblës në osmanishte, botim ky i cili do të shërbente për armenët, të cilët osmanishten e përdornin si gjuhë të komunikimit.[167]

Duke u përpjekur për të gjetur një përkthyes, Robert Pinkertoni takohet në Stamboll me mjekun Vangjel Meksin nga Labova e Gjirokastrës. Pas disa takimeve e bisedave me të, më 19.10.1819, u nënshkrua Marrëveshja për përkthimin e i Dhiatës së re. Sipas kësaj Marrëveshjeje, brenda 15 muajve Libri duhej të përgatitej për botim.[168] Mbështetur në ato pak dokumente që i njohim për Meksin, dimë se ai kishte shkruar dhe botuar edhe një gramatikë të gjuhës shqipe, por që mjerisht deri më sot nuk është gjetur dhe se ka përkthyer Historinë kishtare të Abbe Claude Fleury, të botuar në Venedik. Dialekti i përdorur në këto përkthime, ishte ai i Janinës.[169] Veprimtarinë e vet prej përkthyesi, Va-

[166] Canton, William, A History of the British and Foreig Bible Society, Volum II, London 1904, f. 3.

[167] C.S.Dudley, An analysis of the system of the BFBS throughout its various parts, London 1821, f. 26-27.

[168] Xhevat Lloshi, Kristoforidhi përmes dokumentimit, Tiranë 2005, f. 90-91.

[169] Jup Kastrati, Historia e Albanologjisë I, Tiranë 2000, f. 520.

ngjel Meksi e pati zbatuar në shkollën e Serezit të Greqisë, në funksion të librave ndihmës, në procesin didaktik të gjuhës greke.[170]

Nisur nga lëvizjet e frytshme të këtij pararendësi të Rilindjes,[171] Robert Pinkertoni, në letrën që i dërgonte nga Konstantinopoli Shoqërisë Biblike, më 25 tetor 1819, theksonte, ndërmjet tjerash, se vetë Vangjel Meksi ishte një person i njohur edhe për Patriarkun e Patrikanës së Stambollit. Ky i fundit madje i kishte premtuar se do t'i ndihmonte labovitit të zellshëm në përkthime dhe se do t'ia dërgonte atij dy klerikë që e dinin dhe e konsideronin shqipen si gjuhë të tyre amtare. Njëkohësisht Pinkertoni pohonte se e kishte parë edhe gramatikën e shkruar nga Vangjel Meksi. Në vazhdim ai propozonte që Bibla në gjuhën shqipe të botohej paralelisht me tekstin e përkthyer greqisht të Hilarionit, sepse kishte shumë shqiptarë që kishin njohuri elementare të gjuhës greke, siç kishte edhe grekë që njihnin gjuhën shqipe.[172] Deri te përdorimi i dy gjuhëve në zonat jugore të vendbanimeve shqiptare kishte ardhur si pasojë e liturgjive kishtare në gjuhën greke, por dhe për shkak të martesave të përziera ndërmjet shqiptarëve ortodoksë me grekë, dhe shqiptarëve ortodoksë dhe grekëve me shqiptarë të isla-

---

[170] AIH, Fondi Ilo Mitko Qafëzezi, D.14, fl.26, fashikuj copë 50, f. 2.

[171] Vangjel Meksi apo Evangelos Meksikos, si e quanin misionarët e Shoqërisë Biblike Britanike, është i lindur në gjysmën e dytë të shekullit XVIII në rrethin e Labovës, afër Gjirokastrës. Ali Pashë Tepelena, më 1803, Meksin e ri, e dërgoi në Napoli për të studiuar mjekësinë. Pas përfundimit të studimeve kthehet në Janinë dhe hyn në shërbim të sundimtarit Tepelenas. Vangjel Meksi ka udhëtuar në vende të ndryshme të Evropës, por edhe në qytetet e Perandorisë Osmane, si: në Stamboll, në Selanik etj. Shih: Robert Elsie, Histori e Letërsisë Shqiptare, Tiranë 1997, f. 97; Sabri Hamiti, Historia e Letërsisë Shqiptare, Prishtinë 1989, f. 57.

[172] CUL, BSC, BSA/E3/8/1/5, f. 1.

mizuar. Në anën tjetër, shumica e pronarëve të mëdhenj të tokave, si dhe e nëpunësve të Perandorisë Osmane, ishin shqiptarë, të cilët nuk e dinin gjuhën greke, prandaj atyre duhej drejtuar në gjuhën osmane ose shqipe. Mirëpo, duhet thënë se, në atë kohë, vetëdija kombëtare ende nuk kishte arritur të ngrihej në shkallën e vlerësimit të rëndësisë së gjuhës për t'u dalluar nga tjetri. Pra, përdorimi i gjuhës ende nuk ishte ngritur në çështje që mund të politizohej. Shembull i ndjenjave të tilla të besimtarëve të krishterë ortodoks, ishte edhe veprimtari i njohur bullgar Aprillovi, i cili vendosi bazat e arsimit kombëtar bullgar. Ai, deri më 1831, veten e konsideronte grek. Vetëm pas njohjes me historinë bullgare, te ai do të zgjoheshin ndjenjat nacionale.[173]

Nisur nga kjo, është fare e kuptueshme të shtrohet pyetja: Pse kjo gatishmëri e klerit ortodoks për të ndihmuar një veprimtari të tillë botuese në gjuhën shqipe? Mbase, arsyet kryesore të këtij bashkëpunimi qëndronin në faktin se të gjitha etnitë në Ballkan jetonin nën zgjedhën osmane dhe se ende nuk kishte shfaqje të prirjeve nacionaliste, fenomen ky që, më vonë, do t'i helmojë raportet ndërballkanike. Në këtë drejtim të jetës së nënshtruar, bëhej e domosdoshme vënia në veprim e frymës së bashkëpunimit ndërmjet ballkanasve, duke pranuar kështu edhe më lehtë çfarëdo ndihme nga jashtë. Dëshmi e një fryme të tillë bashkëpunimi ishte edhe biseda e Pinkertonit me Patriarkun ortodoks në Konstantinopol, të cilit ia tregoi edhe Marrëveshjen e nënshkruar me Vangjel Meksin. Me këtë rast, Pinkertonit i premtohet çdo ndihmë e nevojshme nga ana e kishës ortodokse rreth përkthimeve fetare në gjuhën shqipe.[174]

---

[173] Ilber Ortajllë, Shekulli më i gjatë i Perandorisë, Shkup 2010, f. 123.
[174] CUL, BSC, BSA/E3/8/1/5, f. 2.

Arsyeja e dytë qëndron në faktin se që atëherë në mungesë të ndjenjës së fortë kombëtare, ishte përkatësia fetare ajo që i ndante nënshtetasit e Perandorisë Osmane. Pra, ekzistonte ndarja në myslimanë dhe të krishterë. Veç kësaj, ekzistonte fenomeni i konvertimit në myslimanë në masë të madhe i të krishterëve, sidomos i shqiptarëve të konfesionit të krishterë ortodoks, por edhe i bullgarëve, serbëve dhe grekëve, sado që si dukuri konvertim të të krishterëve në myslimanë ka pasur edhe më herët. Shkaqet e konvertimit të tillë në myslimanë, në mënyrë masovike, përveç presionit fiskal osman, ishte edhe mungesa e madhe e kuadrit klerikal, po aq sa edhe mungesa e teksteve fetare në gjuhën amtare. Këto mungesa e bënin të vështirë mbijetesën e besimit të krishterë. Pra, këto ishin arsyet e bashkëpunimit fillestar mes Patrikanës dhe Shoqërisë Biblike.

Në fillim të vitit 1821, përfaqësues i Shoqërisë Biblike Britanike për Perandorinë Osmane u bë H. D. Leeves, i cili dha njoftimin se Ungjilli në gjuhën shqipe ishte i gatshëm për botim. Në këtë ndërkohë, Vangjel Meksi kishte shkuar në Selanik, prandaj Hilarioni i shkruante që të kthehej. Po ashtu, Shoqëria Biblike Britanike kishte gjetur një redaktor të aftë shqiptar, i cili jetonte në Manastirin e Patriarkut të Jerusalemit. Kështu, më 1822, dorëshkrimi i Vangjel Meksit u dërgua në Maltë, nën përkujdesjen e Uilliam Xhouet (William Jowett), nga i cili kërkohej të bënte një ekzemplar të Ungjillit sipas Shën Mateut ,[175] ndërsa, në maj të vitit 1823, H. D. Leeves, që ishte përfaqësuesi i Shoqërisë Biblike Britanike në Stamboll, dërgoi një kopje të Ungjillit të Mateut në Korfuz për t'u shtypur nga "Ionian Bible Society" ose Shoqëria Biblike Joniane.

[175] CUL, BSC, BSA/E3/8/1/5, f. 2.

Ndërkohë, sekretari Shoqërisë Biblike Joniane, Isaac Lowndes, në letrën e datës 16 mars 1824, shkruante se kishte angazhuar në cilësinë e redaktorit të përkthimit të lartpërmendur, Grigor Gjirokastritin, peshkopin e Eubesë me përkatësi kombëtare shqiptare. Pasi kishte përfunduar me përmirësimet e nevojshme, Shoqëria Biblike Joniane, me sugjerim të Grigor Gjirokastritit, vendosi që botimi të bëhej në dy shtylla paralele, në gjuhën shqipe dhe në gjuhën moderne greke, të cilën popullata shqiptare e kuptonte më lehtë se gjuhën e vjetër greke. Duke pasur parasysh mungesën e kulturës arsimore, u vendos që libri të shtypej në shkronja të mëdha dhe në letër kualitative, për t'iu përshtatur kushteve dhe nevojave të shqiptarëve.[176] Peshkopi i Eubesë ishte vetëm redaktor i përkthimit të Dhiatës së re dhe jo përkthyesi i saj, për çka dëshmojnë edhe dokumentet e Shoqërisë Biblike Britanike.[177]

Lidhur me këtë problematikë, prova të fuqishme besueshmërie ofron letra e Isaac Lowndes, i cili informonte "Shoqërinë Biblike Britanike" se Vangjel Meksi, për përkthimin e plotë të Besëlidhjes së re, ishte paguar 6000 Piastra ose rreth 100 dollarë spanjollë. Njëkohësisht, Komiteti i Shoqërisë Biblike Joniane ishte pajtuar që, për shumën prej 60 dollarëve, përsëri ta angazhonte në cilësinë e redaktorit të Testamentit të ri në gjuhën shqipe, peshkopin Grigor Gjiro-

[176] Po aty, f. 3.

[177] Lidhur me autorësinë e përkthimit të Dhiatës së re, ekzistojnë tri pikëpamje. Një grup shkencëtarësh e konsiderojnë si autor të përkthimit Grigor Gjirokastritin, grupi tjetër e konsiderojnë punë të një grupi që kanë punuar njëkohësisht (kjo pikëpamje është pranuar në Historinë e letërsisë shqipe). Ndërsa J. Vreto, I. M. Qafëzezi dhe Dh. Shuteriqi e konsiderojnë si përkthyes Vangjel Meksin, gjë që edhe vërtetohet nga dokumentet e Shoqërisë Biblike Britanike.

kastritin. Ndërkaq, H. D. Leeves, përfaqësuesi i shoqërisë ungjillore për Perandorinë Osmane, planifikonte përkthimin e plotë të Besëlidhjes, pra edhe Besëlidhjen e vjetër, duke shfaqur me këtë rast shpresën se korrigjimi dhe plotësimet e nevojshme do të bëheshin përsëri nga peshkopi Grigor. Puna e tij, sipas po këtyre raporteve, ishte parapëlqyer nga bashkatdhetarët e tij shqiptarë.

Në vazhdim të raportimeve të tij, sekretari i Shoqërisë Biblike Joniane shpjegonte për problemet që kishin ndeshur në përshtatjen e alfabetit grek rreth kuptimit të disa tingujve të veçantë të gjuhës shqipe. Vështirësi të tilla, më herët, kishin pasur edhe misionarët katolikë, të cilët, për ta shkruar gjuhën shqipe, adaptuan alfabetin latin, si p. sh. Rasti i gramatikës së Maria da Lecces, të botuar në Romë, më 1716, si dhe i Fjalorit të Blanchi-t (Frang Bardhit), të botuar në Romë, më 1635.[178]

Isaac Lowndes, në ndërkohë, një letërkëmbim intensiv rreth shkronjave greke, që më së miri mund t'i shprehnin disa tinguj specifikë të gjuhës shqipe, si dhe rreth shpjegimeve më të detajizuara për alfabetin e adaptuar grek të Vangjel Meksit, pati me përfaqësuesin e Shoqërisë Biblike Britanike, I. P. Platt. Rrjedhimisht, edhe botimi i Librit të Mateut nga Shoqëria Biblike Joniane, në Korfuz, më 1824, ka disa ndryshime të alfabetit në krahasim me origjinalin në Londër.[179] Titulli i ungjillit, sipas Mateut, ishte "Të kthyerit e Sheint Mattheut evangelistiut ntë ngjuhë shqipe nkaha jatro Vangjel Meksikoi." Në po këtë letër, Lowndes shkruante se në Korfuz kishin arritur përkthimet e mbetura të Vangjel Meksit, të cilat për një kohë kishin qëndruar në ishullin

[178] CUL, BSC,BSA/E3/8/1/5, f. 4.
[179] Po aty, f. 7-8.

Zante. Në të njëjtën kohë edhe Hilarioni kishte përfunduar përkthimin e Besëlidhjes së re në gjuhën moderne greke, përkthim i cili po ashtu ishte dërguar për botim në Korfuz.[180]

Këtu sheshazi duket rëndësia e botimeve për kulturën e një vendi, pavarësisht karakterit të veprave të botuara. Ato ruajnë kujtimin për të kaluarën e një populli, bëjnë ringjalljen shpirtërore të individit, si hap i parë drejt krijimit të një shoqërie më harmonike dhe vizionare. Rëndësia e këtyre përkthimeve fetare, të bëra nga Shoqëria Biblike, ka një rëndësi të madhe për rilindjen shpirtërore dhe kombëtare të shqiptarëve. Prandaj puna nuk u ndal vetëm me kaq. Përkundrazi, ajo vazhdoi me botimin e Dhiatës së re, e cila, po ashtu, ishte e përkthyer nga Vangjel Meksi dhe ishte përfshirë në dorëshkrimin e Ungjillit të Shën Mateut me 880 faqe. Ky përkthim u dërgua nga ishulli i Maltës në Korfuz. Titulli i këtij përkthimi ishte: ”Dhiata e re e Zotit sonë që na shpëtoi Jizu Krishti mbë ti gjuhe, do me thënë greqisht edhe shkipetarqe.“[181]

Gjatë gjysmës së parë të vitit 1824, peshkopi Grigori do t’i bënte përmirësimet e duhura të Dhiatës së re, porse në redaktuarën e Këngëve-Lutjeve nuk kishte qenë shumë i suksesshëm, sepse ato paraqitnin një risi për të. Në letrën e 27 gushtit 1824, nga Korfuzi, Isaac Lowndes informonte Shoqërinë Biblike Britanike në Londër se më në fund kishin arritur nga Konstantinopoli shkronjat për shtypjen e Dhiatës së re në gjuhën shqipe dhe se ai ia kishte dërguar H. D. Leeves-it të shtypur pjesën e parë të kësaj Dhiate.[182]

---

[180] Po aty, f. 9.

[181] Engjëll Sedaj, Bibla dhe përkthimet e saj në gjuhën shqipe, Prishtinë 1999, f. 175-176.

[182] CUL, BSC, BSA/E3/8/1/5, f. 10.

Pa dyshim, një nga pengesat më të mëdha të përkthimeve biblike në gjuhën shqipe ishte pamundësia e alfabetit grek për të shprehur të gjithë tingujt e gjuhës shqipe. Si prototip i alfabetit të adoptuar për gjuhën shqipe, Isaac Lowndersit dhe H. D. Leeves-it i shërbenin Dhiata e re në osmanishte me shkronja greke. Disa nga shkronjat, të cilat i shfrytëzonte edhe Grigor Gjirokastriti, si: d (δ me një pikë mbi), b(ή) dhe për shenjën sh (σ me dy pika mbi), ishin përshtatur edhe për gjuhën shqipe. Përndryshe, dorëshkrimin me përmirësime të Dhiatës së re në gjuhën shqipe, peshkopi Grigor Gjirokastriti e kishte përfunduar në dhjetor të vitit 1824, ndërsa më 1825, ishin bërë të gjitha përgatitjet për botimin e Dhiatës së re, paralelisht me tekstin në gjuhën moderne greke.[183]

Prandaj, në dokumentet e Shoqërisë Biblike, shumë qartë flitet për korrigjimin e përkthimeve nga peshkopi shqiptar dhe theksohet autorësia e Vangjel Meksit. Po në këtë kohë, më 6 maj të vitit 1825, Isaac Lowndes-i shkruante për vizitën e tij në viset përballë Korfuzit, të banuara me shqiptarë. Ai atje kishte shkuar me qëllim që banorëve të atyre anëve t'u shpjegonte qëllimet e Shoqërisë Biblike dhe njëkohësisht të krijonte kushte për qarkullimin e saj. Në alfabetin për shkrimin e gjuhës shqipe ishin bërë edhe disa ndryshime të tjera, të cilat kishin të bënin me modifikimet e shkronjave nga origjinali, të shfrytëzuara më parë edhe nga Vangjel Meksi.[184]

Nga vizita dhe hulumtimet e tij të shumta, Isaac Lowndes-i i raportonte komitetit të Shoqërisë Biblike se nga letrat që u kishte shkruar disa misionarëve aktivë në mesin e

[183] Po aty, f. 11.
[184] Po aty, f. 12.

shqiptarëve, e kishte kuptuar kënaqësinë dhe gëzimin e madh të atyre banorëve për mundësinë që edhe në gjuhën e tyre t'i kenë shkrimet e shenjta. Në ndërkohë, në Korfuz kishte arritur një hebre me emrin Kastro, një botues ky me përvojë, i cili rekomandohej nga H. D. Leeves, përfaqësuesi i Sh. B. B. në Stamboll, duke prezantuar ofertën rreth shtypjes së Dhiatës së re në gjuhën shqipe. Shi për këtë, brenda një kohe të shkurtër, nga Konstantinopoli në Korfuz arritën shkronjat e destinuara për botimet në gjuhën shqipe. Të papërfunduara kishin mbetur vetëm Lutjet-Këngët, prandaj Lowndes propozoi përsëri dy korrektorë, një për gjuhën greke dhe një për gjuhën shqipe (Grigor Gjirokastritin për gjuhën shqipe).[185]

Përfundimisht, më 1826 u arrit marrëveshja ndërmjet Shoqërisë Biblike Joniane dhe peshkopit Gregor, që kundrejt një pagese në vlerën prej 20 dollarësh[186] spanjollë në muaj, të bëheshin përmirësimet e nevojshme të Këngëve jo vetëm në gjuhën shqipe, por edhe në atë greke. Isaac Lowndes bëri po ashtu edhe një marrëveshje shtesë me studentin grek nga Universiteti Jonian, Gustin-in, rreth ndihmës në korrekturën e mundshme të Dhiatës së re në gjuhën greke, kundrejt shumës prej 5 dollarëve në muaj. Në mbledhjen e Komitetit të Shoqërisë Biblike Britanike, të mbajtur më 13 korrik 1827, në Londër, u vendos që Shoqëria Biblike Joniane të botojë 500 kopje të Dhiatës së re në dy vëllime, siç kishte propozuar peshkopi shqiptar i Eubesë, Grigori.[187]

---

[185] Po aty, f. 12-13.

[186] Real ishte monedhë argjendi në Spanjë, ndërsa Peso ishte ekuivalent spanjoll i një dollari, i barabartë me 20 realë. Do të thotë 20 dollarë spanjollë ishin të barabartë me 40 realë spanjollë, Shih; http://www.ehow.com/about -old-currency-used-spain

[187] CUL, BSC, BSA/E3/8/1/5, f. 14-15.

Njëkohësisht, pas bisedave me peshkopin shqiptar rreth formës dhe madhësisë që duhej të shtypeshin këto libra të shenjtë, Isaac Lowndes, në letrën e 5 qershorit 1826, dërguar nga Korfuzi, Shoqërisë Biblike Britanike i propozonte që katër Ungjijtë të botoheshin në dy vëllime. Duke pasur parasysh gjithnjë këshillat e peshkopit Gregor, ai i sugjeronte komitetit në Londër që në vëllimin e parë të përfshiheshin të katër Ungjijtë, ndërsa në të dytin, pjesa e mbetur e Besëlidhjes. Arsyet për këtë kërkesë ishin krijimi i shprehive te shqiptarët, që librat t'i bartin me vete. Pra, njohuritë fetare të peshkopit Grigor dhe të krijimi i shprehive sociale, lehtësuan dhe mundësuan përfundimin me sukses të një pune me interes parësor, para se gjithash për popullin shqiptar, e pastaj edhe për Shoqërinë Biblike Britanike.[188]

Lidhur me këtë, përfaqësuesi i "Shoqërisë Biblike Joniane", Lowndes, nëpërmjet letrës dërguar komitetit në Londër, më 11 qershor 1827, falënderonte Zotin që mundësoi ndihmën nga ana e peshkopit shqiptar, pa të cilin kjo ndërmarre nuk do të kishte përfunduar. Në vazhdim të raportit të tij, ai thekson se, në marsin e vitit 1827, eruditi Grigor ishte larguar nga Korfuzi, por vetëm pasi më parë kishte kryer korrekturën e librit të Mateut, dhe se pas vetes kishte lënë një shqiptar, të cilin e kishte udhëzuar vetë se si duhej t'i rregullonte gabimet e mundshme.[189] Mbështetur në këto dokumente, është shumë e qartë se përkthyes i këtyre shkrimeve të shenjta, padyshim, ishte Vangjel Meksi, sepse në asnjë nga letrat dhe raportet e përfaqësuesve të "Shoqërisë Biblike Joniane", si dhe të përfaqësuesit të "Shoqërisë Biblike Britanike" nga Izmiri, nuk përmendet ndonjë për-

[188] Po aty, f. 16
[189] Po aty, f. 17.

kthyes tjetër. Në këto letra e raporte bëhet fjalë vetëm për korrektorë të këtyre teksteve. Një e dhënë tjetër e re është se, përveç peshkopit Grigor, ishte edhe një shqiptar tjetër, i cili ishte i angazhuar për të kryer punën e korrektorit, por mjerisht nuk bëhet i ditur emri i tij.

Dhiata e re nisi të prezantohej në Shqipëri të jugut nga gjysma e dytë e vitit 1827. Përfaqësuesi i "Shoqërisë Biblike Joniane", Isaac Lowndes, në raportin e 12 nëntorit 1827, informonte se shtypja e 500 kopjeve të dy vëllimeve të Dhiatës së re kishte përfunduar më 10 gusht 1827 dhe se 150 kopjet e para tani më ishin në duart e libër-lidhësit. Mjerisht, lufta greke për pavarësi e kishte penguar vizitën e dytë të Lowndes-it në hapësirat etnike shqiptare, duke e vështirësuar kështu punën për shpërndarjen e këtyre shkrimeve.[190]

Por, edhe në kushte të tilla të papërshtatshme, Komiteti në Londër ishte i informuar mjaft mirë për gjendjen në vendbanimet shqiptare edhe nga një raport i një greku, i cili, për nevoja të Shoqërisë Biblike, më 1826, kishte vizituar trojet shqiptare. Po ashtu, edhe Isaac Lowndes informonte komitetin londinez mbi gjendjen sociale e fetare në ato vise.

Udhëtari grek, "Lervo", i punësuari i Shoqërisë Biblike Britanike, gjatë vizitës në Shkodër u takua edhe me priftin ortodoks të kishave të ritit greko-bizantin në Kavajë dhe në Durrës, Andrea Iconomos-in. Me këtë rast, priftit ortodoks i kishte dhuruar katër kopje të Besëlidhjes së re në gjuhën moderne greke dhe dhjetë kopje të Dhiatës së re të Shën Mateut në gjuhën shqipe dhe në atë greke. Ai qe udhëzuar që dy kopjet e mbetura të Besëlidhjes së re në gjuhën moderne greke dhe dhjetë kopjet e Dhiatës së re të Shën

[190] CUL, BSC, BSA/E3/8/1/5, f.17.

Mateut në gjuhën shqipe dhe greke, t'ua dorëzonte banorëve ortodoksë të Shkodrës. Mirëpo, duke qenë pjesëmarrës i Revolucionit grek, që d.m.th. i angazhuar edhe si pjesëtar i helenizmit modern, i frikësuar nga pasojat e mundshme, këto shkrime të shenjta ua kishte dhuruar disa malësorëve, të cilët aksidentalisht i kishte takuar në rrethinat e Shkodrës. Rrjedhimisht, përshtypjet që kishin lënë këto libra te ky prift dhe te malësorët, kishin qenë shumë mbresëlënëse, ndërkohë që nga bisedat që kishte pasur me disa njerëz të ngritur, kishte mësuar se dialekti i përdorur në përkthimin e Dhiatës së re ishte vështirë i kuptueshëm në zonat veriore të alpeve shqiptare. Natyrisht, dallime gjuhësore atëherë ekzistonin te të gjithë popujt pa përjashtim, të cilët, më vonë, me ndihmën e sistemit arsimor, arritën unifikimin e gjuhëve të tyre.[191] Në

[191] Ndarja e gjuhës shqipe në dy dialekte, në thelb, nuk ishte aq gjuhësore. Ajo ishte një ndarje në dy mentalitete. Derisa në viset veriore të vendbanimeve shqiptare jeta shoqërore, pak a shumë, ishte e organizuar në baza fisnore, si edhe te malazezët, në viset jugore, kjo formë e jetës shoqërore, ishte tejkaluar. Shikuar historikisht, zonat jugore shqiptare çdo herë kanë qenë më të zhvilluara. Ky zhvillim kishte ndodhur jo vetëm pse ata kishin pasur kontakte më shumë me grekët e vjetër, me Perandorinë Romake dhe, më vonë, edhe me Bizantin, sepse marrëdhënie të tilla kishin edhe shqiptarët e zonave veriore, por ngase intensiteti i këtyre raporteve, kishte qenë më i thellë në jug të vendbanimeve shqiptare. Kështu, deri sa Ali Pashë Janina kishte nënshtruar shumicën e venduanimeve jugore me shqiptarë, duke mundësuar në këtë mënyrë zhvillimin e tyre kulturor, religjioz dhe ekonomik, në të njëjtën kohë, në zonat veriore të sunduara nga Bushatlinjtë, me qendër në Shkodër, nuk ishte arritur që të përfshiheshin të gjitha pjesët e Gegërisë nën sundimin e tyre. Pra, Bushatlinjtë nuk mundën të krijonin një zonë sundimi si të Ali Pashë Janinës**.** Ky është shkaku i mosarritjes së një shkalle më të lartë të zhvillimit kulturor e ekonomik të atyre pjesëve. Për pasojë edhe organizimi fisnor vazhdoi të ishte forma dominante e jetës sociale të tyre. Edhe reformat e reja, të bëra nga ana e Portës së lartë, në gjysmën e parë të shekullit

XIX, shumë më lehtë janë pranuar në jug të vendbanimeve shqiptare se sa në veri. Në këto vendbanime ndryshimet edhe kur pranoheshin, ato bëheshin ngadalë, duke marrë një periudhe të gjatë kohore. Gjithashtu, gjatë shekullit XVIII dhe XIX, qendrat kulturore në Voskopojë dhe Zosimea në Janinë, ishin në zonat jugore të vendbanimeve shqiptare, çka u mundësonte atyre një arsimim cilësor dhe njohjen me të arriturat më të reja shkencore, kulturore **e** ideologjike të qytetërimit perëndimor. Për këtë arsye, ata që i ndoqën mësimet në ato shkolla, u bënë edhe nismëtarët e Rilindjes Kombëtare Shqiptare, si p.sh.: Konstandin Kristoforidhi, Jani Vreto, Naim, Sami e Abdyl Frashëri, Ismail Qemajli dhe shumë e shumë të tjerë, të gjithë të shkolluar nëpër këto qendra edukative të krishtera. Në të njëjtën kohë, në zonat veriore nuk kishte qendra të tilla arsimore, prandaj shkollimi i tyre, edhe ai në një numër të kufizuar, qe i lidhur me qendrat arsimore jashtë Ballkanit dhe Perandorisë Osmane. Kështu, gjatë shekullit XIX, në viset jugore shqiptare elita kulturore ishte përshtatur me kërkesat e reja që koha i sillte, kurse në veri të vendbanimeve me shqiptarë, elita kulturore që përfaqësohej nga nëpunësit osmanë me prejardhje shqiptare, të cilët, me shkollat e tyre fetare të përfunduara, kishin mbetur të shkëputur nga mundësia për të mësuar për të rejat kulturore e ideologjike të perëndimit. Ata jo vetëm që nuk i njihnin gjuhët evropiane, por nuk e njihnin as alfabetin latin, me të cilin qenë botuar librat. Këtë ndarje, në zonat e zhvilluara jugore dhe në pjesën veriore të prapambetur dhe të mbyllur, duhet shikuar edhe nga prizmi i ndarjes fetare të popullit shqiptar. Deri sa në hapësirat veriore të banuara me shqiptarë dominonte katolicizmi dhe islami sunit, besime këto të cilat ishin të lidhura me qendrat në Romë dhe Stamboll, për pasojë edhe jo tolerante ndaj dogmave të tjera religjioze si dhe risive filozofike dhe kulturore të qytetërimit evropian, në ndërkohë, në pjesët jugore, dominonte krishterimi ortodoks nacional, si dhe bektashizmi, besime këto më të hapura ndaj vlerave civilizuese të perëndimit. Në veri alfabeti latin shfrytëzohej vetëm nga shqiptarët e besimit katolik, pra jo edhe nga ata të besimit mysliman, të cilët përdornin alfabetin arab**.** Në zonat jugore, alfabetin me shkronja greke e përdornin për të shkruar jo vetëm të krishterët ortodoks, por edhe ata myslimanë, e në veçanti bektashinjtë, duke mundësuar kështu letrarizimin e gjuhës shqipe, përderisa në veri gjuha vazhdoi të mbetej në gjendje arkaike. Shih:

vazhdim të raportit të tij, Isaac Lowndes, gjithnjë në bazë të dëshmive të udhëtarit grek, theksonte se në atë pjesë të viseve shqiptare jetonin rreth 80 000 banorë, të cilët i takonin ritit të krishterë katolik me pesë apo gjashtë peshkopi dhe me një përfaqësues të Propagandës De Fide të Romës, i cili vendqëndrim kishte një manastir te Kepi i Rodonit. Është me rëndësi të thuhet se shumica e kishave të krishterimit perëndimor ishin të përqendruara në fshatra, shumë pak në qytete dhe, për habi, asnjë në Shkodër. Mirëpo, shembull i bashkëjetesës fetare ishte kisha në Durrës, e cila shërbente edhe për pjesëtarët e krishterë katolikë, edhe për ata ortodoksë. Për të krishterët katolikë ishte kisha e Shën Lucianit, kurse për besimtarët ortodoksë ishte kisha e Shën Gjergjit. Priftërinjtë katolikë ishin me kombësi shqiptare. Ata gjatë shërbesave fetare përdornin gjuhën latine, duke zbatuar ku e ku edhe gjuhën shqipe për plotësime të nevojshme.[192]

Nga ky raport është me rëndësi të vihen në pah edhe të dhënat mbi përkatësinë etnike të besimtarëve ortodoksë të pjesëve veriore nga hapësira etnike shqiptare. Shprehimisht theksohej se banorët ortodoksë të viseve veriore flisnin vetëm gjuhën shqipe, me përjashtim të tregtarëve nga Shkodra dhe banorëve të qyteteve të tjera veriore, të cilët flisnin edhe gjuhën italiane, që ishte rezultat i raporteve të tyre tregtare, në rend të parë me Venedikun dhe me portet e tjera të Italisë. Këta tregtarë, si dhe murgjit katolikë, shfrytëzonin shkronjat e alfabetit latin për të komunikuar ndërmjet tyre në gjuhën shqipe. Këtë shkrim, për qëllime fetare, për të for-

Robert Elsie, Histori e letërsisë shqiptare, Tiranë 1997, f. 37, 91; Sabri Hamiti, Historia e letërsisë shqiptare, Prishtinë 1989, f. 32,50.

[192] CUL, BSC, BSA/E3/8/1/5, f. 18-19.

cuar besimin katolik, e kishte shfrytëzuar edhe Propaganda e Vatikanit. Por, në fillim të shekullit XIX, në mesin e shqiptarëve veprimtaria e tyre propagandistike ishte zbehur.

Servo, i dërguari i "Shoqërisë Biblike Joniane" në viset shqiptare, në ndërkohë, për rolin e "Shoqërisë Biblike Britanike" dhe për rëndësinë e përkthimeve fetare në gjuhën shqipe, bisedoi me shumë priftërinj katolikë dhe njerëz me ndikim, që i takonin këtij besimi. Nga këto kontakte ai kishte ardhur në përfundim se Shoqëria Ungjillore, në veprimtarinë e saj ndër këto anë, do të ballafaqohej me shumë vështirësi, para së gjithash nga vetë shtresa e priftërinjve katolikë dhe elita e saj qytetare, e cila ishte e zhytur në paragjykime dhe injorancë fetare. Rezultonte droja e arsyeshme se pengesa kryesore do të vinte drejtpërdrejt nga Vatikani. Këtij skepticizmi i shtohej edhe faktori frenues i punës ungjillore në mesin e shqiptarëve, që reflektohej edhe nga situata e pafavorshme politike, jo vetëm në viset shqiptare, por edhe në krejt pjesën evropiane të Perandorisë Osmane.[193]

Sido që të jetë, më 24 shtator të vitit 1828, Pinkertoni, nga Parisi, i shkruante Shoqërisë Biblike, duke kërkuar autorizimin për Lowndersin dhe Komitetin e Shoqatës Biblike Joniane që të përkthenin Librin e Psalmeve në gjuhën shqipe.[194] Ribotimi i Dhiatës së re, sipas po të njëjtit përkthyes, do të bëhej pikërisht me iniciativën e Isak Lowndersit, në vitin 1858.[195] Me gjasë, puna e përkthyesit të Dhiatës së re ishte e një rëndësie shumë të madhe, sepse leximi në gjuhën amtare, qofshin ato edhe vepra me karakter fetar propagandistik, megjithatë zgjonin ndërgjegjen kombëtare të

---

[193] Po aty, f. 20.

[194] Edwin Jacques, David Young, Ungjilli ndër Shqiptarët, Tenda, Prishtinë 2000, f. 29.

[195] Xh. Lloshi, Vep. e cit., f. 92.

shqiptarëve. Njëkohësisht, ajo u mundësonte studiuesve krahasimin e gjuhës shqipe me gjuhët e vjetra greke dhe latine, si dhe thellimin e njohurive mbi lashtësinë e shqiptarëve, rrënjët e tyre me trungun e iliro-arbrit. Në shërbim të Shoqërisë Biblike, por edhe të kombit të vet, vazhdoi të kontribuojë edhe Konstandin Kristoforidhi, duke përkthyer me pasion Dhiatën e re në shqip, në dialektin e toskërishtes, e cila u botua më 1879.

## 2.2. Bektashinjtë dhe Pashallëku i Janinës (1816-1827)

Sipas raporteve të diplomatëve të Perandorisë Ruse, kryengritja e Ali Pashë Tepelenës, më 1820, lirisht mund të konsiderohet si bazament i lirisë greke, sepse në pashallëkun e tij u arsimuan dhe u edukuan udhëheqësit e kryengritjes greke, si: Marko Boçari, Kollokotroni etj. Sundimi i tij kishte vendosur bazat e frymës së pavarësisë në mesin e popullsisë shqiptare dhe për herë të parë, ai kishte arritur t'i bënte bashkë shqiptarët dhe grekët, duke sunduar pothuajse i pavarur nga Stambolli.[196] Gjithashtu, në këto raporte theksohet se shqiptarët nuk e urrejnë besimin e krishterë, siç e urrejnë osmanët. Madje, edhe vetë ata kanë disa shenja besimi nga ritet e krishtera dhe mbrojnë vlerat e shenjta të krishterëve. Si shembull i tolerancës fetare të shqiptarëve në këto raporte vihet në pah zakoni i respektimit të objekteve fetare të krishtera edhe nga besimtarët shqiptarë myslimanë dhe, si shembull, përmendet rasti i manastirit të Shën-Naumit afër Ohrit, ku dërgoheshin të çmendurit për shërim. Ndërsa, grekët e islamizuar, edhe pse nuk dinin gjuhën os-

[196] AIH, Fondi A-IV-112, nr.164, 6.

mane, ishin shumë më fanatikë. Të tillë kishte shumë sidomos në rrethet e Grevenës dhe të Meteorës.[197]

Ekzistojnë dëshmi edhe mbi lidhjet e Rigas Fereos (1757-1798) me dervishët e rendit bektashianë, si dhe me Ali Pashë Tepelenën. Ky revolucionar grek, i cili ishte i frymëzuar nga idealet e revolucionit borgjez francez, në zonat ballkanike të Perandorisë Osmane vepronte i kamufluar si dervish bektashian. Kjo atij i mundësonte që, në rast rreziku, të kishte ndihmën e vëllazërisë bektashiane.[198]

Dokumentet arkivore osmane dëshmojnë për një lidhshmëri të fortë institucionale ndërmjet administratës osmane dhe rendit bektashian. Kjo lidhje bëhet edhe më e fortë sidomos gjatë shekullit XVIII dhe në fillim të shekullit XIX, kur qeveria osmane u detyrua të ndihmojë financiarisht funksionimin edhe të teqeve bektashiane. Këto të dhëna tregojnë edhe për një krizë të thellë morale, sociale dhe ekonomike nëpër të cilën po kalonte Perandoria Osmane, e cila u detyrua të ndërhyjë për të ndihmuar mbijetesën e teqeve. Si pasojë e varfërimit të popullsisë, ato e kishin të vështirë të mbijetonin. Ato funksiononin vetëm falë punës së dervishëve dhe dhuruesve vullnetarë. Kështu, me vendimin e Sulltanit (25 qershor 1752), akordohet ndihma financiare për sheikun Haxhi Fejzullah Efendiun.[199] Ndërkaq, në ankesën e po këtij sheiku, të deponuar më 10 shkurt 1757, drejtuar Kadiut të qytetit të Haxhi Bekteshit, protestohej kundër përpjekjeve të nëpunësve të administratës tatimore për mbledhjen e taksave nga fshatrat e rrethinës së qytetit Haxhi

[197] Po aty, 8-9.

[198] AIH, F.A/III/125, Dosja: Frederick William Hasluck, Islami dhe krishterimi nën sulltanët, fl. 31.

[199] Başbakanlik Osmanli Arşivi, Cevdet Evkaf, 6449.

Bektashi, duke ia rikujtuar gjykatësit me atë rast ligjin e aprovuar më 26 gusht 1731.[200]

Fundi i shekullit XVIII dhe fillimi i shekullit XIX për Perandorinë Osmane shënonte, në njërën anë, thellimin e krizës morale, sociale dhe financiare të saj, kurse në anën tjetër, shtrirjen e islamizimit ndër mjediset e popullsive ballkanike. Rrjedhimisht, përderisa zonat malore veriore pranuan islamin ortodoks, zonat jugore shqiptare përqafuan një formë më të avancuar dhe më tolerante të islamit, bektashizmin. Arsyet e kësaj dukurie ishin jo vetëm të natyrës sociale, ekonomike si dhe të strukturës së dobët të kuadrit të krishterë, por edhe për shkak të kushteve gjeografike. Është i njohur fakti se viset malore janë më të izoluara, gjë që ndikon që ato të jenë më pak të prekura nga ndikimet e qytetërimeve si fenomene kulturore që më lehtë pranohen në zonat urbane dhe në ultësira. Pra, qytetërimet kishin të bënin me shtrirjen horizontale të pushtetit politik, kulturor dhe ekonomik, por jo edhe me zgjerimin vertikal të ndikimit të tyre. Vështirësi të njëjta u shfaqën edhe në periudhat e përhapjes së krishterimit nëpër zonat malore, që si proces ishte vetëm sipërfaqësor. Këtë e shpjegojnë shkaqet e vërteta të islamizimit në viset malore shqiptare, hercegovase dhe në ato të Kretës.[201]

Viset e Shqipërisë së mesme dhe të asaj jugore, historikisht karakterizoheshin me një prani më të fuqishme si të pushtetit politik, ashtu edhe të ritit greko-bizantin. S'do mend, pasoja e kësaj pranie qëndronte në traditën më të fortë religjioze dhe kulturore, si në qytete ashtu edhe në zonat rurale. Prandaj, edhe islamizimi i banorëve të këtyre viseve

---

[200] Başbakanlik Osmanli Arşivi, Cevdet Evkaf, 6580.

[201] Fernand Braudel, The Mediterranean and the Mediterranean World in the age of Philip II, New York 1972, f. 34-35.

u karakterizua me një nivel më të avancuar të myslimanizmit, me bektashizmin. Kështu, Tahir Nasib Skënderasi, i formuar si bektashi në Persi, pas kthimit, më 1815, hapi një teqe bektashiane në Frashër. Ky Baba bektashian shkruante në gjuhën shqipe me shkronja arabe. Ndërsa, Dalip Frashëri, që ishte Baba bektashi në Konicë, në vitin 1842, e përshtati në gjuhën shqipe "Hadikanë".[202]

Shënime të shumta mbi strukturën religjioze të Pashallëkut të Janinës, ka dhënë ushtaraku francez, Ibrahim Manzur Efendiu, i cili për shumë kohë ishte në shërbim të "Luanit të Janinës". Ky aventurier evropian shkruante se popullsia myslimane e Toskërisë, në pjesën më të madhe i takonte sektit të Aliut, dhëndrit të profetit të Muhamedit dhe se shumica e tyre kishin një respekt të veçantë për dervishët, të cilët kishin parime shumë liberale.[203] Për të kuptuar më mirë dogmat e tyre, autori i këtyre kujtimeve, ishte inkuadruar në sektin e rufaive, një rend ky, mistik, shumë aktiv në qytetin e Janinës. Veprimtaria aktive e dervishëve në Pashallëkun e Janinës nuk kishte si të mos ndikonte edhe te Ali Pashë Tepelena, i cili që në moshë i ishte nënshtruar ndikimit të tyre.[204]

Shkëputja zyrtare e rendit bektashian nga institucionet shtetërore të Perandorisë Osmane, në një mënyrë e afroi këtë sekt sufi me popullin, mbështetja e të cilit tani ishte bërë një domosdoshmëri për ekzistencën dhe popullarizimin e tij. Thellimi i krizës sociale, ekonomike dhe shpirtërore në këtë hapësirë të madhe të kësaj perandorie në rënie, krijonte hapësirë për përhapjen e dogmave që për objekt kishin njeriun e thjeshtë, njeriun e lënë në mëshirën e administratës së ko-

---

[202] Dhimitër S.Shuteriqi, Naim Frashëri, Tiranë 1982, f. 48-49.
[203] Ibrahim Manzur Efendiu, Vep. e cit., f. 56.
[204] Po aty.

rruptuar osmane, por edhe në mëshirën e arbitraritetit të shtresës së ulemave dhe priftërinjve të krishterë ortodoksë të lidhur ende institucionalisht me figurën e Sulltanit.

Shekulli XIX ishte shekull i artë për veprimtarinë misionare të bashkësive evangjeliste dhe dogmës së afërt me ta, bektashizmit. Në mungesë të përkrahjes institucionale, por edhe të ndjekur, rendi bektashian nuk kishte mundësi tjetër mbijetese, përveç kthimit të vërtetë drejt konceptit të saj filozofik, që, rastësisht ose jo, përputhej me normat e reja qytetëruese të Evropës Perëndimore. Ky kthim ishte një fat i mirë për shqiptarët, sepse të islamizuar në masë të madhe atëherë, nëpërmjet një veprimtarie misionare të një sekti që buronte nga gjiri i islamit, mund të kultivonin vlera të barasvlershme me iluminizmin evropian, e që për islamin zyrtar ishin formale.

Duke u kthyer kah burimi i tyre filozofik, me mënyrën e jetesës dhe, duke ndjerë dhembshuri për vuajtjet e njeriut, dervishët u bënë flamurtarë të luftës për emancipimin kulturor dhe politik të kombit shqiptar. Sigurisht, kjo veprimtari e tyre nuk kishte si të mos fitonte simpatinë dhe përkrahjen e masave popullore shqiptare, ngase besimtari bektashian nuk jetonte në kundërshtim me parimet me të cilat ishte mësuar, për dallim nga besimtarët e tjerë myslimanë por edhe të krishterë, të cilët bënin jetë të dyfishtë. Te këta të fundit konsistonte që në objektet kishtare dhe në xhami, predikohej pothuaj se në drejtim të interpretimit të gjërave hyjnore, sikur ato të ishin magjike dhe të pamundshme të inkorporohen në jetën e përditshme. Rrjedhimisht, përfundimi në të cilin vinte besimtari ishte se kjo botë ishte e “rrejshme”dhe se ishte e kotë të mundoheshe për ta përmirësuar. Në një mënyrë, ky lloj predikimi e çarmatoste njeriun nga përpjekja

për një veprimtari të ndershme, jo vetëm në të mirë të tij si individ, por edhe të rrethit të tij.

Për ndryshim nga ky koncept, bektashiu e konsideronte si të mirëseardhur çdo situatë që vinte nga krijuesi i gjithësisë, por jo edhe nga njeriu. ”Padrejtësia”, konsideronte ai, duhej luftuar, por së pari duhej pastruar zemrat tona, duke e rrethuar atë me vepra të mira dhe të drejta. Zhytja në thellësinë e vetvetes, bëhej duke vallëzuar dhe duke përsëritur fjalët: ”S'ka Zot tjetër pos Zotit”. Këto veprime bënin që njeriu të thyente prangat e robërisë së brendshme dhe të kalonte në një nivel më të lartë, më afër Krijuesit. E gjithë kjo bënte që "kërkuesi" botën dhe rrethin e tij shoqëror, t'i shihte me një sy tjetër. Në këtë mënyrë ai bëhej krijesë e Zotit dhe nuk kishte si të mos i shërbente për të mirë edhe bashkësisë së tij, sepse "Zoti sheh veprat e tua dhe do t'i vlerësojë ato."[205]

Konfliktet e fillimit të shekullit XIX, të njohura si luftërat e Napoleon Bonapartës, si motiv bazë kishin emancipimin e njeriut dhe të kombit. Natyrisht, kjo filozofi qytetare në thelb përputhej me konceptin religjioz të protestantizmit evropian dhe të bektashizmit oriental. Besimtari i këtij rendi të sufizmit, ashtu si protestantët dhe elita qytetare franceze, nga pasuesit e vet kërkonte veprime të drejta, me fjalë e me vepra, gjithmonë duke kujtuar të shenjtin Ali, i cili kishte thënë: ”Nënshtroju Zotit dhe trego dashuri ndaj krijesave të tij”. Duke u zhytur më thellë në traditën e këtij sekti oriental të formës protestante, dukej sheshazi një përputhje tjetër me lëvizjet ungjillore britanike dhe amerikane, pos tjerash edhe në thënien: ”Në shërbëtorët në të cilët

---

[205] Makălăt-i Gaybiyye ve Kelimăt-i Ayniyye, Ankara 2009, f. 7.

Unë (Zoti) më së shumti hidhërohem, është në ata të cilët më luten nga frika e ferrit dhe dëshira për parajsë."[206]

Pra, sikurse për filozofinë qytetare franceze dhe thelbin e ungjillizmit, ashtu edhe për bektashizmin, ferri nuk ishte një koncept abstrakt. Ferri ekzistonte në jetën e përditshme falë mospunës dhe mungesës së vetëdijes së njeriut. Këto tri filozofi nuk kërkonin nga njeriu nënshtrim ndaj fatit, duke u lutur dhe shpresuar për një jetë në parajsë, siç bënte islami tradicional ose katolicizmi. Përkundrazi, ato nga njeriu kërkonin vullnet dhe përpjekje. Besimtari i tyre, duke u ndriçuar qoftë nga drita e iluministëve, qoftë nga frymëzimi religjioz, duhej të kontribuonte në ndërtimin e një shoqërie, në të cilën do të sundonte shteti i së drejtës sociale dhe mirëqenia e përgjithshme. Elementet e këtyre tri filozofive, për herë të parë në viset shqiptare, do të gjejnë pikëtakim në shtetin autonom të Ali Pashë Tepelenës.

Përkrahësi i rendit bektashian, Ali Pashë Janina, duke e nxitur zhvillimin e tregtisë, njëkohësisht nxiti edhe kultivimin e kulturës dhe afirmimin e tolerancës fetare, elemente këto esenciale të besimit bektashian. Dëshmi të kësaj tolerance ishte vetë qyteti i Janinës, i cili kishte gjashtë mijë shtëpi me tridhjetë mijë banorë shqiptarë. Qyteti kishte nëntëmbëdhjetë xhami, pesë teqe, gjashtë kisha ortodokse, si dhe dy sinagoga.[207] Po ashtu, Ibrahim Manzur Efendiu, ridëshmonte devotshmërinë e Ali Pashë Janinës për rendet mistike, duke theksuar deklaratën e vetë pashait, i cili, para shumë oborrtarëve të vet, kishte thënë se do të bëhej dervish për të jetuar në teqe.[208]

[206] Po aty, f. 17.
[207] I.Manzur Efendiu, Vep .e cit., f. 67.
[208] Po aty, f. 82.

Ndikimi që ushtronin bektashinjtë në Ali Pashë Janinën dokumentohet më së miri nëse e analizojmë jetën e sheikut Jusuf Dizdar, komandant në kalanë e Janinës, i cili gëzonte epitetin e njeriut të shenjtë dhe respekt të plotë nga vetë Ali Pashë Janina. Ky predikues i bektashizmit, që njihej edhe si profeti Eli, kishte ardhur për herë të parë dhe të fundit për vizitë në pallatin e Ali Pashës, Ai me bindje të flotë, pa kurrfarë hezitimi, Ali Pashën e kishte kritikuar për mizoritë, për mashtrimet dhe padrejtësitë e bëra deri atëherë. Madje, ai, Ali Pashën e kishte akuzuar edhe për vrasjen e Eminesë, gruas së vet. Pasi e kishte dëgjuar me vëmendje kritikat e tij, Pashai kishte kërkuar mbështetje, por ai, jo vetëm që nuk e kishte falur, por, përkundrazi, i kishte hedhur një shikim më të tmerrshëm se vetë mallkimi.

Kështu, për të dëshmuar se oborri i Ali Pashës është i mallkuar, mistiku Jusuf, sapo kishte arritur te pragu i derës e kishte shkundur pluhurin nga këpucët. Ky veprim në mënyrë simbolike paralajmëronte përfundimin e tmerrshëm të pashait. Ali Pasha, i njohur për mizoritë e tij, nuk kishte pasur guxim t'i kundërvihej këtij mistiku. Ai ishte munduar që me dhurata dhe të holla ta zbuste zemërimin e Jusufit. Mirëpo, një predikues i bektashizmit, siç ishte Jusuf Dizdari, nuk ishte korruptuar.[209]

Ibrahim Manzur Efendiu, kur shkruante për dervishët, nuk i theksonte rendet e tyre mistike, siç ishte p. sh. Jusuf Dizdari. Një nga dëshmitë e pranuara, pa asnjë dyshim, ishte lidhshmëria shpirtërore e rendit bektashian me ushtrinë e jeniçerëve dhe prirja e këtij rendi për të luftuar padrejtësitë sociale, bile, në rast konfrontimi, edhe me vetë Sulltanin.

---

[209] Po aty, f. 98-99.

Në fillim të shekullit të XIX, jeniçerët ishin bërë problem akut për Perandorinë Osmane. Ata në një farë mënyre e pengonin reformën ushtarake apo rekrutimin dhe krijimin e një force të re, të formësuar dhe të ushtruar sipas modelit të armatave evropiane. Për më shumë, ata në shenjë të pakënaqësisë me politikat e reja qeveritare, shkuan aq larg sa organizuan edhe vrasjen e Sulltan Selimit, akt ky i cili, përfundimisht, do të shënonte pikën kulmore. Kthim prapa nuk kishte. Ky konflikt me qeverinë osmane, i detyroi pastaj shumë jeniçerë që vetë të kujdeseshin për sigurimin e ekzistencës. Disa prej tyre gjetën mbështetje te vetë Ali Pashë Tepelena.

Dihet mirëfilli se zonat jugore të banuara me shqiptarë shtrihej ndikimi i fuqishëm i rendeve mistike orientale. Ndër rendet më të përhapura në këtë reliev fetar e politik ishin bektashinjtë. Pra, në rajonet shqiptare, si jeniçerët, ashtu edhe bektashinjtë, gjetën prehje dhe u ndien të sigurt, sepse gjetën shumë përkrahës. Përgatitja e tyre ushtarake do t'u nevojitej pashallarëve shqiptarë, e në veçanti Ali Pashë Tepelenës. Ishte koha, kur ky pasha i njohur shqiptar ushqente ambicie për krijimin e një shteti të fuqishëm dhe mundësisht të pavarur nga Perandoria Osmane. Për të realizuar këtë objektiv, ai kishte nevojë për mbështetje jo vetëm nga një ushtrie besnike e profesionale, por edhe për një mbështetjeje të sigurt në planin religjioz.

Në fillim të shekullit XIX, jeniçerët konsideroheshin ende pjesë e ushtrisë më profesionale dhe më luftarake, ndonëse fuqia e tyre kishte filluar të zbehej në raport me ushtritë moderne evropiane. Besim në jeniçerët vazhdonte ta manifestonte Ali Pashë Tepelena, i cili jo vetëm që do t'i pranojë në shërbimin ushtarak, por edhe do t'i ndihmojë në përhapjen e dogmës së tyre mistike bektashiane. Në këtë

mënyrë, sundimtari shqiptar i Pashallëkut të Janinës, krijoi një ushtri besnike ndaj tij, ngase jeniçerët dhe bektashinjtë, duke qenë në armiqësi me Sulltanin, s'kishin si të mos kapeshin fort pas mbështetësit të tyre. Për të realizuar një qëllimin e vet, projektin për krijimin e shtetit, Ali Pashë Tepelena e dinte se lypsej patjetër jo vetëm fuqia ushtarake dhe përkrahja politike ndërkombëtare, por edhe mbështetja popullore, që në rrethanat e fillim shekullit të XIX do të thoshte mbështetje në grupet fetare. Këtë mbështetje në viset shqiptare "Luani i Epirit" e kishte në përgjithësi te sofistët, e në veçanti te bektashinjtë, teqetë e të cilëve ai vazhdonte t'i ndërtonte.

Ali Pashë Janina qe i bindur se mbi krahët e tij po bartte një mision të shenjtë në këtë botë. Pjesë e atij misioni, sipas tij, ishin ndërtimet që ai po i bënte, prandaj edhe dhuna që përdorte, ishte një e keqe e domosdoshme. Nuk na habit andaj deklarata e tij dhënë Ibrahim Manzur Efendiut se: "Në qoftë se unë bëj krime, në qoftë se unë jam zalim (tiran), këtë e bëj për të mirën e fesë e të perandorisë."[210] Ali Pashë Janina pranimin e krimeve e bënte i shtyrë edhe nga dervishët, të cilët haptas kritikonin pushtetin e tij tiranik. Ndaj tyre ai kurrë nuk ndërmerrte masa ndëshkuese.

Përkundër mentalitetit brutal oriental, "shqiptari i tmerrshëm", siç quhej shpeshherë në kronikat e kohës, si pasojë e kontakteve intensive me fuqitë Evropiane, Ali Pashë Tepelena kishte filluar t'i kushtojë rëndësi edhe arsimit, nën mbrojtjen e të cilit në Janinë u hapën dy shkolla moderne greke: ajo nën drejtimin e Psalidhës dhe gjimnazi i famshëm "Zosimea", i drejtuar prej Valanos. Në oborrin e Pashait të Janinës jetonin edhe intelektualë të nivelit

---

[210] Po aty, f. 120.

evropian, si: Jorgo Sakelarios, ndryshe student i diplomuar në Vjenë, pastaj Metaksas i Qefalonisë, student i Parisit, Gjon Vajas, mjek dhe poet, Llukas Via, mjeku personal i Ali Pashë Janinës etj.[211]

Me instalimin ushtarak të anglezëve në Republikën e Shtatë Ishujve Jonianë, zunë fill raportet shumë të afërta dhe miqësore të tyre me Pashallëkun e Janinës. Raportet që kultivoheshin me një kujdes të veçantë nga Ali Pashë Janina do të thellohen edhe më tepër pas dërgimit të bashkë-punëtorit të tij më të afërt në Londër, dervishit Seid Ahmed-Efendisë. Kjo vizitë, e realizuar më 1816, objektiv kryesor pati zbatimin e marrëveshjes eventuale lidhur për qytetin bregdetar të Pargës,[212] të cilën e lakmonte pashai i vjetër si mundësi të mirë për forcimin e pozitave të tij në brigjet e detit Jon. Është indikative se kjo periudhë përputhet shumë me fillimin e interesimit edhe të Shoqërisë Biblike Britanike për shqiptarët. Për më tepër, veprimtaria shpirtërore e Ali Pashë Janinës në sytë e anglezëve nuk kishte si të mos u ngjallte simpati, pasi në botën islame ai vepronte ashtu siç vepronte një protestant në botën e krishterë.

Pra, Ali Pashë Tepelena, duke përkrahur rendet mistike të dervishëve, sikur të kishte treguar devotshmëri më të thellë, mbase edhe do të mund të kishte themeluar një shtet i cili do të gëzonte mbështetjen edhe të ndonjë fuqie protestante, siç ishte p. sh. në atë kohë, Britania e Madhe. Në historinë njerëzore është dëshmuar shumë herë se aleancat më të fuqishme dhe më afatgjatat janë ato që kanë bazament reflektimesh ideologjike apo fetare. Lëvizja protestante në thelbin e saj pati gjithsesi shumë ngjashmëri me

[211]A. Boppe, Vep.e cit., f. 81.
[212] Ibrahim Manzur Efendi, Vep.e cit., f. 106.

sufizmin oriental që, nga ana tjetër, në pjesën Evropiane të Perandorisë Osmane, kishte mbështetje nga vetë Ali Pashë Janina.

Një frymë të tillë prosufiste pashai i vjetër e shfaqi edhe me rastin e dorëzimit të Pargës, ku, sipas modelit mesjetar, u materializua ndërrimi i destinimit të objekteve religjioze, me ç'rast, sundimtari shqiptar i dha dorë shndërrimit të kishës së qytetit të Pargës në teqe të rendit nakshibend, ku për predikues u emërua i favorizuari i tij, Seid Ahmedi.[213] Rendi nakshibend dhe bektashizmi kishin shumë elemente të përbashkëta dhe, për më tepër, pas vitit të zi, 1816, të gjitha teqetë bektashiane në Perandorinë Osmane patën kaluar në pozitat e tarikatit nakshibend. Natyrisht, Ali Pashë Janina për sa kohë vazhdonte që edhe më tej formalisht t'i bindej urdhrave të Sulltanit, nuk mund të bënte veprime që binin ndesh me vendimet qeveritare. Kështu, edhe me rastin e marrjes së qytetit të Pargës dhe hapjes së teqeve aty, në vend të një objekti bektashian, ai bëri promovimin e teqesë së rendit nakshibend. Në favor të këtij përfundimi qëndron edhe fakti se të gjithë bektashinjtë që kalonin Thesalinë, fillonin të paraqiteshin si dervishë të rendit nakshibend.

Ndikimi i madh i dervishëve në jetën dhe vendimet që merrte "Luani i Janinës", vërehej edhe nga besimi që ai kishte në profecitë e tyre. Njëra prej atyre profecive ishte edhe ajo se, ai, një ditë, do të bëhej sundimtar i ishullit të Korfuzit. Parashikuesit të njohur persian, sheh Aliut, pashai shqiptar, më 1817, do t'ia ndërtonte një mauzole ose thënë ndryshe, një tyrbe.[214] Nga ana tjetër, është i mirënjohur fakti

---

[213]Po aty, f. 148.
[214] Po aty, f. 156.

se Korfuzi për besimtarët bektashianë ishte një vend po aq i shenjtë sa edhe vetë qyteti i Haxhi Bektashit. Në atë ishull kishte vepruar deri në vdekje misionari bektashian, Sari Salltëku. Pra, përpjekja e Ali Pashë Janinës për të zotëruar edhe Korfuzin, dëshmon devotshmërinë e tij për rendin bektashian dhe konfirmon se qëllimet e tij politike, nuk merrnin nxitje vetëm nga ambicie të tij për të sunduar, por edhe nga rende të caktuara religjioze.

Ali Pashë Tepelena besonte verbërisht në një unazë, të cilën e kishte dhuratë nga një dervish. Historia e kësaj ngjarjeje kishte filluar që në fëmijërinë e tij, atëherë kur në shtëpinë e tij kishte hyrë një dervish persian i sëmurë. Ali Pashë Janina dhe familja e tij, sipas traditës shqiptare, ishte kujdesur për të deri në shërimin e plotë të tij, duke shpenzuar me atë rast çdo të mirë materiale që kishin. Në shenjë falënderimi dervishi i panjohur i dhuroi Ali Pashës një unazë, me porosinë që atë kurrë të mos e hiqte nga dora, sepse ajo do t'i sillte pasuri dhe lavdi. Ibrahim Manzur shkruante se, pashai shqiptar, edhe në vitin 1817, vazhdonte ta mbante këtë dhuratë të shenjtë, në të cilën besonte se fshihej fuqia e tij.[215]

Zonat jugore shqiptare, për dallim nga zonat tjera shqiptare, dalloheshin për ndikimin e madh të sekteve mistike në jetën e përditshme të banorëve. Dervishë, të cilët vinin kryesisht nga vendet arabfolëse, dalloheshin me guximin për të folur dhe vepruar haptas, madje edhe kundër padrejtësive sociale që i bënte shtresa sunduese osmane. Qyteti i Janinës, por edhe viset e tjera nën sundimin e Ali Pashës, ishin përplot me dervishë, të cilët, duke i shfrytëzuar të drejtat e shumta që i gëzonin, shumë herë e prishnin qetësinë publike.

[215] Po aty, f. 171.

Në të vërtetë, pas vitit 1816, ishin bektashinjtë ata të cilët u ndoqën dhe u persekutuan nga ana e pushtetit qendror të Stambollit. Ata gjetën prehje dhe siguri vetën në viset e sunduara nga Ali Pashë Tepelena dhe biri i tij, Myftari.

Në Pashallëkun e Janinës dervishët kishin përkrahje dhe mbrojtje të plotë. Disa prej tyre edhe e keqpërdornin atë liri, duke bërë vepra jo të mira. Në këto raste dënimi më i madh që shqiptonte sundimtari i plotfuqishëm shqiptar nga malësia e Tepelenës, ishte dëbimi i tyre nga zonat nën sundimin e tij. Respektin e madh për dervishët, Ali Pashë Tepelena e tregonte duke u kujdesur për mirëqenien e tyre materiale. Kështu, shehut të teqesë së Prevezës, me prejardhje nga Azia e Vogël, iu caktua një shumë prej 20 000 frangash të ardhurash vjetore. Said Efendiut, shehut të teqesë së Pargës, iu akorduan 8 500 franga në vit dhe shumë prona të tjera, ndërsa shehut Ahmed, që ishte me prejardhje nga Siria dhe që shërbente te teqeja në hyrje të Janinës, iu caktua shuma prej 15 000 frangash të ardhurash vjetore.[216]

Një dëshmi tjetër e besimit të thellë të "Luanit të Janinës" në konceptin religjioz alevit është dëshmia që sjell Ibrahim Manzur Efendiu për një ngjarje të vitit 1816. Në të vërtetë, kur Ali Pasha dilte nga pallati i vet, ai kurdoherë mbante të holla, të cilat ua shpërndante dervishëve bredhës. Por, përderisa garda e pashait hapte rrugën me shkop, sundimtarit të Janinës iu afrua një dervish, i cili i tha se donte të fliste me të. Edhe pse Ali Pasha i tha dervishit se tani nuk kishte kohë, por se do të bisedonte me të në darkë, ky besimtar e detyroi pashën që aty për aty ta dëgjojë. Kritikat e këtij dervishi drejtuar Ali Pashës ishin të shumta. Ato kishin të bënin me dhunën dhe pasurimin e padrejtë të

[216] Po aty,173.

pashait. Prandaj lëmoshat që ai i shpërndante, sipas atij dervishi, ishin të lyera me gjakun e të pafajshmëve dhe, rrjedhimisht, të gjithë ata që i pranonin bënin mëkat si edhe ata që i grabsnin.

Ndaj kësaj kritike publike sundimtari i Janinës nuk reagoi, por Ibrahim Manzur Efendiut ia pranoi se ishte i vetëdijshëm për tiraninë e tij, duke u arsyetuar se kjo ishte e nevojshme, ngase popujt që i sundonte, pra shqiptarët dhe grekët, nuk mund të nënshtroheshin ndryshe.[217] Këta dervishë, Ali Pashë Tepelenën nuk e tirrnin kurrë me titullin Vezir, por vetëm me emrin Ali. Ata, çdo ditë e fyenin dhe e qortonin, por Ali Pasha kurrë nuk ndërmerrte masa për t'i dënuar, sepse besimi i tij në dogmën filozofike të misticizmit lindor ishte i palëkundshëm.

Të gjitha këto dëshmojnë jo vetëm përkushtimin dhe respektin e thellë ndaj dervishëve nga ana e sundimtarit të Pashallëkut të Janinës, por edhe faktin se fillimisht numri më i madh i shehlerëve ishin me origjinë jo shqiptare. Vërshimi i madh i dervishëve në pashallëk, nuk ka se si të mos lidhet me bektashizmin dhe jeniçerët, të cilët, meqë ishin të përndjekur në Perandorinë Osmane, vepronin edhe si sekt, edhe si ushtri profesionale mesjetare. Rrjedhimisht, Ali Pashë Janina, duke pasur nevojë për një forcë ushtarake të përgatitur, jeniçerët e ndjekur dhe filozofinë e tyre bektashiane, i mirëpriti.

Duke iu falënderuar gërshetimit të tillë të rrethanave politike e ushtarake, fillimi i shekullit XIX do të shënojë një epokë në të cilën shumë ngjarje politike dhe religjioze të bektashinjve do të lidhen me Rilindjen Kombëtare Shqiptare. Procesi historik nëpër të cilin po kalonte populli shqiptar,

[217] Po aty, f. 176-177.

në njërën anë, dhe Perandoria Osmane në anën tjetër, do t'i shpie ata jo vetëm në një konfrontim të ndërsjellë, por, përfundimisht, edhe do ta përcaktojë rrugën të cilën shqiptarët do ta ndiqnin, rrugë kjo e cila edhe do t'i ndante nga interesat e Perandorisë Osmane. Është fatmirësi që në kohën kur duhej të përballeshin me katrahurën nëpër të cilën do të kalonte Perandoria Osmane, në mesin e shqiptarëve vepronte një rrymë liberale islame, e cila në thelbin e saj ishte shumë e afërt me konceptet religjioze protestante dhe vlerat qytetëruese perëndimore , se sa me vlerat e myslimanizmit që nuk pranonte reforma.

Veprimtaria politike e Ali Pashë Tepelenës, ndonëse ende në frymën e vjetër orientale, tregonte shenja të një tolerance të madhe ndaj kritikave kundër plaçkitjeve dhe dhunës policore që ushtrohej ndaj popullsisë, kritika këto që, në të shumtën e herëve, publikisht i vinin nga dervishët. Kjo përmbajtje e tij nga përdorimi i aparatit shtetëror kundër veprimtarisë së tillë të këtyre mistikëve, tregonte shenja të një respekti të thellë religjioz të Ali Pashë Janinës, si dhe vetëdije se pushteti i tij ishte jo vetëm brutal, por edhe i padrejtë. Këtu pastaj shfaqej diferencimi në mënyrën se si e kuptonte Lindja pushtetin, në këtë rast Ali Pashë Janina nga koncepti i ri politik e religjioz i Evropës së Rilindur.

Kështu, derisa për qytetërimin perëndimor, tash e tutje, pushteti nuk do të ishte më vetëm në shërbim të një pakice të privilegjuar, por në të mirën e të gjitha shtresave shoqërore, në Lindje, pra edhe në Pashallëkun e Janinës, vazhdonte të mbretëronte koncepti mesjetar, sipas të cilit, populli duhej t'i shërbente sovranit. Nga ky botëkuptim rridhte edhe deklarata që Ali Pashë Janina ia bënte Ibrahim Manzur Efendiut: popullsia që ai e sundonte, pra shqiptarët

dhe grekët, nuk meritonin asgjë tjetër pos një dore të hekurt, dorë kjo që do të vazhdonte t'i sundojë.[218]

Ndonëse ky lloj pushteti i pakufizuar autoritar kishte shumë mangësi, në fund të fundit, ishte shumë më i dobishëm sesa mbisundimi i anarkisë, në atë kohë shumë mbizotërues në Perandorinë Osmane, e në veçanti në viset e banuara me shqiptarë. Vendosja e rendit dhe e sigurisë publike, janë dy nga elementet bazë për zhvillimin ekonomik dhe kulturor të një vendi. Një nivel i tillë i sigurisë ekzistonte në Pashallëkun e Janinës, siç e kanë vërtetuar shumë udhëtarë të huaj, në mesin e të cilëve ishte edhe arkeologu i njohur danez, Peter Bronshted, i cili, pos tjerash deklaronte: "...ishte më e sigurt të udhëtoje në viset e Aliut, se në shumë nga vendet e Evropës Jugore."[219]

Sundimi i ligjit dhe rendit publik në Pashallëkun e Janinës, përveç zhvillimit ekonomik, solli edhe të mira të tjera, shumë të rëndësishme. Ali Pashë Janina, duke thyer pushtetin e pakufizuar të elitave lokale feudale, kishte trasuar rrugën për bindje dhe nënshtrim, që është elementi i parë i domosdoshëm për funksionimin e organeve shtetërore. Në këtë mënyrë despotizmi i Ali Pashë Tepelenës do të tregohej shumë i dobishëm, si për Perandorinë Osmane, ashtu edhe për popullsinë shqiptare. Si dhe Pse?

Në rend të parë, duke nënshtruar pashallarët e sundimtarët e tjerë lokalë dhe duke i mësuar shtetasit e tij që të respektojnë fuqinë e aparatit shtetëror, Ali Pasha, në viset jugore të sunduara nga ai, do të lehtësonte realizimin dhe jetësimin e reformave të Stambollit, të njohura si Tanzimat.

---

[218] Ibrahim Manzur Efendi, Vep.e cit., f. 120.

[219] Peter O. Bronshted, Intervista me Ali Pashë Tepelenën, Tiranë 2003, f. 12.

Përderisa në viset veriore shqiptare këto reforma do të përcilleshin me kryengritje të shumta dhe, si pasojë, edhe me mungesën e autoritetit qeveritar në shumë zona të saj. Për dallim nga viset jugore të qeverisura nga Ali Pasha, në pjesët veriore kishte munguar një sundimtar i tillë unifikues, duke krijuar kështu kushte që elitat lokale feudale të bëheshin shumë të fuqishme. Portës së Lartë, për të imponuar autoritetin e vet, i duhej ta luftonte sa njërën kastë sundimtarësh lokalë po aq edhe popullsinë, e cila duke qenë e adaptuar të jetonte në kushte të një lirie, që i afrohej rrethanave të anarkisë, e kishte shumë të vështirë t'u nënshtrohej autoriteteve qeveritare.

Meritë tjetër të madhe sundimtari shqiptar i Janinës pati edhe për lulëzimin e hovshëm të tarikateve, e sidomos të rendit bektashian. Edhe kësaj radhe, si edhe shumë herë të tjera në histori, u dëshmua se për përhapjen e suksesshme të ideologjive religjioze, e domosdoshme është përkrahja e mekanizmave shtetërorë. Nisur nga kjo, shtrohet pyetja: Ku do të ishte Lëvizja Protestante në Evropë sikur të mos e kishte mbështetjen e mbretërive të fuqishme si Anglia, Suedia, Danimarka etj.?

Pra, është shumë e qartë se qëllimet ose ambiciet politike të një despoti ose grupi bashkësundimtarësh, më lehtë realizohen nëse ai (ata) gëzojnë mbështetje tek masat e gjera popullore, që, me fjalë të tjera, do të thotë mbështetje religjioze. Logjikisht, përderisa qëllimet dhe ambiciet politike të Ali Pashës nuk përputheshin me ato të Sulltanit, ato edhe në planin fetar, nuk kishin si të përputheshin.

Dihet se në fillim të shekullit XIX Porta e Lartë, në mbështetje të islamin sunit, shkatërroi elitën militariste, ushtrinë e jeniçerëve dhe bazën e saj shpirtërore bektashizmin, përderisa Ali Pasha, në tokat e sunduara prej tij, i

mirëpriti ata dhe filozofinë e tyre bektashiane. Ky konfrontim mori edhe karakter të një dyluftimi ideologjik, në të cilin njëra anë gëzonte përkrahjen e Sulltanit, ndërkaq ana tjetër, në këtë rast bektashizmi, kishte mbështetjen e popullatës lokale shqiptare. Me kalimin e kohës, antagonizmi religjioz ndërmjet këtij rendi mistik dhe islamit zyrtar, do të gjenerojë edhe në një betejë politike e kulturore të kombit shqiptar, përveç sundimit perandorak osman, edhe kundër politikës helenizuese të Patrikanës greke të Stambollit. Padyshim se në këtë segment veprimi, merita kryesore i takonte sa Ali Pashë Janinës, po aq edhe rendit të bektashinjve të arsimuar.

Kjo vartësi e kurdisur ndërmjet politikës dhe religjionit, në rastin konkret, në viset e Pashallëkut të Janinës, vërehej edhe në dyshimin e madh që shfaqte sundimtari nga Tepelena, si ndaj Rusisë cariste, ashtu edhe ndaj Sulltanit.[220] Natyrisht se në shekullin XIX animet e popullsive lokale të Perandorisë Osmane drejtoheshin shumë më tepër kah bashkëbesimtarët e tyre ortodoksë, pra kah Rusia cariste ose kah ata të islamit sunit, të përfaqësuar në figurën e Sulltanit. Mbështetja politike e Ali Pashë Janinës në këto dy religjione ishte jo e sigurt. Prandaj, ai u përcaktua për tarikatet mistike, sidomos për bashkëpunim me rendin bektashian.

Dëshmitë mbi karakterin alevit të tokave të qeverisura nga Ali Pashë Janina dhe nga bijtë e tij plotësohen edhe nga dëshmitë e konsullit francez në kryeqendrën e Epirit, Pukëvillit, i cili gjatë udhëtimi të tij nëpër Thesali ndeshi në një teqe dervishësh, duke vënë re aty edhe një ish ushtar francez.[221] Kjo jo vetëm dëshmon përhapjen e madhe të tari-

[220] F. Pukëvill, Në Oborrin e Vezirit të Janinës, Tiranë 1999, f. 13.
[221] Po aty, f. 174.

kateve islame, por edhe konfirmon afërsinë filozofike që ato kishin me konceptet religjioze evropiane, gjë që e bënte më të lehtë konvertimin e të krishterëve në sektet tolerante mistike.

Në gjysmën e parë të shekullit XIX, bektashiu më i njohur në viset shqiptare ishte Shemimi Babai, një dervish ky i varfër nga qyteti i Krujës, qytet ky i njohur jo vetëm si kryeqendra e Gjergj Kastriotit Skënderbeut, por edhe si kryeqendra e bektashinjve shqiptarë, që ndryshe quhej edhe si "Khorasani i vogël", me 360 tyrbe shenjtorësh.[222] Perandoria Osmane me Reformat e Tanzimatit dhe me pezullimin e ushtrisë së jeniçerëve, më 1826, e fillon periudhën e armiqësimit me aristokracinë shqiptare, me malësorët dhe me bektashinjtë.[223] Shemimi Babai, si 10 vjeçar, kishte shkuar në teqenë e Haxhi Bektashiut në "Portën e Pirit". Pas kthimit në viset shqiptare, ai së pari kishte shërbyer në teqenë bektashiane të qytetit të Velesit.[224] Më vonë, së bashku me 40 dervishët e tij, qëndroi te Ali Pashë Tepelena, të cilin thuhet se edhe e kishte konvertuar në bektashi.[225]

Në këtë periudhë, si çdo kund tjetër në Perandorinë Osmane, edhe në viset shqiptare, si në Krujë, në Shkodër, në Tiranë e në qytete të tjera, ishin rrënuar teqetë bektashiane.[226] Shumë bektashinj kishin ikur në Evropë, ku kishin vendosur kontakte me masonët e lirë.[227] Ndërkohë, me ndihmën e Ali Pashë Janinës u ndërtua Teqeja e Melçanit, në

---

[222] Ali Tyrabiu, Historia e Bektashinjve, Tiranë 1929, f. 73.
[223] Po aty, f. 71.
[224] Hasan Kaleshi, Roli i shqiptarëve në letërsinë orientale, "Seminari i Kulturës Shqiptare për të Huaj", Prishtinë 1976, f. 171.
[225] AIH, Fondi A-III-125, f. 8.
[226] Ali Tyrabiu, Historia e bektashinjve, Tiranë 1929, f. 74-75.
[227] Varfë Ali Prishta, Bektashinjt e Shqiperies, Korçë 1921, f. 13.

rrethinën e Korçës, ku shërbente Baba Abdullah, i cili kishte prejardhje nga Gegëria. Në këtë kohë u hap edhe teqeja bektashiane në Elbasan, me Xhefaji Babanë, ndërkaq në shekullin XVIII, në fshatin Gjorm shërbente Hatemi Hajdar Babai.[228] Teqetë bektashiane ishin po aq të pranishme edhe në rrethinën e Elbasanit. Kështu, në një nga dokumentet arkivore osmane të datës 7 shtator 1811, bëhet e ditur për pajisjen me certifikata të dy dervishëve bektashianë: Fukura Mustafa Dede dhe Xhefai (Cefâî) Ibrahim Dede, të cilët vepronin në periferi të Elbasanit, të quajtur Shatërvani Haxhillar.[229]

Ndihma në ndërtimin e teqeve bektashiane nga ana e Pashait të Janinës, që reflektonte interesin e dyanshëm, pati edhe karakter strategjik, sepse ato u ngritën edhe në zonat kufitare të Pashallëkut. Ndërtimi i tyre në ato zona sikur simbolizonte jo vetëm kufirin politik, aq të dashur e të domosdoshëm për Ali Pashë Tepelenën, por edhe ndarjen simbolike fetare: në Lindje shtrihej Perandoria Osmane që përfaqësonte zyrtarisht islamin sunit, kurse në Perëndim, ku funksiononte një shtet pothuaj i pavarur, bektashizmi, sekt ky i afërt me krishterimin dhe në opozitë me pushtetin perandorak. Vetëm mungesa e përkrahjes së faktorëve vendimmarrës, siç ishin, në rend të parë, Britania e Madhe, Franca dhe Austria, mundësoi nënshtrimin e këtij pashai dhe moskrijimin e një shteti me elemente dominuese bektashiane.

Konflikti i Perandorisë Osmane me shqiptarët dhe bektashizmin krijoi një lidhje të fuqishme shpirtërore dhe opozitare të tyre kundër pushtetit qendror të Stambollit. Vitet e tridhjeta të shekullit XIX, karakterizohen me shfaqjen

[228] Baba Rexhepi, Mistiçizma islame dhe bektashizmi, Tiranë 2006, f. 304,306.
[229] Başbakanlik Osmanli Arşivi, Cevdet Evkaf, 8760.

e shumë kontradiktave në vetë Perandorinë Osmane. Kështu, deri sa kudo në tokat që ishin nën Perandorinë Osmane, shkatërroheshin teqetë bektashiane dhe ndiqeshin bektashinjtë, në viset shqiptare, sidomos në ato jugore, bektashinjtë e dëbuar mirëpriteshin dhe ndërtoheshin teqe të reja Por ndryshe nga viset jugore, në ato veriore ata u dëbuan nga bushatlinjtë, me dyshimin se ata ishin aleatë të Ali Pashë Tepelenës.[230]

Në Janinë, edhe pse në vitin 1826 u prish teqeja, ajo përsëri u rihap dhe funksionoi deri më 1913, kur qyteti dhe shumë toka përreth ranë nën sundimin grek.[231] Baba i kësaj teqeje në kohën e Ali Pashë Tepelenës ishte Hasan Sheremeti, i cili për t'i ikur ndjekjeve të autoriteteve osmane, u maskua si bari. Thesari i këngëve popullore këtë veprim të tij e përkujton me vargjet:

*"Baba Hasan Sheremeti*
*Teqenë, ta dogji dovleti*
*Nëpër stane nëpër pllaja*
*Përmbi gërxhe përmbi maja*
*Me llaja, Baba, me llaja."*[232]

Një vatër tjetër e fuqishme e aktivitetit bektashian ishte edhe krahina e Mallakastrës, zonë kjo midis lumit Vjosa dhe qytetit të Beratit. Gojëdhëna popullore tregon se më të merituarit për masovizimin e rendit bektashian në këtë krahinë ishin dy bashkëpunëtorët e ngushtë të Ali Pashë Janinës, Omer Vrioni nga Berati dhe Mahmut Beu nga

[230] Sh. Hysi, Vep. e cit., f. 118.
[231] AIH, A-III-125, 17.
[232] Sh.Hysi, Vep.e cit., f. 79.

Vlora. Ndërkaq, në rrethin e Gjirokastrës vepronin tri teqe bektashiane: Teqeja e Baba Zenel Abidinit, ajo e Haxhi Sylejmanit dhe teqeja e Baba Asimit. Dervishët e teqesë së Baba Asimit dalloheshin me përdorimin e një taxhi me katër kodrëza që vendosej përmbi kapelën e zakonshme bektashiane me dymbëdhjetë kodrëza, që simbolizonte periudhën e përndjekjeve të tyre nga viti 1826, kur vetëm duke përdorur një maskim të tillë, bektashianët mundën të shpëtojnë nga persekutimi. Ndërkaq, në Juglindje të Gjirokastrës, në rendin Melani vepronte një teqe, e cila ishte degë e teqesë së Baba Asimit.[233]

Po kaq e fortë ishte prania e këtij rendi edhe në Këlcyrë, ku bejlerët ishin bektashianë dhe ku besimtarët betoheshin në emër të Hasan Dedesë. Sa më në veri, prezenca bektashiane zvogëlohej edhe për arsye të rezistencës së besimtarëve të islamit sunit, të cilët, nën ndikimin e propagandës zyrtare të Stambollit, nuk lejonin veprimin e lirë të sekteve fetare. Kështu, në Vlorë ekzistonte tyrbja e një shenjtori bektashian, të quajtur Baba Kosumi, por që autoritetet lokale nuk lejonin ndërtimin e një teqeje rreth atij varri.[234]

Ndërsa, në viset etnike të banuara me shqiptarë teqetë, falë tolerancës fetare, në disa rajone të Ballkanit, ishin shumë funksionale. Drejtuesit e tyre, të cilët konsideroheshin si opozitë e pushtetit, iu nënshtruan përndjekjeve dhe akteve anticivilizuese të Sulltanit. Kështu, në kushte të veprimeve joracionale, qeveritarët osmanë shkatërruan Bibliotekën e

[233] AIH, Fondi A/III/125, Dosja: Frederick William Hasluck, Islami dhe krishterizmi nën Sulltanët, fl. 11-12.
[234] Po aty, fl. 13.

madhe bektashiane në Dimotekë të Bullgarisë,[235] duke i bërë dëm jo vetëm sektit bektashian, por edhe gjithë kulturës osmane, sepse shumë shkrime bektashiane ishin në gjuhën osmane.

Për të ikur nga përndjekjet qeveritare, bektashinjtë shqiptarë filluan t'i ndërtojnë teqetë e tyre nëpër male, ku kishin liri më të madhe veprimi. Në Selanik bektashinjtë filluan të vetëthirren dervishë të rendit "Nakshi-bendë". Ndër teqetë e njohura të kësaj kohe, ishin: teqeja e Kosturit (sot në Republikën e Maqedonisë), teqeja e Florinës (maqedonisht quhet Lerin) e ndërtuar më 1826, teqeja e Katarinit, si dhe teqeja e Turbali Sulltanit në rrugën mes Velestinos dhe Farsalës (distrikti i Volosit), që është teqeja më e madhe në Ballkan. Në Çamëri, ndërkaq, mungojnë faltoret bektashiane, me përjashtim të asaj të Voshtinës.[236]

Prej viteve 1845-1867, në teqenë e Turbali Sulltanit (Durbalisë), si Baba bektashian shërbente Muharrem Mahzuni nga Gjirokastra. Gjatë shekullit XIX, disa vite, në teqenë bektashiane të Hidër Babait në Kërçovë shërbente Bosnevi Baba.[237] Një shembull i respektimit të dyanshëm, bektashi-krishterizëm ishte teqeja e Karaja Ahmetit, e cila gjendet mes Shkupit e Kumanovës, te stacioni i Aleksandrovos. Kjo teqe, edhe pas shndërrimit në kishë, kishte vazhduar të gëzojë respekt nga të dy anët, edhe nga të krishterët ortodoksë, edhe nga bektashinjtë. Pra, kemi të bëjmë me një dukuri karakteristike për këtë rend tolerant. Në rrethana të caktuara, ky rend është pranuar dhe është respektuar edhe

---

[235] Baba Rexhepi, Mistiçizma islame dhe bektashizmi, Tiranë 2006, f. 196.
[236] Shyqry Hysi, Mision Bektashian, Tiranë 2004, f. 73,79.
[237] Baba Rexhepi, Mistiçizma Islame dhe Bektashizmi, Tiranë 2006, f. 322,333.

nga besimtarët e krishterë.[238] Dëshmi tjetër të ndryshimit të destinimit të objektit fetar, nga i krishterë në atë bektashian, por gjithnjë me respekt të ndërsjellë, ishte edhe rasti i teqesë së Turbali Sulltanit, objekt ky i cili, fillimisht, ishte manastir i krishterimit perëndimor përkushtuar Shën Gjergjit ose Shën Dhimitrit. Këtë objekt religjioz, deri në shekullin XVII, të banuar nga dervishët Mevlevi, Ali Pashë Janina gjatë sundimit të tij ia kishte përkushtuar rendit bektashian.[239]

Ndërtimi i teqeve dhe përkrahja e tarikatit bektashian nga ana e Ali Pashë Janinës, pos tjerash, ishte simbol edhe i kufijve territorialë të qeverisur prej tij, siç dëshmojnë edhe objektet bektashiane në Thesali. Një nga këto teqe, e ndërtuar në pikë strategjike, ishte edhe teqeja e Baba Hasanit, e ngritur në hyrje të grykës së Tembit, që padyshim kryente edhe rolin e një pike kontrolli të trafikut rrugor. Kjo teqe, më vonë ishte bërë edhe inspirim për një pikturë që tregonte teqenë me një minare, pikturë kjo që tregon ndryshimin e destinacionit të saj, nga një objekt fetar bektashian në një objekt fetar të mevlevive, që përkraheshin nga Sulltanët.[240]

Një kontribut të pamohueshëm në zgjimin e ndjenjës etnike ndër shqiptarë, dhanë edhe poetët bektashianë, si: Hasan Zyko Kamberi, Nezim Berati, Dalip Frashëri me poemën e tij "Hadikaja" të shkruar rreth vitit 1820 etj.[241]

---

[238] Shyqry Hysi, Mision Bektashian, Tiranë 2004, f. 81.

[239] AIH, F.A/III/125, Dosja: Frederick William Hasluck, Islami dhe krishterizmi nën Sulltanët, fl. 6.

[240] Po aty.

[241] Ilo Mitkë-Qafëzezi, Dhaskal Gjoka apo Shkolla Korçare e qemoçme, Korçë 1936, f. 89. Nezim Frakulla Berati lindi në fund të shekullit XVII në Frakull të Fierit. Shkollimin e ulët e kreu në vendlindje, medresenë në Berat, ndërsa studimet e larta në Stamboll. Në kryeqendrën e perandorisë Nezim Frakulla nisi të shkruajë poezi në gjuhën osmane. e t'u kthyer në Berat, më 1730,

“Hadikaja”, e cila u përkthye në gjuhën shqipe nga Dalip Frashëri, konsiderohet si vepër kryesore fetare bektashiane. Në parathënien e kësaj vepre autori thotë se bektashizmin në viset shqiptare e solli Baba Shamimiu, i cili, diku nga fundi shekullit XVIII, e ndërtoi teqenë e Fushë-Krujës. Në “Hadikanë” e tij, ai thotë:

*“..Pastaj edhe në Gegëri*
*Hodhi sajei (mbrojtje) vilajet (shenjtëri)*
*Dërgoi sulltanë Shemimi,*
*Sahibi (I aftë) ilm (dije, dituri)-y vilayet.*

---

filloi të shkruajë vjersha në gjuhën shqipe duke përshtatur alfabetin arab. Divani shqip i Nezimit, i shkruar rreth viteve 1731-35, përmban afër 110 vjersha, të cilat, përveç temave religjioze, trajtojnë edhe tema me karakter social, moral, erotik etj. Vdiq derisa ishte i burgosur në Stamboll, më 1760. Hasan Zyko Kamberi lindi në Starje të Kolonjës (Korçë), në gjysmën e dytë të shekullit XVIII. Nga poezia e tij e gjatë “Vasijetnameja” (Testamenti), kuptojmë se ai pati jetë të varfër dhe të vështirë. Prandaj, i shtyrë nga gjendja e rëndë sociale, më 1789, mori pjesë edhe në ekspeditën osmane kundër Austrisë. Kësaj lufte ia ka kushtuar edhe poezinë ”Seferi humajun” (Lufta mbretërore), ku përshkruan vuajtjet e tij gjatë kësaj lufte. Krijimtaria e tij është karakteristike për temat me motiv laik, si p. sh. poezitë “Paraja”, “Gratë e va”, “Bota zili të kanë” etj., të cilat janë të shkruara në gjuhën shqipe, por me alfabet arab. Në fund të jetës së tij u bë dervish bektashi dhe vdiq në fshatin e tij. Për jetën e Dalip Frashërit dihet shumë pak. Dimë se ishte nga Frashëri, se ishte dervish bektashi i devotshëm dhe se shërbeu në teqenë e Frashërit dhe të Konicës. Më 1842 shkroi në gjuhën shqipe me alfabet arab “Hadikaja” (Kopshti) me 65.000 vargje, e cila pjesërisht është e ruajtur. Kjo vepër në shekullin XIX ishte shumë e përhapur në mesin e besimtarëve bektashi dhe për më tepër ajo ishte frymëzim për veprën fetare të Naim Frashërit, me titull: “Qerbelaja”. Shih: Historia e letërsisë shqiptare, Prishtinë 1989, f. 64,68,76; Mahmud Hysa, Krestomaci e letërsisë së vjetër shqiptare, Prishtinë 1987, f. 223,238,284.

*U hapi sytë dynjasë,*

*Shqipërinë e bëri abad (të lulëzuar)*

*Ndë katar (tren) t'Alisë Abasë (familja e profetit Muhamed)*

*I kalli i bëri irsha (udha e drejtë)."*[242]

Një ndër figurat kryesore të bektashizmit shqiptar, ashtu siç dëshmon edhe Dalip Frashëri, Baba Shemimiu ishte nga qyteti i Krujës, prej familjes së Zenel Hoxhajve. Ai, për kohë të gjatë pati jetuar në Stamboll, ku kishte qenë profesor i teologjisë dhe drejtësisë dhe pasi kishte kaluar në rendin e bektashinjve, hoqi dorë nga puna si mësimdhënës. Për një kohë kishte qëndruar në qytetin e Haxhi Bektashit, ku edhe ishte bërë Baba. Në ndërkohë, së bashku me Baba Hajdar Hashiminë, vendosi të kthehet në vendlindje dhe rreth tyrbes së Baba Aliut iu rrek punës për ndërtimin e një teqeje bektashiane. Në këtë mënyrë, ky Baba bektashian paraqet një lidhje organike ndërmjet dy epokave historike, epokës së vjetër (deri në fund të shekullit XVIII) dhe epokës së veprimtarisë kombëtare të bektashinjve gjatë Rilindjes Kombëtare Shqiptare. Pra, ishte Baba Shemimiu, ai i cili përgatiti një brez të ri baballarësh shqiptarë, të cilët më pastaj hapën teqe bektashiane në të gjitha vendbanimet shqiptare. Në mesin e nxënësve të tij ishte edhe themeluesi i teqesë së Frashërit, Baba Tahir Nesibiu, për të cilin Dalip Frashëri thoshte:

*"Shumë botë pa haberë ( të paditur)*

*Ndë Shqipëri bëri ymrin (të përparuar)*

[242] Osman Muderrizi, Letërsia Fetare e Bektashive, "Buletin për Shkenca Shoqërore", III, Tiranë 1955, f. 131.

*Që u bënë dedelerë,*
*gjenë nesibnë (pjesë) me zeman.*

*Bahysus (sidomos) edhe Nesibiu*
*Nga ay shemi (qiri) u bë iz-har (u shfaq)*
*Ia bëri myjesser (ia bëri të lehtë) Aliu*
*Hodhi mbi të piri nazar (shikim).”*[243]

Në fund të shekullit XVIII, konfliktet ushtarake me fuqitë evropiane ia imponuan Perandorisë Osmane superioritetin teknologjik, organizimin efikas dhe modern të ushtrisë. Rrjedhimisht, jeniçerët, si forca kryesore goditëse e saj, nuk ishte më efikase dhe, për më tepër, ishte e padisiplinuar. Në fillim të shekullit XIX, Sulltan Selimi detyrohet që forcat e armatosura t'i zëvendësojë me një ushtri të re të modernizuar. Por, nga kjo përpjekje, doli një e keqe më e madhe. Ndodhi një shkëputje shpirtërore e kësaj ushtrie nga trashëgimia bektashiane dhe për pasojë nisi një epokë e animozitetit të rendit bektashian dhe të vetë Perandorisë Osmane.

Ali Pashë Janina duke u nisur nga qëllimet e tij autonomiste, baballarëve të ndjekur bektashinj nga Sulltan Selimi III dhe pasuesit të tij, Sulltan Mahmudit II, u dha strehim dhe liri veprimi në zonat e kontrolluara prej tij. Njëri nga miqtë dhe mësuesit e mistereve të bektashizmit për Ali Pashë Tepelenën ishte Baba Shemimiu, i cili me ndihmën e Ali Pashës ndërtoi shumë teqe bektashiane. Por, bashkëpunimi me "Luanin e Janinës" do t'i kushtonte atij me jetë. Në atë kohë mbretëronte anarkie. Secili synonte të bëhej

[243] Po aty, f. 132.

mbret në zonën e tij. Kur zhvillohej ndonjë luftë e ashpër për zgjerim të viseve të sundimit, kishte vetëm një dënim, ekzekutim. Në mesin e shumtë armiqve të përbetuar që kishte Ali Pashë Tepelena, ishte edhe Kapllan Pashë Toptani, i cili nuk mund të toleronte në territoret e tij veprimtarinë e lirë të Baba Shëmimit, të njohur si bashkëpunëtor i Ali Pashës. Kapllan Pashë Toptani e kishte nxitur Man Bushin që ta vriste Baba Shemimiun. Emri i plotë i Baba Shemimiut, të vrarë më 1807, ishte Qemalyddin Shemimi Ibrahim Dede. Për vrasjen e tij, nxënësi i tij, Haxhi Et-hem Tirana, ka lënë këtë shënim:

> *“ Nga kthetra e Ali Abasë data u përhirua,*
> *i pari dhe mbreti i dëshmorëve Ibrahim Dede.”*[244]
> *1222 (1807)*

## 2.3. Letërsia fetare bektashiane dhe roli i saj në Rilindjen Kombëtare Shqiptare

Intelektualët shqiptarë të rendit bektashi, fillimisht kanë shkruar në gjuhën osmane. Në këtë gjuhë janë edhe poezitë e Baba Shemimiut. Sami Frashëri, në Enciklopedinë e tij shkruante se Baba Tahir Nesibiu, themeluesi i teqesë së Frashërit, kishte shkruar poezi në gjuhën shqipe, osmane dhe persiane. Ky Baba nga Frashëri ndërroi jetë më 1250 të vitit hixhri (1835). Qendrat më aktive të letërsisë bektashiane në viset shqiptare ishin teqetë e Frashërit, të Konicës dhe të Gjirokastrës. Veprave më të dalluara që e përbëjnë

---

[244] Po aty, f. 133.

letërsinë fetare bektashiane shqiptare, janë: ”Hadikaja” e Dalip Frashërit dhe “Myhtarnameja” e Shahin Frashërit.

Përpiluesi i “Hadikasë” kishte lindur në Frashër. Aty ishte bërë bektashi, duke marrë dorë nga Baba Tahir Nesibiu, për të cilin, përmes disa vargjeve thotë:

*“Nesibiu, veqil’i pirit,*
*shumëvet u rrëfeu eruan (mënyrat e faljes),*
*m’u bë kismet edhe fakirit,*
*i bëra niaz (lutje) ndë taban (pjesë e thembrës).”*

Me urdhër të Baba Nesibiut, u largua nga Frashëri, për t’u vendosur në teqenë bektashiane të Konicës. Largimi nga vendlindja, që kishte kuptimin e atdheut, do të linte gjurmë të pashlyeshme në jetën e tij:

*“Gjene Nesibiu me himmet (përkrahje)*
*më s’më nxori nga nazari,*
*nga vatani (atdheu) më dha hixhret (shpërngulje),*
*këtu Konicë më solli.“*[245]

Në teqenë e Konicës Dalip Frashëri gjeti përkrahje dhe ngushëllim nga Baba Ismaili, për të cilin shprehet:

*“Këtu gjeçë të vëllamë*
*e m’u bë derdervet deva (ilaç)*
*sulltan Isamil Babanë,*
*Veqil’e prit me byrkan (provë).....*

[245] Po aty, f. 134.

*...Kurdo veje iqete bir (herë pas here)*

*ndë ajni xhem (mbledhje e bektashinjve për lutje), ndë mejdan (xhami e bektashinjve)*

*lythi (mirësi) i ti më bëri jesir (më preku),*

*m'u bëri plagëve derman."*[246]

Përkthimi në gjuhën shqipe i veprave bektashiane në kohën e një konflikti ndërmjet forcave evropiane, bartëse e së cilës qe Franca revolucionare nuk mund të ishte rastësi. Letërsia e bektashinjve ma vlerat e reja qytetëruese që po sillte, ishte në përputhshmëri me dogmën protestante të krishterë, e cila sapo kishte lëshuar rrënjë në kombet prosperuese ungjillore në Angli, në Danimarkë, në Gjermani dhe në vendet skandinave. Vlerat e reja civilizuese evropiane, sigurisht patën ndikim edhe në lëvizjet reformuese në botën islame.

Dhe kush mund të ishte në botën e fjetur myslimane më afër kësaj filozofie të re dhe dinamike të kontinentit të vjetër, sesa tarikatet e mistikëve, e në rend të parë, bektashizmi. A nuk ishte bektashizmi dogmë fetare që, sikurse lëvizjet protestante të krishtera, propagandonte të vërtetën hyjnore në gjuhët e folura, si hap i parë për të mundësuar arsimimin e masave popullore. Bektashiu besonte se vetëm njeriu i ditur është më afër mundësive për të njohur dhe, ndoshta, edhe për të përjetuar shkrirjen me krijuesin e gjithësisë. Kontaktet e përsëritura dhe intensive në fillim të shekullit XIX, ndërmjet rrymave intelektuale e shpirtërore të Republikës franceze dhe dogmave protestante britanike e amerikane, në një anë, me elitën fetare dhe politike të Perandorisë Osmane, në anën tjetër, sikur ringjallën një aktivitet

[246] Osman Muderrizi,vep.e cit,135.

më të theksuar në fushën e letërsisë dhe veprimtarisë së rendeve mistike.

Rrjedhimisht, rrethanat e tilla prodhuan përkthimin e veprave fetare bektashiane nga gjuha osmane në gjuhën shqipe. Në të vërtetë, Dalip Nesibiu përktheu "Hadikanë" nga Fuduliu, i cili, më 1544, në gjuhën osmane e kishte përkthyer nga persishtja. Ngjarjet kulturore në Perandorinë Osmane gjatë shekullit XVI, korrespondojnë me reformacionin e protestantit, Martin Luterit, por edhe me veprën e parë të përkthyer në gjuhën shqipe, ”Mesharri“, të Gjon Buzukut. Nuk ka se si të mos tërhiqen paralele mes ngjarjeve që përputhen për nga qëllimi dhe roli i përgjithshëm i tyre, pavarësisht cilit civilizim i takojnë. Në asnjë mënyrë nuk mund të përjashtohet fakti se, në lëvizjen reformatore të krishterë ndikim patën edhe lëvizjet mistike të "Orientit", tepër të popullarizuara në qarqet oborrtare evropiane. Shekulli XVIII dhe XIX ishin shekuj kontaktesh edhe më intensive ndërmjet shtetasve që u takonin kulturave të ndryshme. Rezultat i këtyre kontakteve është edhe një pjesë muzikore e Mocartit të falshëm, i cili u frymëzua nga vallet dhe nga muzika e jeniçerëve, ose më saktë të themi, nga ritualet bektashiane. Kjo pjesë muzikore quhet "Rrëmbimi në Saraj" dhe bën pjesë në kuadër të krijimtarisë së njohur si "alla turka".

Në kohën kur bektashinjtë filluan të ndiqen nga Perandoria Osmane, në trojet shqiptare, bektashizmi filloi të lulëzojë dhe të përhapet, duke ndihmuar rifillimin e shkrimeve në gjuhën shqipe, që, pa dyshim, nxiti një ndjenjë të fjetur ose të errët kombëtare. Natyrisht, kjo edhe ishte e pritshme, sepse njeriu që, në gjuhën e tij lexon vepra të një inspirimi të lartë, çfarë ishin në të vërtetë librat fetarë, nuk ka se si të mos ndjejë dashuri edhe për gjuhën amtare. Këto

përkthime, përveç që plotësonin nevojat religjioze, ato pastaj shkonin dora dorës edhe me qëllime fisnike të barazisë, vëllazërisë, lirisë, drejtësisë dhe emancipimit kombëtar. Vetë libri i bektashinjve ”Hadikat-ys Suada”, që në shqip do të thotë “Pemishtja e të mirave”, ka lënë gjurmë në popull, duke e përdorur fjalën “hakikat” në kuptimin e njeriut të mirë, njeriut të ndritur.

Kështu, Dalip Frashëri, i inspiruar nga ndjenja të tilla fisnike dhe si rezultat i numrit në rritje të bektashinjve shqiptarë të cilët nuk dinin gjuhën osmane, nga e cila ishte përkthyer “Hadikaja” (“Pemishtja e të mirave”), zgjoi interesim të veçantë dhe si libër këndohej anë e kënd. Por, pjesë të Hadikasë, të përkthyera në gjuhën shqipe, të cilat këndoheshin në teqenë e Zallit të Gjirokastrës, ishin shumë më të vjetra se sa përkthimi i Dalip Frashërit, i përfunduar më 1258 (1842).

Gjatë muajit Muharrem, kur në dhjetë ditët e para agjërohet, çdo ditë këndohen pjesë të Hadikasë, pjesë që kanë të bëjnë me Qerbelanë dhe me vrasjen e Imam Hysenit. Nga këto vargje buron një forcë morale shumë tolerante ndaj dogmave të tjera fetare. Në qendër të së mirës vendoset familja e profetit Muhamed:

*“Imam Hysejni një nishan*
*Më qiell e mbë dhe,*
*I lëvduari në Kuran*
*Qani me nale!*

*Imam Hysejni me delil*[247]
*Mahbubi Hyda*
*I lëvduari nd'Inxhil,*
*Qani o fukura!*

*Jetimi pa nënë pa at,*
*Nuri hanedan,*
*I lëvduari ndë Tevrat,*
*Qani dudaman!*"[248]

Kjo lidhshmëri organike e tre librave të shenjtë, të myslimanëve, të të krishterëve dhe të hebrenjve, përçonte porosinë e mirësisë universale, me ç'rast mbillej dhe fisnikërohej ndjenja e vëllazërisë ndërmjet pjesëtarëve të besimeve të ndryshme. Ky ishte një element i pandashëm i Kushtetutës së SHBA-ve dhe i Kushtetutës së Republikës franceze, si dhe pjesë e zakoneve fetare dhe juridike të vendeve protestante të shekullit XVIII-XIX.

Në gjysmën e dytë të shekullit XIX, sidomos pas luftës së Krimesë, më 1856, si në çdo pjesë të Perandorisë Osmane, ashtu edhe në vendbanimet shqiptare, fillon një veprimtari më intensive arsimore, kulturore dhe religjioze nga ana e shoqatave ungjillore. Rrugë të njëjtë, sikurse shoqatat ungjillore, ndoqën edhe bektashinjtë, të cilët, në mungesë të alfabetit të gjuhës shqipe, adaptuan alfabetin arab, por edhe atë grek. Një dëshmi të tillë ofron edhe një dorëshkrim i shkruar aty nga vitet 1850-60, në të cilin janë

[247] Fjalë arabe-udhëheqës, prijës. Shih: Tahir N.Dizdari, Fjalor i orientalizmave në gjuhën shqipe, Tiranë 2004, f. 201.
[248] Po aty, f. 137.

përdorur edhe pjesë të alfabetit grek. Këtë alfabet kishte filluar ta përdorë elita shqiptare nga zonat e jugut, e shkolluar në qendrat arsimore greke të Perandorisë Osmane, siç ishte "Zosimea" në Janinë. Përdorimi i këtij alfabeti nga bektashinjtë, vetëm sa konfirmon urinë e tyre për diturinë dhe dëshirën për emancipim, duke mos vendosur si barrierë dallimet dhe nuancat religjioze. Pjesë e këtij dorëshkrimi në gjuhët osmane, greke dhe shqipe është edhe nefesi i Demir Han-it:

*"Nga dashuria në të cilën u zhyta ,*
*Si pëllumbi qëndrova;*
*Këtë tregim që nisa*
*Do ta bëj për Demir Hanin*
*Dëgjoni! Kush e ka mëndjen*
*Demir Hanin ta bëjë eretik;*
*Se ishin mrekullia sheshit*
*Në dervishë,në dashnorë*

*U mbluadhë, bënë së bashku ankim:*
*"Të lutemi, more sulltan,*
*Këtu doli një magjistar*
*E shkatërroi botën."*[249]

Nga këto vargje të Demir Hanit, bektashi i Tepelenës, kuptojmë se sa të vështirë e kishin jetën qytetarët e arsimuar

[249] Injac Zamputi, Një dorëshkrim bektashjan i gjysmës së shekullit XIX (1850-1860), "Buletin për Shkencat Shoqërore", IV, Tiranë 1955, f. 207.

dhe të ditur. Ata ishin të vërshuar nga shpifjet dhe të pavlerësuar nga botëkuptimi oriental, botëkuptim ky në degradim e sipër dhe i kthyer në mallëngjim nga e kaluara. Ky botëkuptim po bënte rezistencë kundër rrymave përparimtare. Në këto kushte dhe rrethana ishte shumë e lehtë të akuzoheshin të gjithë ata që dilnin jashtë konceptit të pranuar të shumicës. Për t'i luftuar idetë e reja, sunduesit organizonin tubime, duke i akuzuar si magjistarë dhe keqbërës, si hap i parë që më pastaj t'i burgosnin, t'i dëbonin, apo edhe të mund t'i nxisnin të tjerët për t'i vrarë.

Nga këto vargje të Demir Hanit kuptojmë mentalitetin e popullsisë në Toskëri dhe Gegëri:

*"Muhabeti në Toskëri,*
*sërbeslleku në Arbëri,*
*edhe Luzati në trimëri,*
*E plotësoi lutjen."*

për të përfunduar se, vetëm ai që është i prirë për dashuri, është njeri që e do të vërtetën dhe drejtësinë:

*"Kush nukë këndon pra si q'ish*
*po ti që këndon kështu ta dish,*
*thirre sa të bëhesh dervish*
*që të piqesh me të dashurin*
*Të falem,mik."*[250]

[250] Po aty, f. 210.

Po kaq me rëndësi për emancipimin e besimtarëve të tyre kishin edhe thëniet e baballarëve, të cilat përcilleshin gojarisht brez pas brezi. Në thëniet: ”Ligji është fortesa e lirisë, disiplina është ruajtësi i kësaj fortese” dhe “Drejtësia është arma e ligjit, dashuria është mjeku i drejtësisë”[251], përçohet porosia për respektimin e rendit dhe qetësisë publike, por kurdoherë vetëm nëse këto veprime janë në harmoni me drejtësinë. Në ambientin e përzier religjioz shqiptar ishte me rëndësi edhe kultivimi i tolerancës, të cilën ky sekt e propagandonte duke i dënuar të gjithë ata që shkruanin ose flisnin kundër librave hyjnorë, pra duke thënë: ”këto libra, me gjithë cilësitë e tjera që gëzojnë, janë shtëpi drite për kulturën.”

Këto mësime, pastaj, te besimtarët e tyre, nxisnin dëshirën për rend të drejtë shoqëror, për tolerantë ndaj kulturave të tjera, për veprime që ishin kundër mbylljes në lëvozhgën e tyre, veprime këto të cilat fatkeqësisht i ndiqte bashkësia shumicë myslimane e Perandorisë Osmane. Të brumosur me parime të tilla morale, ata ndikuan në nxitjen për arsimim edhe në institucionet edukative të krishtera, të cilat në atë periudhë ishin shumë më cilësore, ndoshta edhe shumë më superiore ndaj sistemit arkaik osman. Rezultat i gjithë kësaj qe lindja e një brezi të ri intelektualësh shqiptarë, të cilët do të bëheshin prijatarë të Rilindjes Kombëtare Shqiptare.

Ndërkaq, pasi qeveria e Stambollit kishte filluar të identifikonte përkatësinë fetare me kombësinë, ashtu siç bënte edhe Patrikana ortodokse e Stambollit, bektashizmi, çdoherë, në frymën e ideologjisë së kohës, mbronte parimin e kombësisë. Këto parime të saj, çuditërisht, në harmoni të

[251] Baba Ali Tomori, Xhevher ose “Mendime dhe aforizma bektashijsh të vjetër”, Tiranë 1934, f. 11.

plotë me vlerat qytetëruese perëndimore, ajo i mbështeste në mësimet nga Bibla dhe K'urani, ku shkruhej se i "shenjti Moisi(Musa) për dashurinë e madhe që pati ndaj një kombi, u armiqësua me faraonin". Po kështu, edhe Krishti, që ishte lajmëtar i një religjioni ndërkombëtarë, në thelb nuk e eliminoi kombësinë, por u keqkuptua nga thënia: "jepini Cezarit ato që janë për Cezarin dhe Perëndisë ato që janë për Perëndinë". Sikur u harrua se krijesa të Perëndisë janë edhe kombet, sepse ndryshe ato nuk do të krijoheshin për t'i shërbyer asgjësë. Po me ndihmën e këtyre thënieve, bektashizmi luftonte edhe politikën e osmanizmit, e cila e barazonte fenë me kombësinë, duke marrë si shembull edhe thëniet e profetit Muhamed: "Dashuria e atdheut është besnikëri."[252]

Kultivimi i tolerancës në sektin bektashian na kujton vlerat e reja të shteteve moderne të lindura në shekujt XVIII dhe XIX, sidomos parimet kushtetuese të dala nga revolucioni amerikan dhe ai francez. Ishin këto vlera që e ndanin përfundimisht shtetin nga religjioni. Para organeve shtetërore, të gjitha besimet fetare ishin të barabarta. Një frymë të tillë e kultivonte edhe bektashizmi, i cili bënte thirrje: "Njerinë, nga çfarë do feje qoftë, kur të besojë vetëm një Perëndi, t'a duash si vëlla të trashëguar prej Ademit."[253]

Letërsia bektashiane, përveç kontributit në edukimin kombëtar të një brezi të ri intelektualësh shqiptarë, një ndihmë të madhe dha edhe në përvetësimin më lehtë të parimeve të reja ekonomike. Ajo, sikurse edhe dogmat evangjeliste evropiane, kërkonte nga besimtari i saj që kohën të mos e

---

[252] Po aty, f. 12.
[253] Po aty, f. 15.

kalonte kot së koti, por të punojë. Andaj ajo mësonte: ”Punës i gjej kohën, fjalës i gjej njerinë dhe vëndin.”[254]

Thëniet e urta të udhëheqësve bektashianë popullarizonin edhe dashurinë ndaj shkencës dhe zbulimeve të reja, të cilat mund të ndihmonin në zgjidhjen e mistereve të natyrës dhe të Zotit, mistere këto të cilat i preokuponin mistikët bektashianë. Kjo do të thoshte se letërsia bektashiane ndiqte po të njëjtën rrugë, sikurse shoqëritë ungjillore. Pra, me pak fjalë, ata përkthenin në gjuhët e folura popullore të gjitha librat e shenjtë, të cilët me kohë pos funksionit religjioz, do të viheshin edhe në shërbim të edukimit dhe të arsimimit të masave të gjëra popullore, pra në frymën e vlerave të reja qytetëruese dhe kombëtare. Në këtë kohë, edhe mbledhja e thesarit popullor bëhet pjesë e kujtesës historike të kombeve të reja evropiane. Duke çmuar forcën e njohurive, edhe Baballarët e këtij rendi sufi, për diturinë thoshin: ”Çpikjet e çuditshme të shkencës mund të quhen të inspiruara prej Hyjit kur mund të përdoren për dobinë e përgjithshme pa rrëshqitur nga vija e drejtësisë dhe e moralit” ose ”Fenë nderoje, Diturinë (shkencën) adhuroje.”[255] Ata, me këtë mënyrë të predikimit, ndihmuan që në mjedisin oriental të vendosin një urë lidhëse me qytetërimin në lulëzim të perëndimit.

Rëndësi të madhe për periudhën e Rilindjes Kombëtare reflektonte edhe nga prania e vendeve të shenjta bektashiane në trevat shqiptare. Prania e atyre vendeve krijuesve të asaj periudhe ua bënte më të lehtë gjetjen e lidhjeve mes ideve të reja kombëtare me të kaluarën e lashtë, e cila, në rendin e bektashinjve kishte një vazhdimësi simbolikash, si

[254] Po aty, f. 16.
[255] Po aty.

p. sh., vendet në lartësi të maleve, si: Varri Kenotaf i Abaz Aliut në Malin e Tomorrit, Kurora e Malit mbi Sevaster në Malin e Gribës dhe Selgjike në Malin e Sopotit mbi fshatin bektashian të Lazaratit të Gjirokastrës.[256] Karakteristikë e përbashkët e tyre ishte se të tria këto vende ishin të kthyera kah Lindja, pra nga ana ku lind dielli, simbol ky i jetës, por edhe i anës nga erdhi bektashizmi. Mbase malit të Tomorrit i kanë kënduar edhe rilindësit, si p. sh., Kostandin Kristoforidhi në "Gjahun e malësorëve", ku shkruante: "Ju mos na vështroni neve përse vemi ndë malt të Tomorrit e gjuaj-m'atje e shkelëmë mb'atë vënt të mirë, sepse na njeh Zoti i Tomorrit se jemi Shqipëtar e bij Shqipëtarësh."[257]

Natyrisht simbolika e malit të shenjtë të Tomorrit, në këtë mënyrë shërbente për të konfirmuar edhe lashtësinë e popullit shqiptar dhe rrënjët e tij ilire, si mënyra më e mirë për të vërtetuar vazhdimësinë etnike të tij, aq shumë të kontestuar nga fqinjët. Për më tepër, aty synohej rrëfimi për të treguar një lidhshmëri të pandërprerë të besimit popullor, në këtë rast në malin e Tomorrit, vend ku, që nga lashtësia, banonte Zoti. Pra, sikurse që mali Olimp është simbolikë e lashtësisë, vendbanim i Zotave me Zeusin në fron, po kështu edhe mali i Tomorrit kishte arritur të ruante këtë simbolikë të lashtësisë, duke u bërë vend i shenjtë për bektashinjtë.

Studiuesi, Shyqri Hysi në veprën e tij "Mision Bektashian", fjalën Selgjike e shpjegon duke e ndarë në emrat Sel dhe Gjikë. Emri Sel ka rrënjë të lashta që çon në origjin deri te pellazgët. Kështu quheshin fatthënësit që shërbenin në Orakullin e lashtë të Dodonës. Ndërkaq, emri Gjike ishte mbiemri i një fisi të vjetër të fshatit Lazarat, ku edhe sot

---

[256] Sh. Hysi, Vep. e cit., f. 64.
[257] Kostandin Kristoforidhi, Gjahu i malësorëve, Tiranë 1998, f. 28.

qarkullojnë gojëdhëna për qëndrimin e Sari Salltikut me dy dervishët e tij në Segjikë, prej nga komunikoi me Abas Aliun në malin e Tomorrit. Kënga popullore, lidhur me këtë, përkujton si më poshtë:

*"Sari në Selgjike dolli*
*Me Abas Aliun foli,*
*Një diell i bukur seç dolli*
*Hodhi sytë nga Tomorri."*

Po ashtu në Selgjikë të malit të Sopotit gjenden dy vende të shenjta: Rista dhe Mërximi i Madh, si vende të dy dervishëve që shoqëronin Sari Salltikun.[258]

Pra, sikurse Moisiu, i cili fliste me Zotin në malin e Sinajit, Krishti në malin mbi Jarusalem dhe profeti Muhamed në shpellën e malit mbi Mekë, në po të njëjtën mënyrë, me Zotin komunikonin edhe të shenjtët bektashianë, në malin e shenjtë të Tomorrit. Kjo simbolikë e forconte dhe e lidhte besimtarin me religjionin dhe me vendin e tij, gjë që natyrshëm forconte edhe ndjenjën kombëtare, ngase vende të shenjta nuk ishin më vetëm qyteti i Haxhi Bektashit, Qerbelaja, Meka e Jarusalemi, por edhe vendbanimet shqiptare si Kruja,mali i Tomorrit etj.

[258] Sh. Hysi, Vep. e cit., f. 66-67.

# Kreu III

# SHOQËRIA BIBLIKE BRITANIKE, BEKTASHIZMI DHE SHQIPTARËT (1827-1856)

## 3.1 Ndryshimet në sistemin politik, ushtarak, administrativ dhe ekonomik në Perandorinë Osmane në gjysmën e dytë të shekullit XIX

Pas botimit të Dhiatës së re, më 1827, si dhe raportit të vitit 1833, ku theksohej suksesi i Shoqërisë Biblike në shpërndarjen e librave të shenjtë dhe të Fjalës së Zotit, në veprimtarinë ungjillore në vendbanimet shqiptare, ishte vënë re një zbrazëti. Vizita e fundit e një misionari protestant në tokat arbërore qe ajo e predikuesit Leeves, më 1832.[259] Shkaqet e një mungese aq të madhe kohore të shoqërisë biblike në vendbanimet shqiptare, qëndronin tek pasiguria që sundonte në tërë hapësirën e Perandorisë Osmane. Ishte kohë e trazirave dhe e mungesës së rendit dhe ligjit. Vitet e

[259] Canton, William ,A History of the British and Foreig Bible Society,Volum II, London 1904, f. 16.

tridhjeta të shekullit XIX ishin vite thyerjesh të mëdha në Perandorinë e trazuar Osmane. Këtë periudhë historike e karakterizojnë tri ngjarje të rëndësishme: e para, lufta greke për pavarësi, e cila mbaroi me ndërhyrjen e Fuqive të Mëdha, më 1829; e dyta, reforma e madhe ushtarake dhe administrative e qeverisë Osmane dhe e treta, anarkia me elemente të luftës "qytetare" që e kishte kapluar këtë perandori.

Përpjekjet e Ali Pashë Tepelenës për krijimin e një Pashallëku autonom ose të pavarur shqiptar, kryengritjet serbe dhe greke për pavarësi, e tronditën dhe e vendosën buzë greminës Perandorinë e lodhur ose, si filluan ta quajnë ndryshe "i sëmuri i Bosforit". Fryma e re qytetëruese evropiane kishte filluar t'i përfshijë edhe popujt ballkanikë të kësaj perandorie, të cilët i filluan lëvizjet për çlirimin kombëtar dhe njëkohësisht edhe për emancipimin kulturor të tyre. Rrjedhimisht, veç karakterit kombëtar, këto kryengritje fituan edhe tipare të lëvizjeve me karakteri social dhe fetar. Ndërkaq, situatën do ta bënin edhe më të komplikuar, tash e tutje intervenimet e Fuqive të Mëdha Evropiane dhe interesat e tyre të ndryshme lidhur me fatin e popujve dhe të vetë Perandorisë së dërmuar osmane.

Ndryshimet në strukturën shoqërore dhe shpirtërore të Evropës në shekullin XVIII dhe në fillim të shekullit XIX kishin sjellë përparim kulturor dhe ekonomik për vendet e "Kontinentit të Vjetër". Ato, shkallë-shkallë ishin shndërruar edhe në fuqi ushtarake, duke zëvendësuar kështu edhe vetë Perandorinë e lodhur Osmane. Në paaftësinë e saj për të ndryshuar diçka në hap me nevojat e kohës, sistemi i saj administrativ dhe politik ishte korruptuar deri në përmasa ekstreme: vlerat e vërteta ishin ndërruar me antivlera, kurse dhuna dhe intriga ishin bërë mjete për pasurim dhe pushtet politik. Në kushte të tilla, tani e tutje, fati i saj do të varej

nga vullneti dhe interesat e Fuqive të Mëdha Evropiane. Kjo gjendje i shkonte për shtati njërës prej atyre fuqive. Kështu, Rusia cariste ishte e interesuar që anarkia në Perandorinë Osmane, të zgjaste, në mënyrë që këtë krizë të saj, të mund ta shfrytëzonte për zgjerim të tokave ruse, në dëm të perandorisë Osmane. Ndërkaq, Perandoria Austriake angazhohej për një perandori të centralizuar dhe funksionale Osmane, me një rend monarkist të sundimit, që do të ishte identik me atë Evropian. Franca, e cila dëshironte rikthim në arenën ndërkombëtare, bënte përpjekje për rikthimin e të drejtave nga marrëveshjet e mëparshme me Perandorinë Osmane. Fuqia më e madhe evropiane, Britania e Madhe, duke u nisur nga motivet e saj filantropike, ishte për integritetin territorial të "Portës së Lartë", por njëkohësisht edhe për reformën administrative dhe ekonomike të kësaj ish-superfuqie globale, me qëllim që të shmangeshin keqpërdorimet e shumta dhe me qëllim që të rifillonte këndellja e saj.

Udhëtari anglez, David Urquhart, i cili kishte vizituar Perandorinë Osmane gjatë konfliktit të saj me shqiptarët në vitin 1831, në vizitën e tij të dytë, pak muaj më vonë, ishte mahnitur me ndryshimet pas fillimit të zbatimit të reformave. Pas luftërave të tmerrshme me Persinë dhe me Rusinë cariste, më 1828, pas përfundimit të luftës greke për pavarësi dhe nënshtrimit të shqiptarëve, Perandoria Osmane krijoi institucionet moderne qytetare, sipas modelit evropian.[260] Në të vërtetë në periudhën e Tanzimatit apo të riorganizimit (1839-1876), u bënë hapa të rëndësishëm në drejtim të jetësimit të ideologjisë së re nacionale të tipit evropian, por të kompozuar nën petkun e osmanizmit, që, me fjalë të tjera, do të thoshte përpjekje për krijimin e një

[260] David Urquhart, Tyrkey and Its resources, London 1833, f. 2.

identiteti të ri osman, identiteti që do të eliminonte rrezikun nga nacionalizmi i popujve përbërës të kësaj perandorie, duke barazuar familjen sunduese osmane me identitetin e ri shtetëror[261] dhe ndoshta edhe me një identitet të ri kombëtar, i cili, në fund të fundit, së paku do të përfshinte popujt me përkatësi fetare islame. Një besim të tillë shprehte edhe shkrimtari i njohur osmano-turk, Namik Qemali (1840-1888), i cili besonte se me hapjen e shkollave osmane, shqiptarët e besimit mysliman, me kohë do të turqizoheshin.[262]

Mbase ndër protagonistët kryesorë në të gjitha këto ngjarje të mëdha ishin pikërisht shqiptarët. Se çfarë rëndësie kishin ata për Perandorinë, më së miri ilustrohet me rastin e rebelimit të Egjiptit. Ushtrisë së Ibrahim Pashës, të drejtuar për në Azi të Vogël, Sulltani mund t'i kundërvihej vetëm me shqiptarë. Edhe pse nuk ishin më shumë se 6 0000 frymë, ata përbënin bërthamën e ushtrisë osmane. Për humbjen e kësaj beteje të zhvilluar më 1832, ata nuk ishin fajtorë. Shkaktarët e kësaj humbjeje ishin udhëheqësit e dobët ushtarake. Ishte më se e qartë se fati i Perandorisë Osmane tashmë varej prej shqiptarëve.[263] Por, mjerisht, ndarjet fetare, mungesa e një elite fetare kombëtare, si dhe lidhshmëria e aristokracisë feudale shqiptare me vlera të vjetra, që ishin në kundërshtim jo vetëm me kohën por edhe me vetë interesat e Perandorisë Osmane, e vendosën popullin shqiptar në pozita shumë të pavolitshme.

Ndërkaq, ndihma e Rusisë cariste kundër Mehmet Ali Pashës, më 1833, vërtetë e shpëtoi Perandorinë Osmane, por në anën tjetër, e lejoi Rusinë të bëhet faktor për fatin e

---

[261] George Gawrych, Gjysmëhëna dhe Shqiponja 1874-1913, Tiranë 2007, f. 22.

[262] Po aty, f. 27.

[263] David Urquhart, Tyrkey and Its resources, London 1833, B 2.

mëtejshëm të saj. Kështu me marrëveshjen e ”Unkiar Skelessi”, të 8 korrikut 1833, në artikullin e saj sekret, thuhej, përveç tjerash: ”Perandoria Ruse siguronte për vete nga ana e Perandorisë Osmane mbylljen e Dardaneleve për çdo anije të huaj ushtarake.” Ky artikull do të bënte që edhe Britania e Madhe të inkuadrohej më aktivisht në politikën e çështjes lindore. Rezultati i parë i saj ishte marrëveshja mbi ngushticat e vitit 1841, e cila siguronte kushtin që, derisa Perandoria Osmane të jetë në paqe, nuk do të lejohej kalimi i anijeve të huaja ushtarake. Pra, që këtu ligjësohet interesi i politikës angleze, i kapur fort për mbrojtjen e sovranitetit dhe integritetit territorial të Perandorisë Osmane.[264] Në të vërtetë, Britania e Madhe ishte bërë një faktor me rëndësi në oborrin e Sulltanit, që më 1837, kur me insistimin e saj, ministër i Punëve të Jashtme i Perandorisë Osmane ishte bërë Mustafa Reshid Pasha, ish ambasador në Londër dhe njëri nga iniciatorët e reformave të vitit 1839.[265] Rritja e fuqisë politike, ekonomike e ushtarake e Perandorisë Britanike lehtë dëshmohet edhe me rritjen e numrit të hebrenjve, të cilët filluan të shpërngulen drejt kësaj qendre të re dhe të fuqishme botërore, si dhe me dëshmitë e shqiptarëve, të cilët tani fillojnë të shkojnë për të punuar dhe jetuar jo vetëm në lindje, por edhe në vendet e Evropës Perëndimore. Kështu, p. sh., Aleksandër Vasila, i cili, sipas burimeve arkivore britanike, ishte i lindur më 24 mars të vitit 1800, në Pargë të Shqipërisë dhe i cili, që më 1824, në Korfuz kishte hyrë në shërbim të Konsullit të përgjithshëm britanik në Shqipëri, z.Villiam Majër Eskjuer (William

[264] Rene Albrecht-Carrie, The Concert of Europe, New York 1968, f. 132, f. 136.

[265] Joseph Von Hammer, Historija Turskog (Osmanskog) Carstva,3, Zagreb 1979, f. 335.

Meyer Esquire), përfundimisht, në vitin 1835, ishte vendosur në Kju (Kew ), një vendbanim afër Londrës. Ky shqiptar, pas njëzet e dy viteve do të bënte edhe kërkesën për nënshtetësi britanike.[266]

Në anën tjetër, ishin shqiptarët ata të cilët morën pjesë aktive në luftërat çlirimtare të popujve të tjerë ballkanikë, si dhe ishin po ata që i bënë rezistencë të fuqishme përpjekjeve të Portës për të centralizuar pushtetin duke eliminuar autonominë e tyre. Kështu, forcën kryesore kryengritëse të Tudor Vlladimireskut në Vllahi, më 1821, e bënin shqiptarët,[267] ashtu si edhe në kryengritjen greke për pavarësi (1821-1829), ku ishin shqiptarët po ata të cilët me pjesëmarrjen e tyre masive dhe me udhëheqësit si Marko Boçari, Laskarina Bubulina, Foto Xhavela etj., kontribuuan në fitimin e lirisë së popullit grek.[268] Mjerisht, ishin po ata që luftuan edhe për mbrojtjen e kësaj perandorie, ngase tani në luftërat për çlirim kombëtar, rrethanat imponuan edhe elementin fetar, i cili më së paku u përgjigjej shqiptarëve. Mirëfilli dihet se popujt ballkanikë i takonin besimit të krishterë, kurse Perandoria Osmane identifikohej si shtet mysliman. Natyrisht, në të tilla raste, religjioni s'kishte si të mos futej si pykë. Kështu, në Peloponez, kryengritësit vranë 15 000 myslimanë, ndërsa në Hios, osmanët masakruan 11 000 të krishterë.[269] Në të njëjtën kohë, në Stamboll u var

[266] The National Archives, Home Office: Denization and Naturalisation Papers and Correspondence, HO /1/79/2418, Kew, Richmond, United Kingdom.

[267] Ćedomir Popov, Istočno pitanje i srpska revolucija 1804-1918, Beograd 2008, f. 63.

[268] Shkelzen Raça, Marrëdhëniet shqiptaro-greke, Prishtinë 1990, f. 16.

[269] Ćedomir Popov, Istočno pitanje i srpska revolucija 1804-1918, Beograd 2008, f. 66.

patriarku grek. Ky veprim shënoi pikën kulmore të manifestimit të mostolerancës fetare dhe ndikoi në paraqitjen e vështirësive edhe në veprimtarinë deri atëherë të papenguar të misionarëve dhe të shpërndarësve të librave të shenjtë dhe të literaturës tjetër protestante.

Baza morale në të cilën mbështetej Perandoria Osmane ishte e kalbur: në njërën anë, nga anarkia në viset shqiptare, ku edhe ishte burimi i forcës së saj ushtarake në pjesën evropiane dhe në anën tjetër, korrupsioni i pafund i administratës civile e ushtarake dhe veprimeve jo të duhura të Sulltanit për të luftuar këtë dukuri patogjene të shoqërisë dhe institucioneve perandorake. Vendimi i Sulltanit për t'i nënshtruar shqiptarët, si dhe për t'i barazuar në gëzimin e të drejtave të krishterët me myslimanët, e shpëtoi Perandorinë nga dezintegrimi ose, së paku, nga shkëputja e parakohshme e provincave të saj në "Kontinentin e Vjetër". Prandaj, duke u nisur nga kjo përvojë e hidhur, "Porta e Lartë" me fermanin e vitit 1839 për herë të parë do të përpiqej të planifikonte ardhmërinë duke nxjerrë mësime nga historia. Kështu në këtë shpallje zyrtare të saj, publikut do t'i përkujtohej se në 150 vitet e fundit vendi vazhdimisht kishte qenë i zhytur në varfëri dhe dobësi dhe se për të dalë nga kjo situatë duhej të merreshin masa që do të ndryshonin sistemin administrativ, ushtarak, financiar e arsimor, sektorë këta që më nuk funksiononin dhe nuk u përgjigjeshin rrethanave të reja të kohës.[270] Po kështu, me këto reforma, që ndryshe nga zyrtarët osmanë quheshin edhe si "përmirësime" të sistemit qeverisës, theksohej se askush nuk do të dënohej pa u gjykuar dhe se askujt nuk do t'i konfiskohej pasuria e cila tash e tutje pranohej si pronë private dhe e mbrojtur me

[270] Ilber Ortajllë, Shekulli më i gjatë i perandorisë, Shkup 2010, f. 146.

ligj.[271] Natyrisht, këtë mundësi të legalizimit të tokave e shfrytëzuan elitat lokale, të cilat, për më tepër përvetësuan edhe pronat shtetërore, duke rritur në këtë mënyrë si pasurinë ashtu edhe fuqinë e tyre.[272] Pra, edhe në Perandorinë Osmane ndodhte procesi i keqpërdorimit të ndryshimeve, ashtu siç ndodhte në të njëjtën kohë edhe në Francë, ku idealet për drejtësi dhe barazi, qenë zëvendësuar me një ngarendje për grumbullimin e pasurisë materiale, duke mos zgjedhur mënyrat dhe mjetet për realizimin e këtij qëllimi. Mirëpo, për shkak se këto reforma nuk ishin të plota, ato, në të vërtetë, sollën forcimin e dallimeve fetare dhe etnike brenda Perandorisë Osmane, ngase bashkësia ortodokse dhe ajo katolike u fuqizuan si materialisht ashtu edhe në pikëpamje kulturore, duke hapur qendra arsimore dhe kulturore, si dhe duke u marrë me tregti dhe veprimtari të tjera dobiprurëse. Këto bashkësi fetare u shndërruan në elita tregtare dhe kulturore të Perandorisë Osmane. Ndërsa, në anën tjetër, bashkësia myslimane vazhdonte me vështirësi të adaptohej me rrethanat e reja. Institucionet arsimore të saj ende nuk mund të krahasoheshin me ato të bashkësive të krishtera, ndërkaq elitën e saj ende e përfaqësonin me shumicë pronarët e tokave. Por derisa këto ndryshime ishin në të mirë të popujve ballkanas të Perandorisë Osmane, ato në anën tjetër përforconin ndarjet fetare të popullit shqiptar, duke i ndarë ata në tri bashkësi fetare. Kjo ndarje do t'i pengojë ata në përpilimin e një alfabeti të përbashkët, gjë që do të ndikonte edhe në vonesën e Rilindjes së tyre kombëtare. Gjithashtu, kjo ndarje do t'i forcojë edhe tendencat asimiluese greke, si dhe do të ndikojë në njësimin e shqiptarëve të besimit islam me osmanët, për çka, më vonë, në

[271] Po aty, f. 149.
[272] Po aty, f. 172.

shoqërinë shqiptare do të shfaqen mosbesime dhe keqkup-time, të cilat nuk do të tejkalohen pa pasoja.

Në fushën e reformave administrative këto përmirësi-me sillnin përqendrimin e pushtetit në duart e burokratëve të Portës së Lartë, që në thelb nuk cenonin autonominë lokale, e cila vazhdonte të kishte shkallë të lartë pavarësie në vendimmarrje. Ndryshimet ndodhën kryesisht në mënyrën e emërimit dhe pagesës së tyre. Kështu, kapedanët grekë, derven-agallarët shqiptarë, vojvodët, knjazët, tagrambledhë-sit hebrenj dhe armenë do të zëvendësoheshin me një forcë të rregullt policore dhe mbledhësish shtetërorë të taksave. Si zëvendësim i taksave të vjetra, futej tatimi mbi tokën, shtëpinë, shitoren. Me këto masa shtetasi osman rëndohej me obligime, por në anën tjetër ai mbrohej nga keqshfrytë-zimi i pashallarëve, agallarëve, si dhe nga punët e ndryshme angarie, të cilat shtetasi osman, shpesh, detyrohej t'i bënte për ata. Nga këto taksa të mbledhura pastaj, si në çdo vend tjetër Evropian, paguheshin nëpunësit perandorakë, duke eliminuar në këtë mënyrë format e mëhershme të pagesave. Tani, ata të ardhurat i nxirrnin nga popullsia që qeverisej prej tyre.[273] Natyrisht, këto reforma në rend të parë godisnin mu shqiptarët. Shtrohet pyetja: Pse?

Tokat në të cilat jetonin shqiptarët ishin më shumë zona malore të papërshtatshme për sigurimin e ekzistencës. Për shkak të konfiguracionit të tillë të terrenit, shqiptarët, ashtu sikurse edhe zviceranët ose skocezët, të vetmin burim ekzistence e kishin shërbimin ushtarak me pagesë. Me reformën ushtarake osmane krijohej një ushtri e rregullt e disiplinuar me oficerë të shkolluar, që ishte në kundërshtim me mënyrën e deriatëhershme të organizimit ushtarak, me të

[273] David Urquhart, Tyrkey and Its resources, London 1833, f. 6-7.

cilin, si shqiptarët, ashtu edhe të tjerët paguheshin për shërbimet që i bënin "Portës së Lartë". Pika e dytë konfrontuese ishte obligimi që edhe ata të paguanin taksa si çdo nënshtetas tjetër, në një kohë kur ata ishin mësuar të jetonin të lirë pa obligime ndaj "Portës", përveç shërbimit ushtarak, i cili nuk zgjaste deri në pafundësi. Këto ndryshime ishin shumë të mëdha dhe godisnin të gjitha shtresat e shoqërisë shqiptare, pra që nga malësorët e deri te shtresa e saj aristokrate, e cila po humbiste edhe pushtetin edhe burimet financiare. Deri më tash shpesh është dëshmuar se mentalitetet ndryshojnë shumë ngadalë, e sidomos mentaliteti i popujve që jetojnë në viset malore, të cilët për nga natyra janë më konservatorë dhe te ata risitë depërtojnë me vonesë dhe ngadalë. Për më tepër, karakterin gjysmë të pavarur të banorëve të këtyre viseve, e shpreh edhe ekzistenca e bajraqeve, institucione këto të karakterit ushtarak. Institucione pothuajse të njëjta si te popullata shqiptare që jetojnë në vise të larta, ekzistojnë edhe te sllavët, te të cilët këto institucione janë të njohura si knezhevina. Rrjedhimisht, edhe pse këto reforma ishin legjitime dhe në të mirë jo vetëm të Perandorisë, por edhe të vetë shtetasve, ato, me mënyrën e imponimit, doemos tregonin se kush ishte pushtues dhe qeveritari i vërtetë në këtë pjesë të Ballkanit. Mirëpo, për hir të së vërtetës, duhet theksuar se në këtë periudhë, jo vetëm në Perandorinë Osmane, por edhe në vende të tjera të Evropës, vazhdonte të mbretëronte një gjendje e rëndë sociale me plot paragjykime dhe me vrasje brutale. Akte si ai i vrasjes së plakës për t'i ikur pagimit të tatimit prej 20 frangave, ende ekzistonin edhe në provincat franceze, shtet ky që, gjatë gjithë shekullit XIX, konsiderohej shembull i prosperitetit dhe i demokracisë liberale.[274]

---

[274] Geert Mak,In Europe (Travels through the twentieth century),

Ndërsa Porta e Lartë, për të shkulur rrënjët e rezistencës së bejlerëve shqiptarë, përmes Vezirit të madh, Reshit Pashës, në vitin 1830 në Manastir, organizoi një drekë, ku kishte ftuar 400 bejlerë nga viset jugore shqiptare, me premtimin se do t'ua paguante rrogat e mbetura. Përfundimi i gjithë kësaj ngjarjeje ishte vrasja e të gjithë bejlerëve. Ndërsa në fillim të vitit 1831, Mustafa pashë Bushatliu, në marrëveshje me çamët, organizoi një tjetër kryengritje kundër qeverisë qendrore, por pësoi humbje duke u mundur nga ushtria e re osmane, e udhëhequr kjo nga Reshit Pasha. Më 1839 shpërtheu një tjetër kryengritje në Prizren, pastaj më 1843 në Shkup e Tetovë, ndërsa më 1845 edhe në Gjakovë. Edhe në jug të vendbanimeve shqiptare, më 1847, në Kurvelesh shpërtheu kryengritja e udhëhequr nga Gjoleka.[275]

Kjo anarki që po vazhdonte të mbretëronte në pjesën shqiptare të Perandorisë Osmane, përveç faktorëve politikë, religjiozë e administrativë, ishte rezultat edhe i një krize të thellë ekonomike. Në të vërtetë, "Porta e Lartë", që nga vitet 50 të shekullit XIX, nënshkroi një varg marrëveshjesh të pavolitshme tregtare me vendet industriale evropiane. Këto traktate ekonomike në fakt i bënin mallrat industriale të pakonkurrueshme në raport me prodhimet ende artizanale të Perandorisë Osmane, gjë që solli mbylljen e shumë degëve të zejtarisë, duke kontribuar në thellimin edhe më të madh të krizës sociale.

Në thellimin e kësaj krize shpirtërore e morale të shoqërisë osmane kontribuuan jo pak edhe pikëpamjet aspak favorizuese të elitës sunduese të saj, e cila qytetërimin

London 2007, f. 15.

[275]AIH,Fondi A-IV-355, D. Toskët Muhamedanë, f. 357-358-359.

perëndimor e konsideronte kryesisht të bazuar në principin material. Pra, sipas zyrtarëve osman, evropianët duke popullarizuar parimet që bashkësive të tyre u sjellin pasurinë dhe fuqinë, ata në të vërtetë në këtë mënyrë, vetëm kinse bënin përpjekje për të shpëtuar popullin e thjeshtë nga jeta pa ideale.[276] Por, për dallim nga popullsia myslimane e Perandorisë Osmane, serbët, grekët, bullgarët dhe shqiptarët, e sidomos ata të besimit të krishterë ortodoks, kishin filluar t'i ringjallnin mitet dhe shumë histori të harruara të së kaluarës, duke u dhënë ngjarjeve ngjyrime që shekulli i XIX i kërkonte si arsye për t'i përligjur kërkesat e tyre kombëtare, apo thënë ndryshe, si një fillestar që, duke mësuar një gjuhë të huaj, gjithmonë fillimisht çdo gjë e ripërkthen në gjuhën e tij amtare. Rrjedhimisht rrymat nacionaliste arsyetonin çdo mjet dhe formë veprimi që mundësonte realizimin e aspiratave të tyre kombëtare apo grupeve dhe individëve që ishin bartës të këtyre ideve të reja. Me një rast të tillë do të merrej edhe Karl Marksi në veprën e tij "Brumeri i tetëmbëdhjetë i Luis Bonapartës", në të cilën do të shpjegonte se si pasardhësi i Napolon Bonapartës, duke u thirrur në të kaluarën e lavdishme të tij dhe të Francës, do të manipulonte me popullin dhe elitën sunduese franceze për të rrëzuar rregullimin republikan të shtetit në favor të atij monarkist, ndryshim ky që do të bëhej në rrugë legale në asamblenë franceze më 18 janar 1851.[277]

Ndryshimet cilësore që kishin ndodhur në Evropën Perëndimore nuk kishin si të mos ndikonin edhe në sho-

---

[276] Fatma Miige, Rise or the Bourgeoisie, Demise or Empire Ottoman Westernization and Social Change,
New York,Oxford 1996, f. 118.

[277] Karl Marx ,The Eighteenth Brumaire of Louis Bonaparte, New York 1852, f. 44, http://www.marxists.org

qërinë osmane, ku, që nga gjysma e dytë e shekullit XIX, filluan ta imitojnë mënyrën dhe stilin evropian të jetës. Si kurdo herë ndryshimet e para janë ato vizuale. Pra, ata filluan të vishen sipas modës evropiane, të marrin pjesë në ballo të organizuara nga ambasadat e huaja në Stamboll, të mësojnë gjuhën franceze si gjuhë të kulturës dhe të shkencës, filluan të kultivojnë edhe kulturën e leximit, me çka intensifikohet botimi i librave dhe i gazetave në Perandorinë Osmane.[278] Të gjitha këto ndryshime në shoqërinë osmane u intensifikuan sidomos gjatë luftës së Krimesë (1853-1856), kur kontaktet qenë të shumta dhe u pa nga afër superioriteti i qytetërimit evropian. Natyrisht, disa dukuri negative, si tregtia e skllevërve, përkundër ndalesës zyrtare nga ana e "Portës së Lartë", vazhdonin të ishin shqetësim për diplomatët evropianë të akredituar në Perandorinë Osmane. Kështu ambasadori anglez, Viscount Stratford de Redcliffe, në letrën e datuar më 27 gusht 1853, do të informonte ministrinë e jashtme për hapat që kishte ndërmarrë konsulli anglez në Shqipërinë Otomane për lirimin e tre skllevërve nubianë, të cilët ishin sjellë nga Kreta për t'u shitur në tregun e Prevezës, përkundër asaj se tregtia e tillë edhe në Perandorinë Osmane ishte shpallur e jashtëligjshme. Për më tepër, sipas diplomatit anglez, qeveria osmane në shumë raste toleronte tregtinë e skllevërve me ngjyrë, prandaj ai i rekomandonte ministrisë së jashtme për të bërë presion mbi Sulltanin që të mos toleronte këtë lloj tregtie e cila nuk ishte në frymën e vlerave të reja qytetëruese.[279] Prandaj, të nxitur nga Franca dhe Britania e Madhe, por edhe nga nevoja e

[278] Fatma Miige, Rise or the Bourgeoisie.., f. 119.

[279] The National Archives, Turkey: Lord Stratford and Consular; Persia: Col. Sheil, Mr. Thomson; Muscat: Mr.Sunley, FO/ 84/ 919, 8-9.

brendshme për një vazhdimësi ndryshimesh cilësore, "Porta e Lartë", më 1856, do të shpallte ciklin e ri të reformave, me të cilat, bashkësia e re Protestante dhe hebrenjtë do të barazoheshin me bashkësitë ortodokse, katolike dhe myslimane. Njëkohësisht duke lejuar edhe përdorimin e gjuhëve të tjera në liturgji, këto ligje të reja pikë së pari godisnin bashkësinë ortodokse, ngase ajo tash e tutje do të copëtohej në bashkësi etnike-gjuhësore dhe në njësi fetare autonome kombëtare.[280] Po kështu, me Rregulloren e re Administrative të Provincave, të vitit 1864, synohej që barazia e deklaruar religjioze të aplikohej në sistemin drejtues të të gjitha niveleve të aparatit burokratik osman. Ky sistem së pari u jetësua në disa nga provincat ballkanike të perandorisë, si: në Janinë, në Manastir, në Selanik, në Trikal dhe në provincën e Danubit (Bullgaria e sotme), ndërsa në të gjitha njësitë administrative të Perandorisë Osmane, këto ndryshime do të aplikohen nga viti 1871.[281] Pra, pas barazisë formale të shpallur me reformat e vitit 1839, kur lulëzuan elitat tregtare dhe kulturore të të krishterëve të Ballkanit, tani me këto ndryshime po fillonte edhe procesi i krijimit të elitave burokratike të tyre, të cilat më vonë do të luajnë rol të rëndësishëm në lëvizjet e tyre kombëtare. Me ndryshimet dhe reformat e vitit 1856, ishte bërë e mundshme jo vetëm restaurimi i kishave të vjetra dhe përdorimi i kambanave kishtare, por edhe ndërtimi i objekteve të reja të krishtera, deri atëherë të ndaluara. Natyrisht, si kurdoherë, në rrethana të tilla, këto ndryshime lanë përshtypje të keqe te pjesa konservative e popullsisë myslimane, e cila këtë barazi të shpallur e përjetonte si

[280] Ilber Ortajllë, Shekulli më i gjatë i perandorisë, Shkup 2010, f. 138.
[281] Ihsanoğlu Ekmeleddin, Yüce Nuri, Historia e shtetit, shoqërisë dhe qytetërimit osman, I, Tiranë 2009, f. 316.

kërcënim të pushtetit të saj politik, kulturor dhe ekonomik. Në kushte të tilla, përpjekja që këto reforma të përfshinin të gjitha shtresat e shoqërisë osmane, shkuan kot. Por, me kalimin e kohës këto ndryshime u bënë formale, si një domosdoshmëri e imponuar nga faktori i jashtëm si dhe nga presioni i një pjese të vogël të shtresës së lartë sunduese të Perandorisë Osmane. Kjo paaftësi e kësaj elite për t'u bërë prijatare e rilindjes shoqërore, kulturore dhe ekonomike të kësaj perandorie, do të shpie, në vend të forcimit dhe harmonisë së brendshme ndërmjet grupeve të ndryshme etnike e religjioze, drejt një procesi tjetër, atij të shpërbërjes së ngadalshme dhe në shumë raste të kontrolluar të shtetit osman. Prandaj këto ide të reja nacionale që po vinin nga "Kontinenti i Vjetër", sollën deri te konsolidimi i popujve të krishterë brenda Perandorisë Osmane, ndërsa, në pamundësi të zhvillimit në kohë të ideve të tilla kombëtare, posaçërisht te popullsia turke, si grupi më i madh etnik në perandori, elita sunduese e Stambollit do të mundohej që me politikën e "osmanizimit", të mbronte laramaninë e saj etnike e fetare dhe kështu, mbase, ta shpëtonte shtetin nga shpërbërja. Mirëpo, me dështimin edhe të politikës së tillë, atëherë shtresa sunduese e saj, e veçanërisht Sulltan Abdulhamidi II, filluan të mbështeten te islami, të cilin e konsideronin si fuqinë e vetme kohesive që mund të mbronte perandorinë nga shpërbërja.[282] Kjo politikë e cila përdorte Islamin si element unifikues të Perandorisë Osmane pati pasoja jo të vogla për popullin shqiptar. Pikë së pari ngase përjashtonte mundësinë e zhvillimit institucional të vetëdijes kombëtare shqiptare, por edhe thellonte ndasitë fetare brenda vetë shqiptarëve, si dhe thellonte agoninë e dy popujve me shumicë myslimane, të shqiptarëve dhe të vetë turqve. Këtë

[282]Ilber Ortajllë, Shekulli më i gjatë i perandorisë, f. 134.

situatë të pavolitshme të shqiptarëve gjatë gjithë shekullit XIX, e dëshmojnë edhe shumë udhëpërshkrime të të huajve, të cilët kishin kaluar nga kjo pjesë e Perandorisë Osmane. Një nga ata ishte edhe udhëpërshkruesi Mekenzi, i cili theksonte se shqiptarët përfaqësonin një popull dy herë të robëruar. Pra, ata jo vetëm se kishin humbur lirinë, por edhe besimin e tyre fetar dhe e kaluara e tyre përfaqëson vetëm barbarizmin, kurse e tashmja është plot me kundërthënie ndërmjet vlerave tradicionale islame dhe atyre qytetëruese, ndërsa ardhmëria për këtë popull, sipas këtij autori, ka kuptim vetëm nëse bëhet kthimi i tij në besimin e paraardhësve të tyre, duke mundësuar në këtë mënyrë rilindjen e një kombi të lirë dhe nëse nuk adaptohet me rrethanat e reja, atëherë do të jetë i detyruar të jetojë nën sundimin despotik të fuqive të huaja.[283]

## 3.2. Veprimtaria e Shoqërisë Ungjillore dhe e bektashizmit në ndërgjegjësimin fetar dhe kombëtar të shqiptareve (1831-1853)

Dokumentet arkivore të Shoqërisë Biblike tregojnë arsyet e mos prezencës gati 20 vjeçare të saj në viset e Perandorisë Osmane të banuara me shqiptarë. Sido që të jetë themelimi i Shoqërisë Biblike Joniane me qendër në Korfuz, fillimisht rigjallëroi aktivitetin botues në Ballkan. Kurse krijimi i Mbretërisë Greke dhe prania e madhe numerike e arvanitasve në shtetin e ri ballkanik ndikoi në riorientimin e veprimtarisë së kësaj shoqërie. Ajo tash e tutje

[283] G. Muir Mackenzie & A. P. Irby, Travels in the Slavonic provinces of Turkey in Europe, London & New York 1866, f. 254.

do të fokusohej në shpërndarjen e literaturës fetare në mesin e arvanitasve.[284]

[284] Arvanitas quhen shqiptarët autoktonë me vendbanim në shtetin e sotëm grek. Nga ilirët e periudhës antike, vetëm fisi Arbanon, kishte arritur të ruante kontinuitetin etnik gjuhësor e kulturor dhe atë falë viseve të tyre të pakalueshme malore. Për herë të parë ata përmenden nga gjeografi grek i Aleksandrisë, Ptolemeu, i cili, në shekullin e II pas Krishtit, kishte shkruar për fisin Ilir "Αλβανοί", ndërsa vendbanimet e tyre i kishte quajtur "Αλβανον" ose "Αρβανον". "Arbanoni" si emërtim përfshinte një hapësirë në lindje të Durrësit e në perëndim të Ohrit. Arbrit mesjetarë, deri në shekullin XI, rrallë do të përmenden me këtë emër, sepse duke jetuar në Perandorinë Bizantine, ata, sikurse, edhe të gjithë banorët e tjerë të saj, do të quheshin "romej". Me fillimin e shpërbërjes së kësaj perandorie, në skenën historike do të dalin elitat lokale ballkanike, pra edhe ato të arbërorëve mesjetarë. Princi i parë i Arbërisë ishte sundimtari me emrin Progon (1190-1199), vazhduese e së cilës ishte edhe shteti me kryeqendër Krujën, ku ishte edhe selia e Peshkopatës ortodokse të Arbërisë. Ndërsa lidhur me autoktoninë e arvanitasve në Greqi, ekzistojnë dy teori: E para, duke u nisur nga pikëpamje e prejardhjes ilire të shqiptarëve, konsideron se ata, pra arbrit si pasardhës të tyre, nuk mund të ishin të ardhur në Gadishullin e Peloponezit, por se ata paraqesin një vazhdimësi etnike të pandërprerë historike të tyre aty. Ndërsa, teoria e dytë, duke mos e mohuar prejardhjen ilire të arbërve mesjetarë, thekson se sidomos në More, arbrit mesjetarë në numër të madh kanë ardhur gjatë shekujve XIII-XV. Kjo lëvizje e popullsisë u bë qoftë me kërkesën e despotëve bizantinë fillimisht e, më vonë edhe të Venedikut, palë këto të cilat kishin nevojë për ushtarë, ose edhe për të populluar zonat që kishin pësuar një ulje demografike, si pasojë e sëmundjeve si "murtaja", por edhe si pasojë e luftërave ose e faktorëve të tjerë ekonomikë, socialë dhe kulturor. Në të vërtetë, strukturat e vjetra patriarkale, karakteristikë kjo për ekonominë blegtorale, kah shekulli XI-XIII, ishin dobësuar shumë dhe nevoja për hapësira të reja qe bërë një domosdoshmëri. Lëvizja e tyre drejt jugut, pos tjerash ishte e nxitur edhe për arsye fetare, ngase arbrit mesjetarë si besimtarë të ortodoksisë, natyrshëm shkonin kah jugu që banohej dhe sundohej nga bashkë-besimtarët e tyre lokalë bizantinë. Dokumentet e para për lëvizjet e arbërve

mesjetarë në More flasin për periudhën kohore 1379-1382, kur prania e tyre përmendet në negociatat me despotin Teodor. Megjithatë, prania e tyre masive në Gadishullin e Peloponezit provohet sidomos pas viteve 1404-1405. Kjo prezencë e tyre e madhe numerike bëri që despoti i Mistrës, Teodor Paleologu, t'u ofronte atyre autonomi të brendshme. Një valë tjetër migrimi ndodhi më 1417, kur pas invadimit osman në Shqipëri, ata u shtrënguan të shpërngulen kah Morea. Arbrit e Moresë ishin ata që në përballjen e kohëpaskohshme venediko-osmane mbanin peshën më të madhe në përballjen me ushtritë osmane. Vendimet e Kongresit të Vjenës, më 1815, që nënkuptonin konsolidimin e elitave të vjetra sunduese, e forcuan pushtetin qendror, gjë që për Perandorinë Osmane do të thoshte eliminim i sunduesve lokalë, e në veçanti të pushtetit të Ali Pashë Janinës. Kjo do të shënojë kthesë edhe në politikën e "Luanit të Janinës" i cili me shoqërinë e fshehtë greke "Filiqi Eteria", që më 1818 do të zyrtarizojë kontaktet, në përpjekje që bashkërisht të organizojnë rezistencën antiosmane. Udhëheqësit grekë, duke shfrytëzuar edhe përkthyesin grek të Ambasadës së Rusisë cariste në Stamboll, pashain shqiptar do ta manipulojnë duke e bërë që të besojë se ai në përballjen me Portën e Lartë do të ketë mbështetjen e Rusisë cariste. Pra"Filiqi Eteria" konfliktin e Ali Pashë Janinës me Stambollin e shfrytëzoi për të penguar ndonjë veprim ushtarak nga veriu, si dhe për të dobësuar forcën goditëse të ushtrisë osmane. Por kryengritja greke e viteve 1821-1829, përsëri nuk do të ishte e suksesshme pa pjesëmarrjen masovike të arvanitasve, si Marko Boçari, udhëheqësi i suliotëve, Llaskarina Bubullina, kapitene e anijes "Agamemnon", Dhimitër Kryeziu e shumë heronj të tjerë të kësaj periudhe historike. Fatkeqësisht, sërish shqiptarët do të ngarkoheshin nga ana e Portës së Lartë për të shuar kryengritjen greke. Ky mision iu caktua Mustafë Pashë Bushatliut dhe Omer Pashë Vrionit. Ndërsa shpallja e shtetit të ri grek, më 1829, shënon një epokë të re në historinë greke, e cila fillimisht në sferën e historiografisë do të shënonte fillimin e një debati akademik mbi prejardhjen etnike të grekëve të kohës moderne. Kjo polemikë historike nisi me librin e Jakob Filip Fallmerajer (Jacob Philipp Fallmerayer), i cili në librin e tij "Mbi prejardhjen e grekëve të sotëm", të botuar më vonë edhe në veprën e tij "Historia e Moresë", që më 1836, do të deklaronte se populli grek ishte shuar dhe se hapësirat e tij qenë populluar nga

Për fat të keq, krijimi i kësaj mbretërie nuk lehtësoi pozitën e shqiptarëve. Përkundrazi, ajo jo vetëm e vështirësoi, por në masë të madhe edhe e dëmtoi. Cilat janë argumentet që e mbështesin këtë përfundim? Dëshmia e parë është se shqiptarët, veç trysnive të tjera të "Portës së Lartë ", shekuj me radhë i ishin nënshtruar islamizimit, ndërsa me krijimin e shteteve kombëtare në fillim të

sllavët gjatë dyndjes së tyre nga shekulli VI –XI, ndërsa më vonë në shek. XIV-XV, në krahinat e Greqisë, e sidomos në Peloponez, elementi shqiptar do të bëhej dominues. Pra, sipas Fallmerajerit, grekët modernë në të vërtetë ishin sllavë dhe shqiptarë të greqizuar, të cilët duke pranuar ortodoksinë, me kalimin e kohës, kishin pranuar edhe gjuhën e grekëve bizantinë. Po ashtu, ky autor do të shkruante se edhe shekulli XIX, si shekull i shtetit të ri grek, po kalonte në shenjë të shumicës shqiptare; edhe në Athinë kjo gjuhë flitej me të madhe. Teorinë mbi prejardhjen kryesisht sllave të grekëve modernë, do ta kundërshtonte në vitet e 80 të shek. XIX historiani grek Sathas, i cili do të përpiqej të hidhte poshtë tezën mbi mosvazhdimësinë etnike të helenëve, grekëve mesjetarë me grekët e periudhës bashkëkohore. Ky studiues për më tepër do të theksonte se ishin shqiptarët dhe avarët ata që u vendosën para sllavëve në Greqi, duke minimizuar kështu rolin e sllavëve në procesin e krijimit të kombit grek. Edhe studiuesit e tjerë grekë do të vazhdonin traditën e njëjtë të Sathasit. Petro Furiqi do të përfundonte në bazë të toponimit Mani, që ishte fjalë burimore shqipe me domethënie të një peme, se rrjedhimisht edhe banorët e këtij vendbanimi në Morea ishin banorë të saj që nga shekulli VIII, kur edhe përmendet për herë të parë kjo qytezë. Duke qenë se arvanitasit ishin të besimit ortodoks, ata në shtetin e ri grek do t'i nënshtroheshin procesit të asimilimit, duke e shfrytëzuar në këtë rast kishën ortodokse greke dhe përdorimin e gjuhës greke në institucionet kishtare, arsimore dhe shtetërore. Shih: Shkëlzen Raça, Gjurmime në Historinë Shqiptare, Prishtinë 2009, f. 429; Ilirët dhe Iliria tek autorët antikë, Tiranë 1965, f. 268; Shkëlzen Raça, Shtegtimet dhe ngulimet e shqiptarëve në Greqi shek.XIII-XVI, Prishtinë 2004, f. 8-9-10,12-13,20,21,27,29; Shkëlzen Raça, Marrëdhëniet shqiptaro-greke (1829-1881), Prishtinë 1990, f. 30, 30-31-32,38.

shekullit XIX, atyre iu shtua edhe presioni i asimilimit, duke keqpërdorur përkatësinë ortodokse të një pjese të popullit shqiptar. Për të përballuar këtë ndrydhje të dyfishtë, atdhetarët shqiptarë, në rrugën e tyre të gjatë për ringritjen shpirtërore dhe intelektuale të popullit të tyre, u shtrënguan të bëjnë sakrifica të ndryshme, madje deri në vetëflijim. Kështu, puna me përkthimet fetare shënon një rifillim në rrugëtimin e gjatë dhe të vështirë të Rilindjes Kombëtare Shqiptare.[285]

Pas botimit të Dhiatës së re, më 1827, raportet e Shoqërisë Biblike flasin për shpërndarjen e saj, si dhe përpjekjet e tyre për të shtuar numrin e lexuesve shqiptarë. Në këtë frymë është edhe letra e Isaac Lowndes dërguar më 9 qershor 1845 nga Korfuzi zotëri B. Barker, në të cilin e informon se po largohej nga ishulli dhe se do të ishte mirë të punohej për shpërndarje më me rregull të librave të shenjtë. Për këtë arsye, ai shfrytëzon rastin dhe zotëri Barker-it ia dërgon një komplet prej 60 ekzemplarëve të Dhiatës së re në gjuhën greke dhe shqipe, për t'i shpërndarë pastaj gjatë vizitës së tij në arkipelag, të banuar edhe me arvanitas. Gjithashtu, Lowndes theksonte se një numër i madh i këtyre përkthimeve qëndronin në depot e Korfuzit dhe në atë të Maltës, ku ai ishte dërguar pas vdekjes së zotëri Levees.[286] Kërkesë të njëjtë Lowndes i dërgoi edhe Xhejmsit (W. James) në Korfuz, të cilin e informon se ishte vendosur në Athinë, me kërkesë të Shoqërisë Biblike Britanike. Në vazhdim po ky kërkon nga Xhejmsi sa më shumë botime të shoqërisë në gjuhën shqipe, të cilat do të duhej t'i dërgo-

[285] Nos Xhuvani, Pavli Haxhilazi, Përpjekjet për futjen e gjuhës shqipe në liturgjinë e Kishës Shqiptare, "Zëri", 10 nëntor 2005, Prishtinë, f. 21.

[286] CUL, BSC, BSA/F2/7, Letra nr. 17.

heshin në katër kuti me madhësi mesatare në Athinë me anijet austriake.[287] Vështirësitë në shpërndarjen nuk qëndronin vetëm në mungesën e mjeteve transportuese, por edhe të kontrolleve të ndryshme doganore, andaj lidhur me këto vështirësi dhe vonesa bënte fjalë letra e Isaac Lowndes, dërguar më 14 gusht 1845 nga Malta zotëri I. H. Hill-it, përfaqësuesit të Shoqërisë Biblike në Athinë.

Në të thuhet se kësaj shoqërie nga Korfuzi i ishin dërguar katër kuti, në të cilat ishin 234 ekzemplarë të Dhiatës së re në gjuhën greke dhe shqipe, të cilat dogana i kishte ndalur në mungesë të dëshmisë për përmbajtje të tyre. Njëkohësisht, Lowndes flet edhe për dyshimin e tij lidhur me mundësitë e vogla që kishin shkrimet e shenjta për transformimin e njeriut, në kohën kur Greqia po kalonte një periudhë çrregullimi dhe kur shumë njerëz ishin të interesuar për politikë.[288] Nga këto letra krijohej përshtypja sikur Shoqëria Biblike ishte e interesuar për ungjillëzimin e arvanitasve, të cilët përbënin një potencë në mbretërinë e re greke. Nuk duhet harruar se, që atëherë, në pjesën kontinentale të Perandorisë Osmane të banuar me shqiptarë, vazhdonte të mbretëronte anarkia dhe pasiguria. Po ashtu, një pjesë e popullit jetonte pothuajse në të katër anët e Greqisë së re. Dëshmi për këtë ishte edhe kjo dërgesë mjaft e madhe e ekzemplarëve të Dhiatës së re në gjuhët greke dhe në atë shqipe. Pra, ishte e vetëkuptueshme se ndërmjet viteve 1831-1853, orientimi i Shoqërisë Biblike ishte përqendruar drejt elementit shqiptar ose, më saktë, drejt arvanitasve në vendin e sofistëve të lashtë.

[287] Po aty, Letra nr. 37.
[288] Po aty, Letra nr. 42.

Lëvizja Ungjillore në punën e saj kolosale që e bënte për zgjimin e njeriut dhe të kombeve, ndeshej në mosmarrëveshje dhe në dyshime të ndërsjella. Në letrën e 14 gushtit 1845, të Isaac Lowndes në Maltë, dërguar Xhejmsit, i informonte përgjegjësit e degës në Korfuz rreth mosmarrëveshjeve të tij me zotëri Hill-in, përndryshe drejtuesin e Shoqërisë Biblike për Greqinë. Ai edhe njëherë ia bëri me dije Xhejmsit (James) se politika zyrtare e Shoqërisë është që ekzemplarët e Dhiatës të shiten, e nëse nuk mund të shiten, atëherë ato mund edhe të dhurohen. Nga kjo letër kuptohet se Korfuzi ishte qendra nga ku bëhej shpërndarja e shkrimeve të shenjta në të gjitha gjuhët ballkanike të Perandorisë Osmane.[289] Në vazhdim, Isaac Lowndes, në letrën e dërguar nga Malta, më 15 shtator 1845, i shkruante zotëri Hill-it se nëse do të ketë kërkesa të reja për ekzemplarë të Dhiatës në gjuhë shqipe, ato do t'i dërgohen nga Korfuzi, nga ana e zotëri Xhejms-it (James ).[290]

Veprimtaria e Shoqërisë Biblike ishte e organizuar shumë mirë dhe kishte përkrahje edhe nga Mbretëria e Bashkuar. Kështu, në letrën që z. Lowndes i dërgonte nga Malta, më 13 shtator 1845, konsujve britanikë në Kaifsariah dhe në Trebisend, zotëri H. Luter-it dhe F. Stivens-it, kërkonte nga ata që të siguronin nga një depo ku do të mund të mbaheshin kopje të shkrimeve të shenjta në gjuhë të ndryshme, për t'i furnizuar popujt dhe udhëtarët që do të kalonin andej pari. Në rast pamundësie për këtë veprim, Lëvizja Ungjillore synonte të merrte mbi vete shpenzimet për pagesën e një depoje të tillë.[291] Shpërndarja e librave të shenjtë në gjuhën shqipe në Greqinë pasrevolucionare pati

[289] CUL,BSC,BSA/F2/7, Letra nr. 43
[290] Po aty, Letra nr. 56.
[291] Po aty, Letra nr. 57.

ndikim të madh, sepse shumë shpejt kërkesat për to u rritën. Prandaj në letrën e 18 marsit të vitit 1846, të dërguar nga Athina, zotëri Lowndes i kërkonte Xhejmsit përsëri të dërgonte nga Korfuzi për në Athinë sasi të njëjtë të ekzemplarëve të Dhiatës në gjuhën shqipe, pra rreth 240 librave të natyrës fetare.[292]

Ndërkohë, në gjysmën e dytë të shekullit XIX, ”Shoqëria Biblike Britanike” e pa të domosdoshme nevojën e korrigjimit edhe një herë të Besëlidhjes së Re në gjuhën shqipe. Në këtë kuptim, shkruante më 1857 edhe Barteri, i cili njoftonte se ishte dhënë autorizimi për ripërpunimin e versionit ekzistues të Ungjillit në gjuhën shqipe.[293] Ndërkaq, misionari amerikan. Hamlin Cyrus, në letrën e 17 marsit të vitit 1857, do të bënte fjalë për Besëlidhjen e Re në gjuhën shqipe si dhe për përpjekjen e tij për të kuptuar nivelin gjuhësor të këtij përkthimi. Nga hulumtimi që ai bëri, kuptoi se gjuha e përdorur në këtë botim, ishte në dialektin e arvanitasve të ishullit të Hidrës, që ishte i vështirë për t'u kuptuar nga shqiptarët në përgjithësi. Në vijim të letrës së tij, ky misionar shkruan për përshtypjen e tij se kisha greko-bizantine nuk lejonte përdorimin e gjuhës shqipe as në liturgjinë kishtare dhe as përkthimin e literaturës religjioze. Kleri i lartë grekoman i kësaj kishe kishte larguar nga postet kishtare një titullar shqiptar, për shkak se ai kishte përkthyer dhe kishte përdorur gjuhës shqipe në objektet kishtare.[294] Ai shpreh habinë duke pyetur se si ishte e mundur që në brigjet e Adriatikut, një popull i tillë të lihej në harresë. Fatmirësisht, sipas tij, Shoqëria Ungjillore Amerikane kishte angazhuar një përkthyes të aftë dhe të ri, i cili tash më kishte

[292] Po aty, Letra nr. 127.
[293] CUL BSC, BSAX/1/4, Foreign Correspodence , f. 88.
[294] CUL, BSC , BSAX/1/4, Foreign Correspodence, f. 88.

përkthyer Ungjillin sipas Mateut dhe ishte në përfundim të përkthimit të Besëlidhjes së Re. Puna e tij përkthyese do të kushtonte 25 funta britanike, ndërkaq shpenzimet e botimit të këtyre shkrimeve në gjuhën shqipe nuk do të tejkalonin shumën e shpenzuar për botimin e Besëlidhjes së Re në gjuhën armeno-osmane. Hamlin Cyrus, në emër të "Shoqërisë Misionare Amerikane", me këtë rast i propozonte S. B. Bergne, përfaqësuesit të "Shoqërisë Biblike Britanike", që puna për botimin e teksteve fetare në gjuhën shqipe të vazhdonte me përkthimin e Besëlidhjes së Vjetër.[295] Është shumë e qartë se bëhej fjalë për Konstantin Kristoforidhin, si dhe për interesimin e misionarëve amerikanë që, po ai, të njëjtën punë përkthyese ta bënte edhe për "Shoqërinë Biblike Britanike".

Gjithashtu, është domethënëse për këtë periudhë historike edhe paraqitja e Naum Veqilharxhit në skenën politike e kulturore të botës shqiptare.[296] A ishte vetëm një

[295] Po aty, Foreign Correspodence, f. 89.

[296] Naum Panajot Bredhi (Veqilharxhi) lindi më 1806 në Vithkuq të Korçës dhe që herët migroi në Vllahi. Atje, ai fillimisht u bë anëtar i organizatës greke"Filiqi Eteria" dhe pjesëmarrës i Kryengritjes në Vllahi (1821), duke qëndruar pranë udhëheqësit të kryengritjes, Aleksandër Ipsilantit, siç edhe dëshmon Ilia Fotinos në librin e tij "Një histori e Kryengritjes së vitit 1821", të botuar në Laipcig, më 1846. Ai thekson se Naum Veqilharxhi qe takuar me 400 kryengritës shqiptarë, bullgarë e grekë. I zhgënjyer me kahen nacionaliste të lëvizjeve çlirimtare në Ballkan, që më 1824-1825 nisi hartimin e një alfabeti për gjuhën shqipe, sigurisht i ndikuar edhe nga rilindësit e tjerë ballkanikë me të cilët kishte kontakte, si: Georg Llazarin, rilindësin rumun, i cili, më 1820, botoi Abetaren për gjuhën rumune dhe me rilindësin bullgar Peter Berovin. Më 1844 Naum Veqilharxhi botoi "Evëtarin" ndër abetaret e para në gjuhën shqipe, ndërsa më 1845 botoi "Fare I ri Evëtar". Në letrën e tij të vitit 1846 dërguar të nipit, Jani Calit, ai shkruan "… shkolla greke është për ndriçimin e brezit të ri grek, por jo shqiptar". Nga

rastësi, apo ishin frytet e para që po lulëzonin si produkt i kontakteve me përkthimet e para fetare në gjuhën shqipe, është pyetje që kërkon përgjigje. Kisha protestante edhe sot Naum Veqilharxhin e konsideron si pasues të vetin.[297] Në favor të këtij përfundimi janë edhe pajisja e tij me pasaportë britanike dhe përpjekjet për arsimim në gjuhën amtare, si dhe kërkesa e tij drejtuar Patrikut Ekumenik për nevojën e përkthimit të librave të shenjtë në gjuhën shqipe dhe përdorimin e tyre në kishë, që po ashtu ishin edhe qëllime të shoqërive ungjillore.[298] Përpjekjet për të gjetur në Arkivin e Shoqërisë Biblike në Universitetin e Cembridge ndonjë dëshmi të kontakteve të tij dhe të Shoqërisë Biblike, mjerisht nuk dhanë rezultate.

Nga këto letra të përfaqësuesve të Shoqërisë Biblike bëhet e qartë se shpërndarja dhe veprimtaria e tyre për ungjillëzimin edhe të popullit shqiptar ishte e përqendruar kryesisht në mbretërinë greke, ku ata, në strukturën e përgjithshme të popullsisë ishin në një përqindje të madhe. E gjithë kjo ishte pasojë e rrethanave jo të volitshme, ngase, dihet mirëfilli se, në pjesën tjetër të viseve të banuara me shqiptarë në Perandorinë Osmane, asokohe, ende mbretë-

---

kjo letër kuptohen pikëpamjet e tij përparimtare në të mirën e idealit kombëtar shqiptar. Këto ndoshta ishin edhe arsyet e siç supozohet helmimit të tij nga qarqet fanariote greke në Stamboll, më 1846.

Shih: Historia e letërsisë shqiptare, Prishtinë 1989, f. 95,98; Shkëlzen Raça, Gjurmime në historinë shqiptare, Prishtinë 2009, f. 163,166; Historia e arsimit dhe e mendimit pedagogjik shqiptar, Tiranë 1990, f. 64-65,67.

[297] Femi Cakolli, Shfaqja e Kishës Protestante, ”Letra e gjallë”, viti V, nr. 13, Dhjetor 2003-Shkurt 2004, Prishtinë, f. 10.

[298] Dhimitër Beduli, Kishë dhe Kulturë, Tiranë 2006, f. 44.

ronte një gjendje e anarkisë dhe e pasigurisë, që realisht nuk favorizonte misione të tilla bamirëse.

Njëkohësisht, në zonat e banuara me pasardhësit e iliro-arbrit të Perandorisë Osmane, i vetmi organizim fetar që punonte për interesa shqiptare ishte bektashizmi. Ata edhe pas viteve të tridhjeta të shekullit XIX vazhduan të ndërtojnë teqe të reja, ku, përveç veprimtarisë fetare, zhvillohej edhe një përpjekje për emancipimin kombëtar të shqiptarëve. Kështu, të kësaj kohe janë edhe dy teqetë në rrethinën e Gjirokastrës: Teqeja e Melanit dhe Teqeja e Baba Hasanit në Picar. Teqeja e Melanit është e vetmja teqe bektashiane që ka xhami pa minare brenda, e që është kujtim për Haxhi Bekteshin, i cili edhe pse kishte mbetur i mbyllur në xhami ia kishte dalë të dalë jashtë saj.[299] Në rrethinën e Përmetit më 1830 u ngrit teqja e Melçanit,një nga klerikët e së cilës,Baba Fetahu,në njërën ndër ndërtesat afër teqesë gdhendi shqiponjën dykrenore dhe një luftëtar të lirisë.[300] Një rilindje e tillë e këtij sekti ndodhte edhe në qytetet të tjera të jugut si,Berat,Përmet,Kolonjë,Prespë etj.[301]

Për rëndësinë dhe ndikimin që kishte bektashizmi për shqiptarët, flasin edhe raportet e diplomatëve të Rusisë cariste, të cilët, në gjysmën e dytë të shekullit XIX, ishin shumë aktivë. I tillë është edhe dokumenti i titulluar ”Relacione të Konsullit të Rumelisë dhe të Shqipërisë së Mesme dërguar z. Drejtorit të Departamentit Aziatik me

[299] Shyqry Hysi, Mision bektashian, Tiranë 2004, f. 103-104.
[300] Po aty, f. 113.
[301] Nathalie Clayer, Në fillet e nacionalizmit shqiptar (Lindja e një kombi me shumicë myslimane në Evropë), Tiranë 2009, f. 97.

numrin 217. Manastir 6 gusht 1864”.[302] Në këtë raport përshkruhet ndikimi i religjionit edhe në sjelljet e besimtarëve, si ndaj pushtetit, ashtu edhe ndaj bashkëqytetarëve të besimeve të tjera. Toleranca e popullsisë së islamizuar shqiptare nuk buronte vetëm nga njohuria se edhe ata dikur kishin qenë të krishterë ortodoksë, por edhe nga ndikimi i sektit tolerant bektashian. Shembull i tolerancës ishin banorët e qarkut të Kërçovës, të cilët, pasi ishin konvertuan në sektin bektashian, kishin pranuar jo vetëm reformat e Tanzimatit, por edhe pagimin e taksave dhe kryerjen e shërbimit ushtarak, për dallim nga zonat e tjera ku mbizotëronte islami ortodoks dhe ku kundërshtoheshin reformat e reja.

Në fshatin Brod të rrethinës së Kërçovës ishte edhe një teqe e famshme bektashiane që drejtohej nga Baba Hajdari, i cili kishte një ndikim të madh te popullsia vendase. Ai ishte bërë i njohur me mikpritjen që u bënte udhëtarëve pa dallim feje e kombësie. Në vazhdim të raportit thuhej se rëndësia e këtij sekti shtohej çdo ditë dhe se bektashizmi ishte i përhapur në të gjitha viset e banuara me shqiptarë. Gjithashtu, në sektin bektashian mbështesnin shpresat e tyre edhe misionarët protestantë, të cilët kishin filluar të zhvillonin propagandën fetare edhe në radhët e popullsisë shqiptare të besimit islam.[303] Për më tepër, misionarët protestantë qëndronin zakonisht në teqetë bektashiane.[304]

Gjysma e dytë e shekullit XIX karakterizohet edhe me përhapjen me ritme më të shpejta të dogmës bektashiane.

---

[302] AIH, A-IV-112, Relacione të Konsullit të Rumelisë dhe të Shqipërisë së Mesme, dërguar z. Drejtorit të Departamentit Aziatik, me numrin 217. Manastir, 6 gusht 1864.

[303] Po aty, f. 35.

[304] Metin Izeti, Tarikati bektashian, Prizren 2005, f. 73.

Për këtë dëshmojnë ndërtimet e shumë teqeve. Një nga ato është teqeja e Prishtës në zonën e Beratit, e cila u themelua rreth vitit 1860 nga Baba Tahiri, i cili edhe është i varrosur aty. Një numër i madh i teqeve bektashiane, në këtë kohë, u ndërtuan edhe në rrethinën e Përmetit, që dëshmon dinamizmin dhe forcën tërheqëse të kësaj dogme në mesin e popullsisë shqiptare të zonave jugore.[305]

## 3.3 Lufta e Krimesë (1853-1856) dhe intensifikimi i punës ungjillore në mesin e shqiptarëve

Në mes të viteve 1853 - 1856 u zhvillua lufta ruso - osmane, e cila në planin shpirtëror e kulturor solli riangazhimin e Shoqërisë Biblike në trevat shqiptare nën administrimin të Perandorisë Osmane. Shkas formal i konfliktitit ishte vënia e Rusisë në mbrojtje të të drejtave të të krishterëve ortodoksë, si dhe kërkesa që ajo të shpallej edhe mbrojtëse e vendeve të shenjta të Palestinës. Kjo realisht ishte vetëm pretekst për të ndërhyrë drejtpërdrejtë në punët e brendshme të "Portës së Lartë". Ndërkohë, Franca duke u paraqitur si mbrojtëse e të krishterëve katolikë, e pajisur me këto privilegje edhe më herët, dëshironte të gjente shkas për t'iu hakmarrë Rusisë për pasojat e vendimeve të vitit 1815, me qëllim që të dilte nga izolimi që ia kishte imponuar rendi i Vjenës. Në këtë kontekst, nuk duhet harruar edhe fyerjen që Cari rus i kishte bërë Napolonit III me rastin e kurorëzimit të tij si Perandor, duke mos e quajtur Napolonin "vëlla", ashtu siç quheshin atëherë

[305] AIH, F.A/III/125, Dosja: Frederick William Hasluck, Islami dhe krishterizmi nën Sulltanët, fl. 14.

mbretërit në mes tyre. Ky veprim ishte një fyerje që nuk harrohej lehtë nga Franca dhe rasti për hakmarrje kishte ardhur.

Luftës i parapriu edhe një bisedë interesante, mes Perandorit Rus Nikollai dhe ambasadorit anglez në Petrograd, Lordit Redcliff. Mes tjerash, perandori rus deklaroi: ”Kemi një njeri shumë të sëmurë në duart tona. Do të ishte fatkeqësi nëse vdes para se të bëhen përgatitjet e duhura.” Për fat të mirë, Britania e Madhe nuk qe e interesuar të rrënohej Perandoria Osmane dhe në gërmadhat e saj të zgjerohej një Rusi, që edhe ashtu ishte e madhe. Gjithashtu ajo nuk donte depërtimin e Rusisë edhe në ujërat e ngrohta, që ishin zonë e interesit të saj. Anglezët, që nga lufta e dytë (1839) ndërmjet sundimtarit të Egjiptit, Mehmet Ali Pashës dhe Perandorisë Osmane, kishin filluar të përfshihen në Krizën Lindore, e cila kulmoi më 1841 me marrëveshjen e njohur si “Marrëveshja e ngushticave”, e nënshkruar nga të gjitha fuqitë e mëdha evropiane.

Me këtë marrëveshje sigurohej sovraniteti i plotë i Sulltanit mbi ngushticat, nëpër të cilat në kushte të paqes nuk lejohej kalimi i asnjë anije luftarake të asnjë fuqie të huaj.[306] Tani në skenë kishte dalë Rusia me ofertën për ta ndarë këtë perandori me Anglinë, interesat e të cilës shkonin drejt ruajtjes, mundësisht duke synuar reformimin e Perandorisë Osmane nga tendencat pushtuese ruse. Franca nga ana tjetër mirëpriti rastin edhe për t’u hakmarrë për fyerjet e bëra, duke synuar që në tërë këtë konstelacion forcash, të rikthehej në pozitën e saj të mëparshme, si fuqi evropiane.[307]

[306]Ferdinand Schevill, The history of the Balkan peninsula, New York 1922, f. 353.

[307] Po aty, f. 356.

Deri në gjysmën e parë të shekullit XIX, lëvizja protestante në Perandorinë Osmane pengohej si nga veprimet destruktive të qeverisë qendrore në Stamboll, ashtu edhe nga bashkësitë e krishtera katolike e ortodokse. Pa dyshim, bëhej fjalë për një konfrontim të dy koncepteve filozofike dhe të dy kulturave civilizuese. Në kushte të një prapambetjeje të përgjithshme ekonomike, të një krize vlerash njerëzore dhe përballë një armiku të fortë ushtarakisht, çfarë paraqiste Rusia cariste për Perandorinë Osmane, forcimi i pozitave të një vendi protestant, çfarë ishte Britania e Madhe, ishte më se i kuptueshëm. Në rrethane të tilla edhe veprimtaria e misioneve protestante jo vetëm lehtësohet, por edhe mbrohej nga përfaqësuesit anglezë në Stamboll. Kështu, Lordi Stratford, pas emërimit, më 1850, në cilësinë e ambasadorit të Britanisë së Madhe në Perandorinë Osmane, angazhohet dhe siguron Fermanin nga Sulltani, i cili garantonte të drejta të njëjta fetare edhe për protestantët, të barasvlershme me privilegjet që i kishin bashkësitë e vjetra të krishtera .[308] Kjo nënkuptonte të drejtën për të ngritur objekte fetare, të drejtën për varreza dhe të drejtën për organizimin pa pengesa të veprimtarisë propagandistike.

Se çfarë ishte gjendja shpirtërore në mesin e popullsisë së krishterë të Stambollit, e kuptojmë edhe nga raportimet e misionarëve amerikanë.  Në letrën e Pastorit (Bariut) H. J. Van Lennep, të datës 20 korrik 1850, dërguar nga Stambolli, në mes tjerash shkruhej: ”Lëvizja në mesin e grekëve nis që nga koha e ndjekjeve të protestantëve armenë. Bibla që u ishte shpërndarë atyre si dhe fryma e qytetërimit e sjellë nga bashkatdhetarët e tyre, kishin

[308] H. G. O. Dwight,Christianity in Turkey: A Narrative of the Protestant Reformation in the Armenian Church, London 1854, f. 308.

vendosur bazat e shëndosha për luftimin e paragjykimeve të prapambetura, si dhe kishte ndikuar që një shumicë e popullsisë të rreshtoheshin në rrugën e reformave. Fuqia e Patrikanës dhe e priftërinjve ortodoksë në pengimin dhe ndjekjen e besimtarëve protestantë kishte pësuar humbje."[309] Në të njëjtën kohë, nga Shoqëria Biblike Britanike vendoset që, në Maltë, më 1846, të krijohej Kolegji Protestant. Qëllimi i vetëm i këtij Kolegji do të ishte edukimi i misionarëve vendor, si misionarë, si lexues të Biblës, si arsimtarë dhe si përkthyes.[310]

Është plotësisht e qartë se shpërndarja e Biblës në gjuhët kombëtare, domosdo sillte përpilimin e alfabeteve dhe të gjuhëve të njësuara të atyre popujve, ngase nuk mund të bëhej ndriçimi i njeriut, nëse paraprakisht ai nuk ishte në gjendje vetë ta lexonte dhe ta kuptonte në gjuhën e tij "Librin e shenjtë". Kështu, kjo lëvizje me karakter global, në të vërtetë, u shndërrua në një lëvizje për emancipimin e gjithanshëm të njeriut, duke përfshirë edhe emancipimin e femrës dhe rilindjen e fjetur të ndjenjave kombëtare, gjithandej rruzullit tokësor. Në këtë frymë kuptimi se arsimi dhe edukata fetare janë të lidhura ngushtë në mes tyre, më 1861, në Stamboll hapet kolegji me emrin: "Robert College".[311] Kjo vatër arsimore protestante luajti rol të madh në krijimin e një brezi të ri misionarësh, të përgatitur mendërisht dhe moralisht për një punë shumë cilësore në arsimin dhe për ndriçimin e kombeve në Perandorinë Osmane. Si rezultat të këtyre përpjekjeve pati edhe një rritje numerike të të konvertuarve, nga islami në protestant, gjë që nxiti edhe

[309] Journal of a Deputation sent to the East, by the Committee of the Malta Protestant College in 1849, London 1854, f. 824.
[310] Po aty, f. 827.
[311] Edwin Munsell Bliss, Turkey and the Armenian atrocities,.., f. 312.

"Shtëpinë e Biblës" të shtypte një numër më të madh të publikimeve në gjuhën osmane.[312]

Përderisa diplomatët spekulonin mbi ardhmërinë e zymtë të Perandorisë Osmane, misionarët protestantë punonin në rilindjen shpirtërore të shtetasve osmanë, e posaçërisht të të krishterëve ortodoksë, të cilët ishin të zhytur sa me paragjykime, aq edhe me injorancë për njohuritë fetare. Rrjedhimisht, në fillim të gjysmës së dytë të shekullit XIX ende nuk ekzistonte Bibla e kompletuar në gjuhën serbe, në atë vllahe dhe në atë shqipe.[313]

Në këto kushte ishte e natyrshme që Anglia të interesohej për të gjetur aleatë edhe te popujt e Perandorisë Osmane. Mjerisht Mbretëria greke u rreshtua në anën e Perandorisë Ruse dhe vetëm ndërhyrja e flotës anglo-franceze e pamundësoi hyrjen e saj në luftë. Për anglezët u bë e qartë rëndësia e religjionit në krijimin e aleancave politike dhe, mbase, edhe nevoja për të pasur mbështetës, e bëri atë perandori të interesohej edhe për shqiptarët. Në të vërtetë, edhe anglezët, por edhe shqiptarët, nuk ishin të interesuar për rrënimin e Perandorisë Osmane. Natyrisht, të parët nuk dëshironin zgjerimin e Rusisë, ndërsa shqiptarët, duke qenë të papërgatitur, anonin më shumë nga autonomia dhe për ta rënia e parakohshme e Perandorisë Osmane do të thoshte humbje e territoreve të cilat i pretendonin fqinjët e porsaçliruar nga zgjedha Osmane. Pra, ekzistonte një përputhje interesash politiko-fetare ndërmjet anglezëve dhe shqiptarëve, andaj edhe simpatia popullore për "inglizët" buron nga kjo periudhë. Në këtë mes nuk kishte asgjë të

[312] Cagri Erhan, Ottoman Official Attitudes Toward American Missionaris (www.opus.macmillan.yale.edu)

[313] The Sixty third Annual report of the British Foreign Bible Society, London 1867, f. 157.

keqe, duke pasur parasysh interesat e dyanshme e të ndërsjella. Natyrisht se kur ato marrëdhënie kanë edhe një bazament moral, ato bëhen edhe më të fuqishme dhe më të sinqerta. Për këtë u kujdesën anglezët dhe Shoqëria Biblike Britanike, të cilët vendosën të themelojnë degën e saj në Stamboll, që me veprimtarinë e saj do të përfshinte tërë Perandorinë Osmane.

## 3.4. Themelimi i degës së Shoqërisë Biblike në Konstantinopol

Informata më të hollësishme mbi aktin e themelimit të degës së kësaj shoqërie me shtrirje globale ofrojnë letrat e shumta të Aleksander Thomsonit. Kështu, në letrën e 4 nëntorit 1853, dërguar, nga Stambolli ndihmëssekretarit të Jashtëm të Shoqërisë Biblike Britanike, zotëri Henry Knolleke, ai shpjegon hollësitë e takimit të parë publik të kësaj dege. Takimi i parë i hapur i Shoqërisë Biblike në Perandorinë Osmane është mbajtur në Hotel d'Angleterre Pera, me pjesëmarrja të madhe të elitës qytetare, e sidomos të zonjave. Numri i përgjithshëm i mysafirëve ishte rreth 300, të cilët ishin informuar mbi këtë tubim nga gazeta "Journal de Constantinople". Është interesant të theksohet se pjesëmarrëset femra ishin pjesë të familjeve aristokrate nga kryeqyteti osman. Ato njihnin gjuhën angleze dhe doktrinën protestante. Ato erdhën në takim si nxënëse të zonjës Wallsh dhe zonjës Whittet nga "Free Church Mission".

Mjerisht, as kryetari i degës, ambasadori amerikan G. P. March, e asnjëri nga kryetarët nuk patën mundësi të merrnin pjesë në këtë takim. Me propozimin e sekretarit të Shoqërisë Biblike Britanike, J. H. Brown, ishte vendosur që

mbledhjen ta udhëhiqte përfaqësuesi i Legatës Amerikane. Më pastaj ishin lexuar qëllimet e kësaj dege në Perandorinë Osmane. Veprimtaria e saj do të përqendrohej te qytetarët francezë me banim të përkohshëm në Perandorinë Osmane, si dhe në mesin marinarëve të flotave aleate. Për këtë qëllim ata do ta punësonin një shpërndarës (colporteur). Ky ishte raporti i parë zyrtar i kësaj dege, i miratuar me nxitjen e zotëri R. W. Cumberbatch nga Ambasada Britanike, nga Misioni Kishtar Hebraik, Shoqëria Hebraike e Londrës dhe nga Misioni Protestant Amerikan. Rrjedhimisht, ky unitet i shoqërive protestante duhej të shërbente si simbol i bashkimit të protestantëve, përballë aspiratave të Kishës katolike.

Me kërkesat e profesorit Edward Sang, pastaj edhe të zotëri J. H. Skene, nënkonsullit britanik dhe, të përkrahur nga pastori i Ambasadës Britanike, zotëri H. M. Blakiston, rezolutës iu shtua edhe vendimi se qëllimi tjetër ishte edhe shpërndarja sa më masive e Shkrimeve të Shenjta, pa shtesa dhe komente. Një shprehje tjetër publike e falënderimeve lidhur me punën e madhe të Shoqërisë Biblike Britanike dhe të Shoqërisë Biblike Amerikane në përkthimet fetare në gjuhët popullore të etnive vendore, u aprovua me propozimet e priftërinjve të Shoqërisë Biblike Amerikane, Elias Riges, Nathan Benjamin dhe William Goodell. Njëkohësisht, në fund të letrës së gjatë raportuese, Aleksandër Thomsoni thekson se, mu në kohën e mbajtjes së mbledhjes, atypari kaloi edhe flota e bashkuar luftarake e Anglisë dhe e Francës.[314]

Shoqëria Biblike mbante rregullisht mbledhje vjetore, ku raportoheshin rezultatet e veprimtarisë së saj në Pera-

[314] CUL, BSC, BSA/D1/2, letter November 4-th 1853.

ndorinë Osmane, si dhe caktoheshin detyrat për vitin vijues. Rrjedhimisht, në dhjetor 1854 ishte mbajtur një takim i tillë, por jo edhe në vitin 1855, për shkak të mungesës së shumicës së anëtarëve të saj, andaj ishte shtyrë për vitin kalendarik 1856. Lidhur me këtë takim ekziston një raport i detajizuar nga Stambolli i kryetarit të Shoqërisë Biblike për Perandorinë Osmane, zotëri Alexander Thomson-i, i cili i dërgohet sekretarit të Shoqërisë Biblike Britanike, zotëri S. B. Bergne. Mbledhja ishte mbajtur si zakonisht në Hotelin D'Angleterre Pera të Stambollit, në prani edhe të misioneve protestante amerikane. Në mbledhjen që udhëhiqej nga kryetari i Shoqërisë së Organizatave Protestante në Perandorinë Osmane, Caroll Spencer, ministër rezident i SH. B. A.-ve (ambasador), ishin të pranishëm rreth 200 të ftuar. Zotëri Spencer-i mbajti një fjalim mbi të mirat qytetare dhe fetare që do të sillte shpallja e Hati Sherifit. Po ashtu, nga pastori i kishës presbeteriane të Scutarit, zonë kjo në rrethinën e Stambollit, zotëri Messos Macnair dhe agjenti i Shoqërisë Biblike Amerikane, zotëri C. N. Righter, u diskutuan efektet e shpërndarjes së shkrimeve të shenjta, posaçërisht në mesin e popullsisë myslimane. Rezoluta e cila shtronte si të drejtë fundamentale njerëzore të drejtën për të lexuar librat e shenjtë në gjuhën amtare, u aprovua me propozimet e pastorit të kishës presbeteriane të Scutarit (lokalitet afër Stambollit), zotëri R. B. Watson-it dhe priftit të Shoqërisë Hebraike Londineze, zotëri H. A. Stern-it. Në këtë rezolutë theksohet se kjo e drejtë është e drejtë e patjetërsueshme sociale për mirëqenien dhe lirinë individuale të çdo njeriu. Tani që perandoria po i kthehej vlerave të lirive qytetare dhe fetare, pra vlerave të vërteta evropiane, gjithnjë e më e më shumë po bëhej e qartë se edhe shoqëritë biblike nuk do ta kenë qëllim vetëm shpërndarjen e Biblës në mesin

e popullsisë franceze dhe marinarëve, por edhe në mesin e nënshtetasve osmanë.[315]

[315] Po aty, letter May 28 1856.

# Kreu IV

# RILINDJA KOMBËTARE SHQIPTARE DHE RAPORTET E SAJ ME LËVIZJEN UNGJILLORE DHE BEKTASHIZMIN (1856-1881)

## 4.1. Gjendja sociale dhe kulturore e shqiptarëve në gjysmën e dytë të shekullit XIX

Sipas regjistrimit osman të vitit 1844, hapësira që konsiderohej "Arnautlluk", pra Shqipëria, banohej nga 1 200 000 banorë, "Sirbistan" ose Serbia ndërkohë kishte 1 000 000 banorë, Bosnja dhe Hercegovina popullohej nga 1 100 000 banorë. Ndërsa, po sipas këtij burimi, popullsia evropiane e Perandorisë Osmane kishte këtë përbërje etnike:

1) turq.............................. 2 100 000
2) rum...............................1 000 000
3) armenë...........................400 000
4) hebrenj.............................70 000

| | |
|---|---|
| 5) | sllavë...............................6 200 000 |
| 6) | rumen.............................4 000 000 |
| 7) | shqiptarë..........................1 500 000 |
| 8) | tatarë.....................................16 000 |
| 9) | çingenë ..............................214 000 |

Në total pjesa evropiane e perandorisë kishte 15 500 000 banorë.[316] Këto të dhëna statistikore osmane dëshmojnë edhe njëherë se shqiptarët, në gjysmën e parë të shekullit XIX, kishin një potencial të madh njerëzor, potencial i cili në rrethana të tjera më të volitshme do të mund të shërbente për zhvillimin e të gjitha sferave të jetës: ekonomike, sociale e kulturore në të gjitha hapësirat e banuara me shqiptarë. Mjerisht, përkundër kësaj mundësie, viset e banuara me shqiptarë, gjatë gjysmës së dytë të shekullit XIX, i kishte kapluar një krizë e rëndë shoqërore e kulturore. Vendi ishte zhytur në varfëri dhe për pasojë, edhe në padituri. Në të vërtetë kjo ishte koha kur Perandoria Osmane kishte kaluar në varësi të thellë ekonomike të shteteve europerëndimore, pasojat e së cilës ishin të mëdha, si për ”Portën e Lartë”, ashtu edhe për popullsinë e gjerë. Si rezultat i kapitulacioneve ose privilegjeve që Perandoria Osmane u kishte dhënë vendeve evropiane, që veç tjerash nënkuptonte depërtimin e lirë, “pa doganë”, të mallrave industriale të tyre, solli deri në vartësinë ekonomike dhe politike të perandorisë, si dhe në varfërim të popullsisë.[317] Me fjalë të tjera, prodhimet artizanale të Perandorisë Osmane nuk mund t'u bënin ballë

[316] Numan Elibol, Population Issue and Research on Demography in the Ottoman Empire, “Süleyman Demirel Universitesi İktisadi ve İdari Bilimler Fakültesi”, Istanbul 2007, C.12, S.2, f. 152-153.

[317] Aleksandër Thomson, Shtigje Biblike në Shqipërinë e Rilindjes Kombëtare, Tenda, Prishtinë 2001, f. 10.

çmimeve të ulëta të artikujve të prodhuar në Evropë. Në kushte të tilla, falimentoi edhe shtresa e mesme e popullsisë, e cila ishte shtylla kryesore për qëndrueshmërinë e vendit. Tash e tutje, në Perandorinë Osmane u formësuan dy shtresa të kundërta shoqërore. Në njërën anë ishin të pasurit, të cilët si burim të mirëqenies së tyre kishin pushtetin dhe rrjedhimisht, edhe mundësitë për keqpërdorim të pozitës zyrtare dhe mundësitë për manipulime të ndryshme, përmes të cilave, me çmime të ulëta vinin deri te pronat, kurse, në anën tjetër, ishte pjesa më e madhe e popullsisë së varfër dhe të paarsimuar.

Pakënaqësia me situatën e vështirë ekonomike do të manifestohet edhe në shtresën sunduese, me shfaqjen e fenomenit të ”ryshfetit”! Kjo do të thoshte se shteti më nuk ishte në shërbim të së drejtës, sepse tani drejtësia blihej! Aty ku kjo dukuri u bë formë e jetës dhe e veprimit, humbi besimi në forcën e shtetit dhe të së drejtës, dhe rrjedhimisht pasojat ishin: anarkia, rebelizmi dhe mungesa e moralit shoqëror. Të gjitha këto pastaj dobësuan fuqinë e shtetit dhe motivimin e nënshtetasve për ta mbrojtur atë. Prandaj, nuk është rastësi pse, pikërisht nga kjo periudhë, burojnë shumë tregime popullore mbi padrejtësitë e kadilerëve dhe për luftërat e kaçakëve.[318] Shembujt e funksionimit jo të mirë të administratës në Perandorinë Osmane janë të shumtë dhe të dokumentuar. Kështu udhëpërshkruesi Mekenzi, i cili në gjysmën e dytë të shekullit XIX, kishte vizituar Rrafshin e Kosovës dhe të Dukagjinit shkruante se funksionimi i administratës osmane në Prishtinë bëhej duke i blerë postet dhe kajmekami i qytetit i paguante nëpunësit e tij për t'i shërbyer pikësëpari atij e pastaj shtetit. Natyrisht për të kompensuar

[318] Todi Dhama, Vilson Kuri, Fjalori shpjegues i termave historikë, Tiranë 1989, f. 93

blerjen e tillë të posteve qeveritare duhej lejuar pasurimin në formën e ryshfetit, dukuri kjo që me kalimin e kohës do të bëhej kanceri i shoqërisë osmane. Për më tepër, edhe kur qeveritarët osmanë refuzonin korrupsionin, në shumë raste vinte deri te korruptimi i dinjitarëve më të lartë, të cilët pastaj të papërshtatshmit i largonin nga pozita e tyre. Shembuj të kësaj natyre gjejmë në rastin e një kryeqeveritari të Prishtinës, ose në Pejë ku ndodhi vrasja e kajmekamit të qytetit vetëm pse ai u mundua të mbledhë taksa edhe nga shtetasit myslimanë.[319]

Pakënaqësia popullore, që si mbështetje shpirtërore kishte bektashizmin, zgjoi edhe interesimin e Sulltan Abdyl Mexhidit (1839-1861), i cili urdhëroi ndalimin e persekutimit të tyre në Perandorinë Osmane, duke kërkuar njëkohësisht informata mbi lëvizjen bektashiane në viset shqiptare, e cila kishte filluar të merrte ngjyrime kombëtare shqiptare. Duhet thënë se sikurse bektashinjtë, për veprimtari kombëtare shquheshin edhe pjesëtarët e rendit Sadi, si dhe rendi i Halvetive, nga i cili doli dega Hajati, shumë e përfaqësuar në viset jugore, si: në Tepelenë, në Leskovik, në Korçë etj.[320]

Burim i rëndësishëm për historinë kulturore dhe shpirtërore të popullit shqiptar, në gjysmën e dytë të shekullit XIX, padyshim janë edhe raportet e shumta të diplomatëve të Perandorisë Ruse, nga Manastiri dhe nga Prizreni. Në këto raporte jepen në mënyrë objektive kushtet nën të cilat vepronin dhe jetonin shqiptarët. Është me shumë interes të vihet në pah përfundimi i një raporti, në të cilin përpiluesi

[319] G. Muir Mackenzie & A. P. Irby, Travels in the Slavonic provinces of Turkey ....., f. 256.

[320] AIH, F.A/III/125, Dosja: Frederick William Hasluck,Islami dhe Krishterizmi nën Sulltanët, fl. 9.

shpreh mendimin se Turqia nuk mund të shpresonte shumë në ndihmën e shqiptarëve. Përkundrazi, aty mund të përgatitej fundi i saj i shpejtë. Çdo gjë do të varej nga përgatitjet me kohë të Shqipërisë për ngjarjet e ardhshme dhe nga përkushtimi dhe vëmendja e duhur ndaj saj.[321]

Në vazhdim të raportit thuhej se pushteti i osmanëve në Shqipëri ishte vetëm formal. Në të vërtetë, shqiptarët pranojnë vetëm pushtetin e beut dhe të fisit që i përkasin. Gjithashtu, edhe nëse luftojnë në radhët e ushtrisë osmane, këtë nuk e bëjnë për qeverinë, por për beun që i udhëheq dhe për paratë që u jepen si pagesë. Ata, të shtyrë nga shterpësia e alpeve shqiptare, të vetmin burim ekzistence e kishin shërbimin ushtarak, siç e kishin për një kohë të gjatë edhe skotlandezët, irlandezët, zviceranët e popujt e tjerë. Në raportin e diplomatëve rusë, në vazhdim bëhej e ditur se shqiptarët nuk kishin ardhur nga Azia dhe se ata ishin shumë të lidhur me atdheun e tyre. Mbase, pavarësisht ligjeve fetare islamike, për shqiptarët më të rëndësishme janë zakonet e tyre të shenjta si besa e ndershmëria. Në fshatrat shqiptare të besimit islam, vazhdonte raporti, ndeshen femra me fytyrë të zbuluar, që i bën ato të dallueshme prej femrave osmane, ndërsa poligamia në mesin e tyre ishte shumë e rrallë. Kjo nënkupton se ligjet e islamit nuk zunë rrënjë të thella te shqiptarët dhe për më tepër po të shkëputet shqiptari nga ambienti i tij i zakonshëm, ai tregon menjëherë aftësi për lloje të ndryshme të punëve, e sidomos për tregti. Kështu, në panairin që hapej çdo vit në Prilep, prej 15 gushtit deri më 15 shtator, vinin shumë tregtarë shqiptarë. Tregtarët evropianë mbesnin shumë të kënaqur nga tregtia me këta shqiptarë dhe nuk pushonin së lavdëruari ndershmërinë, guximin

---

[321] AIH, Fondi :A-IV-112, nr. 164, f. 4.

dhe aftësinë e tyre për tregti.[322] Ky raport, i shkruar në frymën shumë objektive, përfundon me konstatimin se popullit shqiptar, përkundër prirjeve të shkëlqyera natyrore, cilësi këto që mjerisht janë vetëm embrione, të cilat duhet zhvilluar e kultivuar, u mungojnë institucionet arsimore dhe fetare kombëtare, të cilat do të ndihmonin në kultivimin e cilësive të tyre të mira. Në mungesë të përkujdesjes institucionale, te ata manifestohej ana e tyre jo e ndritur, si vagabondizmi, anarkia e dukuri të tjera të negative.

Mbase, mungesa e investimeve publike në tërësi në Perandorinë Osmane, e veçanërisht ndër zona të banuara me shqiptarë, përveç keqqeverisjes, korrupsionit, humbjes së besimit, padyshim, kontribuonte edhe mungesa e mjeteve financiare të pushtetit qendror, për të realizuar projekte me vlera kapitale. Natyrisht, në rrethana të tilla të pavolitshme ekonomike, do të shfaqen korporata financiare nga vendet perëndimore, të cilat do të kenë edhe mbrojtjen diplomatike të fuqive përkatëse. Njëri nga shtetet e interesuara për investime publike në pjesën shqiptare të Perandorisë Osmane, ishte edhe Perandoria Habsburge. Në këtë frymë korrespondonte edhe raporti i konsullit të saj në Shkodër, Dubravçiqit, dërguar Vjenës, më 26 dhjetor 1865.[323] Aty shpjegohej rëndësia ekonomike që do të kishte ndërtimi i rrugës, e cila do të lidhte Shkodrën dhe Tivarin. Me ndërtimin e kësaj rruge synohej lidhja tregtare e kësaj zone edhe me Perandorinë austriake. Por, pasi që "Porta" ishte në krizë financiare, propozohej ndërtimi i një rruge lumore më pak e kushtueshme. Kështu nëpër qytetin e Shkodrës kalon lumi i Bunës, i cili derdhet në Detin Adriatik. Ky lumë është i lundrueshëm,

[322] AIH,Fondi: A-IV-112, nr. 164, f. 11-12.
[323] AIH,Vj. 85-27, nr. 22.

prandaj transporti përmes tij ishte më i shpejtë dhe më i lehtë, në krahasim me rrugën tokësore.

Një interesim të njëjtë për investime të tilla kapitale në zonat veriore shqiptare tregonte edhe Perandoria Britanike, e cila sipas raportit të po të njëjtit konsull, kishte dërguar luftanijen "Suprise" për matje në Shëngjin dhe në brigjet fqinje. Ky interesim ndërlidhej me planet e një shoqërie angleze, anëtarë të së cilës ishin edhe disa tregtarë austriakë nga Triestja, të cilët kishin shprehur interesim për ndërtimin e rrugës që do ta lidhte Shkodrën dhe Shëngjinin. Në vazhdim të këtij raporti thuhej se porti i Shëngjinit ishte shumë më i sigurt dhe më me përparësi sesa ai i Tivarit, ndërkaq rruga që shpie në Shkodër është po aq e gjatë sa ajo e Tivarit, por ndërtimi i saj ishte shumë më i leverdishëm financiarisht, sepse ajo kalonte nëpër terren fushor.

Sipas projektit të shoqërisë angleze, kjo rrugë do të vazhdonte deri në Prizren, atëherë qendër e madhe, e dalluar për prodhimin dhe tregtimin e produkteve bujqësore, si: drithëra, lesh e prodhime të tjera të cilat shiteshin me çmime shumë të ulëta për shkak të mungesës së rrugëve, si dhe për shkak të mungesës së tregjeve. Ishte planifikuar që deri në Shkodër të përdorej shtegu ujor i lumit, kurse prej Shkodrës deri në Prizren rruga e karrocave ose ndoshta të ndërtohej hekurudha. Për këtë projekt britanik, Perandoria Habsburge nuk kishte asnjë kundërshtim. Madje, ajo përpiqej të ushtronte ndikim te kreu politik osman drejt jetësimit të këtij plani.[324]

Por, edhe në kushte të pavolitshme për shkak të propagandës antishqiptare të sajuar nga qarqet shoviniste ballkanike kishte edhe momente të një sinqeriteti, për dhe rreth

[324] Po aty.

shqiptarëve. Në një nga këto momente të rralla të shprehjeve pozitive edhe për popullin shqiptar, ish ministri i Financave i Mbretërisë Serbe, M. Mijatoviq gjatë takimit të degëve të Shoqërisë Biblike Britanike, do të deklaronte: ”.....Sidoqoftë në luftën tonë të dytë me Turqinë, ne okupuam një pjesë të madhe të territorit të tyre (shqiptarëve-vërejtje nga M. Krasniqi). Dhe tri gjëra na befasuan pa masë. Ne aty kuptuam se së paku një pasha turk në çdo vend kishte bërë punë të mira publike për popullsinë. Zbuluam se shqiptarët, të cilët i konsideronim të egër, kishin zhvilluar një nivel të lartë të bujqësisë. Dhe, së treti, hasëm në Bibla të botuara nga Shoqëria Biblike Britanike në gjuhën serbe dhe bullgare, të cilat kishin gjetur hapësirë në shumë shtëpi, në shkolla, bile edhe në burgje, të cilat kishin ndihmuar në këndelljen shpirtërore, ashtu siç kishin transformuar ato më herët edhe shoqërinë e krishterë angleze.”[325]

Në mungesë të një vizioni mbi ardhmërinë, të cilin nuk e kishte shtresa udhëheqëse e shoqërisë shqiptare, natyrisht, populli i zhgënjyer kthehet me mallëngjim kah e kaluara, e cila në ato kushte çdo herë është më e mirë. Prandaj, nuk duhet të mbesim të habitur me shpërthimin e kryengritjeve të shumta shqiptare gjatë shekullit XIX, në të cilat kërkohej mbrojtja e privilegjeve, siç ishin: shërbimi vullnetar gjatë periudhave të luftës, por jo edhe shërbimi i rregullt ushtarak, lirimi nga tatimet, si në kohërat e vjetra etj.[326] Pra, për shkak të mungesës së një elite udhëheqëse, e cila do t’u printe, shqiptarët kishin mbetur në mëshirën e fatit dhe të armiqve.

[325] CUL, BSC, BSA/G1/3/7-11, Volume X, Bible Society Monthly Reporter, no. 67, f. 655.

[326] Noel Malcolm, Kosova një histori e shkurtër, Prishtinë 1998, f. 226

Kështu, kundër reformave osmane, në vitin 1841, në viset veriore shqiptare, të cilësuara si zona fisnore, me një aristokraci më të vogël se në Toskëri, por më një pasuri më të madhe dhe më me ndikim, shpërtheu "Kryengritja e Dervish Carës". Kjo kryengritje shpërtheu pas internimit nga Stambolli të tre pashallarëve, ndërmjet tyre edhe vëllezërit: Hysen Pasha dhe Abdyrrahman Pasha, të cilët sundonin në Tetovë dhe Avni Pasha në Shkup. Dervish aga, bashkëpunëtor i afërt i Avni Pashës në Shkup, bëri thirrje për kryengritje, e cila shumë shpejt përfshiu gjithë Gegërinë. Në shtator të vitit 1842, Dervish aga u shpall Mbret i Gegërisë, por shpejt u shpartallua nga ushtria e rregullt osmane afër Velesit.[327] Nga kjo ngjarje kuptojmë se zbatimi i ndryshimeve rrënjësore shoqërore, ndodh ose nga elitat e ndriçuara, pra nga lart-poshtë, në mënyrë evolutive, ose në rastet më të rënda nga shtresat e ulëta shoqërore, pra me metoda revolucionare, pasojat e të cilave janë shkëputja totale nga institucionet dhe format e vjetra sunduese. Për fat të keq, në këtë periudhë historike, siç duket, kyçe për fatin e mëvonshëm të shqiptarëve, si elitat sunduese, ashtu edhe shtresat e tjera qytetare, ende nuk kishin arritur të familjarizoheshin me risitë kulturore dhe ideologjike të Evropës. Për pasojë, ata, risitë e reja, si: barazia ligjore, taksat, rekrutimin ushtarak, bile edhe veshjen perëndimore, do t'i konsiderojnë si mënyra armiqësore të jetës së tyre. Në këtë pikë do të bëhen bashkë pashallarët, bejlerët dhe kleri fetar, pushteti autonom i të cilëve rrezikohej, duke e nxitur popullsinë shqiptare të besimit mysliman kundër reformave deri në kryengritje. Dështimi në mbledhjen e tatimeve, më 1842, solli rikthimin e sistemit të Iltizamëve, një formë kjo e tenderëve mesjetarë, e cila përcillej me korrupsion dhe barrë

[327] AIH,Fondi: A-IV-112, nr. 217, f. 17-18.

të rëndë financiare për masat e gjera popullore.[328] Në anën tjetër, deri në këtë kohë, shqiptarët ishin mësuar të shërbenin në ushtrinë osmane vetëm për periudha të shkurta kohore, gjatë të cilave kishin edhe mundësi edhe të përfitimit material. Me sistemin e ri ushtarak në të cilin përfshihej vetëm popullsia myslimane e perandorisë, ata duhej të shërbenin 5 vjet si ushtarë të rregullt dhe 7 vjet si rezervistë.[329] Ndryshimi, duhet të pranojmë, ishte i pafavorshëm, si për pozitën e tyre materiale, ashtu edhe për kohëzgjatjen e shërbimit ushtarak. Pra, duket se në një formë, pakënaqësia e tyre ishte legjitime. Caktimi i ushtarakëve, zakonisht me origjinë turke, në institucione të reja lokale, nxiti edhe rezistencën e klasës sunduese shqiptare. Kjo rezistencë kishte elemente të konfrontimit etnik ndërmjet shqiptarëve dhe Perandorisë Osmane, që në disa pika na rikujton kohën e ndryshimeve të dhunshme kushtetuese të viteve 1989-90 në Kosovë. Në anën tjetër, krijimi i ushtrisë së re osmane përcillej edhe me një kosto të lartë financiare, barra e së cilës binte kryesisht mbi fshatarësinë, e cila përfaqësonte shumicën e popullsisë në Perandorinë Osmane. Natyrisht, për pasojë, kryengritjet e viteve të 40 të shekullit XIX, marrin edhe ngjyrime sociale, gjë që vërehet edhe në kërkesat e tyre drejtuar "Portës së Lartë", siç ishte p.sh. kërkesa për të mos paguar tatime më shumë se 5 piastra në vit.[330] Po kështu, reformat e shpallura në vitin 1839, të njohura më mirë si "Hatisherifi i Gjylhanesë", sillnin një përmirësim të pozitës juridike të të krishterëve të perandorisë dhe në të njëjtën kohë, ata i përjashtonte edhe nga obligimi për të shërbyer në

[328] Aleksandër Matkovski, Kryengritja e Dervish Carës, Tetovë 2012, f. 38.
[329] Po at., f. 42.
[330] Po aty, f. 51.

ushtrinë e re osmane, natyrisht përkundër një pagese të caktuar. Këto dhe fakti se ndryshimet vinin si rrjedhojë e presionit që bënin vendet evropiane mbi “Portën e Lartë”, krijuan një atmosferë jo tolerante ndaj banorëve të besimit të krishterë, të cilët filluan të konsideroheshin fajtorë për të gjitha të këqijat që atyre po u ndodhnin. Një zhvillim i tillë i pavolitshëm i ngjarjeve bëri që elita sunduese shqiptare, me gjithë kërkesat e saja politike, të cilat, përkundër shumë të metave, ishin legjitime, humbën mbështetjen publike dhe diplomatike të kancelarive vendimmarrëse të perëndimit, natyrisht pastaj edhe të Stambollit. Me një fjalë, shqiptarët, pjesërisht edhe me fajin e tyre, do të izolohen dhe do të mbesin pa mbështetje gjatë gjithë shekullit XIX. Filli i ngjarjeve që do të nxisnin kryengritjen më 1843/44 ishte internimi i tre vëllezërve pashallarë, të cilët sundonin nga qendrat e tyre në Tetovë, Shkup dhe Qystendil dhe, ashtu si edhe shumica e sundimtarëve lokalë, kishin rënë në konflikt rreth ndarjes së pronave. Natyrisht ”Porta e Lartë” këtë rast e shfrytëzoi për të rivendosur, në vend të tyre, njerëz besnikë dhe pasues të politikave të reja. Ndërsa, vdekja e Hivzi Pashës në Stamboll, bashkëpunëtorin e tij Dervish Carën, i cili ishte në pozita drejtuese në Gostivar, e nxiti të veprojë për organizimin e kryengritjes.[331] Fakti që Dervish Cara kishte lidhje të forta me shtresën sunduese, tregon se kryengritja nuk ishte stihike e as e paorganizuar, por e koordinuar dhe e përkrahur në shumicën e rasteve fshehurazi nga pashallarët dhe bejlerët shqiptarë. Në këtë përfundim vijmë jo vetëm në bazë të dokumentacionit historik, por duke i analizuar edhe kërkesat politike të kryengritësve. Kështu, kërkesa për autonomi të këtyre zonave, sipas shembullit të Principatës Serbe, nuk mund të ishte dëshirë e një grupi të

[331] Po aty, f. 81.

rebeluar, por qëllim i një shtrese politikisht aktive dhe të familjarizuar me artin e bërjes së presioneve dhe detyrimit të qeverisë qendrore për kompromise dhe lëshime pe. Ndërsa, arsyetimi i këtyre të drejtave autonomiste para popullit ishte i lehtë për krerët e kryengritjes. Ata mendonin se nëse serbët mund të gëzonin autonomi, ato të drejta duhej t'i gëzonin edhe shqiptarët, të cilët me osmanët ndanin të njëjtin besim dhe deri në atë kohë kishin gëzuar një autonomi të themi "substanciale" në raport me Stambollin, kurse tani këto të drejta atyre po u mohoheshin. Shikuar nga ky këndvështrim, kryengritja ishte legjitime, edhe pse me këtë formë kundërshtimi mbroheshin elitat e vjetra sunduese dhe njëkohësisht luftoheshin institucionet e reja moderne, aq të domosdoshme për funksionimin e aparatit të lodhur shtetëror të perandorisë. Në këtë kryengritje ishin aktivë po kështu edhe krerët fetarë myslimanë, e sidomos bektashianët, përndryshe të njohur si kundërshtarë të përbetuar të Stambollit. Përderisa të parët ishin të motivuar nga pikëpamjet e tyre konservative, për të cilët edhe veshja evropiane paraqiste kërcënim për mënyrën e tyre tradicionale të jetës, të dytët ishin të shtyrë nga motivet sa religjioze aq edhe politike. Dihet mirëfilli se rendi bektashian, nga viti 1826, ishte i ndaluar dhe i ndjekur nga Perandoria Osmane dhe të vetmet strehë të sigurta të cilat ata i kishin, ishin zonat e banuara nga shqiptarët. Prandaj, çdo ndryshim që sillte forcimin e pushtetit qendror, për besimtarët bektashianë paraqiste rrezik. Kjo jep përgjigjen në pyetjen pse qendra e kryengritësve në Tetovë ishte vendosur në Teqenë bektashiane.[332] Ndërsa kleri i krishterë në përgjithësi pati një qëndrim lojal ndaj "Portës së Lartë", e cila në shumë raste edhe fushimet e ushtrisë osmane i bënte pranë objekteve fetare ortodokse, ashtu siç

[332] Po aty, f. 84.

ishte rasti me manastirin e Deçanit.[333] Për shkak të këtij lojaliteti, ndodhte dëmtimi i objekteve fetare ortodokse, të cilat kryengritësit i konsideronin pastaj si palë në konflikt, e në disa raste pati edhe vrasje të klerit të krishterë ortodoks. Marrë në përgjithësi, këto lloje të dhunës ishin raste të veçuara dhe në të shumtën e rasteve rezultat i zmadhimeve të klerit të ikur ortodoks, antipatisë së opinionit publik evropian, por edhe të propagandës së qarqeve osmane, të cilat në këtë mënyrë tentonin që lëvizjen kryengritëse shqiptare ta paraqisnin sa më keq. Fryma jo fanatike e kryengritësve dëshmohet jo vetëm me pjesëmarrjen e pjesshme në të edhe të një pjese të të krishterëve si dhe me përdorimin e pijeve alkoolike nga ana e tyre, por edhe me faktin se në agjendën e tyre nuk qe luftimi i të krishterëve, por përpjekja që të sigurojnë status kuonë, që do të thotë jo taksave të reja, jo rekrutimit për ushtrinë, pra përpjekje për të ruajtur dhe garantuar autonominë e tyre lokale.[334] Prandaj në përpjekje për t'i detyruar që t'u binden kërkesave të tyre, shtresat sunduese shqiptare, të cilat si çdo klasë në pushtet, taktizonin dhe lëkundeshin, në shumë raste burgosnin dhe vrisnin pashallarë e bejlerë që mbanin anën e Stambollit. Kurse karakteri i organizuar i kësaj kryengritje më së miri manifestohet me ekzistimin edhe të Këshillit Kryengritës me qendër në Shkup, përmes të cilit ata i bënin thirrje edhe shqiptarëve-toskë të Pashallëkut të Janinës që të mos lejonin Stambollin të manipulonte me ta.[335] Dhe çka dëshmon kjo? Pa dyshim, kërkesa e tillë, në njërën anë tregon mungesën e vetëdijes kombëtare, në kuptimin modern të saj, por, në

[333] Po aty, f. 123-125.
[334] Po aty, f. 89.
[335] Po aty, f. 87.

anën tjetër,edhe për ndjenjën e thellë se i takonin të njëjtit popull.

Burgosja më 1844 e Dervish Carës dhe dënimi i tij me burgim të përjetshëm, pra jo me vdekje, është dëshmia më fortë që hedh poshtë mitin mbi kinse vetë shpalljen e tij ”Car”-Mbret, ngase në rrethane të tilla “Porta e Lartë” sigurisht do ta dënonte me dënimin më të rëndë, atë me vdekje.[336] Njëkohësisht, këtë mit, për të cilin, ndër të parët, ka shkruar konsulli Rus, Hitrovi, akademiku Matkovski e hedh poshtë, jo vetëm duke logjikuar se në kushte të tilla, ai s'kishte pse të quhej me fjalën sllave ”Car”, por me fjalën shqipe ”Mbret”, ngase s'duhet harruar se sllavët, në atë periudhë, nuk përfaqësonin një shtresë kulturore, prej të cilëve të tjerët do të huazonin emërtimet për institucionet sunduese. Duke rrëzuar këto shpjegime lidhur me personalitetin e Dervish Carës, akademiku Matkovski argumenton se mbiemri Cara lidhet më shumë me prejardhjen e tij gjeografike. Sidoqoftë burgosja e liderit të kryengritjes nuk i paqësoi shqiptarët. Përkundrazi, ajo përfshiu edhe zonat e tjera të Gegërisë, për t'u përhapur pastaj edhe në Toskëri, ku elita sunduese shqiptare kishte ndërruar strategji, duke u përpjekur që të shuante kryengritjen e udhëhequr nga Zejnel Gjoleka dhe, në këtë formë, për të dëshmuar besnikëri ndaj Sulltanit, me shpresë se ai nuk do t'ua cenonte autonominë e tyre. Mirëpo të gjitha këto kryengritje dhe të dy këto forma të veprimit politik, ishin të destinuara të dështonin, jo vetëm për shkak të mospërfshirjes së të gjitha zonave në një kryengritje të përgjithshme dhe mospjesëmarrjes më të madhe të klasës sunduese shqiptare në të, por edhe për shkak se shqiptarët, me ose pa fajin e tyre, nuk kishin arritur të krijonin ende embrionin e një shtrese me vlera qytetëruese evropia-

[336] Po aty, f. 171.

ne, e cila pastaj shumë më lehtë do t'i zbatonte ndryshimet e reja që Porta e Lartë i konsideronte si të domosdoshme dhe do të ishte ajo që do t'i zëvendësonte në pozitat drejtuese elitën e vjetër dhe konservative shqiptare.

Ndërkaq në përkeqësimin e situatës në viset osmane të banuara me shqiptarë, padyshim një rol jo të vogël në të, patën edhe rrethanat ndërkombëtare. Një burim i bollshëm informatash të natyrës tregtare, padyshim se ishin edhe raportet e shumta të konsujve francezë nga qyteti i lashtë i Shkodrës. Ky qytet, kryeqendër e Vilajetit, ishte shumë i lidhur ekonomikisht me qytetet tregtare italiane e austriake. Natyrisht, në rrethana të tilla nuk kishte si të mos ndikonte në stabilitetin e saj çdo ndryshim politik, sado i vogël, prandaj edhe konsullata e Francës në Shkodër, në raportin e dërguar më 23 prill 1860, do të njoftonte Parisin zyrtar mbi krizën tregtare që këtij vilajeti po i shkaktonte lufta e Italisë për bashkim, ngase tregtia e saj ishte e lidhur me qytetin e Venedikut, të Trieshtës dhe e qyteteve të tjera të Gadishullit Apenin.[337] Po kaq me rëndësi është edhe raporti i 10 qershorit 1866, në të cilin me shifra pasqyrohet bilanci negativ tregtar i këtij vilajeti për periudhën 1864-1865: importi 9 985 227 franga dhe eksporti 4 552 280 franga. Pra, një bilanc negativ tregtar prej 5 000 000 frangash.[338]

Por, pse duhet thënë se kjo situatë ishte e pafavorshme për shqiptarët? Duhet thënë kështu sepse shekulli XVIII dhe fillimi i shekullit XIX ishin shekuj të lulëzimit të zejtarisë, të

[337] Arkivi i Kosovës, Fondi: Arkivi Shtetëror i Parisit, përmbajtja; depeshe të konsullit frëng në Shkodër 1855-1866, Regesta no.193, Shkodër, 23 prill 1860.

[338] Arkivi i Kosovës, Fondi: Arkivi Shtetëror i Parisit, përmbajtja; depeshe të konsullit frëng në Shkodër 1855-1866, Regesta no. 435, Shkodër, 10 qershor 1866.

tregtisë dhe të kulturës në qytetet shqiptare. Ky përparim dëshmohet me ekzistencën e Akademisë së Voskopojës, që në atë kohë kishte shtypshkronjën, të dytën në Perandorinë Osmane. Njëkohësisht, shekulli XVIII dhe ai XIX ishin shekujt e krijimtarisë së frytshme të bejtexhinjve, poetëve shqiptarë, të cilët shkruan poezi në gjuhën osmane, persiane, por edhe në gjuhën e tyre amtare, ndonëse me alfabet arab. Ndërsa, dëshmia tjetër qe pikërisht përkthimi i Biblës nga Shoqëria Biblike Britanike, madje, njëzet vjet më herët se përkthimet në gjuhët e tjera ballkanike (bullgare, rumune, serbe e kroate).[339] Njëkohësisht, gjysma e dytë e shekullit XIX ishte periudhë e një veprimtarie të vrullshme kulturore e arsimore të misioneve protestante, pothuaj me karakter global, të cilat synonin, pos tjerash, edhe ngritjen e vetëdijes kombëtare në mesin e popullsive ballkanike që jetonin në kuadër të Perandorisë Osmane. Institucionet lokale të Perandorisë Osmane e informonin Portën e Lartë, duke i raportuar asaj për veprimtarinë intensive religjioze, kulturore dhe arsimore të misionarëve të krishterë në Serbi, në Bullgari, në Bosnjë dhe në viset e tjera të banuara me shqiptarë. Natyrisht, në këto raportime, misionarët akuzoheshin se po punonin në dëm të Perandorisë Osmane dhe se puna e tyre po keqpërdorej edhe për interesa të huaja dhe si shembull përmendej rasti i Serbisë, ose ndryshe i sunduesit të saj, Miloshit.[340]

[339] Engjëll Sedaj, Bibla dhe përkthimet e saj në gjuhën shqipe, Prishtinë 1999, f. 173

[340] Basbakanlık Devlet Arsivleri Genel Müdürlüğü , Osmanlı Arsivi Daire Baskanlığı,Fon Kodu A.}MKT.MHM., Dosya no.171 , Gömlek no. 7.

Të gjitha këto janë dëshmi të rëndësisë dhe të forcës që përfaqësonte elementi shqiptar në Ballkan atëherë. Ndërsa, për ç'arsye shqiptarët nuk arritën të ndërtonin një bazament më të fuqishëm kulturor, që do t'u bënte ballë stuhive politike në të ardhmen, është një pyetje që kërkon përgjigje më të veçantë, sado që disa herë kjo është arsyetuar si pasojë e mungesës së alfabetit. Nuk thuhet kot se një popull që nuk e ka gjuhën e vet të shkruar, është i dënuar dyfish. Së pari, sepse të arriturat e tij kulturore, pa dëshmi të shkruara, mund të përvetësohen nga kombet tjera, siç ka ndodhur me shumë vlera kulturore shqiptare, të cilat sot konsiderohen vlera të kombeve të tjera dhe së dyti, është pikërisht mungesa e kujtesës së shkruar, e cila sjell manipulimin me atë popull, duke e zhvlerësuar dhe pastaj, përmes armës më të lehtë, religjionit, për ta asimiluar, duke i bindur se vetëdija fetare është mbi atë kombëtare.

Pra, lirisht mund të thuhet se, në gjysmën e dytë të shekullit XIX, në kohën e lëvizjeve kombëtare në ”Kontinentin e vjetër”, shqiptarët u përballën me tri pengesa të mëdha, të cilat penguan ose vonuan rizgjimin dhe rreshtimin e tyre në mesin e kombeve të qytetëruara dhe të përparuara evropiane. Pengesa e parë, siç u përmend edhe më lartë, ishte mungesa e alfabetit, si element i parë i unitetit kulturor. Pengesa e dytë ishte shtypja që u bëhej shqiptarëve nga qeveria osmane, duke mbjellë urrejtjen, si të aristokracisë ashtu edhe të fshatarësisë shqiptare, në kohën kur edhe për interesa të veta, Perandoria Osmane do të duhej të kishte një qasje tjetër afrimi me shqiptarët.[341] Pengesa e tretë ishte përçarja fetare. Në të vërtetë, shqiptarët, fatkeqësisht u takonin tri religjioneve: 1) katolik, që shtrihej në veri të tokave shqiptare, me qendrën shpirtërore në Vatikan; 2) ortodoks,

[341] AIH, Fondi A-IV-112, nr.164, f. 10.

që shtrirjen kryesore e kishte në jug të Shqipërisë, me qendër Fanarin në Stamboll dhe 3) mysliman, që shtrihej në pothuaj të gjitha territoret shqiptare, me qendër Kalifatin - Stambollin.

Por, në ngecjen e zhvillimit ekonomik dhe kulturor të viseve shqiptare, ndikim të madh kishin edhe kushtet e pavolitshme gjeografike, si dhe mungesa e çfarëdo investimi serioz nga qeveria osmane në infrastrukturën rrugore dhe hekurudhore në ato zona. Si pasojë e kësaj, popullsia shqiptare e atyre viseve u detyrua të emigrojë në kërkim të vendeve të punës në Stamboll, në Rumuni, në Bullgari, në Egjipt ose të shërbejë në organet ushtarake dhe policore të Perandorisë Osmane. Se çfarë rëndësie kishin ndërtimet e rrugëve tokësore, ujore e të hekurudhave, si dhe ndërtimi i shkollave, tregon rasti i Republikës Franceze e cila i mori këto masa në vitin 1880 dhe vetëm me 1900 u panë efektet pozitive të këtyre veprimeve, sepse përmes punësimit, arriti të zvogëlojë numrin e të varfërve.[342]

Nuk duhet harruar se shekulli XIX karakterizohet me shumë luftëra brenda Perandorisë Osmane, e sidomos në pjesën ballkanike të saj. Pasojat e atyre konflikteve ishin demografike, por edhe ekonomike për popullsitë ballkanike, e veçanërisht për shqiptarët, të cilët luftonin në anë të ndryshme: në anën e Perandorisë Osmane, por edhe në anën e ushtrive kryengritëse greke e rumune. Si rrjedhojë e këtyre angazhimeve ushtarake, shqiptarët kishin lënë shtëpitë e tyre pa burra, duke sjellë kështu mjerim, varfëri dhe pasiguri. Si pasojë e luftës ruso-osmane të viteve 1877-78 ishte edhe përpjekja e hajdutëve për të sulmuar dhe plaçkitur Korçën.

[342] Geert Mak,In Europe (Travels through the twentieths century), London 2007, f. 16.

[343] Kjo do të thotë se si pasojë e vështirësive për të siguruar ekzistencën familjare, u zhvillua edhe dukuria e shëmtuar, hajdutëria, e cila, siç thotë në kujtimet e saja Sevasti Qiriazi, na e kishte nxirë fytyrën si komb.[344] Viktimë e kësaj mënyre të shëmtuar përfitimi mjerisht ishte edhe Gjerasim Qiriazi, i cili u rrëmbye në nëntor të vitit 1884, në afërsi të Korçës. Kidnapimi i tij u nxit nga rrethet klerikale ortodokse dhe zyrtarëve osmanë, të cilëve veprimtaria atdhetare e Qiriazit u pengonte. Ky misionar i protestantizmit dhe shqiptarizmit do të lirohet vetëm pas pagimit të shpërblimit prej 400 funtave, shumë kjo e mbledhur nga shoqëritë ungjillore amerikane e britanike, si dhe nga miqtë e tij.[345] Se sa domethënëse dhe frytdhënëse ishte puna e tij në arsimimin e popullsisë shqiptare, tregon edhe rasti i kidnapuesit të tij, çetës së Shahin Matrakut, i cili e kishte mbajtur Gjerasimin si rob, nga nëntori i vitit 1884 deri në prill të vitit 1885, ndërsa pas hapjes së shkollës së vajzave, më 1891, po ky person do të vihej në mbrojtje të Gjerasimit dhe institucionit arsimor shqiptar.[346]

E gjithë kjo tregon se rregulli dhe qetësia ishin të vendosura vetëm në qytetet me rëndësi, në qytetet ku kishte garnizone ushtarake dhe xhandarmëri, kurse në pjesët e tjera anarkia evitohej falë zakoneve të forta të popullit shqiptar.[347] Gjithnjë e më shumë bëhej e qartë se Hatihumajumi i vitit 1856 pati më shumë karakter formal, ngase Perandoria Osmane, e ndërtuar mbi parimet teokratike, nuk mund të

[343] Vissar Dodani, Memoriet e Mija, Constantza 1930, f. 8.
[344] AQSH, F.30, D.39, fl. 17.
[345] William Cantom, A History of the British and Foreign Bible Society, Volum IV, London 1910, f. 391.
[346] Sabit Jaha, Qiriazët dhe shkolla shqipe, Shkup 2007, f. 103.
[347] AQSH, F.30, D.39, fl. 3.

përvetësonte filozofinë shtetërore perëndimore të përshtatur për kushtet evropiane. Megjithatë, duhet pranuar faktin se strukturat udhëheqëse të Perandorisë Osmane, jo pak herë, u përpoqën të jetësojnë parimin e barazisë ligjore për të gjithë nënshtetasit e saj, pavarësisht përkatësisë së tyre sociale, religjioze e etnike. Ky parim në të vërtetë ishte pjesë e trashëgimisë kulturore e shtetërore të kësaj Perandorie, që nga themelimi i saj, por për shkak se gjithmonë kishte mbretëruar barazia jo e plotë, në rrethana të reja, ky parim, me plot vlera aq shumë të trumbetuara në qytetërimin e ri dinamik të kontinentit evropian, në perandorinë e lodhur "Orientale" me shumë vështirësi arrinte të vendoste ekuilibër ndërmjet vlerave tradicionale të saj dhe normave të reja.

Si shembull i vështirësive të zbatimit të këtij parimi është rasti i ankesës së Baba Haxhi Hasanit, baba i teqesë bektashiane të Krujës, dërguar Valiut të Shkodrës, më 31 mars 1879. Në këtë ankesë Baba Hasani parashtronte çështjen e mosdorëzimit të tokave në fshatin Bërsht, toka të cilat i kishte blerë pas një ankandi publik për një vlerë prej 1950 groshësh. Natyrisht, menjëherë pati vepruar administrata osmane e kazasë së Akçe-hisarit (Krujës), me kërkesën e bërjes së verifikimit të dokumentacionit, në mënyrë që pronësia t'i bartet blerësit të ligjshëm.[348] Padyshim, ajo që i duhej kësaj perandorie, ishte koha, të cilën, mjerisht, nuk e kishte, për t'u marrë me zgjidhjen e një varg problemesh të brendshme, para se gjithash në planin financiar, si dhe të problemeve të tjera sociale, etnike e religjioze. Sigurisht që faktori kohë tani më ishte kundërshtar i kësaj perandorie heterogjene, të vonuar në përpjekjet për modernizimin e shoqërisë. Ajo kishte çdo herë më shumë probleme sesa aftësi dhe vullnet për tejkalimin e pengesave.

[348] AIH, Fondi A-IV-123, f. 79.

Kjo laramani fetare, që sot për shqiptarët është përparësi, në kushtet mbizotëruese të shekullit XIX ishte një pengesë shumë e madhe, prandaj ishte fatmirësi që Shoqëria Biblike, më 1861, vendosi që përfaqësues të vetin në Stamboll, ta emërojë Aleksandër Thomsonin, i cili për më se 17 vite jetoi dhe punoi në mesin e hebrenjve të Perandorisë Osmane, për të përhapur dogmën fetare protestante. Ishte rastësi e këndshme ardhja në këtë kohë në fronin e Perandorisë Osmane e Sulltan Abdulazizit, të cilit me këtë rast, i dërgoi urime edhe Kryetari i porsazgjedhur i SHBA-ve Abraham Linkoln-i.[349]

Për të parë gjendjen shpirtërore, më 1863, ai e vizitoi Shqipërinë dhe Bosnjën. Në tokat shqiptare ndeshi në mungesë të madhe të misionarëve dhe në nevojën e madhe për shkrime të shenjta, e sidomos në veri të Shqipërisë.[350]

Si përfundim i këtij udhëtimi të karakterit informativ, pasoi vendosja e dy shitësve bredhës. Ata erdhën në tokat shqiptare më 1865. Kështu, Riedeli u vendos në Shkodër, ndërsa Davidsoni në Janinë. Përderisa në jug, Davidsoni pati shumë sukses, në veri, Riedeli hasi në vështirësi në veprimtarinë e tij, si nga pushteti osman, ashtu edhe nga kleri katolik dhe ai ortodoks. Megjithatë, përkundër vështirësive, ata, deri më 1866, shitën mbi 800 kopje të biblave të përkthyera. Riedeli shumë shpejt u zëvendësua nga Von Laer, të cilit iu hoqën pengesat nga "Porta e Lartë", falë

---

349 The National Archives and Records Administration , Record group 59:General Record of the Department of State (1763-2002); series: Communications to Foreign Sovereigns and States (1828-1877); file unit: Communications to Foreign Sovereigns and States, Volume 3, 1856-1865; item: Abraham Lincoln to Emperor Abdul Aziz Kahn of the Ottoman Empire, 10/02/1861, f. 179.

350 Edwin Jacques , David Young, Ungjilli ndër Shqiptarët, Prishtinë 2000, f. 30, 32.

intervenimit të Ambasadës Britanike.[351] Kështu, si i dërguar i Shoqërisë Biblike për Shqipërinë Veriore, Von Laer, më 1868, vizitoi edhe Prizrenin. Duke folur për këtë qytet, ai ndër të tjera e sheh të nevojshme të japë shpjegime interesente, si: ”…duhet përmendur se populli i Prizrenit janë shqiptarë, por anëtarë të kishës greke. Në kishat dhe në shkollat e tyre, ata përdorin gjuhën serbe dhe librat që u janë shitur janë serbisht”[352] Më 1870, E. V. Laer u zëvendësua nga Michael Treiber, i cili iu kushtua studimit të gjuhës osmane dhe shqipe.[353]

Pra, një nga shkaqet e prapambeturish së shqiptarëve ishte edhe përdorimi i gjuhëve jo shqipe në liturgji, që me kohë kishte sjellë asimilimin në kombe të shteteve fqinje. Një nga dëshmitë e shumta, në të cilin gjen mbështetjen ky përfundim, është edhe raporti i konsullit rus në Manastir dërguar Ministrisë së Punëve të Jashtme, ku përveç tjerash konfirmon se: “…mosuniteti i shqiptarëve është rezultat i ndryshimit të madh gegë-toskë, armiqësisë së fiseve, shkallës së ndryshme të zhvillimit kulturor, mungesës së një feje të përbashkët dhe i cilësive personale të shqiptarëve…” [354]

Kjo gjendje e shqiptarëve vazhdoi të mbretëronte deri nga fundi i shekullit XIX. Kështu, Thomsoni në një letër drejtuar Komitetit të Londrës të vitit 1886, pos tjerash, shkruante se ”…barra e rëndë e taksave, ndërprerja e tregtisë dhe e prodhimtarisë, mungesa e besimit dhe moralit, janë

[351] Po aty, f. 34.
[352] Aleksandër Thomson, Shtigje Biblike në Shqipërinë e Rilindjes Kombëtare, Tenda, Prishtinë 2001, f. 57-58.
[353] Edwin Jacques, Vep.cit., f. 35.
[354] AIH, Raport i Konsullit Rus në Manastir, nr. 25, 28 janar 1910.

gjërat më fatkeqe që mund t'i bien një kombi …. ".[355] Prandaj, me të drejtë shtrohet pyetja: "Ku ishte xhamia dhe kisha në momentet më të rënda për këtë popull, në kohën kur ai kishte nevojë për ngushëllime dhe forcë shpirtërore? Nuk ishte e rastit, prandaj, thirrja e Pashko Vasë Shkodranit: "Mos shikoni kisha e xhamia, feja e shqiptarit është shqiptaria". Kur kësaj i shtohet edhe fakti se shqiptarët jetonim nën një pushtues që në ato kushte nuk shquhej për prirje emancipuese, siç ishte Perandoria austro-hungareze, atëherë bëhet e qartë se sa punë të rëndë patën rilindësit në procesin e ndërgjegjësimit kombëtar të shqiptarëve.

Gjendjen e mjeruar dhe të pavolitshme në të cilën ishin shqiptarët, e përshkruan edhe një bashkatdhetar në letrën dërguar Gaetano Kavaliere Zagorskit, konsullit të Perandorisë Austro-hungareze në Janinë, dërguar nga Vlora, më 18 dhjetor 1885. Në këtë letër ai shkruante se Fuqitë e Mëdha e kishin lënë politikën e Lindjes në duart e Vjenës dhe se duke i pasur parasysh pretendimet e saj, shtetasit osmanë nuk ndiheshin të sigurt dhe nuk prisnin ndonjë të mirë afatgjate. Në këtë letër tutje, po ky bashkatdhetar, i referohej luhatjeve të shumta të shtetit osman, nga pësimet e të cilit më së shumti goditeshin shqiptarët. Para se gjithash ishin kërkesat territoriale të Serbisë, Malit të Zi dhe të Greqisë, ato që më së shumti rrezikonin ekzistencën etnike të etnisë shqiptare. Fatkeqësisht, këto kërkesa jo të drejta të tyre, gjenin përkrahje nga fuqitë evropiane të kohës. Prandaj, me të drejtë, ai shkruante: "Nuk jemi në mesjetë, që fuqitë e krishtera të mbrojnë gjithmonë vetëm krishterimin e të godasin vazhdimisht islamizmin".[356] Ai shprehte besimin

[355] Xhon Kuanrud, Besë Shpresë dhe Dashuri - Jeta e Gjerasim Qiriazit, Tiranë 1998, f. 106.

[356] AIH, Vj.-36-16. (HHStA, PA, A)

se e gjithë kjo vinte nga mosnjohja e gjendjes së vërtetë, ngase ishte koha kur proklamohej barazi dhe drejtësi për të gjitha kombet e të gjitha religjioneve dhe racave.

Ndërkaq, për rolin dhe ndikimin e hekurudhës në emancipimin e shqiptarëve si dhe rëndësinë e saj në rastin e ndonjë zgjerimi të mundshëm të perandorisë danubiane deri në Selanik, bëhet e ditur nga raporti i nënkonsullit, kontit Grenville, dërguar qendrës në Vjenë, më 25 gusht 1881.[357] Në të thuhet se, me vënien në punë të hekurudhës në pjesën lindore të viseve të banuara me shqiptarë, në të vërtetë edhe pse fillimisht pati një kundërshtim të rreptë nga malësorët, me kalimin e kohës ishte bërë një përafrim i hekurudhës me shqiptarët, jo vetëm se personeli shërbyes ishte shqiptarë, por edhe sepse furnitorët me lëndë druri, ishin po ata.

Qëndrimi i tillë bujar ndaj "rrugës së hekurt", si quhej nga populli hekurudha, u manifestua edhe me rastin e konfliktit osmano-shqiptar, në vitet e Lidhjes Shqiptare të Prizrenit (1878-1881). Ç'është e vërteta, shqiptarët edhe pse patën rastin të shkatërronin linjat telegrafike dhe hekurudhën dhe të pengonin planin osman për transportimin e trupave ushtarake, megjithatë, u dëshmuan të civilizuar. Për më tepër, këtë mund ta bënin edhe në momentin kur nëpërmjet lidhjes hekurudhore Ferizaj - Shkup u soll korpusi i Dervish pashait dhe kur kryengritësit shqiptarë padyshim panë se "kali me avull", në të vërtetë, po transportonte okupatorët e tyre.

[357] AIH, Vj.-3-67. (HHStA, PA, A)

## 4.2. Përkthimi i Dhiatës së re në gjuhën shqipe dhe ndikimi i saj në rizgjimin kombëtar në gjysmën e dytë të shekullit XIX

Frytet e punës së Vangjel Meksit, të Grigor Gjirokastritit, pastaj të Konstandin Kristoforidhit dhe ndihmësit të tij, shkodranit Sereqi, filluan të japin rezultate. Të inspiruar edhe nga leximet e Biblave të përkthyera në gjuhën shqipe, në shoqërinë shqiptare, gjenerata e të rinjve nisi të mendojë dhe të veprojë ndryshe për shumë fenomene politike e shoqërore të asaj kohe. Atmosferën e re kulturore që filloi të mbizotëronte në trojet e banuara me shqiptarë, e paraqesin edhe agjentët e Shoqërisë Biblike, të cilët vepruan nëpër qytetet tona. Më 1853, qendra e Shoqërisë Biblike e propozoi Isac Lowndes-in, përfaqësuesin e Shoqatës për Maltë dhe Mesdhe, që ta vizitonte Shqipërinë. Kjo vizitë u realizua më 1857. Me këtë rast ai kishte vizituar Prevezën, Artën dhe Janinën, vende këto të cilat banoheshin nga shqiptarë dhe grekë. Atje kishte parë mungesën e shkollave në gjuhën shqipe dhe të predikimeve në gjuhën amtare. Po ashtu, ai kishte arritur të konstatonte se asnjë nga religjionet në tokat shqiptare nuk e konsideronin të nevojshëm predikimin në gjuhën amtare. Ortodoksët e shfrytëzonin gjuhën greke si gjuhë të liturgjisë dhe besimtarët e saj i konsideronte si grekë, myslimanët përdornin gjuhën osmane (turko-arabe), kurse besimtarët i konsideronin si osmanë (turq). I vetmi religjion, i cili nuk mund të identifikohej me asnjë komb përreth tyre ishte katolicizmi, sado që, edhe ai, asokohe, në liturgji përdorte gjuhën latine (vetëm në pjesën e dytë të shekullit XIX, gjuha shqipe fillon masovikisht të futet në kishë, madje, edhe atëherë, si rezultat i konkurrencës që i vinte nga kisha protestante).

Pra, Shoqëria Biblike kishte një hapësirë dhe një popull të cilit mund t'ia ofronte Fjalën e Zotit në gjuhën e tij, duke ia rikthyer kështu atij edhe dinjitetin e nëpërkëmbur kombëtar. Prandaj, Isac Lowndes, Shoqërisë Biblike, i propozoi ribotimin e Dhiatës së re. Përgatitja e saj u bë nga arbëreshi i Greqisë Anastas Kullurioti (1822-1887) dhe u botua, më 1858, në Athinë. Kuptohet, edhe ky botim u mbështet kryesisht në përkthimin e Vangjel Meksit.[358]

Ndërkaq, Aleksandër Thomsoni, përfaqësuesi i Shoqërisë Biblike nga Stambolli, gjatë vizitës që i bëri viseve shqiptare më 1867, bëri një përshkrim të gjendjes së përgjithshme ekonomike, sociale dhe shpirtërore të popullit shqiptar. Ai flet për pengesat në shitjen – shpërndarjen e Dhiatës së re në gjuhën shqipe,dukuri kjo e cila veçanërisht vinte nga klerikët e të dy komuniteteve të krishtera. Kështu për shembull, një mësues filogrek dënoi këto libra si heretike dhe të falsifikuar, ndërsa shitësit si të dërguar të Papës. Ndërsa në Berat ndodhi rast i kundërt. Aty Peshkopi ortodoks nxiti qytetarët ta blejnë Dhiatën e re shqip-greqisht, por kopjet e Dhiatës së re tërësisht në gjuhën shqipe dhe me alfabet latin, nuk u shitën. Arsyet qenë edhe fetare, por edhe praktike, sepse qytetarët në jug nuk njihnin alfabetin shqip me shkronja latine. Gjendja e arsimit në Berat ishte e mjeruar, pastaj frekuentimi i shkollave publike (Ruzhdi Mektebie) ishte i vogël, ndërsa shkollat fetare ishin plot me nxënës dhe arsimi ishte mbi bazat krejtësisht fetare. Prandaj, nuk na habit suksesi i Shoqërisë Biblike në përhapjen e doktrinës së tyre fetare. Këtij suksesi i kontribuonin edhe pritjet zyrtare që u bëheshin shitësve të tyre në qytetet shqiptare. Kështu në Elbasan, vendlindjen e Kristoforidhit,

[358] Edwin Jacques & David Young, Ungjilli ndër Shqiptarët, Tenda, Prishtinë 2000, f. 30.

mytesarifi i qytetit pranoi publikisht Dhiatën e re të përkthyer në gjuhën shqipe. Ky pranim sigurisht ndikoi në ngritjen e autoritetit të Shoqërisë Biblike në sytë e qytetarëve të krishterë, por edhe të atyre myslimanë, nga të cilët tetë persona i blenë këto libra fetarë, kuptohet për hir të gjuhës shqipe[359].

Që atëherë, në kishën ortodokse të Elbasanit, prifti predikonte në gjuhën shqipe. Duke i pasur parasysh kushtet mbizotëruese të asaj kohe, kjo ishte arritje e madhe. Predikimi në gjuhën shqipe nënkuptonte se edhe kjo gjuhë, edhe ky komb, kishin të njëjtën vlerë sikurse gjuha osmane, greke apo sllave. Pra, edhe pse qëllimi i fundit i Shoqërisë Biblike ishte propaganda fetare dhe konvertimi i shqiptarëve në protestantë, prapëseprapë, kur kemi parasysh ngecjen e madhe kulturore të shqiptarëve, përpjekjet për përdorimin e shqipes në predikimet fetare dhe përkthimin në shqip të librave fetarë, mund të konsiderohen hap i rëndësishëm kulturor e emancipues për shqiptarët. Në fund të fundit, ky aktivitet fetar nëpërmjet gjuhës shqipe nuk kishte qëllime shkombëtarizuese. Prandaj nuk habit fakti për pritjet plot përzemërsi të përfaqësuesve të Shoqërisë Biblike nga ana e shqiptarëve të konfesionit mysliman, të cilët, përveç anësisë angleze, nderonin punën e tyre në gjuhën shqipe, që të tjerët e përbuznin.[360]

Kështu, që atëherë pati shqiptarë myslimanë që u konvertuan në protestantë, të cilët pastaj u përpoqën që ta bënin edhe konvertimin shpirtëror të shqiptarëve dhe njëkohësisht bërjen e Shqipërisë së pavarur nga Perandoria Os-

[359] Aleksandër Thomsoni, Shtigje Biblike në Shqipërinë e Rilindjes kombëtare, Tenda, Prishtinë 2001, f. 22-25.

[360] Xh. Lloshi, Kristoforidhi përmes dokumentimit, Tiranë, 2005, f. 239.

mane. Një shembull i tillë ishte Sadi Beu, i cili rridhte nga një familje e pasur shqiptare dhe i cili ishte shkolluar në Paris. Tërë jetën ia kishte kushtuar konvertimit të kombit shqiptar në protestantë dhe prosperitetit të tij të përgjithshëm. Shikuar nga këndvështrimi i sotëm, angazhimi i tij ishte i logjikshëm, sepse pothuaj të gjithë popujt e përparuar, në atë kohë, i takonin besimit protestant. Sigurisht një nga ndikimet e drejtpërdrejta të shoqërive ungjillore qe edhe çështja e alfabetit, që nxiti rilindësit, si Konstandin Kristoforidhin, Pashko Vasën, Ismail Qemalin, Hoxha Hasan Tahsinin, Kristaq Zografon, Sylejman Pashën, Rrustem Pashën nga Leskoviku, Mustafa Pashën prej Pojanit të Korçës dhe Seit Pashën nga Tirana (besimtarë protestantë), që të mblidhen në Stamboll, më 1867, në përpjekje për të krijuar një alfabet unik të gjuhës shqipe,[361] i cili deri në këtë kohë shkruhej duke përdorur alfabetin latin dhe grek dhe, në masë më të vogël, edhe atë arab. Më vonë Kristaq Zografi do të transformohej në një helenist të flakët, pjesërisht edhe nga dëshpërimi me Lëvizjen Kombëtare Shqiptare, e cila, e ndikuar edhe nga elementi religjioz, në një masë të madhe ishte e përçarë.

Nuk ishte e rastit, prandaj, që lidhur me çështjen e shqiptarëve shfaqën interesim edhe fuqitë e tjera perëndimore. Një ndër këto shtete padyshim ishte edhe Franca, e cila përpiqej që në çdo mënyrë të rikthehej në skenën vendimmarrëse ndërkombëtare, duke siguruar kështu rrënimin e sistemit të Vjenës të vitit 1815, sistem i cili ia kishte kufizuar fuqinë e saj politike. Rrjedhimisht, Franca e Lui Bonapartës, duke shfrytëzuar kapitulacionet në raport me nënshtetasit katolikë të Perandorisë Osmane, rifilloi të inte-

[361] Ibrahim Hoxha, Nëpër udhën e Pemës Shqiptare, Tiranë 1986, f. 114-115.

resohet edhe për shqiptarët e besimit të krishterë - katolikë. Një veprimtari e tillë mbrojtëse vihet në dukje edhe në letrën e Dr. Thomsonit dërguar në Stamboll H. Knolleke, të datës 16 dhjetor 1867. Në të shkruhej për interesimin e Princit L. Bonapartës për shqiptarët, si dhe për faktin që ai kishte ekzemplarin e përkthyer të Shoqërisë Biblike Britanike, pra të Ungjillit sipas Mateut në dialektin shkodran të gegërishtes, por që nuk ishte i kënaqur me sistemin ortografik të Lepsiusit.[362]

Në raportet e shumta dërguar komitetit në Londër, Dr. Thomsoni rregullisht u referohej kushteve të vështira, në të cilat ata punonin në Shqipëri, në Thesali, në Bosnje në Hercegovinë, por edhe shpresës se ata me punën e tyre po vendosnin bazat për një reformim të thellë të vendeve që ishin lënë për një kohë të gjatë pa asnjë përkujdesje nga qeveria osmane.[363] Kurse, në letrën që po ai i dërgonte më 22 janar 1868 nga Konstantinopoli, S. B. Bergne-s, shkruante se psalmet shqiptare, në të dy dialektet, ishin të gatshme për botim dhe se Dhiata e re greqisht-shqip do të fillonte të botohej me sistemin ortografik të Lepsiusit, që ishte një sistem ortografik i ndryshëm nga ai i cili ishte në qarkullim.[364]

Shoqëria Biblike Britanike shtriu krahët e veprimtarisë së saj misionare, por edhe arsimore edhe në kolonitë shqiptare të Thesalisë, Greqisë, Konstantinopolit, Rumelisë, Rumanisë dhe Bullgarisë. Lidhur me këtë element të ri, Dr. Thomsoni, në letrën që mban datën 5 janar 1868, të dërguar nga kryeqendra e Perandorisë Osmane, S. B. Bergne-s, shkruante se koloni shqiptare kishte edhe në rrethinën e

---

[362] CUL, BSC, BSA/D1/7/117, Agent Book, V.117, f. 67.
[363] Po aty , f. 72.
[364] CUL, BSC, BSA/D1/7/117, Agent Book, V. 117, f. 79-80.

Zarës në Dalmaci, në Kalabri dhe në Sicili të Italisë, ekzistencën e të cilave e konfirmonte edhe z. Bruce. Duke rikujtuar se Psalmet dhe abetaret në toskërisht ishin dërguar për t'u shtypur, si dhe faktin se shqiptarët e Kalabrisë (25 000 banorë) shtriheshin në rreth 25 fshatra, se ishin toskë dhe se shfrytëzonin alfabetin grek, ky i fundit propozonte që atyre t'u dërgoheshin disa ekzemplarëve për t'i shfrytëzuar në shkollat e tyre.[365]

Publikimet e Shoqërisë Biblike Britanike, përveç rolit edukativ dhe moral, kishin një rëndësi të madhe edhe për studiuesit e gjuhës dhe të historisë shqiptare. Dëshmi e një interesimi të tillë është edhe letra tjetër e Dr. Thomsonit dërguar nga Konstantinopoli, z. Knolleke-s, më 8 prill 1868. Në të thuhej se ai ia kishte dërguar nga 25 shembuj të publikimeve fetare në gjuhën shqipe Lidhjes së Shoqërisë Tokësore (Land Tract Society), dhe se po për këtë qëllim atë e kishte vizituar një libërshitës nga Londra. Përmbajtja e kësaj letre dëshmon për një dimension të ri të interesimit të filologëve për kulturën dhe gjuhën shqipe, po përmes publikimeve fetare të kësaj shoqërie.[366]

Kështu, përfaqësuesi i Shoqërisë Biblike, Aleksandër Thomsoni, më 1871, shkruante: "…jo pak myslimanë nga Shqipëria e Mesme kanë mësuar të lexojnë dhe ata më të arsimuarit pranojnë letërsinë kombëtare si të vetmin mjet për të siguruar bashkimin kombëtar dhe përparimin."[367] Suksesi më i madh në pjesën jugore se në atë veriore shpjegohet me zhvillimin më të madh ekonomik të jugut në krahasim me

[365] Po aty, f. 85-86.
[366] Po aty, f. 153.
[367] Mahir Domi, Të dhëna mbi lëvizjen kombëtare, arsimore e kulturore në Elbasan në fund të shek. XIX dhe fillim të shek. XX, Buletin shkencor, nr 1, Tiranë 1975, f. 152.

pjesën veriore, ku ndodhnin më shumë trazira. Historia e përbotshme dëshmon se aty ku ka munguar qetësia, aty është pamundësuar ose në variantin më të mirë është vështirësuar jeta kulturore. Arsyeja tjetër e pranisë më të madhe të Shoqërisë Biblike në Jug, ishte edhe niveli më i lartë i arsimit. Në viset jugore të Shqipërisë kishte edhe institucione arsimore, si: Gjimnazi Zosimea në Janinë, qendër veprimi kjo e Shoqërisë Biblike me në krye A. Davidson. Në këtë qendër u shkolluan shumë figura të njohura të Rilindjes sonë Kombëtare. Kështu, rilindësit shqiptarë, duke punuar në shkollat greke e osmane, shfrytëzonin rastin që fshehurazi nxënësve t'ua mbillnin dashurinë për gjuhën dhe kombin. Ndër mësuesit dhe atdhetarët e njohur shqiptarë ishte edhe Koto Hoxhi, i cili kur punonte si mësues në shkollën greke të Qestoratit, një fshat afër Gjirokastrës, fshehurazi ua mësonte fëmijëve gjuhën shqipe. Nxënës të tij ishin: Pandeli Sotiri, Petro Nini Luarasi e shumë patriotë të tjerë shqiptarë.[368]

Po ashtu duhet theksuar edhe faktin se Shoqëria Biblike kishte një aktivitet të madh në ishujt jonianë, si dhe në Korfuz, vende këto që ishin shumë afër brigjeve jugore të Shqipërisë. Këtij suksesi padyshim i ka kontribuar edhe Patrikana e Stambollit me politikën e saj të gabuar fetare. Ajo, çdo ortodoks e konsideronte si grek.[369] Kjo politikë sigurisht se i kishte nxitur rilindësit të përqafojnë çdo rrymë tjetër fetare ose politike, e cila sado pak do ta ndihmonte çështjen shqiptare. Në ato kohë të vështira ishte Shoqëria Biblike, ajo e cila, me mbështetjen e qeverisë britanike, në

[368] Zija Shkodra, Qyteti shqiptar gjatë Rilindjes Kombëtare, Tiranë 1984, f. 84.

[369] Tajar Zavalani, Histori e Shqipnis (1878-1965), Londër 1966, f. 54.

njërën anë dhe me veprimtarinë e papenguar nga Perandoria Osmane, në anën tjetër, mundësoi qarkullimin e papenguar të librave të përkthyera dhe të botuara në gjuhën shqipe.

## 4.3. Eseja e Kostandin Kristoforidhit mbi Shqipërinë, gjuhën dhe përkthimet e shkrimeve të shenjta

Pas botimit të Dhiatës së re, më 1827, në 30 vitet e ardhshme nuk pati ndonjë ribotim tjetër të saj në shqip. Shkak i kësaj shterpësie 30 vjeçare mund të ishte ngopja e vendit me sasinë e shpërndarë të librave të shenjtë nga Shoqëria Biblike, gjithnjë duke pasur parasysh mungesën e një alfabeti unik dhe numrin e kufizuar të njerëzve që dinin shkrim-lexim. Arsye tjetër e pushimit të gjatë të veprimtarisë së Shoqërisë Biblike, mund të ketë qenë edhe ajo e natyrës politike. Në të vërtetë distanca kohore e viteve 1827-1854, ishte kohë kur në Evropë ende vlente status-quoja e mosndryshimit të kufijve dhe rregullimit të brendshëm shoqëror. Në këtë periudhë edhe veprimtaria e Rusisë Cariste kundër Perandorisë Osmane ishte e kufizuar. Prandaj, edhe Mbretëria e Bashkuar nuk kishte asnjë interes të drejtpërdrejtë, me përjashtim të interesave në Greqi, që të bëhej më aktive në Ballkan. Por, konflikti fillestar franko-rus se kush ishte mbrojtëse e objekteve fetare të krishtera në Jerusalem dhe kërkesa ruse drejtuar Sulltanit, që ajo të legjitimohej si mbrojtëse e të krishterëve ortodoksë, solli një krizë me karakter ndërkombëtar. Në këtë konflikt të madh kundër një fuqie që donte të zgjerohej në kurriz të Perandorisë Osmane, u përfshinë Anglia dhe Franca, interesat e të cilave cenoheshin drejtpërsëdrejti. Në këtë luftë (1854-1856) fitimtarë dolën aleatët evropianë dhe Perandoria Osmane. Kjo luftë e shpërfaqi edhe simpatinë e popujve ortodoksë të Ballkanit

për Rusinë, në njërën anë, dhe orientimin e shqiptarëve përkrah aleatëve, në anën tjetër.

Së këndejmi, interesimi i shtuar i anglezëve për popullin shqiptar, si një aleat i mundshëm i saj në Ballkan, u rrit. Prandaj, është i kuptueshëm rifillimi të veprimtarisë botuese të Shoqërisë Biblike në trojet shqiptare. Viti 1857 ishte vit kthese. Në këtë vit përfaqësuesi i Shoqërisë Biblike, Isac Lowders, mori iniciativën për ribotimin e Dhiatës së re sipas përkthimit të Vangjel Meksit, atij të vitit 1827.[370] Po në të këtë kohë edhe Shoqëria Protestante Amerikane, me emrin: "American Board of Commissioners for Foreign Missions", filloi të interesohej për të gjetur një person të aftë, i cili do të punonte për nxjerrjen në dritë të përkthimeve në gjuhën shqipe. Nga ky moment në skenë paraqitet Kostandin Nelko Kristoforidhi, veprimtaria e të cilit do të jetë e lidhur si me Rilindjen Kombëtare Shqiptare, ashtu edhe me Shoqërinë Biblike Britanike për të Huajt.[371]

---

[370] Xh. Lloshi, Kristoforidhi përmes dokumentimit, Tiranë, 2005, f. 92.

[371] Kostandin Kristoforidhi lindi më 1825 në lagjen e Kalasë së Elbasanit. Arsimin fillor e kreu në shkollën greke të Elbasanit, ndërsa shkollimin e mesëm në gjimnazin e njohur grek "Zosimea" në Janinë. Pikë kthesë në jetën e tij pa dyshim qe takimi i tij me J. Hahn-in, i cili e nxiti që edhe ai më vonë të merrej me historinë dhe me gjuhën shqipe. Nga viti 1857 filloi bashkëpunimin me misionin protestant amerikan, për të vazhduar pastaj punën me Shoqërinë Biblike Britanike për të Huajt, për të cilën përktheu Librat e Shenjtë në të dy dialektet e gjuhës shqipe. Për misionin protestant britanik punoi deri më 1884, kur përfundimisht kthehet në Elbasan, ku deri më 1888 punoi në shkollën greke të qytetit. Nga viti 1888 e deri në vdekje, më 1895, punoi si anëtar i gjykatës osmane të qytetit. Kristoforidhi futi të folmen e Elbasanit si një model bashkues të dy dialekteve të shqipes: gegërishtes dhe toskërishtes. Shih: Tomor Osmani, Udha e shkronjave shqipe, Shkodër 1999, f.

Jeta e tij mori drejtimin e duhur në momentin e takimit me albanologun e njohur, Hahnin. Në vitet 1850-1854, Kristoforidhi ishte mësues i gjuhës shqipe në një shkollë të Tiranës.[372] Punën e tij arsimore e vazhdoi në Tunis, ku punoi si mësues, ndërsa ardhja e tij në Izmir, nuk dihet a ishte e rastësishme apo kishte lidhje me një thirrje nga shoqata e sipërpërmendur. Sidoqoftë, është fakt se që nga ky moment fillon bashkëpunimi i tij me Shoqërinë Biblike. Në mars të vitit 1857 ai pranohet në Kolegjin Amerikan të Misionarëve në Bebek, afër Stambollit, me qëllim që të njihej nga afër me doktrinën fetare protestante.[373]

Mirëpo, veprimtaria e tij përkthyese, që në fillim hasi në vështirësi, sepse ishte në kundërshtim me përpjekjet e Shoqërisë Biblike për të ribotuar përkthimin e vitit 1827. Përfaqësuesi i misionit protestant amerikan C. Hamlin, i kërkonte sqarime për nevojën e një përkthim të ri. Si përgjigje ishte punimi: “Memorandum on Albanian Language”, ku shfaqi arsyet e nevojës së një përkthim të ri. Ky punim konsiderohet si i pari në fushën e gjuhësisë shqiptare nga një shqiptar. Njëkohësisht, ai mbaroi me përkthimet ose përmirësimet e domosdoshme gjuhësore të botimit ekzistues të katër ungjijve dhe, në korrik, vazhdoi studimet në Kolegjin Protestant të Maltës.

Pastori i shoqërisë ungjillore amerikane, Dr. Hamlin, në letrën e 22 qershorit të vitit 1857, dërguar përfaqësuesit të shoqërisë ungjillore britanike në Stamboll, shkruante për

188; Aleksandër Xhuvani, Trashëgimi kulturor i popullit shqiptar, Tiranë 1990, f. 452-453.

[372] Koli Xoxi, Shkolla ortodokse në Shqipëri, Rilindësit tanë, Tiranë 2002, f. 94

[373] Engjëll Sedaj, Bibla dhe përkthimet e saj në gjuhën shqipe, Prishtinë 1999, f. 189

Memorandumin e Kristoforidhit, duke ritheksuar se ai, pos tjerash, do t'ua bënte të ditur atyre se cila pjesë e popullsisë do të mund ta lexonte përkthimin e ri të Besëlidhjes së re.[374] Natyrisht ata donin të siguroheshin se mundi nuk do t'u shkonte kot, prandaj këmbëngulnin në përdorimin e shkronjave të përshtatura nga alfabeti grek. Për këtë arsye edhe Dr. Hamlin ritheksonte se Kisha greko-bizantine, me qëllim të helenizimit të shqiptarëve të besimit të krishterë-ortodoks, në viset shqiptare kishte hapur shumë shkolla greke dhe se deri atëherë gjysma e të rinjve shqiptarë të besimit të krishterë, të ritit lindor, mund të lexonin në gjuhën greke.[375] Pra, është më se qartë pse duhej të përdorej alfabeti grek për përkthimet Biblike në gjuhën shqipe. Po ashtu, ky misionar amerikan theksonte se tashmë në Manastir ishte vendosur një qendër, prej nga do të bëhej shpërndarja e botimeve ungjillore edhe në viset shqiptare të Perandorisë Osmane.

Për më shumë, ishte fatmirësi që në kryeqendrën osmane në atë kohë jetonin me mijëra shqiptarë, sepse Dr. Hamlinit ia lehtësoi punën për zbulimin e një njeriu me kapacitet si të Kristoforidhit, për të cilin thoshte se kishte studiuar për shtatë vjet në Universitetin e Athinës, se fliste rrjedhshëm gjuhën moderne greke, italiane dhe atë franceze (veneciane) dhe se kishte njohuri për gjuhët klasike.[376]

Nga viti 1858 deri më 1860, Kristoforidhi kishte mbaruar me përkthimet e Dhiatës së re në të dy dialektet e gjuhës shqipe. Dorëshkrimi i këtij përkthimi sot gjendet në arkivin e Shoqërisë Biblike në Londër. Ato përfshijnë pesë fletore të shkruara me alfabetin grek. Në fletoren e parë gjejmë alfabetin e shqipes dhe titulli i veprës: "Dhiata e re e

[374] CUL, BSC, „BSAX/1/4, Foreign Correspodence, f. 124.
[375] Po aty.
[376] CUL, BSC, BSAX/1/4, Foreign Correspodence, f. 125.

Zotit edhe Shpëtimtarit Tënë Jisu Krishtit. Kthyerë prej greqishtes vjetërë shqip ndë gluhë toskërishte, 1860”. Në këtë fletore është “Shenjti Ungjill pas Mattheut”, me gjithsej 74 faqe. Fletorja e dytë, me titull ”Shenjti Ungjill pas Joanit”, ka 35 faqe. Fletorja e tretë ”Ungjilli sipas Llukajt”, ka 53 faqe. Në fletoren e katërt (28 faqe) renditet ”Shenjti Ungjill pas Markut”, kurse në fletoren e pestë (156 faqe) “Karta e apostollit Pavli mbë Romanët”.

Pra, që nga viti 1860 Bibla ishte e gatshme në të dy dialektet dhe vetëm priste lejen e botimit nga shoqëria e lartpërmendur. Për ta bindur komitetin botues, Kristoforidhi, në mars të vitit 1860, shkruan një studim me titull: “Remarks on Albania, the Language and Translation of the Scriptures”, ku flet për të kaluarën e popullit shqiptar, për paraardhësit e tyre pellazgët dhe përpiqet t’i shpjegojë disa fjalë nga mitologjia greke përmes gjuhës shqipe, duke bërë aty, për herë të parë, krahasime të fjalëve në të dy dialektet.[377] Lidhur me këtë shkrim të Kostandin Kristoforidhit shkruan edhe Isaac Lowndes në letrën dërguar, më 15 mars 1860 nga Malta, zotëri T. W. Meller-it, përmes së cilës e informon zotëri Meller-in për të riun shqiptar, i cili kishte përkthyer në gjuhën shqipe pjesë të shkrimeve të shenjta, më saktësisht Dhiatën e re sipas Mateut, në të dy dialektet e saj. Së bashku me përkthimet Kristoforidhi i dërgoi edhe një ese me titull “Mbi Shqipërinë, gjuhën dhe përkthimet e librave të shenjtë”. Isaac Lowndes, më tej thekson se punimi i këtij të riu nuk kishte rëndësi vetëm të karakterit religjioz. Sipas

[377] Xh. Lloshi, Kristoforidhi përmes dokumentimit, Tiranë 2005, f. 94.

tij, ky punim mund të shërbente edhe si pikë këndvështrimesh të ndryshme.[378]

Në esenë e shkruar më 1860, Kostandin Kristoforidhi fillimisht përshkruan hapësirën gjeografike, ku banojnë shqiptarët: Lat (Gjerësia) 39º. 43 në Veri dhe Long (Gjatësia) 19º. 31 Lindje. Shqiptarët, vazhdon ai, banojnë në hapësirat antike të Ilirisë dhe të Epirit, të cilat sot bëjnë pjesë në kuadër të Perandorisë Osmane, porse ata bëjnë jetë pothuaj të pavarur për sa u takon çështjeve të karakterit lokal. Popullsia evropiane e Perandorisë, duke mos përfshirë provincat tributare (Serbia, Mali i zi, Vllahia), është e ndarë në katër klasë: turq, sllavë (bullgarët dhe boshnjakët), shqiptarë dhe grekë. Klasë sunduese në këtë perandori janë turqit, kurse të dytët në fuqi janë shqiptarët e besimit mysliman. Në tërë Shqipërinë, guvernatorët, tribunët, magjistratët dhe funksionarët policorë janë shqiptarë të besimit mysliman të emëruar nga autoritetet osmane. Për më tepër shqiptarët myslimanë mbajnë pozita të larta edhe në provincat e tjera osmane. Ushtria osmane, vazhdon ai në esenë e tij, është e përbërë gjithashtu nga këta dy popuj. Ndërsa bullgarët, që janë një popull pa karakteristika luftarake, si dhe grekët, të cilët hiqen si shumë të aftë dhe tregtarë, konsiderohen të pabesë dhe perfidë nga qeveria osmane, prandaj ata janë të

[378] CUL, BSC, BSA/E3/1/4, Volume 1, f. 282; Po të njëjtat të dhëna mbi shtrirjen gjeografike të hapësirave të banuara me shqiptarë na japin edhe raportet e diplomatëve italianë dërguar Ministrisë së Punëve të Jashtme të Italisë, më 1898. Në ato raporte thuhet se hapësirat ku jetojnë shqiptarët përfshihen në meridianin longitud (gjatësinë) 19.5 në lindje dhe 39.5 Latitund (gjerësinë) në veri. Shih: Arkivi i Kosovës–Prishtinë, Fondi: Paris 1900-1912, Lloji i Lëndës: Raporte të Ministrisë Punëve të Jashtme të Francës, të Italisë dhe material tjetër i pa sistemuar, Kutia nr. 5, f. 11.

përjashtuar nga postet politike dhe shërbimet tjera qeveritare.[379]

Në të gjitha qytetet shqiptare, ashtu si edhe në shumë vende të tjera të qytetëruara, sipas Kristoforidhit, u vendos ligjshmëria për të garantuar jetën dhe pronën e çdo shtetasi. Nëpër qytetet shqiptare kishte lulëzuar tregtia me Italinë, me Greqinë dhe me Ishujt Jonianë. Po ashtu, zhvillim kishte njohur edhe tregtia e brendshme. Si rezultat i zhvillimit të veprimtarisë ekonomike u zhvillua edhe kultura, e posaçërisht arti. Në viset malore, atje ku banonin malësorët e ashpër dhe luftarakë, pushteti osman nuk ishte i dukshëm. Banorët e këtyre viseve e kishin kundërshtuar për një kohë të gjatë pushtetin e Portës, për çka dëshmojnë kryengritjet e tyre të shumta. Sipas tij, ata ndienin urrejtje të madhe ndaj qeverisë osmane.

Shqiptarët, gjithnjë sipas Kristoforidhi, janë njerëz trima dhe në dukje të ashpër. Kur të huajt afrohen me ta, kuptojnë se ata janë të butë dhe shumë mikpritës. Edhe pse toka është shumë cilësore dhe prodhimet bujqësore janë të një niveli të njëjtë me prodhimet bujqësore të Italisë dhe të Greqisë, shqiptarët, një numër i madh i tyre, detyrohen të migrojnë jashtë atdheut të tyre. Në shumicën e rasteve, ata, në ato vende shërbejnë në ushtri. Pothuajse në çdo qytet të Perandorisë Osmane, shumica e shërbyesve policorë janë shqiptarë (Arnaut Zaptie). Po ashtu edhe rojtarët e grykave malore janë shqiptarë, dhe ata, në kohë luftërash, shërbejnë si mercenarë ose si ushtarë jo të rregullt të fuqive të huaja.

Popullsia e Shqipërisë ka rreth 2 000 000 banorë, prej të cilëve 1 500 000 jetojnë në Shqipëri dhe Epir, ndërsa pjesa tjetër në provincat e Maqedonisë, të Thesalisë dhe të

[379] CUL, BSC, „BSA/E3/1/4, Volume 1, f. 283.

Greqisë. Çdo i shtati banor i Greqisë është shqiptar. Ata janë shumicë sidomos në pjesët lindore dhe perëndimore të saj, ku jetojnë afër 80 000 shqiptarë, si dhe në ishujt e Egjeut. Kështu, në Salamin, ku jetojnë rreth 3 000 banorë, në Paros rreth 3 000, në Hydra rreth 12 400, ndërsa në Spegia rreth 10 000, të gjithë janë shqiptarë.[380] Ata janë të njohur për trimëri, janë të aftë për ndërmarrje të ndryshme dhe janë marinarë të aftë që lundrojnë nga viset më të largëta të Perandorisë deri te Gjiri i Gjibraltarit. Gjithashtu, gjysma e popullsisë prej 25 000 banorëve të ishullit Andros, janë shqiptarë. Në More (Peloponez) nuk ka shumë banorë shqiptarë. Kështu, në Envirano jetojnë 5 000 shqiptarë, në Aurnon 2 300, në Didymo 900 dhe në Furthi 150. Të gjithë banorët shqiptarë të Greqisë i takojnë ritit greko-ortodoks. Ata ishin pjesëmarrës aktivë të luftës çlirimtare greke, ku u dalluan për trimëri si në luftërat detare, ashtu edhe në ato tokësore.

Pas rënies së Konstantinopolit, në vitin 1453, një numër i madh i shqiptarëve u larguan drejt Italisë, duke u përqendruar në Sicili, ku, edhe sot, jetojnë rreth 150 000 pasardhës të tyre, të cilët kanë arritur ta ruajnë gjuhën, zakonet dhe religjionin e tyre. Ata, shkruan në vijim Kristo-foridhi, edhe pse i takonin ritit greko-ortodoks dhe kishin priftërinj, peshkopë dhe kisha të veçanta, përsëri e pranonin Papën si institucionin më të lartë kishtar. Rrjedhimisht, shqiptarët apo arbëreshët cilësoheshin si besimtarë të ritit greko-unit dhe jo greko-katolik dhe kishat e tyre ishin të ritit grek e jo të ritit latin. Po ashtu, ata nuk martoheshin me italianë.

[380] CUL,BSC, BSA/E3/1/4, Volume 1, 284 .

Në Shqipëri ekzistojnë dy besime fetare: i krishterë dhe mysliman. Nga numri i përgjithshëm i shqiptarëve, 2/3 e si takojnë besimit ortodoks (me përjashtim të një numri besimtarësh katolikë që jetojnë në veri), kurse 1/3 besimit mysliman.[381] Shumë doke e zakone dhe veshje të shqiptarëve janë të ngjashme me ato të grekëve, me të cilët bashkëjetojnë shekuj me radhë. Pra, sipas pikëpamjeve të Kristoforidhit, shqiptarët jo vetëm që kanë një afërsi me grekët, por për më tepër ata janë edhe pasardhës të pellazgëve, banorëve të parë të Greqisë, të cilët ishin tërhequr në brendësi të "viseve greke", Epirit dhe Ilirisë, duke ruajtur në këtë mënyrë gjuhën e vjetër pellazge.

Në vazhdim të kësaj eseje, Kristoforidhi mundohet të shpjegojë edhe etimologjinë e fjalëve: alban dhe shqiptar. Sipas tij, emri Alban rrjedh nga gjuha latine. Me këtë emër romakët i kanë quajtur banorët e alpeve shqiptare, të cilët janë veshur me rrobe të bardha. Ndërsa, albanët, veten e quanin shqiptarë, për ta identifikuar veten me shqiponjën. Banorët që veten e quajnë shqiptarë, dikur besonin në shqiponjën si simbol i Jupiterit. Edhe fjala pellazg, po ashtu mund të shpjegohet përmes gjuhës shqipe, duke i dhënë kësaj fjale kuptimin në shqip, si plak ose i vjetër. Kështu, synohet të vërtetohet se kjo popullsi është vendase në Ballkan. Natyrisht, ai vazhdon me shpjegimin edhe të shumë fjalë të tjera nga greqishtja e vjetër, si: Zeus (zëri), Athina (e-thënë) etj., të cilat nuk mund të kuptoheshin në gjuhën e re greke.[382] Pra, nga këto shkrime, shihet se Kristoforidhi ishte në dijeni të projekteve të rrezikshme antishqiptare, hartuesit e të cilave, duke argumentuar me islamizimin e pjesshëm të shqiptarëve dhe duke i paraqitur ata si element

---

[381] Po aty, f. 285.
[382] CUL, BSC, BSA/E3/1/4, Volume 1, f. 286.

jo autokton, përgatisnin terrenin për një pushtim të mëvonshëm të vendbanimeve të iliro-arbrit.

Analiza e tij e gjithanshme vazhdon me përshkrimin e dy dialekteve të gjuhës shqipe: gegërishtes dhe toskërishtes. Sipas tij, folësit e këtyre dialekteve kuptohen mirë njëri me tjetrin. Gegët e banojnë pjesën veriore të Shqipërisë dhe numri i tyre sillet rreth gjysmë milioni. Shumica i takojnë besimit mysliman, kurse pakica besimit të krishterë katolik. Toskët jetojnë në pjesën jugore të Shqipërisë, Epirit, si dhe në Maqedoni, në Thesali dhe në Greqi. Gjithnjë sipas Kristoforidhit, në këto vise jeton një popullsi me rreth 1 500 000 banorë. Pjesa më e madhe e tyre, thotë ai, janë besimtarë ortodoksë. Gjuha shqipe nuk është gjuhë e shkruar dhe shqiptarët për korrespodencë, për shënime dhe për tregti përdorin gjuhën greke. Për këto arsye, gati në çdo qytet të tyre, ata kanë hapur shkolla greke, të cilat financohen nga vetë qytetarët. Të pasurit, fëmijët e tyre i dërgonin në shkollat greke në Janinë, në Athinë dhe në Korfuz.[383] Në kishat bizantino-ortodokse të toskëve përdoret gjuha greke, të cilën, shumica e shqiptarëve, edhe pse e mësojnë në shkolla qytetare, atë nuk e kuptojnë. Shqiptarët, pohon Kristoforidhi, asnjëherë nuk e kishin dëgjuar Fjalën e Zotit në gjuhën e tyre. Rrjedhimisht, njohuritë e tyre fetare janë shumë të kufizuara. Ata, edhe pse janë besimtarë ortodoksë, nuk mund të konsiderohen grekë apo sllavë. Në mesin e shqiptarëve, mendon ai, nuk mund të gjesh individë, të cilët veprimtarinë misionare e shfrytëzojnë për të krijuar favore politike ose për qëllime përçarëse fetare. Pra, në një mënyrë, Kristoforidhi përkrahte veprimtarinë e mundshme misionare, por gjithnjë duke pasur kujdes që ky aktivitet të mos i dëmtonte dhe të mos i përçante shqiptarët. Gjithashtu, ai

[383] Po aty, f. 289.

shprehte bindjen e thellë se në Turqinë evropiane, për një punë të tillë aq fisnike, nuk kishte popull më të përshtatshëm sesa shqiptarët. Rrjedhimisht, duke pasur parasysh rrethanat e pavolitshme shpirtërore në vendbanimet shqiptare, ai propozonte fillimin e një veprimtarie misionare nga ana e Shoqërisë Biblike.

Në vazhdim të këtij punimi Kristoforidhi shpreh mendimin e vet mbi Dhiatën e re të përkthyer nga Vangjel Meksi, të botuar në Korfuz, më 1827. Aty ai theksonte se ky botim më tepër ishte parafrazim sesa përkthim i duhur, sepse ishte përdorur një dialekt që me shumë vështirësi mund të kuptohej nga një shqiptar i zakonshëm, një dialekt i ngarkuar me shumë fjalë greke. Për t'i argumentuar këto përfundimeve, ai thotë se, edhe pse kishte vizituar pjesë të ndryshme të viseve shqiptare, në asnjë shtëpi, nuk kishte gjetur ndonjë botimi fetar të krishterë në gjuhën shqipe, kuptohet as të Dhiatës së re të përkthyer nga Vangjel Meksi.

Prandaj, për arsye të lartcekura, nga misionarët protestantë në Konstantinopol, ai kishte marrë për obligim të përkthente Dhiatën e Re në gjuhën shqipe, në një të folme të kuptueshme për një pjesë të madhe të viseve të banuara me shqiptarë. Për këto arsye, ai ishte larguar nga Izmiri dhe, me kërkesën e Shoqërive Misionare, në mars të vitit 1857, ishte vendosur në kryeqendrën e Perandorisë Osmane, ku menjëherë kishte filluar përkthimin e Dhiatës së re nga greqishtja e vjetër në shqip, në dialektin toskë. Pas gjashtë muajsh, ai dërgohet në Kolegjin Protestant të Maltës, për të mësuar gjuhën angleze dhe dogmën fetare protestante. Por, punën rreth përkthimit në shqip të Dhiatës së re nuk e kishte ndërprerë.[384]

[384] CUL,BSC, BSA/E3/1/4,Volume 1, f. 290-291.

Në vitin kalendarik 1858-së, ai e përfundoi përkthimin e Dhiatës së re në gjuhën shqipe dhe menjëherë nisi t'i bëjë korrigjimet dhe krahasimet me origjinalin në greqishten e vjetër, si dhe me botimet e reja në gjuhën angleze, në atë italiane, turke dhe me botimin në greqishten e re. Korrigjimi dhe krahasimi ishte punë shumë e lodhshme dhe zgjati më shumë se një vit. Duke mos humbur kohë, pa kërkesën e Shoqërisë Misionare, ai e përfundoi përkthimin e Dhiatës së re edhe në gegërisht. Përkthimi i Dhiatës së re në toskërishte dhe në gegërishte nuk kishte qenë punë e vështirë për të. Ai gegërishten e njihte shumë mirë, sepse kishte lindur në pjesën veriore të viseve shqiptare, në pjesën ku flitej ky dialekt. Po ashtu, edhe toskërisht e njihte shumë mirë, sepse ishte shkolluar në pjesën jugore, në pjesën ku flitej toskërishtja.

Në vazhdim, Kristoforidhi i shpjegon rregullat që i kishte përfillur gjatë përkthimit të Dhiatës së re nga origjinali në gjuhën shqipe, si:

**I.** Përkthimi i saktë i fjalëve nga greqishtja në gjuhën shqipe;

**II.** Përshtatja e kuptimit të fjalëve që në origjinal nuk theksohen, por nënkuptohen;

**III.** Mospërdorimi i shprehjeve të gjuhës greke që nuk mund të kuptohen në gjuhën shqipe;

**IV.** Vendosja në shojza e shprehjeve që nga origjinali nuk mund të përkthehen e të sqarohen;

**V.** Zgjedhja e fjalëve që fliten në shumicën e qyteteve shqiptare;

**VI.** Shfrytëzimi i fjalëve të duhura për të sqaruar kuptimin e duhur të fjalëve që nga origjinali nuk mund të përkthehen;

**VII.** Përjashtimi i përdorimit të fjalëve të huaja në përkthim.[385]

Kristoforidhi shpresonte se ky ishte përkthimi më i mirë i mundshëm dhe se asnjë shqiptar tjetër, sado i shkolluar të ishte, nuk do të mund të arrinte të bënte një punë të tillë kolosale, pasi gjuha shqipe nuk ishte gjuhë e shkruar. Andaj, çdo individi tjetër do t'i duhej të dinte disa gjuhë të huaja, posaçërisht greqishten e vjetër dhe atë të re, latinishten, italishten dhe osmanishten. Për të mësuar shkrimin e gjuhës amtare, ai theksonte punën e tij të përbashkët me George Hahnin, konsullin austriak në Sira, me të cilin kishin studiuar gjuhën shqipe, duke shfrytëzuar ekzemplarët e botuar të Dhiatës së re nga Shoqëria Biblike Britanike. Në fund, ai i propozonte Shoqërisë Biblike Britanike botimin e Dhiatës së re në dialektin e toskërishtes, ndërsa për dialektin e gegërishtes propozonte botimin e 2 000 ekzemplarëve, ose në rast nevoje ky përkthim të ruhej për botim kur të krijoheshin kushte më të volitshme.

Pas përfundimit të kësaj pune, Kristoforidhi propozoi që përmirësimet t'i bënte konsulli austriak, Hahn. Por, nëse ai për arsye të ndryshme nuk do të kishte mundësi t'i bënte, atëherë ai, "babai i gjuhës shqipe", shprehte gatishmëri që vetë ta vizitonte Shqipërinë, ku do të gjente një njeri të përshtatshëm, i cili do të mund ta kryente këtë punë. Në Maltë, pastaj do të sillte me vete një certifikatë, me të cilën do të vërtetonte punën në korrigjimet e përkthimit të Dhiatës së re.[386]

---

[385] CUL, BSC, BSA/E3/1/4, Volume 1, f. 292-293.
[386] Po aty, f. 294-295.

Isaac Lowndes, në letrën e tij, ndërkaq, jepte shpjegime për konsullin Han se, ai, derisa ishte nënkonsull në Janinë, më 1850, e përgatiti dhe e botoi në Vjenë Fjalorin shqip-gjermanisht, si dhe gramatikën e gjuhës shqipe. Për hartimin e kësaj vepre, atë e kishte ndihmuar edhe Kristoforidhi, i cili kishte mbetur i pakënaqur, sepse vepra ishte botuar vetëm në gjuhën gjermane dhe populli shqiptar nuk kishte përfituar asgjë. Ishte e vetëkuptueshme se sa shumë ishte i interesuar Kristoforidhi, jo vetëm për shpërndarjen e botimeve fetare, por para se gjithash edhe për faktin se ato do të ishin në gjuhën shqipe dhe se ato do t'u shërbenin shqiptarëve, pavarësisht dallimeve fetare, dialektore dhe krahinore.

Gjithashtu, në këtë letër Isaac Lowndes shpjegon arsyet që e shtynë Kristoforidhin të propozonte një përkthim të ri të Dhiatës së re. Kështu, me rastin e vizitës së tij në Librarinë e Shoqërisë Biblike Britanike në Londër, më 1857, Benjamin Barker i kishte treguar Kristoforidhit për rastin kur një shqiptar, të cilit, ai i kishte lexuar pjesë të Dhiatës së re, nuk e kishte kuptuar aspak. Mirëpo, Isaac Lowndes ishte takuar edhe me konsullin Han, i cili, ashtu si edhe Kristoforidhi, e kishte kuptuar versionin e Vangjel Meksit. Ai shfaqte mendimin se, edhe versioni i Kristoforidhit ishte shumë i ngjashëm me botimin e Korfuzit të vitit 1827. Kristoforidhi për përkthimin e tij kishte shfrytëzuar shkronja të alfabetit latin. Pas ndërhyrjes së Isaac Lowndes-it, ai kishte shfrytëzuar shkronjat e alfabetit grek.[387]

[387] CUL, BSC, BSA/E3/1/4, Volume 1, f. 296-297.

## 4.4. Vizitat e përfaqësuesve të Shoqërisë Biblike Britanike në viset shqiptare më 1863, më 1866 dhe më 1867 (raportet me bektashizmin)

Pas esesë së Kostandin Kristoforidhit, Shoqëria Biblike Britanike, më 1863, dërgoi në viset e banuara shqiptare Aleksander Thomson-in, përfaqësuesin e saj në Perandorinë Osmane (1860-1896) për të bërë një udhëtim me karakter informativ. Thomson-i ishte poliglot dhe gjuhëtar, i cili në veçanti u mor me studimin e dialekteve të gjuhës shqipe.[388] Gjatë vizitës që ai i bëri provincës së Bosnjës, u takua edhe me guvernatorin e një qyteze, të cilit ia prezantoi publikimet e Shoqërisë Biblike Britanike. Përfaqësuesi osman i pranoi me dëshirë këto libra, duke theksuar se edhe ai ishte nga Stambolli. Atje kishte pasur rastin edhe më herët të njihej me publikime të tilla. Pikëpamjet e tij religjioze ishin shumë të afërta me ato të bektashinjve, rend fetar ky shumë i afërt me krishterimin. Ky qeveritar osman e njoftoi Aleksander Thomson-in se dy vite më parë kishte sjellë nga Stambolli një pako botimesh të Shoqërisë Biblike, porse autoritetet serbe ia kishin konfiskuar. Këto publikime në gjuhën osmane, ishin pjesë e botimeve që ishin shpërndarë falas gjatë luftës së Krimesë (1853-1856), e posaçërisht nga kolporteri Duncun Matheson.[389]

Ky është një argument më tepër për të kuptuar se nuk ishte vetëm konflikti mes bektashizmit dhe "Portës" ai që e nxiste në veprimtari të tilla antiqeveritare këtë sekt, por edhe

[388] Peter Kuzmič, Vep. e cit., f. 206.

[389] CUL, BSC, BSA/G1/3/7-11, Volume VIII, Bible Society Monthly Reporter, no. 21, f. 42.

thelbi i botëkuptimeve të saj filozofike, që ishte shumë i përafërt me moralin protestant. Raportet e Aleksander Thomsonit, në thelb ishin një burim i mirë informatash mbi gjendjen arsimore dhe religjioze të popujve të Ballkanit, popujve që jetonin ende nën zgjedhën orientale. Në raportin e tij nga ky udhëtim, ai përshkruan mes tjerash edhe gjendjen arsimore në provincën e Bosnjës, duke theksuar se shkollat osmane ekzistonin çdo kund ku kishte objekte fetare myslimane, por se i vetmi libër leximi ishte K'urani, dhe ai vetëm në gjuhën arabe, që natyrisht nuk mjaftonte për një edukim thelbësor të rinisë. Situatë aspak më e mirë nuk ishte edhe në bashkësinë e krishterë ortodokse. Kështu, serbët, për nevoja fetare e shfrytëzonin një tekst të vetëm, një libër fetar në gjuhën e vjetër sllave, tekst të cilin e shfrytëzonin, përveç kishave në Serbi, edhe të gjitha kishat në Bullgari e në Bosnje, edhe pse gjuha e këtij libri ishte e pakuptueshme nga popullata e atyre vendeve.[390]

Në vazhdim të rrugëtimit informativ, Thomson-i nga Dubrovniku u nis drejt portit të Tivarit. Gjatë këtij udhëtimi, ai u njoh me një aristokrat shqiptar nga Gjirokasta, i cili kishte vizituar Korfuzin dhe kishte njohuri për lëvizjen misionare protestante. Ky aristokrat, si besim fetar për shqiptarët, më shumë se katolicizmin dhe ortodoksizmin, preferonte protestantizmin.

Në qershor të vitit 1863, Thomson-i arriti në Shkodër, qytet ky me diku mes 50 000 – 60 000 banorë.[391] Pasi e vizitoi pashën, të cilit ia dhuroi Dhiatën e re në gjuhë osmane, ai vazhdoi vizitën në një shkollë qytetare (Rushdi Mekteb), e cila kishte tre arsimtarë dhe 140 nxënës. Në atë shkollë

[390] Po aty, f. 42.
[391] CUL, BSC, BSA/G1/3/7-11, Volume VIII, Bible Society Monthly Reporter, no. 21, f. 208.

mësoheshin gjuha osmane, gjuha persiane dhe ajo arabe, si dhe gramatika, gjeografia dhe astronomia. Mjerisht, anglishtja nuk ishte në programet shkollore të institucioneve arsimore të Perandorisë Osmane. Në qytetin e Shkodrës priftërinjtë katolikë ishin shumë aktivë. Ata mbanin qëndrim armiqësor ndaj veprimtarisë së lëvizjes protestante. Për gjashtë ditë qëndrimi të tij në Shkodër, Alexander Thomson-i shiti 79 ekzemplarë të Shkrimeve të Shenjta, tetë prej të cilave ishin në gjuhën serbe, shtatë në gjuhën greke, gjashtë në gjuhë shqipe, njëmbëdhjetë në gjuhën italiane, tetë në gjuhën frënge, katër në gjuhën bullgare, tridhjetë në gjuhën osmane, dy në gjuhën hebraike dhe tri në atë gjermane. Vlen të theksohet se ai ndeshi në kundërshtimin e hapur të të krishterëve katolikë të qytetit, përderisa ortodoksët ishin shumë më miqësorë, kurse për befasi të tij, besimtarët myslimanë kishin një respekt të veçantë për të dhe për librat fetarë. Natyrisht, kjo kishte të bënte pjesërisht edhe me simpatinë që ata kishin për "inglizin" siç i quanin ata anglezët.

Në mesin e elitës qytetare dhe fetare myslimane të qytetit ekzistonte një tolerancë, e cila u shpreh edhe në diskutimet me Thomsonin. Kjo elitë kërkonte nga ai që haptas të shprehte mendimin e tij mbi poligaminë, mbi profetin Muhamed, mbi Krishtin etj. Këta qytetarë të Shkodrës kishin njohuri mbi Shoqërinë Biblike nga kontaktet e tyre në Stamboll. Ata ishin pajisur me ekzemplarë të librave të shenjtë pas kthimit nga lufta e Krimesë (1853-1856). Njëri nga pjesëtarët e kësaj elite qytetare myslimane, dukej se ishte i konvertuar në protestant. Rrjedhimisht mu ky interesim i

tyre shpjegon shitjen në numër të madh të ekzemplarëve në gjuhën osmane.[392]

Duket se si rezultat i këtij udhëtimi pasoi hapja e depos në Janinë dhe, 12 muaj më vonë, edhe caktimi i dy shitësve bredhës.[393] Ata erdhën në tokat shqiptare më 1865. Kështu Riedeli u vendos në Shkodër, ndërsa Davidsoni në Janinë.[394]

Janë të shumta raportet e shitësve bredhës të Shoqërisë Biblike nga viset e banuara me shqiptarë dhe sidomos ato të Davidson-it, i cili vepronte në zonën jugore të vendbanimeve të iliro-arbrit. Kështu, në raportet e botuara në "Monthly Reporter", ato të gushtit të viti 1866, Davidson-i përshkruan udhëtimin nëpër viset jugore të tokave shqiptare, përpjekjet e tij për të pasur sa më shumë shitje të ekzemplarëve fetarë të kësaj shoqërie. Në vizitën e tij qytetit të Delvinës, ai bënte të ditur se aty funksiononin dy shkolla fillore: njëra me tetë nxënës dhe tjetra me tetëmbëdhjetë nxënës. Ata nxënës, sipas raportit të Davidson-it, mësimet fetare i merrnin nga Besëlidhja e re në gjuhën e vjetër greke. Disa vendorë kishin ardhur për të lexuar librat e shenjtë, por asnjëri prej tyre nuk kishte blerë ndonjë ekzemplarë, ngase nuk ishin pajtuan me çmimin. Ishte kjo një dukuri jo e mirë me të cilin ai ishte përballur. Ai thotë se gjatë tërë ditës shihte njerëz të cilët nuk bënin asnjë punë. Ata ditën e kalonin duke u sjellë ashtu kot së koti, përderisa femrat e pastronin tokën nga gurët. Në hanin e fshatit Kserovalto, ai kishte shitur vetëm një Dhiatë të re në gjuhën shqipe.

---

[392] Po aty, f. 217-218.

[393] CUL, BSC, BSA/G1/3/7-11, Volume VIII, Bible Society Monthly Reporter, no. 39, f. 413.

[394] Edwin Jacques ë David Young, Ungjilli ndër Shqiptarët, Tenda, Prishtinë 2000, f. 30,32.

Davidson-i vizitoi edhe Gjirokastrën, ku, duke iu falënderuar letrës që kishte marrë nga Pashai i Janinës, me ndërmjetësimin e major Stjuart-it, u takua me kajmekamin e qytetit, i cili e bleu një ekzemplar të Librit të shenjtë në gjuhën osmane. Numri i përgjithshëm i shitjeve ishte me sa vijon: dy bibla në gjuhën e re dhe në atë të vjetër greke, pesë libra fetarë në gjuhën osmane, një në gjuhën frënge dhe një ekzemplar të Dhiatës së re në gjuhën shqipe, e cila u ble nga një zapti shqiptar. Në hanin ku qëndronte Davidson-i, i erdhën në vizitë numër i madh i banorëve të besimit myslimanë, në mesin e të cilëve edhe bejlerë dhe hoxhallarë. Ata i shtruan pyetje të ndryshme dhe një nga arsyetimet e tyre se pse Muhamedi ishte më i rëndësishëm se Krishti, ishte fakti se alfabeti arab ka më shumë shkronja se alfabeti hebre. Ky arsyetim tregonte nivelin shumë të ulët të arsimimit të tyre fetar. Po ashtu, është me interes të dihet se atë e kishte vizituar edhe një qytetar vendas, i cili studionte mjekësinë në Konstantinopol. Ky student kishte shfaqur dëshirën të konvertohej në protestant.[395] Nga e gjithë kjo ngjarje, kuptojmë se në atë kohë, në ato rrethana, krijohej përshtypja se, të jesh protestant do të thotë se je jo vetëm i qytetëruar, por edhe bashkëkohor. I gjithë ky parafytyrim nuk kishte si të mos krijohej kur kihet parasysh fakti se Britania e Madhe, jo vetëm se ishte fuqia më e madhe botërore, por edhe qendër e kulturës dhe e qytetërimit superior për kohën.

Deri atëherë duket se besimtarët e krishterë ortodoksë të Gjirokastrës, nuk tregonin interes për librat fetarë, të cilët nuk e kishin lejen e Patrikanës së Konstantinopolit. Për të parandaluar çdo mundësi të kontakteve të besimtarëve ortodoksë me librat fetarë të Shoqërisë Biblike, kisha ortodokse

---

[395] CUL, BSC,BSA/G1/3/7-11, Volume VII, Bible Society Monthly Reporter, no.39, f. 414.

kishte përhapur gënjeshtra se qëllimi i veprimtarisë misionare ishte konvertimi i të krishterëve ortodoksë në protestantë dhe se për këtë qëllim, qeveria britanike i dhuronte çdo turku që konvertohej në protestant 80 lira dhe një shumë të njëjtë për çdo vit. Në Gjirokastër, Davidson-i takoi edhe një mjek italian, i cili i kishte "Letrat e Apostujve" në gjuhën shqipe, me nënshkrim të Aleksandër Thomson-it.

Vizitën e tij në cilësinë e shitësit të Shoqërisë Biblike, Davidson-i e vazhdoi në fshatrat e krahinës së Dropullit, ndërsa në fshatin Terihat mori pjesë në një ceremoni varrimi, me ç'rast arriti të shesë dy Dhiata të reja në gjuhën shqipe, një "Letrat e Apostujve" në gjuhën shqipe si dhe një Dhiatë të re në gjuhën moderne greke. Ky fshat kishte një shkollë të mirë, por i mungonte arsimtari. Në fshatin Vrastani, prifti i fshatit e kishte blerë një Dhiatë të re në gjuhën shqipe. Në kthim e sipër për Gjirokastër, Davidson-i u ndal edhe në fshatin Dhovjan, ku pati rastin të shohë shtëpi të bukura dhe një shkollë të re, mësuesi i së cilës ishte furnizuar me Bibla nga depoja e Shoqërisë në Athinë.[396] Në Libohovë, vendbanim me shumicë myslimane të popullsisë, kishte shitur vetëm një Dhiatë e re sipas Mateut. Ndërkaq, në Vlorë një ekzemplar të Dhiatës së re në gjuhën shqipe dhe greke, si dhe një në gjuhën italiane. Davidsoni raportonte se një besimtar nga komuniteti ortodoks ishte i pakënaqur me Letrat e Apostujve në gjuhën shqipe, sipas të në të cilave, gjatë përkthimit në latinisht, gabimisht thuhej se Krishti ishte nga familja e Davidit. Si edhe shumë të tjerë në ato vise, edhe ky besimtar i pakënaqur, mendonte se Krishti ishte grek. Ky shitës protestant kishte vizituar edhe Himarën, ku kishte shitur dy **Letrat e Apostujve** në gjuhën

[396] CUL, BSC, BSA/G1/3/7-11, Volume VII, Bible Society Monthly Reporter, no. 39, f. 415.

shqipe, pastaj edhe Delvinën ku kishte arritur t'i shesë tri kopje të **Letrave të Apostujve** në gjuhën shqipe. Udhëtimi i tij në viset shqiptare kishte zgjatur shtatë javë. Gjatë kësaj kohe kishte arritur t'i shesë, gjithsej, 65 kopje të Shkrimeve të shenjta. Pothuaj, gjatë gjithë rrugëtimit të tij kishte hasur në një rezistencë të ashpër të klerit greko-ortodoks, i cili kishte përhapur fjalë për qëllime jo të ndershme lidhur me veprimtarinë e kësaj shoqërie.[397]

Shoqëria Biblike Britanike, ndërkaq, për pjesën veriore të viseve shqiptare, si qendër veprimi kishte zgjedhur Shkodrën dhe si shitës e depoist kishte caktuar Riedel-in. Në raportet e tij dërguar Alexander Thomson-it, theksonte se viset veriore të Shqipërisë ishin lënë nga Perandoria Osmane në një gjendje anarkie dhe varfërie shpirtërore. Ai kështu konfirmonte varfërinë e skajshme edhe të banorëve të krishterë, edhe të atyre myslimanë, të cilët jetonin në perëndim të liqenit të Shkodrës, si në Shirokë, në Krajë e në Shestan. Përderisa në Mal të Zi, ai nuk kishte hasur në lypsarë, në vendbanimet e krishtera katolike shqiptare kishte hasur shumë sosh.[398] Është shumë domethënëse se edhe në Francën katolike, më 1905, kishte rreth 400 000 lypsarë.[399]

Në periudhën 19 qershor - 6 korrik 1865, Riedel-i vizitoi pjesën veriore dhe qendrore të Shqipërisë. Përshtypjet e tij nga ky udhëtim janë me interes. Sipas tij, qytetet ishin shumë larg njëri – tjetrit, kurse rrugët në gjendje shumë të keqe, prandaj udhëtimet kushtonin shumë. Ai vizitoi Lezhën, që kishte një manastir. Në këtë qytet niveli i besimit

---

[397] Po aty, f. 440-442.

[398] CUL, BSC, BSA/G1/3/7-11, Volume VII, Bible Society Monthly Reporter, no.21, f. 351.

[399] Geert Mak, In Europe (Travels through the twentieths century), London 2007, f. 16.

të krishterë ishte shumë i vogël, përderisa cilësia e besimit te myslimanët ishte më e kënaqshme. Qyteti i Tiranës dhe banorët e saj i kishin lënë përshtypje shumë të mirë këtij misionari protestant. Ai kishte menduar se aty jetonin tetë deri dymbëdhjetë besimtarë. Po të kishin ndonjë drejtues të mirë, sipas tij në gjuhën turke ose shqipe, ata do të mund të konvertoheshin në të krishterë-protestantë, ndërsa shumë të tjerë do t'i kishin pasuar më vonë. Në mesin e tyre, ai dallonte të krishterin Nikollë Gegën, i cili kishte hedhur poshtë adhurimet e ikonave dhe agjërimet, duke marrë si themel të besimit të tij vetëm Biblën. Gjithashtu, në mesin e simpatizantëve të protestantizmit ishin edhe dy banorë myslimanë të Tiranës, të cilët kishin poste të larta politike në Konstantinopol.

Qytet tjetër të cilin e vizitoi Riedel-i është Elbasani. Aty kishte ndeshur në fanatikë myslimanë dhe ortodoksë. Këta të fundit, të nxitur nga peshkopi i qytetit, kishin kërkuar që t'ia kthenin të 19 ekzemplarët e blerë vitin paraprak. Ndërsa, Berati, gjithnjë sipas tij, ishte jo vetëm qytet më i madh. Aty edhe besimtarët ortodoksë ishin më të ndritur. Aty ai kishte arritur të shesë shumë ekzemplarë të librave të shenjtë. Numri më i madh i blerësve kishin qenë priftërinjtë ortodoksë të qytetit. Në këtë qytet Riedel-it i kishte bërë përshtypje kërkesa e përbashkët e një kadiu mysliman dhe e një prifti për një Bibël për nevojat e fshatarëve të tyre. Natyrisht ata e blenë pa kërkuar ulje të çmimit. Ky detaj i kishte lënë shumë përshtypje, sepse e kishte bërë me dije për numrin e madh të shqiptarëve, pasues të së vërtetës. Po ashtu, ky detaj, ishte kuptuar si paralajmërim real për rritjen

e të konvertuarve, sikur të ekzistonte tek ata një Shën Pal tjetër.[400]

Në vitin 1866, Riedel-i vizitoi Pejën, Prizrenin, Beratin dhe Malin e Zi. Ishte hera e parë që në këto anë po qëndronte një misionar protestant. Udhëtimi kishte filluar nga Shkodra, më 23 janar 1866. Qyteti i parë të cilin e kishte vizituar ishte Prizreni, ku, në bashkësinë e besimtarëve të ritit greko-bizantin, ishte mirëpritur. Shkolla fetare e qytetit, atëherë kishte 192 nxënës. Aty kishte edhe shkollë të vajzave. Edhe pse Ungjilli, në dialektin gegë të gjuhës shqipe, nuk ishte botuar ende, shqiptarëve të besimit të krishterë katolikë, Riedel-i nuk kishte arritur t'u shiste asgjë, ndërsa besimtarëve ortodoksë kishte arritur t'ua shisti 84 ekzemplarë të shkrimeve të shenjta në gjuhën serbe. Në rrugëtimin e tij në Rrafshin e Dukagjinit, ai kishte vizituar edhe Gjakovën, qytet ky me shumicë myslimane. Aty kishte një shkollë me 40 nxënës, ku kishte mundur të shesë 26 kopje të librave fetarë. Në Deçan kishte shitur 18 kopje. Nga publikimet e Shoqërisë Biblike Britanike, në Pejë, kishte arritur të shesë 45 kopje. Gjithsej, kishte arritur t'i shesë 210 kopje në serbisht, që ishte një sasi e madhe, duke pasur parasysh varfërinë e njerëzve të këtyre anëve.[401] Për të mos pasur keqkuptim, duhet sqaruar se këta besimtarë ortodoksë nuk ishin serbë por shqiptarë, siç edhe kishte raportuar një vit më herët Eduard Von Laer, i cili gjatë vizitës që i kishte bërë Prizrenit, kishte theksuar se, banorët ortodoksë të këtij qyteti, edhe pse në liturgjitë e tyre fetare përdornin gjuhën serbe dhe shkonin në shkollat serbe, ata, për kah përkatësia

---

[400] CUL, BSC, BSA/G1/3/7-11,Volume VII, Bible Society Monthly Reporter, no. 21, f. 352-353.

[401] The sixtieths Annual reports of the BFBS, London 1867, f. 165-166.

etnike, ishin shqiptarë.[402] Dëshmia e dytë është se në këto raporte nuk bëhet e ditur për kishën serbe, por për kisha të ritit greko-bizantin. Në këtë kohë, në Shoqërinë Biblike Britanike ekzistonin raporte të qarta mbi serbët dhe kishën e tyre kombëtare ortodokse. Gjithashtu nuk duhet anashkaluar edhe faktin se veprimtaria e tillë misionare dhe edukative e shoqërive protestante dhe hapja e shkollave kombëtare në gjuhët serbe, bullgare e greke, nxiti edhe qeverinë osmane për hapjen e institucioneve arsimore osmane, të cilat do të përpiqeshin që ta ngrinin nivelin kulturor dhe arsimor të popullsisë shqiptare të besimit Islam. Një shembull i tillë ishte edhe vendimi i "Portës së Lartë", i datës 5 qershor 1867, për hapjen e dy shkollave të mesme "Ruzhdije", si dhe të shkollave fillore "Mektebe" në kazatë e Gjakovës dhe të Pejës.[403]

E konsiderojmë të rëndësishme vënien në dukje të veprimtarisë së organizuar të kësaj Shoqërie, sepse, duke i shpalosur qëllimet e saj, madje edhe para personaliteteve të larta shtetërore, siç ishte rasti me Sulltanin dhe Carin Rus, ajo ishte mjaft e qartë. Kështu, gjatë vizitës së Sulltanit në Britaninë e Madhe, më 1867, Kryetari i Shoqërisë Biblike Britanike, Earli nga Shaftesbury, i dhuroi Sulltanit një Dhiatë të re në gjuhën osmane. Në shenjë falënderimi, Ministria e Punëve të jashtme e Perandorisë Osmane, më 22 korrik 1867, i dërgon letër falënderuese kryetarit të kësaj shoqate, përmes së cilës shpreh mirënjohjen e Sulltanit për

---

[402] Aleksandër Thomson, Shtigje Biblike në Shqipërinë e Rilindjes Kombëtare, Prishtinë 2001, f. 57.

[403] BAŞBAKANLIK DEVLET ARŞİVLER GENEL MÜDÜRLÜĞÜ Osmanlı Arşivi Daire Başkanlığı, OSMANLI ARŞİV BELGELERİNDE KOSOVA VILAYETİ, Istanbul 2007, f.300.

punën e Shoqërisë Biblike në viset e Perandorisë Osmane dhe kujton mbrojtjen që ajo gëzon në veprimtarinë e saj.[404]

Është interesant se në këtë kohë kundërshtimesh ndërmjet protestantizmit dhe katolicizmit, në Francën e krishterë katolike, 400-560 priftërinj katolikë kishin pranuar shkrime të shenjta nga Shoqëria Biblike Britanike dhe, për më tepër, ata kishin edhe përkrahjen e kryepeshkopit të Parisit, i cili ishte i brumosur me ide përparimtare.[405] Ndoshta kjo shpjegon edhe shpërthimin e vrullshëm ekonomik, social dhe kulturor të Francës, gjatë shekullit XIX, si të vetmin vend të krishterë katolik me nivel zhvillimi të njëjtë me vendet protestante.

Një vizitë tjetër me interes ishte edhe ajo e Aleksander Thomson-it në viset shqiptare, gjatë vitit 1867. Kjo vizitë kishte për qëllim krijimin e një pasqyre për vështirësitë me të cilat do të përballej Shoqëria Biblike në misionin e saj, në mënyrë që të dihej se deri në çfarë shkalle do të duhej të ushtrohej durimi, për të arritur rezultate të kënaqshme pune. Kështu, një nga qëllimet e vizitës ishte edhe gjetja e formave më efikase për t'i paraqitur shkrimet e shenjta të Shoqërisë sa më atraktive ndër besimtarët myslimanë shqiptarë, pastaj ndërmarrja e hapave për arsimimin e tyre, si dhe konkretizimi i qëndrimeve të popullsisë myslimane ndaj besimtarëve të krishterë. Thomson-i, në veçanti, ishte i interesuar të vizitonte viset ndërmjet Gjirokastrës dhe Shkodrës, qytete këto të cilat më vonë do të përputheshin me kufijtë e Shqipërisë dhe të vërtetonte suksesin e librave të shenjtë në dialektin verior, pra ato me sistem ortografik të Lepsiusit.

---

[404] CUL, BSC, BSA/G1/3/7-11, Volume VIII, Bible Society Monthly Reporter, no 53, f. 557.

[405] CUL, BSC, BSA/G1/3/7-11, Volume VIII, Bible Society Monthly Reporter, no. 3, f. 560.

Udhëtimin nga Konstantinopoli në Korfuz, Thomson-i e filloi më 4 maj 1867, me një anije austriake me avull. Në Syra, Aleksander Thomson-i u takua me konsullin austriak, Dr. Hahn, autorin e veprës madhore “Albanesische Studien”. Ata biseduan për publikimet e Shoqërisë. Hahn-i e përkrahu edhe përdorimin e sistemit ortografik të Lepsiusit. Paraprakisht konsulli Hahn ia kishte dërguar për inspektim Kristoforidhit një kopje të një botimi 200 vjeçar në gjuhën shqipe nga një jezuit. Ky botim kishte shërbyer për nevojat e shqiptarëve të krishterëve, atyre të besimit katolik. Për këtë libër Kostandin Kristoforidhi raportonte se ishte shkruar në stil të njëjtë me ekzemplarët në qarkullim të Shoqërisë Biblike. Natyrisht versioni i vjetër përmbante edhe legjenda të paqëndrueshme. Njëkohësisht, konsulli Hahn dha një vlerësim të lartë për personalitetin dhe aftësitë e Kristoforidhit.[406]

Me të arritur në pjesën bregdetare në jug të viseve shqiptare, Aleksander Thomson- i e vazhdoi rrugën për në Janinë. Pasi udhëtimi ishte i gjatë, ai ndaloi në një fshat afër Filatit të Çamërisë. Fshati ishte i banuar me popullsi shqiptare të besimit mysliman. Mikpritja ishte e përzemërt dhe miqësore, ndërsa bisedat me fshatarët lidhur me qëllimet e shoqatës, u bënë në gjuhën greke, gjuhë të cilën ata e kuptonin. Më 11 maj, me të arritur në Janinë, ai me Dr. Knollekën shkuan ta takojnë Pashën, të cilit i treguan fermanin nga Porta dhe me atë rast i dhuruan një Dhiatë të re në gjuhën osmane. Në Janinë ata vizituan shkollën qytetëse (Rushdi Mekteb), ku takuan një arsimtar të përgatitur dhe të informuar shumë mbi situatën politike në Evropë. Mjerisht, në këtë shkollë nuk mësohej ndonjë gjuhë e huaj. Mosmësimi i

[406] Po aty, f. f. 561-562.

ndonjë gjuhe të huaj ishte mungesë e madhe për emancipimin e mëvonshëm të brezit të ri.[407]

Udhëtimin e tij misionar Thomson-i e vazhdoi duke vizituar qytetin e Gjirokastrës, të cilin e kishte vizituar edhe katër vite më parë dhe në të cilin kishte arritur t'u shiste disa ekzemplarë të shkrimeve të shenjta, si banorëve të krishterë, ashtu edhe atyre myslimanë. Aty u takua edhe me një tregtar vendas, i cili, gjatë vizitës së tij të parë, kishte blerë Aktet dhe Letrat e Apostujve në gjuhën greke dhe në atë shqipe. Më pastaj ata vizituan edhe myftiun, te i cili ishte mbledhur elita myslimane, si kadiu, imami, myderisi dhe hoxha. Pasi myftiu ishte nga viset e Gegërisë, ai u interesua për librat fetarë në këtë dialekt dhe për shkronjat latine. Aleksander Thomson-i të pranishmëve u lexoi pjesë të këtyre librave në dialektin gegë, të cilin, siç u deklaruan ata, shumë mirë e kuptonin. Më vonë ai vizitoi shkollën qytetëse (Rushdi Mekteb), si dhe shkollën episkopate, e cila kishte rreth 200 nxënës. Në qytet nuk kishte shkolla për femra. Për të fituar besimin e të krishterëve të qytetit, ata morën pjesë në lutjen fetare të së dielës. Më pastaj, besimtarëve, u lexoi të njëjtin tekst, të cilin ata sapo e kishin dëgjuar nga prifti i tyre, duke larguar çdo dyshim nga ata se ishin jobesimtarë. Nga Gjirokastra u larguan më 28 maj, duke shitur dy kopje në gjuhën greke, tetë kopje në gjuhën greke dhe shqipe, si dhe katër kopje në gjuhën osmane.[408] Suksesi i shoqërisë protestante në jug të hapësirave të banuara me shqiptarë, dëshmohet edhe nga letra që Tomson-i i shkruante pastorit Bergne. Letra mban datën e 9 dhjetorit 1868. Në këtë letër ai tregon për takimin që kishte pasur me 5 kadi (gjykatës) nga

[407] CUL, BSC, BSA/G1/3/7-11, Volume VIII, Bible Society Monthly Reporter, no. 53, f. 568-570.

[408] Po aty, f. 582-583.

Gjirokastra të cilët kishin pranuar Psalmet dhe Testamentin e Ri, duke premtuar promovimin në mjediset e tyre.[409] Njëkohësisht ai shprehte besimin se nëse ndonjëherë fiset shqiptare do të ndalonin të shpenzonin energjinë në hakmarrjet dhe konfliktet e pafundme, atëherë transformimi i tyre në një komb të qytetëruar duhej bërë me ndihmën e misioneve ungjillore.

Veprimtaria e misionarëve protestantë nuk kishte rëndësi vetëm për fushën e edukimit religjioz në gjuhën shqipe. Misionarët protestant ishin një burim informatash edhe për diasporën shqiptare në Itali, Greqi, Rumani, Stamboll e në vende të tjera. Kështu, në letrën e Aleksandër Thomson-it, dërguar Knollekës në Stamboll, më 7 gusht 1868, flitej edhe për dy fshatra shqiptare buzë lumit Sava në Sllavoni të Kroacisë. Banorët e këtyre fshatrave ishin shpërngulur gjatë luftërave Austro-Osmane. Në këtë letër Thomson-i theksonte kërkesën e misionarit Millard për 100 kopje të Testamentit të ri në gjuhën shqipe në dialektin e gegërishtes, dedikuar këtyre dy fshatrave shqiptare. Por, Thomson-i nuk mund të siguronte më shumë se 20 kopje. Duke u nisur nga përvoja e hidhur me banorët katolikë të Shkodrës, ai shprehte dyshimin se ato do të mund t'u shiteshin këtyre shqiptarëve të krishterë katolikë.[410] Në letrën tjetër të Tomson-it dërguar pastorit Bergne nga Stambolli, më 5 janar 1868, ai flet edhe për koloni të tjera të shqiptarëve në afërsi të Zarës në Dalmaci, pastaj për ato në Kalabri e në Sicili. Me këto vendbanime shqiptare kishte rënë në kontakt misionari Brus. Ndërkohë ishin botuar Psalmet dhe ishte ribotuar Testamenti i ri në dialektin toskë, natyrisht me shenja të alfabetit grek, por që arbëreshët e

[409] CUL, BSC, BSA/D1/7/117, f. 209.
[410] CUL, BSC, BSA/D1/7/117, f. 187.

Italisë ,si toskë që ishin, e kuptonin shumë mirë. Prandaj, sugjeronte ai, sa më parë ato duhej dërguar atyre, në mënyrë që t'i përdornin këto shkrime të shenjta edhe në shkollat e tyre. Numri i fshatrave arbëreshe në Kalabri ishte rreth 25. Në to jetonin afër 25.000 banorë.[411] Në përgjithësi, numri i shitjeve të Librave të shenjtë në gjuhën shqipe, për vitin 1867, ishte 300 kopje në dialektin gegë dhe 116 në dialektin toskë.[412]

### 4.5. Veprimtaria e Shoqërisë Biblike dhe e bektashinjve në vitet e Lidhjes Shqiptare të Prizrenit

Një riaktivizim i veprimtarisë së Shoqërisë Biblike në viset shqiptare vihet re menjëherë pas përfundimit të luftës së Krimesë (1856). Në këtë kohë nisi një veprimtari më intensive dhe më frytdhënëse e saj në fushën e përkthimeve, të arsimit dhe të hapjes së shkollave shqipe. Për rrjedhojë, pas një ndërprerjeje katërvjeçare, më 1877/78, Shoqëria Biblike e angazhon sërish Kostandin Kristoforidhin, duke pasur për objektiv ripërpunimin e Dhiatës së re në dialektin toskë.[413]

Pas luftës Pruso-Franceze të vitit 1871, filloi të riaktualizohet kriza lindore. Bizmarku, me qëllim që ta largojë Rusinë nga çështjet evropiane, me mjeshtëri e ktheu atë perandori të madhe kah lindja. Rezultatet e këtij konflikti kishin ndryshuar ekuilibrin ushtarak dhe politik në kontinentin e vjetër, duke e rrënuar kështu përfundimisht traktatin e

[411] Po aty, f. 85-86.
[412] Po aty, f. 97.
[413] Xh. Lloshi, Vep. e cit., f. 334.

Parisit të vitit 1856. Ndërkaq, Rusia cariste, duke mos u frikësuar më nga aleanca Franko-Britanike, që më 1871, filloi të aktivizojë marinën ushtarake në Detin e Zi. Ajo, po ashtu, filloi t'i organizojë dhe t'i nxisë popujt nën Perandorinë Osmane për veprimtari destabilizuese deri në kryengritje.[414] Në të vërtetë, në Londër, më 13 mars 1871, ndërmjet Britanisë së Madhe, Gjermanisë, Austro-hungarisë, Rusisë, Perandorisë Osmane dhe Francës së mundur, u përpilua një Marrëveshje e re, me të cilën u reviduan disa pjesë të Marrëveshjes së 30 marsit të vitit 1856 në Paris. Kështu, sipas pikës 2 të kësaj Marrëveshjeje, hiqej ndalesa e deriatëhershme e lundrimit për anijet luftarake nëpër ngushticat e Dardaneleve dhe të Bosforit, duke ua lejuar kalimin të gjitha anijeve luftarake të vendeve mike dhe aleate, pos në raste kur "Porta e Lartë" konsideronte se ishte e domosdoshme ruajtja e pjesëve të marrëveshjes së Parisit (1856).[415]

Perandoria Osmane kishte pjesën e vet të fajit për pozitën e saj të pafavorshme ndërkombëtare, sepse në një periudhë të gjatë kohore kishte dështuar të shndërrohej në shtet sipas modelit evropian. Dështimi në sigurimin e rendit të brendshëm, të barazisë ligjore të nënshtetasve të vet, kishte bërë që të dështonte të bëhej faktor stabiliteti dhe paqeje. Po kështu, më 1872, dështuan edhe përpjekjet e Ali Pashës për reforma. Një prej shkaqeve të dështimit të tij ishte edhe nga ndërhyrja e Perandorisë Ruse, e cila nuk ishte e interesuar për konsolidimin e Perandorisë Osmane. Kryengritja në Hercegovinë, më 1875, e cila shpërtheu si

---

[414] Mehdi Frashëri, Lidhja e Prizrenit edhe efektet dipllomatike të saj, Tiranë 1938, f. 11.

[415] Далибор Јовановски, Балканот од 1826 до 1913 година, Скопје 2011, f. 146.

pasojë e krizës së rëndë financiare (1874), si dhe shtypja e egër e kryengritësve bullgarë, më 1876, e kthyen opinionin publik evropian kundër kësaj perandorie, e cila vështirë po adaptohej me rrethanat e reja politike, ekonomike dhe kulturore, që po ia imponpremte Evropa.[416]

Në konfliktin Ruso-Osman të vitit 1877 ishte aktive edhe Shoqëria Biblike Britanike, e cila duke shfrytëzuar nevojën e lindur të njeriut që në rrethana të vështira, çfarë në të vërtetë ishte lufta, shpresën ta lidhë me Zotin, arriti që brenda një periudhe tremujore të shpërndajë në mesin e ushtarëve rusë dhe rumunë 70 000 kopje të shkrimeve të shenjta.[417] Po kështu u veprua edhe me ushtarët e burgosur osmanë, numri i të cilëve vetëm në stacionin hekurudhor të Xhasit (Jassy), sillej rreth 2 000. Këta ushtarë të burgosur, kopjet në osmanishte të shkrimeve të shenjta, i mirëpritën.[418]

Rrjedhimisht, ”Kriza Lindore” dhe rreziku i copëtimit të hapësirës etnike shqiptare nga fqinjët mobilizoi elitën ekzistuese që të bashkoheshin për të rezistuar. Rezultat i këtij organizimi ishte formimi i Lidhjes Shqiptare të Prizrenit, e cila la dy porosi të mëdha për shqiptarët:

1) Vetëm rezistenca e armatosur mund t’i pengojë pretendimet antishqiptare të shteteve fqinje dhe

2) Kombi shqiptar do të ekzistojë nëse gjuha shqipe do të përdoret edhe si gjuhë e shkruar.

Por, si çdo herë në rrethana të tilla, Shoqëria Biblike, në vendbanimet shqiptare, do të dërgojë përfaqësuesin e saj

---

416 Rene Albrecht-Carrie, The Concert of Europe, New York 1968, f. 263.

417 CUL, BSC, BSA/G1/3/7-11, Volume X, Bible Society Monthly Reporter, no. 31, f. 305.

418 Po aty, 308.

për Perandorinë Osmane, Aleksander Thomson-in. Rastësisht ose jo, udhëtimi i tij do të përqendrohet në Shqipërinë jugore, më saktësisht në Janinë, në qytetin që në historinë më të re shqiptare njihet si kryeqendra e të famshmit Ali Pashë Tepelenës, por që tani kërkohej nga Mbretëria Greke. Rrugëtimin e tij Thomson-i e filloi nga Athina, prej nga arriti në ishullin e Korfuzit. Në përshkrimin që ai ia dërgon Shoqërisë Biblike Britanike, shkruan se Janinën për herë të fundit e kishte vizituar më 1867 së bashku me dr. Knollekën, në kohën kur aty vepronte Davidsoni. Shkaqet e vonesës së kësaj vizite në Janinë ishin largimi nga Janina dhe transferimi i Davidson-it në Kretë, më 1869, pastaj vështirësitë në gjetjen e një personi të përshtatshëm për këtë punë, por edhe cakti i Beratit si qendër e shoqërisë për Jugun e Shqipërisë. Megjithatë, kohë pas kohe, Janina vizitohej edhe nga shitësi bredhës i Shoqërisë Biblike, Pilo, nga i cili pastaj informohej edhe Thomson-i.

Janina nuk ishte vetëm qendër e një zone administrative, por edhe një qendër e arsimuar. Krahasuar me qytetet tjera të Shqipërisë, ky qytet ishte shumë herë më i përparuar. Në anijen me të cilën udhëtonte, ky dashamirës i popullit shqiptar ishte njoftuar me shumë shqiptarë. Njëri prej tyre i kishte bërë përshtypje të veçantë.[419] Ky shtetas osman ishte një ushtarak shqiptar, i cili kishte luftuar në Plevne, nën komandën e Osman Pashës. Atje ishte zënë rob dhe për pesë muaj kishte qëndruar në Bukuresht. Gjatë asaj kohe, kur edhe Shoqëria Biblike ishte shumë aktive, atij i kishte rënë në dorë Besëlidhja e re në gjuhën osmane, të cilën e kishte lexuar. Thomson-i me bashkudhëtarin e tij shqiptar, përveç për temat fetare kishin biseduan edhe për kushtet në

---

419 CUL, BSC, BSA/G1/3/7-11, Volume X, Bible Society Monthly Reporter, no. 53, f. 525.

të cilat jetonin robërit e luftës. Sipas shitësve të librave të botuar nga Shoqëria Biblike, kushtet e të robëruarve rusë të luftës ishin shumë më të rënda se sa ato të robërve osmanë në Bukuresht. Biseda mes miqve që u takonin dy kulturave të ndryshme religjioze, tregon për rolin që kishin filluar ta luanin librat fetarë të përkthyer në gjuhën e popullit në krijimin e botëkuptimit mbi elementet përbashkuese të besimeve fetare dhe në krijimin e tolerancën ndërfetare.

Janina, kryeqendra e Vilajetit të Janinës, në gjithë Perandorinë Osmane ishte bërë e njohur edhe me një gjimnaz, që dallohej për cilësinë sipas standardeve moderne evropiane. Për këtë cilësi, rol të rëndësishëm, padyshim, kishin luajtur edhe shitjet e shkrimeve të shenjta në gjuhët shqipe dhe në atë greke. Këta libra kishin krijuar bindjen te njeriu i thjeshtë mbi përparësitë që kishin kulturat kombëtare në kushtet e frymës së re, e cila ishte kundër globalizmit kulturor, fetar e politik mesjetar. Kombet e qytetëruara tani më kishin filluar të bëheshin bërthama të përparimit gjithë-përfshirës të njerëzimit. Në qytetin e Ali Pashë Janinës, siç lajmëronte Thomsoni, sipas shitësi Pilo, treguesit e shitjes së Biblave kishin shënuar rritje.

Përshtypjet e Thomson-it ishin interesante edhe për zyrtarët osmanë. Ai, së bashku me konsullin e Britanisë së Madhe në Janinë, Kypriotis-in kishte vizituar edhe Rasim Pashën, valiun e provincës, i cili ishte njeri i edukuar dhe me integritet moral e që e bënte të ndryshëm prej shumicës së qeveritarëve të mëhershëm osmanë, të cilët kishin qenë të korruptuar, të paditur dhe injorantë. Thomson-i vizitoi Gjimnazin e famshëm të Janinës, ku u njoh me plan-programet moderne shkollore, plan-programe këto që nuk i gjeti në shkollën hebreje me 400 nxënës, e cila kishte ngecur prapa

në krahasim me shkollat në gjuhën greke.[420] Prandaj, më 25 nëntor 1879, në Stamboll caktohet takimi ndërmjet Komitetit të Stambollit dhe Shoqërisë Biblike. Kërkesa e palës shqiptare ishte ndihma e Shoqërisë Biblike për botimin e një gramatike dhe të një fjalori të gjuhës shqipe.[421] Në këto kohë të vështira Porta nuk e pengoi veprimtarinë atdhetare, përkundrazi ajo e nxiti, sepse përmes saj mbronte edhe vetveten. Mirëpo kjo veprimtari kulturore nxiti reagimin e ashpër të klerit ortodoks, i cili të gjithë ortodoksët i konsideronte grekë. Pasojat e një veprimtarie të tillë të dëmshme i paraqesin në raportet e tyre edhe përfaqësuesit e Shoqërisë Biblike. Pra, shqiptarët ishin nën presion të dy religjioneve, të cilat nuk merrnin parasysh përkatësinë e tyre kombëtare, ngase kisha ortodokse i mësonte se ata ishin grekë ose sllavë, ndërsa kleri myslimanë e vinte theksin më parë te religjioni se sa te kombi. Sigurisht, veprimtaria e tyre pati pasoja të rënda për shqiptarët në kohën e zgjimit kombëtar.

Kësaj tendence përçarëse fetare shqiptarët iu përgjigjën me themelimin e organizatave që si element unifikues e kishin përkatësinë kombëtare. Kështu, anëtarët e Shoqërisë së Stambollit, si: Sami Frashëri, Zija Prishtina, Seit Toptani, Hoxha Tahsini, Pandeli Sotiri, Koto Hoxhi, Jani Vreto e Pashko Vasa, u takonin të tri konfesioneve fetare.[422] Në kontaktet e tyre me të huajt, ata kuptuan se e vetmja fuqi e interesuar për çështjen shqiptare ishte Anglia, ndërsa veprimtaria e Shoqërisë Biblike ishte një fatbardhësi, sepse falë ndihmës së saj, predikimi i fetar, edhe në viset shqiptare

---

420 CUL, BSC, BSA/G1/3/7-11, Volume X, Bible Society Monthly Reporter, no. 53, f. 526-527.

421 Xh. Lloshi, Vep. e cit, f. 338.

422 Rexhep Qosja, Historia e Letërsisë Shqipe II, Prishtinë 1990, f. 421.

filloi të bëhet në gjuhën shqipe, si dhe u vunë në qarkullim librat fetarë në gjuhën që populli i kuptonte.

Takimi i Stambolli të dy palët i nxiti për një bashkëpunim të frytshëm. Bile tre nga anëtarët e Shoqërisë së Stambollit do të fillojnë të bashkëpunojnë intensivisht me Shoqërinë Biblike. Kështu, më 1879 botohet Dhiata e re në dialektin toskë, e cila u përpunua nga Kostandin Kristoforidhi, i ndihmuar edhe nga një shqiptar tjetër, i cili quhej Konstandin Kolea, kurse në vitin 1880 u përkthyen dhe u botuan pjesë të ndryshme të Dhiatës së vjetër.[423] Botimi ishte në alfabetin e përshtatur me shkronja greke. Shoqëria Biblike, por edhe Kostandin Kristoforidhi, ishin jetësisht të interesuar që shqiptarët të kishin një alfabet unik. Mjerisht, emri i tij nuk figuron në Komisionin për hartimin e alfabetit të Shoqërisë së Stambollit, më 1879. Emri i tij nuk figuron as në kanonizmat e themelimit të "Shoqërisë së të shtypurit shkronja shqip."

Shoqëria e Stambollit, më 1882, kishte vendosur ta botojë Fjalorin e Kristoforidhit, por për arsye të panjohura ky thesar i çmuar nuk do ta shohë dritën e botimit. Ndoshta, mosbotimi i Fjalorit ishte një nga arsyet pse Kristoforidhi, në shkrimet e tij, nuk e përdori alfabetin e ri, përpos në dy raste, më 1889.[424] Shtrohet pyetja: Pse Shoqëria Biblike nuk e përdori alfabetin e miratuar të Stambollit? Përgjigjja është kjo: Shoqëria Biblike donte të shihte se sa do të kishte shtrirje dhe jetë alfabeti i Stambollit, në mënyrë që të mos bënte investime shtesë për shtypshkronjë të veçantë. Kërkesës së dytë, të bërë nga Komiteti i Stambollit, që kishte të bënte me ndihmën për botimin e një gramatike të gjuhës shqipe, ata iu

---

[423] Edwin Jacques & David Young, Ungjilli ndër Shqiptarët, Tenda, Prishtinë 2000, f. 35.

[424] T. Osmani, Udha e shkronjave shqipe, Shkodër, 1999, f. 203-204.

përgjigjën pozitivisht. Më 1882, Shoqëria Biblike dhe përfaqësuesi i saj, Aleksandër Thomson-i, i ndihmuan Kristoforidhit që ta botojë Gramatikën e gjuhës shqipe. Në të vërtetë, Thomson-i, të hollat e mbledhura nga kisha protestante në Nicë i drejtoi në botimin e një vepre, e cila edhe pse nuk ishte fetare, kishte rëndësi të madhe për bërjen e gjuhës shqipe, gjuhë të shkruar.[425]

Se sa e vështirë ishte puna e misionarëve protestantë tregon edhe vrasja e  Klement Savnoshit, njërit prej anëtarëve më aktivë të Shoqërisë Biblike, i cili vepronte në Vilajetin e Kosovës. Ai u vra pak pas largimit nga Prizreni.[426] Kjo ngjarje dëshmonte mungesën e ligjshmërisë dhe të drejtësisë, që për pasojë, pastaj do të prodhonte edhe anarkinë. Kalimi nëpër shumë rrugë ishte bërë shumë i rrezikshëm, hajdutëria ishte përhapur shumë. Një dukuri e tillë, gjithsesi shumë e dëmshme, në momentet kur vendosej për fatin e shqiptarëve, do të bëhej edhe një pengesë më shumë, edhe një vështirësi më shumë, pos vështirësive të tjera me të cilat përballeshin ata, si: ndarja fetare, mungesa e elitës ekonomike e politike etj. Armiqtë e krijimit të shtetit shqiptar, këtë dukuri negative shoqërore ua vishnin të gjithë shqiptarëve.

Padyshim, në këtë periudhë (1878-1881), kontribut të pamohueshëm dhanë edhe bektashinjtë shqiptarë me klerin e tyre, kontribut të cilin, në këso përmasash, nuk e gjejmë te elitat fetare katolike, ortodokse dhe islame shqiptare të asaj periudhe. Kur u bë e ditur se shqiptarët do të organizoheshin për ta penguar copëtimin e hapësirave të tyre etnike, konsulli britanik, Kirby, më 11.11.1878, nga Shkodra lajmëronte se

---

[425] Xhon Kuanrud, Besë Shpresë dhe Dashuri - Jeta e Gjerasim Qiriazit, Tiranë 1998, f. 59.
[426] Po aty, f. 62.

”Sheh Mustafa i Tetovës (Kryetar i Lidhjes së Prizrenit) e ka ftuar një Kuvend delegatësh nga mbarë krahina, për arsye se qe i aftë, njeri të cilit i besohet dhe nënshtetas besnik i Sulltanit.”[427] Rol padyshim shumë të rëndësishëm në organizimin e Lidhjes së Prizrenit luajti Abdyl Frashëri, i cili, me ndihmën e pakursyer të baballarëve bektashianë, arriti t’i mobilizojë shqiptarët, si në veri, ashtu edhe në jug.[428]

Në të njëjtën kohë, Perandoria Ruse ishte mobilizuar për ta penguar unitetin dhe veprimtarinë e suksesshme të Lidhjes së Prizrenit. Ajo u organizua për të nxitur përçarje krahinore, religjioze dhe mbjellje të mosbesimit dhe xhelozisë në mesin elitave shqiptare. Këtë ajo e realizonte me metodën e dhënies së ryshfetit. Për këtë flasin edhe raportet angleze, të cilat përgjegjës kryesorë e konsiderojnë konsullin e përgjithshëm rus në Stamboll, Hitrov-in, i cili kishte ndarë një fond të posaçëm për korruptimin e liderëve shqiptarë, në mesin e të cilëve ishte edhe Myftiu i Prishtinës, njëri nga anëtarët kryesorë të Lidhjes së Prizrenit.[429] Por nuk u blenë dot klerikët dhe veprimtarët bektashinj, si: Alush Baba, Adem Baba, Sami e Abdyl Frashëri. Hapja e teqesë në Prizren, më 1877, në prag të organizimit të Lidhjes së Prizrenit, nuk ishte rastësi. Themelues i kësaj teqeje ishte Baba Adem Vexhi (1841-1927), i cili më vonë do të shërbejë edhe në vendlindjen e tij, në Gjakovë.[430]

Pra, rreziku nga copëtimi, pikësëpari të Vilajetit të Kosovës, qe një nga faktorët mobilizues të elementit shqiptar, por edhe të veprimtarisë më të shtuar të misionarëve

---

[427] Skender Rizaj, Dokumente angleze mbi Lidhjen Shqiptare të Prizrenit (1877-1885), Prishtinë 1996, f. 131.

[428] Vissar Dodani, Memoriet e mija, Constantza 1930, f. 12.

[429] Po aty, f. 143.

[430] Shyqry Hysi, Mision Bektashian, Tiranë 2004, f. 60.

bektashianë në këtë pjesë. Prandaj, edhe themelimi i teqesë së parë bektashiane në qytetin e Gjakovës, nuk është rastësi. Sipas besimtarëve bektashianë, kjo teqe është themeluar që në gjysmën e parë të shekullit XIX, nga sheh Shemsedin Baba, përndryshe dervish i rendit Sadi, që u konvertua në bektashi. Njëri nga baballarët më të njohur të teqesë bektashiane të Gjakovës, ishte edhe Haxhi Adem Vexhi, i lindur po në këtë qytet, më 1841. Ky sheh fillimisht kishte shërbyer në teqenë e Melçanit në rrethinën e Korçës, për ta vazhduar pastaj veprimtarinë e tij në teqenë e Frashërit, ku u miqësua me atdhetarin e njohur Baba Alushin. Është shumë domethënëse ardhja e tij në Prizren, më 1877, dhe hapja e teqesë bektashiane në prag të organizimit të Lidhjes Shqiptare të Prizrenit,[431] për të vazhduar me hapjen e teqesë edhe në qytetin e Pejës.

Dëshmi të tilla mbi veprimtarinë aktive të bektashinj-ve gjejmë edhe në dokumentet osmane. Shikuar nga kënd-vështrimi i "Portës", këto veprime ishin kundër perandorisë. Dervish pasha raportonte nga Selaniku: "Abdyl Frashëri ka lidhje familjare me Toskëri, gjithashtu edhe në Krujë është i lidhur me shehun e Bektashinjve Hysein Babën, i cili nxit popullsinë që të bëjë kryengritje kundër shtetit."[432] Në telegramin tjetër po nga Selaniku, Dervish pasha raporton: "...në Korçë dhe në Frashër si dhe në rrethinat e tyre gjenden teqe bektashiane, me Alush Babën dhe Adem Babën të cilët tani nxisin popullsinë kundër pushtetit Osman."[433] Për më tepër, edhe me rastin e arratisjes së krerëve të Lidhjes së

---

[431] Jashar Rexhepagiqi, Dervishët dhe teqetë në Kosovë, në Sanxhak dhe në rajonet tjera përreth, Pejë 2003, f. 230.
[432] Skender Rizaj, Lidhja e Prizrenit në dokumente angleze, Prishtinë 1978, f. 113.
[433] Skender Rizaj, Lidhja e Prizrenit..., f. 124.

Prizrenit, ishin teqetë ato që u bënë strehë për ta. Konsulli austro-hungarez në Shkup, Valdhart lajmëronte ministrin e Punëve të Jashtme në Vjenë, baronin Fon Hajmerle se "Presidenti i Lidhjes dhe myderrizi Haxhi Osman efendiu u tërhoqën të veshur si shehlerë në një teqe dervishësh, ku ata kanë mundur që të qëndronin deri më sot të paprekur."[434]Po ashtu edhe Abdyl Frashëri u strehua në teqenë e Krujës.[435]

Në teqenë e Frashërit të Baba Alushit, rilindësi shqiptar, Abdyl Frashëri, mbajti të parën mbledhje kombëtare. Perandoria Osmane për veprimtari të tilla kombëtare dënoi dhe internoi baballarët bektashianë. Baba Hyseinin e Krujës, autoritetet perandorake e dënuan me shumë vite burgim. Për shkak të veprimtarisë patriotike e kishin internuar edhe Baba Ahmetin e teqesë së Prishtinës, ndërsa Baba Hajdarin e teqesë "Hajdarije" të Gjirokastrës, bashkëpunëtorin e ngushtë të Koto Hoxhit, autoritetet qeveritare e bastisën dhe, pasi gjetën libra shqip, e burgosën, kurse dervishët e saj i internoi. Një meritë padyshim të madhe në Lëvizjen Kombëtare Shqiptare, pa dyshim kishin bektashinjtë, të cilët idenë panshqiptare arritën ta përhapnin duke e bërë atë të pranueshme nga të gjithë bektashinjtë, pavarësisht përkatësisë së tyre etnike.[436] Andaj, në këtë frymë, edhe teqeja e Kajros, e cila ishte bërë qendër e rëndësishme bektashiane shqiptare, do ta dërgojë në viset shqiptare Dervish Meleqin, i cili u bë Baba i teqesë së Shëmbërdhenjit. Ndërkaq, Baba i parë shqiptar i teqesë së Kajros ishte baba Hajdari nga Leskoviku.[437]

[434] AIH, Vj-3-4 (HHStA, PA, A, no. 64/res)
[435] Mehdi Frashëri, Lidhja e Prizrenit..., f. 68.
[436] Ali Tyrabiu, Vep. e cit., f. 84-85.
[437] Baba Rexhepi, Vep. e cit., f. 224.

Pas organizimit të Lidhjes Shqiptare të Prizrenit, moment tjetër i rëndësishëm ishte shkrirja dhe identifikimi i plotë e bektashizmit si tërësi me Programin kombëtar shqiptar. Nga ky moment Lëvizja Kombëtare Shqiptare, pos shoqërive biblike, si krah të fortë kishte edhe një sekt fetar, i cili kishte shtrirje jo vetëm në mesin e popullsisë shqiptare, por edhe në mbarë Perandorinë Osmane. Në këtë sekt fetar kishte besimtarë të ngritur dhe intelektualë që mbanin pozita në administratën qeveritare. Rrjedhimisht, edhe bektashizmi filloi të identifikohet me aspiratat kombëtare shqiptare, për çka dëshmojnë edhe këngët popullore, si p. sh.:

*“Kush do Shqipërinë, kush?*

*I mjeri Baba Alush.”*[438]

Qëndresa shqiptare e viteve 1878-1881, përveç që kishte forcuar ndjenjën shqiptare, ajo kishte bërë që me idealet e saj të mishërohej sidomos sekti bektashian. Rezistenca shqiptare kishte vetëdijesuar edhe një pjesë të klasës sunduese osmane, qoftë asaj me përkatësi etnike shqiptare, qoftë asaj me përkatësi të huaj, për domosdoshmërinë e bashkimit të territoreve shqiptare në një provincë të bashkuar dhe autonome. Mjerisht, një zhvillim të tillë të ngjarjeve, që ndoshta do të ndryshonte fatin e Perandorisë Osmane, e pengoi Sulltan Abdyl Hamiti, i cili, që në vitin 1880, idenë e bashkimit të tokave shqiptare e hodhi poshtë, me arsyetim se fuqitë e mëdha do të shfrytëzonin pastaj elementin shqiptar për ndonjë plan tjetër të tyrin, siç kishin vepruar më herët me Ali Pashë Tepelenën, me ç’rast ishte krijuar Greqia, ose siç kishin manipuluar rusët me Krimenë autonome për ta aneksuar atë më në

[438] Dhimitër S. Shuteriqi, Naim Frashëri, Tiranë 1982, f. 70.

fund.[439] Arsyetimi i tillë tregonte mungesën e largpamësisë së elitës vendimmarrëse osmane në momentet kyçe të historisë.

Po kështu, një element tjetër që vështirësonte punën e Lidhjes së Prizrenit ishte edhe përkatësia klasore e organizatorëve. Me pak përjashtime, pjesëmarrësit e Lidhjes ishin feudalë që deri atëherë i kishin shërbyer Perandorisë Osmane. Ky fakt zgjonte dyshime për qëllimet përfundimtare të tyre, jo vetëm te kundërshtarët politikë, por edhe te disa intelektualë shqiptarë. Në mesin e tyre ishte edhe Kostandin Kristoforidhi, i cili nuk u aktivizua në mbrojtjen e çështjes së drejtë kombëtare. Në rrethana të tilla, me plot mjegull dhe mosbesim, edhe figurat e mëdha bëjnë gabime të rënda. Prandaj, pavarësisht qëndrimit të tij jo të drejtë, mu në këtë kohë, ai e kishte bërë gati për botim veprën e tij me titull: "Fjalori i gjuhës shqipe 1870-18..". Kjo kryevepër e tij ishte rezultat i njohjes së tij me Hahnin dhe i udhëtimeve të tij si i punësuar i Shoqërisë Biblike. Vlera e këtij Fjalori qëndronte në përdorimin e leksikut sa më të pastër, atij të gurrës shqipe, të kapshëm dhe të kuptueshëm për një masë më të gjerë të popullit. Kështu, përkthimet e tij toskërisht ishin të qarta edhe për gegët, ashti siç ishin edhe përkthimet në gegërisht të qarta edhe për toskët. Kostandin Kristoforidhi ishte nga Shqipëria e Mesme. Në këtë pjesë të Shqipërisë, ku kalon kufiri mes dy dialekteve të shqipes, pati një traditë më të pasur të të shkruarit në gjuhën shqipe. Ishte fare e logjikshme që ky rajon do të shërbente si urë lidhëse për unifikimin e gjuhës shqipe. Prandaj puna e tij për Shoqërinë Biblike nuk kishte vlerë vetëm të karakterit përkthyes, por edhe atij arsimor dhe shkencor në dobi të popullit

[439] George Gawrych, Gjysmëhëna dhe Shqiponja 1874-1913, Tiranë 2007, f. 98-99.

nga gjiri i të cilit kishte dalë. Me punë dhe sakrifica Kristoforidhi vërtetoi se edhe gjuha shqipe mund të jetë gjuhë e literaturës fetare, gjuhë e letërsisë, gjuhë e komunikimit dhe, përfundimisht, edhe e arsimit. Përkthimet e Biblës nxitën dashurinë aq të nevojshme për kombin dhe gjuhën, jo vetëm në mesin e shqiptarëve por edhe në mesin e të huajve, të cilët filluan më intensivisht ta studiojnë të kaluarën e gjuhës shqipe dhe historinë e shqiptarëve në përgjithësi.

Kristoforidhi, duke punuar si përkthyes, krijoi fjalë të reja, që do të hynin në përdorim të përditshëm, si: ndërgjegje, kryeqytet, bukëpjekës, etj.[440] Pra, puna e Shoqërisë Biblike, puna e atdhetarëve dhe dëbimet e viteve 1878-1881, ishin nxitës për një pune shumë të madhe, e cila do të ndihmonte në zgjimin kombëtar. Deri atëherë gjuha shqipe ishte vetëm gjuhë e komunikimit familjar. Gjuha shqipe nuk përdorej as në administratë, as në institucionet fetare e as në ato arsimore. Disponimin e lartë atdhetar dhe gatishmërinë për t'i shërbyer kombit e shpreh edhe Koto Hoxhi në poezinë e tij:

*"Shqipëri o mëmëdhe*
*……*
*Më mban kryet mbëdhe,*
*Apo se ke mbet e ve?*

[440] Rexhep Qosja, Historia e Letërsisë Shqipe, Romantizmi II, Prishtinë 1990, f. 396.

## 4.6. Ndikimi i Shoqërisë Biblike Britanike në jetën kulturore dhe shpirtërore të turqve osmanë dhe të bullgarëve në gjysmën e dytë të shek. XIX

Shoqëria Biblike Britanike me veprimtarinë e saj botuese kishte arritur jo vetëm të përkthejë Biblën në gjuhët e popujve të robëruar të Perandorisë Osmane, por, duke krijuar apo përshtatur alfabete të ndryshme, edhe të vendosë bazat gjuhësore të kombeve dhe t'i ruajë ato dhe kombet e tyre nga asimilimi. Gjithë kjo punë e madhe ishte përballur me një rezistencë të fuqishme të Patrikanës ortodokse në Konstantinopol, e cila mjerisht në këtë mision qytetërues të Shoqërisë Bible Britanike dhe të Shoqërisë Protestante Amerikane shihte rrezik potencial për pushtetin e saj. Në rrethana të tilla, i vetmi argument formal në të cilin ajo thirrej për të ruajtur unitetin fetar ortodoks, ishte insistimi në përdorimin e gjuhës së vjetër greke në liturgji, me arsyetim se përkthimet e humbnin vlerën e vërtetë të shkrimeve të shenjta. Fryma e tillë kundërungjillore dhe kundërperëndimore u manifestua edhe me rastin e persekutimeve të hebrenjve në Smyrna (Izmir) nga qytetarët grekë, persekutim të cilin grekët do ta përsërisin edhe ndaj shitësve hebrenj, të cilët pasi ishin konvertuar, punonin për Shoqërinë Ungjillore në Ishujt Jonianë. Për raste të tjera të dhunës ndaj veprimtarëve raportonte edhe Koulouristis-i, përfaqësuesi i Shoqërisë Ungjillore për Greqinë, i cili e thekson dhunën e ushtruar në Korfuz ndaj shitësit të saj, i cili quhej Pilo. Shkaqet e kësaj dhune, sipas raporteve të Shoqërisë Biblike Britanike, ishin niveli i lartë i injorancës, mungesa e

tolerancës fetare dhe gatishmëria për dhunë në rastin më të vogël nga ana e popullsisë greke.[441]

Përderisa Kisha ortodokse serbe dhe Kisha ortodokse në Mbretërinë Greke kishin fituar autonomi nga Patrikana ortodokse në Konstantinopol, bullgarët dhe shqiptarët e besimit ortodoks vazhdonin të administroheshin drejtpërdrejt nga Patrikana. Arma kryesore e emancipimit individual e kombëtar në këtë periudhë historike, padyshim, ishte Bibla e përkthyer në gjuhët popullore. Ky libër i shenjtë ishte bërë udhërrëfyes edhe për kombin bullgar. Qarkullimi i Biblës në gjuhën bullgare ishte shumë i madh. Bibla e përkthyer e kishte ndihmuar formimin e tyre kombëtar, si dhe kishte ndihmuar në vendosmërinë e tyre në luftën kundër despotizmit dhe egoizmit antikombëtar të patriarkut grek.[442]

Bullgarët nuk treguan ndonjë lidhshmëri me gjuhën e vjetër kishtare. Elita e tyre fetare futi gjuhën e folur në shërbimin fetar. Arsyet e këtij veprimi emancipues të priftërinjve ishin mungesa e kuadrit që kishte njohuri për gjuhët e vjetra dhe numri i vogël i bashkatdhetarëve të tyre në pozita të larta në strukturën e vjetër kishtare. Në këtë përfundim vijmë pas krahasimit të numrit të Besëlidhjeve të shitura në vitin 1872 në gjuhën e vjetër sllave (43) me numrin prej 3 144 kopjeve të shitura në gjuhën e folur bullgare ose pas krahasimit të shitjes së 1 136 kopjeve në gjuhën e vjetër armene me shitjen e 1 901 të kopjeve në gjuhën e vjetër greke dhe të 3 004 kopjeve në hebraisht. Ky numër kaq i madh i kopjeve të shitura padyshim tregonte shkallën e lartë

[441] CUL, BSC, „ BSA/D1/7/147, Agent Book, Volume 147, f. 119.
[442] Po aty, f. 124.

të emancipimit jo vetëm shpirtëror e njerëzor, por edhe kombëtar të bullgarëve.[443]

Lufta e Krimesë (1853-56), përveç dimensionit politik, pati edhe dimensionin e një veprimtarie intensive propagandistike të Shoqërisë Biblike Britanike, e cila, për t'ua shpërndarë Biblën ushtarëve të palëve ndërluftuese, angazhoi një numër të madh të aktivistëve të saj. Si çdo herë në historinë e njerëzimit, konfliktet e përmasave të tilla, pos shkatërrimit material dhe humbjeve njerëzore, sjellin edhe ndryshime cilësore në shoqëritë përkatëse. Tmerret e luftës, ballafaqimi me vdekjen, i kishte bërë ushtarët e të dy taborëve ndërluftues t'i pranojnë me kënaqësi librat fetarë të Shoqërisë Biblike Britanike. Këto publikime ishin në të gjitha gjuhët e rajonit, si: osmanisht, greqisht, rusisht, bullgarisht, frëngjisht etj. Kjo, padyshim ndikoi edhe në zgjimin dhe forcimin e ndjenjës kombëtare edhe të bullgarëve, të cilët menjëherë pas kësaj lufte, ndërmjet viteve 1856-1860, i dëbuan peshkopët grekë. Në ballë të kësaj lufte për pavarësi kishtare nga Patrikana e Konstantinopolit ishin shkrimtarët dhe intelektualët bullgarë. Një aktivitet të shtuar kishin edhe misionet ungjillore amerikane, të cilat nga pesë qendrat e tyre në Perandorinë Osmane, si: në Stamboll, në Manastir dhe në Selanik, dy të tjerat i kishin në Samokov dhe Philippopolis (Varna) të provincave bullgare.[444]

Më 3 prill 1860, në ditën e Pashkëve, peshkopi bullgar, Ilarion Makariopolski, shpalli shkëputjen e Kishës

---

[443] Po aty, f. 125.

[444] Tatyana Khristova Nestorova-Matejic, American Missionaries in Bullgaria: (1858-1912), doctoral thessis in the graduate school of The Ohio State University 1985, f. 44.

bullgare nga Patrikana e Konstantinopolit.[445] Fillimisht, ajo nuk e pati përkrahjen as të Perandorisë Ruse e as të Perandorisë së të cilës bullgarët ishin nënshtetas, asaj osmane. Vendosmëria dhe qëndresa e elitës fetare, intelektuale dhe tregtare të kombit bullgar në një anë dhe, në anën tjetër, përkrahja e shoqërive protestante dhe e shteteve të tyre, bëri që edhe Rusia të ndërronte qëndrimin. Ajo së bashku me Britaninë e Madhe bëri presion mbi qeverinë osmane për ndryshimin e politikës lidhur me çështjen e konfliktit kishtar ndërmjet bullgarëve dhe Patrikanës. Më 1870, me ferman të Sulltanit, legalizohet institucioni i pavarur bullgar, me emrin Ekzarhati Bullgar. Me këtë akt në të vërtetë bëhet edhe pranimi ndërkombëtar i kombit bullgar dhe njëkohësisht ndalet procesi i asimilimit të tyre.

Themelimi i Ekzarhatit Bullgar ishte një shembull për rizgjim të shqiptarëve të besimit ortodoks, të cilët deri në këtë kohë, i ishin nënshtruar një propagande të ashpër kishtare dhe arsimore greke. Goditja që pësoi helenizmi ose "Megali Idea" konsistonte në bazën e saj ideologjike, e cila mbështetej në tri shtylla: E para, natyrisht, ishte etnia, e cila nuk mund të mohohej. Kur jemi te kjo shtyllë të mos harrojmë se në këtë kohë mbisundonte pikëpamja, sipas së cilës, deri në gjysmën e dytë të shekullit XIX, të gjithë besimtarët ortodoksë të provincave Evropiane të Perandorisë Osmane, me përjashtim të serbëve dhe malazezëve, ishin me identitet grek, pavarësisht etnisë dhe gjuhës së tyre. Kjo në rend të parë kishte të bënte me shqiptarët, vllahët dhe me bullgarët, të cilët propaganda kishtare deri atëherë i konsideronte si grekë. Kjo pikëpamje e elitës së re greke binte në kundërshtim me filozofinë e re qytetare perëndimore, e

[445]Божидар Димитров, Разказ за историата на БЪЛГАРИЯ, София 2005, f. 211.

cila si bazë të kombësisë merrte gjuhën dhe etninë, ndërsa ishte shumë e afërt me konceptin lindor, sipas të cilit kombësia shihej e lidhur me përkatësinë religjioze. Pika e tretë e diskutueshme ishte përpjekja për ringjalljen e Greqisë dhe të kulturës së krishterë ortodokse në kufijtë e ish Perandorisë Bizantine.[446] Këtyre qëllimeve hegjemoniste greke iu kundërvunë shtresa e re intelektuale shqiptare, vllahe e bullgare, të arsimuar në shkollat e ngritura protestante, fillimisht të ndikuar nga përkthimet religjioze në gjuhët e tyre kombëtare.

Kështu, institucione të tilla arsimore dhe ungjillore u hapën në viset bullgare, si në Plovdiv, që më 1860, të pasuar, më 1863, me hapjen e shkollës së parë për vajza në Stara Zagora. Më 1871, këto qendra edukative u bartën në Samokovë, e cila ishte shndërruar në seli të Shoqërisë Bible Amerikane për regjionin e Ballkanit. Në këtë seli, përveç pjesëtarëve të familjes Qiriazi, u arsimuan edhe shumë shqiptarë të tjerë. Ndërkaq, po në vitin 1874, në qytetin Rousse u hap një shkollë fetare, e cila përgatiste pastorë protestantë. Po kaq, ndoshta edhe më shumë, për Rilindjen Kombëtare Bullgare kishte rëndësi Robert Kolegji në Stamboll, institucion ky protestant në të cilin u diplomuan së paku 160 revolucionarë bullgarë.[447]

Komiteti i Shoqërisë Biblike Britanike, më 1873, dërgoi Samuel B. Bergne dhe B. Braithwoute për një vizitë në Konstantinopol, ku Shoqëria Biblike Amerikane sapo kishte themeluar **Shtëpinë e Biblës**, ku dhe ishte vendosur edhe Shoqëria Biblike Britanike. Ky delegacion i dërguar

[446] John S. Koliopoulos, Thanos M. Veremis, Greece the Modern Sequel from 1821 to the prezent, London 2004, f. 232-233.

[447] Anastasia Vassileva, A histori of protestantism in Bulgaria, (http://sofiaecho.com)

nga Londra, pos tjerash kërkonte një aktivitet të shtuar të shoqërive evangjeliste në mesin e **shqiptarëve, bullgarëve dhe turqve osmanë**. Pyetja që shtronte ky delegacion ishte: A kishte ardhur koha që të përgatitej një publikim fetar i një niveli më të lartë në gjuhën turke, publikim i cili do t'i përshtatej edhe shtresës osmane të edukuar, edhe folësve turq të krishterë (grekëve dhe armenëve)? Dëshmi e një niveli më të lartë të gjuhës turke ishte edhe shembulli i Biblës armeno-turke, e cila ishte përmirësuar nën kujdesin e Dr. Pralt-it nga Shoqëria Biblike Amerikane (American Board of Comission) dhe e cila mund të botohej edhe me alfabet arab për të qarkulluar edhe në mesin e myslimanëve të tjerë.[448]

Interesimet e shoqërive biblike për këta tre popuj të Perandorisë Osmane, pa dyshim kishin lidhje edhe me qëllimet e tyre politike. Në të vërtetë, edhe pse grekët dhe Mbretëria Greke i bënin pengesa veprimtarisë së shoqërive ungjillore, këto për nder të kulturës dhe lashtësisë greke, të cilën e çmonin lart, bënin lëshime. Por, ç'është e vërteta, shtetet prej nga vinin këto shoqëri Greqinë e konsideronin sferë të interesit euro-perëndimor. Në anën tjetër duke nxitur veprimtarinë fetare në gjuhët serbe dhe bullgare, shoqëritë ungjillore jo vetëm nxisnin iluminizmin religjioz sipas botë-kuptimit evangjelist, por njëkohësisht nxisnin edhe rilindjen dhe forcimin e ndjenjës kombëtare të këtyre popujve, duke i larguar në këtë mënyrë nga ndikimi i Perandorisë Ruse. Ndërsa shqiptarët dhe turqit osmanë, pos që ishin kundër-shtarë të tendencave të tilla ruse, i takonin edhe religjionit mysliman, i cili ishte në një pozitë pasive dhe inferiore ndaj ndryshimeve sociale, teknike dhe ekonomike të kohës së re, gjë që paraqiste një rast të mirë për punën ungjillore të

[448] CUL, BSC, BSA/D1/7/147, Vol. 147, Agent Book, f. 127-128.

këtyre misioneve protestante për të propaganduar dhe përhapur doktrinën e tyre fetare ndërmjet besimtarëve islamë. Shqiptarët nga ana tjetër ishin një popull autokton i krishterë, që ishin konvertuar në masë të madhe në besimin islam. Mirëpo te ta ende ishte e pranishme dhe mjaft e fortë vetëdija për besimin e tyre të mëparshëm ortodoks dhe katolik. Shqiptarët e konvertuar në myslimanë jo vetëm që ishin të vetëdijshëm për besimin e tyre të mëparshëm, por ata edhe pse ishin konvertuar në myslimanë, shumë festa të krishtera nuk i kishin harruar, si p. sh., Shën Gjergjin, të cilin vazhdonin të festonin. Pra, shqiptarët ishin një popullsi evropiane pjesërisht e islamizuar. Natyrisht, për shoqëritë ungjillore ishte një rast i mirë që të organizonin punë edukative me anën e misioneve protestante britanike dhe amerikane, me shumë shpresë se do të arrinin që këtë popull ta kthenin sërish në gjirin e familjes kulturore evropiane.

Andaj, në një mënyrë, viti 1873, paraqet vitin kthesë për veprimtarinë e Shoqërisë Biblike Britanike dhe Amerikane, sepse tani e tutje, ato, aktivitetin dhe energjinë e tyre emancipuese dhe iluminuese do ta drejtonin edhe kah nënshtetasit myslimanë të Perandorisë Osmane, veçanërisht kah shqiptarët dhe turqit osmanë. Delegacioni nga komiteti i Shoqërisë Biblike Britanike nga Londra, Samuel B. Bergne dhe B. Braithwoute, vijnë në përfundim se ishin pjekur kushtet që dy shoqëritë ungjillore britanike dhe ajo amerikane, të caktonin një komision botues në krye të së cilës do të ishte Dr. Schauffler, një filolog ky i njohur, pastaj Dr. Pralt dhe Riggs nga Shoqëria Amerikane, pastori R. Weakley nga misioni kishtar, si dhe disa vendas myslimanë (efendi) të shkolluar. Detyrë e këtij komisioni do të ishte mbledhja e të gjithë materialit të botuar dhe në dorëshkrim të shkrimeve të shenjta të krishtera në osmanishte dhe përgatitja për botim i

një versioni të Biblës në gjuhën e folur turke, në një gjuhë të qartë, për përdorim primar e, nëse shihej e nevojshme, edhe vetëm për popullsinë osmane.[449] Përkthimin në turqishten e folur do ta bënte Dr. Schauffler.

Librat fetarë të krishterë në Konstantinopol shiteshin në librarinë e Shtëpisë Biblike dhe në një librari të një bullgari, i cili kishte merita për qarkullimin e rritur të tyre në kryeqendrën osmane,[450] kurse kolporter ose shitës bredhës ishte Goldstein-i, i cili e kishte vizituar Patriarkun grek në Fanar, të cilit do t'ia dhuronte Biblën në gjuhën moderne greke. Patriarku, me këtë rast do të deklaronte: "Në shtëpi, natyrisht se po, por jo edhe në Kishë, atje gjuha e vjetër greke tingëllon më hyjnore." Pra, tolerohej përdorimi i Biblës në gjuhën e folur greke, por assesi edhe në ceremonitë kishtare.

Për derisa Patrikana e Stambollit vazhdonte t'u bënte pengesa shitësve dhe përfaqësuesve protestantë, Goldstein-i lajmëronte se Ezarhati Kishtar Bullgar i posa vendosur, përkundrazi, e lehtësonte dhe i nxiste besimtarët që të furnizoheshin me Biblat në gjuhën bullgare.[451] Si rezultat i punës përkthyese të Riggs-it, Albert Long, Konstantin Fotinov-it, Petko Slaveikov, Hristodul Sechan-Nikolov, më 1871, u botua edhe Bibla e plotë në gjuhën moderne bullgare. [452]

Meqë Perandoria Osmane sundonte një territor që kishte shtrirje të madhe, në të cilin jetonin popuj të ndryshëm, shoqëritë biblike, për t'i kryer punët më mirë, i kishin

[449] CUL, BSC, BSA/D1/7/147, Vol. 147, Agent Book, f. 129.
[450] Po aty, f. 131.
[451] CUL, BSC, BSA/D1/7/147, Vol. 147, Agent Book, f. 133.
[452] Joseph L. Grabill, Protestant Diplomacy and the Near East: Missionary influence on American policy 1810-1927, Minneapolis 1971, f. 21.

ndarë zonat e tyre të veprimit. Kështu në pjesën e Thrakisë dhe të Maqedonisë vepronin Shoqëritë Biblike Amerikane dhe Skotlandeze, kurse Shoqëria Biblike Britanike kishte depon në Selanik dhe shitësin bredhës Klundt, i cili nga Shkupi, si qendër, e mbulonte edhe vilajetin e Kosovës apo të Maqedonisë Veriore. Për të pasur një sukses më të madh, propozohej që edhe Shqipëria dhe Bosnja të përfshiheshin në një zonë veprimi, së bashku me Maqedoninë dhe Thrakinë.[453]

Rëndësi të madhe këto shoqëri iluministe padyshim i kushtonin edhe edukimit të aktivistëve të tyre vendës. Kështu, në Bullgari, depoisti i Shoqërisë Biblike Britanike, Kutschewsky, ishte dërguar për studime teologjike në Seminarin e Rochester-it në SHBA dhe në vend të tij ishte emëruar Krzossa, kurse Conrad Herboldt ishte caktuar si colporter për Bullgarinë qendrore, ndërkohë që për Bullgarinë Perëndimore dhe atë Lindore vazhdonin të ishin shitës bredhës Edingeri me vendqëndrim në Qustendil (Küstendil) dhe Heringeri.[454] Këta veprimtarë të ideve evangjeliste, edhe në vitin 1873, raportonin për një rritje të numrit si të lexuesve të Biblës ashtu edhe të dëgjuesve të saj.

Derisa më herët në qytetet bullgare shkruhej osmaisht me përdorim të shkronjave greke, tani në fillim të viteve të shtatëdhjeta të shekullit XIX, duke marrë si shembull Biblën e botuar në gjuhën e folur bullgare me alfabet cirilik, të botuar nga Shoqëria Biblike Britanike, si dhe me krijimin e Ekzarhatit Kishtar Bullgar të pavarur nga Patrikana Greko–Ortodokse e Konstantinopolit, qytetarët kishin filluar ta

[453] CUL, BSC, BSA/D1/7/147, Vol. 147, Agent Book, f. 135.
[454] Po aty, f. 137.

përdornin gjuhën e tyre bullgare edhe në komunikimin e përditshëm.[455]

Popullsia bullgare ashtu si edhe të gjithë popujt e tjerë ballkanikë të cilët jetonin nën zgjedhën osmane, ishin të zhytur në padituri dhe injorancë, andaj leximi dhe shitja e publikimeve fetare në gjuhën bullgare, në shumë raste, nuk zgjonte ndonjë interesim të veçantë. Ndodhte kështu ngase ata ishin mësuar që në liturgjitë e tyre t'i dëgjonin priftërinjtë duke folur, por duke mos i kuptuar, të bindur se ashtu duhej të ishte, sikur religjioni të ishte magji dhe priftërinjtë punonin për të mirën e tyre. Dëshmi e këtij përfundimi ishte edhe biseda që e pati Heringer-i me një mësues bullgar në Leskovc. Ai theksonte se ikonat ndonëse ishin të padobishme, ato përsëri ishin të domosdoshme për popullsinë e pa arsimuar, ngase ndikonin që besimtarët të frikoheshin nga Zoti, si dhe ndihmonin në ruajtjen e kombësisë së tyre.[456] Pra, nuk ishte me rëndësi përmbajtja dhe jeta sipas rregullave më të mira morale, por forma që ishte mishëruar me traditat dhe etninë e grupit të caktuar etnik.

Ndërsa po në Bullgari, në Samokov, Shoqëria Biblike Amerikane kishte hapur një kurs intensiv fetar, ku përgatiteshin nënshtetasit e Perandorisë Osmane për misionarë protestantë. Në këtë kohë, provinca e lashtë e "Maqedonisë", territori i së cilës ishte ndarë në katër vilajete, u shndërrua në një arenë të ashpër ndërmjet nacionalizmit bullgar, grek dhe atij serb. Në këto kushte, kur atakohej identiteti kombëtar shqiptar, vllah dhe maqedonas i këtyre vilajeteve, çdo herë duke keqpërdorur për këtë qëllim

[455] Po aty, f. 139.
[456] CUL, BSC, BSA/D1/7/147, Vol. 147, Agent Book, f. 141.

përkatësinë fetare, si kundërpërgjigje fillojnë të veprojnë lëvizjet lokale ungjillore dhe uniste.

Lidhur me dukuritë autonomiste të popullsisë së këtyre krahinave, në shkurt të vitit 1874, do të shkruante edhe poeti bullgar, Petko Raçev Slavejkov. Në letrën e tij, ky rilindës bullgar shkruante për një lëvizje në mesin e popullsisë maqedonase, e cila për qëllim kishte shkëputjen nga ndikimi i Ekzarhatit Bullgar dhe rikrijimin e Kryepeshkopatës së Ohrit dhe lidhjen e saj me Kishën Katolike. Veprimtarët e kësaj lëvizjeje qendër të organizimit e kishin Selanikun. Ata ishin Llazaristë, një rend ky katolik, i cili përkrahej nga konsujt francezë e austro-hungarez, e në mënyrë indirekte edhe nga shteti grek, i cili interesohej për dobësimin e ndikimit të Ekzarhatit dhe të nacionalizmit bullgar.[457]

Lëvizjet unitiste maqedonase, dhe, më vonë, edhe ajo shqiptare e zonës së Shpatit, si dhe shoqëritë protestante, shfrytëzonin elementin etnik dhe atë gjuhësor, si mjete që do t'u shërbenin qëllimeve të tyre ideologjike. Këto lëvizje fetare do t'i shërbenin edhe Rilindjes Kombëtare Shqiptare dhe asaj Maqedonase, për të riafirmuar ideologjinë kombëtare në mesin e bashkëkombësve të tyre. Pa asnjë dyshim, kjo mënyrë e propagandës fetare, në vitet e 60 të shekullit XIX, kishte ndihmuar edhe luftën e rilindësve bullgarë kundër tendencave helenizuese të Patriarkanës së Stambollit, e cila ishte finalizuar me krijimin e Ekzarhatit Bullgar.

Një segment i veçantë i përpjekjeve për emancipim kombëtar ishin edhe botimet religjioze në gjuhët e folura

[457] YНИВЕРЗИТЕТ ”КИРИЛ И МЕТОДИЈ”, ДОКУМЕНТИ ЗА БОРБАТА НА МАКЕДОНСКИОТ НАРОД ЗА САМОСТОЈНОСТ И ЗА НАЦИОНАЛНА ДРЖАВА, I, СКОПЈЕ 1981, f. 218-219.

lokale. Ashtu sikurse që Shoqëria Biblike Britanike, e cila për botimet në gjuhën shqipe dedikuar besimtarëve ortodoksë shqiptarë, përdorte shkronjat e përshtatura të alfabetit grek, edhe në shumë raste të tjera hasim përdorimin e këtij alfabeti për të shkruar në gjuhën e folur maqedonase. Një rast i tillë ishte edhe i ashtuquajturi “Ungjëlli i Kullakijës” që, në vitet e 60 të shekullit XIX, në vendin Kullakije në rrethinën e Selanikut, ishte përkthyer në këtë gjuhë.[458] Misionarët protestantë treguan interesim të shtuar edhe për hebrenjtë, ndonëse e pranonin se konvertimi i tyre ishte mision pothuajse i pamundur. Kështu në Selanik, më 16 prill 1874, Aleksandër Thomson-i takohet me zotëri Krosbin (Crosbie), përfaqësuesin e Kishës Skotlandeze për hebrenjtë, me të cilin bisedoi për vështirësitë e konvertimit të këtij grupi të pasur etnik dhe religjioz, i cili përfaqësonte 1/3 e popullsisë së Selanikut, e i cili në duart e veta kishte gjithë tregtinë e qytetit. Në përgjithësi hebrenjtë shfrytëzonin shkollat protestante me qëllim që të thellonin njohuritë e tyre fetare dhe të mësonin gjuhën angleze, e cila më vonë mund t’u shërbente për veprimtarinë tregtare.[459]

Misionarët protestantë janë po ashtu një burim informatash edhe për arsimimin universitar të popullsisë myslimane të Perandorisë Osmane. Aleksandër Thomson-i, më 15 prill 1876, do të vizitonte Universitetin e Kajros, në të cilin studionin rreth 10 000 studentë myslimanë. Lëndët studimore në këtë qendër universitare ishin: religjioni dhe e drejta islame, astronomia, historia, mjekësia, poezie, kurse gjuhët studimore ishin: arabishtja, persishtja dhe osmanishtja. Ky

[458] Po aty, f. 206.
[459] Cambridge University Library, BSA /G1/ 3/ 7-11, Bible Society Monthly Reporter, f. 649.

misionar protestant kishte përshtypjen se niveli shkencor i këtij universiteti ishte ai i para pesë shekujve dhe se rezultati përfundimtar i tij do të ishte thellimi i fanatizmit dhe dogmatizmit te popullsia myslimane dhe, në të ardhmen, konfrontimi i tyre me krishterimin.[460]

## 4.7. Prosperiteti ekonomik dhe ndikimi i veprimtarisë së "Fanarit" grek në intensifikimin e Lëvizjes Ungjillore në qytetin e Manastirit

Një zonë e konfliktit të ashpër fetar, që zhvillohej ndërmjet Ekzakartit Bullgar dhe Patrikanës Greke të Stambollit, ishte provinca e njohur që nga lashtësia me emrin "Maqedoni". Kjo krahinë historike, që vazhdonte të ishte në kuadër të Perandorisë Osmane, përfshinte kryesisht Vilajetin e Kosovës, të Manastirit dhe atë të Selanikut. Këto vendbanime banoheshin me popullsi të përzier: vllahe, shqiptare dhe sllave, të cilat në anën tjetër u ishin nënshtruar propagandave të ashpra kulturore dhe shpirtërore serbe, bullgare dhe greke. Gjysma e dytë e shekullit XIX, në njërën anë do të karakterizohej me lëvizjen fuqishme kombëtare të popujve ballkanikë, kurse në anën tjetër me konflikte të ashpra në mes tyre lidhur me zonat e kontestuara të tri vilajeteve evropiane të Perandorisë Osmane. Pa dyshim, një nga arsyet e kësaj lufte të pakompromis ishte edhe fluiditeti i ndjenjës kombëtare e popullsisë së këtyre vendbanimeve. Këta banorë, ndonëse kishin rrënjë etnike vllahe, shqiptare, sllave e greke, përkatësinë e tyre etnike nuk ishin në gjendje ta artikulonin, siç e artikulonin në formën moderne kombet

[460] Cambridge University Library, BSA /G1/ 3/ 10, Bible Society Monthly Reporter, no. 14, f. 145.

tjera. Për shkakun se këto kombe i bashkonte përkatësia fetare (ishin të krishterë ortodoksë), kalimi dhe asimilimi në ndonjë nga kombet e fuqishme ballkanike bëhej shumë i lehtë. Natyrisht, kjo e përforconte këmbënguljen e shteteve nacionaliste ballkanike për të vazhduar edhe më me vendosmëri në jetësimin e politikave të tilla parimisht jo të drejta.

Shtetet dhe kombet e ringritura ballkanike, rrjedhimisht, duke u thirrur në të kaluarën e tyre të lashtë, por edhe duke pasur parasysh popullsinë pjesërisht fluide nga pikëpamja e përcaktimit kombëtar, filluan zhvillimin e një propagande të ashpër fetare dhe kulturore, në përpjekje për sa më shumë përkrahës dhe ndjekës të kauzës së tyre. Dëshmi të këtyre përpjekjeve janë edhe raportet e diplomatëve britanikë nga Manastiri dhe Selaniku. Kështu, Charles Calvert, konsulli i Mbretërisë së Britanisë së Madhe në Manastir, në raportin e tij numër 7, të 6 janarit 1868, informonte Ministrinë e Jashtme se procesi i bullgarizimit në qytetet e Manastirit dhe Prilepit kishte filluar që më 1864, atëherë kur nëpër kishat ortodokse të qytetit kishte filluar edhe predikimi fetar në gjuhën bullgare. Në vazhdim të raportit të tij, konsulli Calvert shkruan se popullsia e krishterë ortodokse e Prilepit përbëhej nga vllahët, shqiptarët dhe bullgarët. Pra, që nga gjysma e dytë të shekullit XIX e tutje, në kishat ortodokse të këtyre qyteteve, predikohej në gjuhët greke dhe bullgare. Për më tepër, popullsia e krishterë shqiptare e këtyre dy vendbanimeve ishte shumë aktive në veprimtarinë ekonomike. Një numër i madh i tyre ishin bërë të njohur jo vetëm si tregtarë, por edhe si prodhues.[461]

[461] Državen Arhiv na R. Makedonija (më tutje DARM), Fond: Ministarstvo za Nadvorešni Raboti na Velika Britanija-Foreign

Lufta e ashpër e shtresës së re qytetare me nacionalizmin grek dhe frymëzuesin shpirtëror të tij, që për fat të keq ishte institucioni më i lartë religjioz ortodoks, Patriarkana Ortodokse me qendër në Stamboll, vetëm sa e nxiti edhe më shumë revoltën dhe ndjenjën kombëtare të bashkësive të tjera etnike anembanë Perandorisë Osmane, e posaçërisht në zonat me popullsi të përzier. Shtresa e re qytetare, e zënë ndërmjet presionit asimilues kulturor e fetar grek që ushtrohej mbi besimtarët nëpërmjet "Fanarit" në njërën anë, dhe pengesave të shumta të pushtetmbajtësve osmanë, të cilët mendonin se me ndihmën e Patriarkanës së Stambollit më lehtë do t'i mbante nën kontroll popullsitë ortodokse të perandorisë, konvertimin në besimin protestant filloi të shihte jo vetëm si rrugëdalje, por edhe si mjet për të mbrojtur identitetin kombëtar.

Natyrisht, kjo simpati qytetare për reformacionin protestant, nuk kishte si të mos inspirohej nga arritjet mbresëlënëse të qytetërimit të ri dhe dinamika e zhvillimit të vendeve protestante, e në rend të parë nga Britania e Madhe. Kjo mbretëri, gjatë gjithë shekullit XIX, ishte model i funksionimit të një shoqërie relativisht të ekuilibruar, një shoqërie me një sistem më human të drejtësisë dhe shumë pak të korruptuar në krahasim me të gjitha vendet e tjera të asaj kohe. Reformacioni protestant nuk do të linte përshtypje sikur mos të kishte edhe zhvillim të vrullshëm ekonomik, risi tekniko-teknologjike dhe standard më të lartë dhe më cilësor të nënshtetasve britanikë, vlera këto që, padyshim impresionuan shtresat sunduese anembanë rruzullit tokësor. Në të gjitha vendet protestante zhvillimi i komunikacionit hekurudhor, ballafaqimi i dogmave fetare me faktet e reja

Office, broj na mikrofilm 45, (1869-73), sign. 2, letter nr. 7 from Monastiry 6 january 1868.

arkeologjike dhe shkencore kishin ndihmuar në thyerjen e monopolit kishtar mbi fushat e tjera të veprimtarisë njerëzore. Kjo vlerë e re, e cila njihej si liri e ndërgjegjes, ishte bërë pjesë e pandashme dhe normë që promovohej jo vetëm në politikën e brendshme, por kishte filluar të shndërrohej në një vlerë që kultivohej edhe në politikën e jashtme britanike.

Të nxitur nga motive të tilla fisnike, por edhe të indinjuar nga Patriarkana greke e Stambollit, shtresa e re tregtare shqiptare, vllahe dhe bullgare e qytetit të Manastirit, në janar të vitit 1868, në takimin që patën me konsullin britanik, Kalvert-in, kishin kërkuar ndihmë dhe këshilla për themelimin e bashkësisë protestante në qytetin e Manastirit. Konsulli britanik, këtë delegacion qytetarësh së pari e kishte këshilluar që të gjente një predikues apo pastor, që do t'i shërbente bashkësisë protestante të Manastirit, për çka edhe i kishte orientuar që të shkonin në Adrianopojë, në Stamboll dhe në Smirnë, atje ku vepronin kishat ungjillore angleze. Pika e dytë e diskutimit të tyre me konsullin Kalvert kishte të bënte me mënyrën e bindjes së autoriteteve osmane për të pranuar zyrtarisht themelimin e bashkësisë protestante në qytetin e Manastirit. Për themelimin e kësaj bashkësie, diplomati anglez kishte biseduar edhe me murteserifin osman, duke kërkuar nga ai liri të veprimtarisë fetare, liri kjo e garantuar nga Sulltani, që nga viti 1856.[462]

Qeveritari osman i qytetit të Manastirit kishte vepruar menjëherë. Ai e kishte dërguar këtë lutje qytetare te valiu në Selanik. Ndërkohë, siç raportonte konsulli britanik nga Manastiri, më 19 shkurt 1868, në këto dy qytete tashmë

---

[462] DARM, Fond: Ministarstvo za Nadvorešni Raboti na Velika Britanija-Foreign Office, Broj na mikrofilm 45, (1869-73), sign. 2, letter nr. 9 from Monastiry 22 january 1868.

vepronin edhe institucionet edukative bullgare dhe gjithçka kishte mbetur të bëhej, pa dyshim, ishte vetëm pranimi i këtyre institucioneve nga ana e bashkësisë së krishterë të vllahëve ortodoksë dhe nga shqiptarët e atyre viseve.[463]

Lëvizja protestante në Manastir, tashmë ia kishte dorëzuar konsullit britanik peticionin me 120 nënshkrime,[464] me kërkesën për themelimin e Bashkësisë Ungjillore në këtë qytet. Konsulli Kalvert i këshillonte iniciatorët e kësaj nisme që, lidhur me predikuesin fetar, mundësisht të përpiqeshin të gjenin një pastor protestant me nënshtetësi osmane. Natyrisht, këmbëngulja në këtë pikë nga ana e qeverisë britanike, do të thoshte se Britania e Madhe, si një vend simbol i lirisë fetare, nuk donte të shihej si një vend që po përzihej në jetën religjioze të Perandorisë Osmane.

Një element tjetër interesant i kësaj lëvizjeje qytetare qe edhe numri i madh i të rinjve që kishin nënshkruar këtë peticion, si dhe përfshirja e të gjitha shtresave shoqërore të të gjitha bashkësive etnike të këtyre qyteteve. Nuk ka asnjë dyshim se kjo e dhënë tregonte se sa përparimtare dhe e pranuar bëhej dogma protestante për shtresën e re qytetare, shtresë kjo e edukuar dhe e ndikuar nga idetë përparimtare, të cilat kryesisht vinin nga vendet e zhvilluara protestante, por edhe nga shtetet e tjera perëndimore, të cilat kishin adaptuar vlerat e tilla.

Ndërkaq, në anën tjetër, zvarritja që bëhej në zyrtarizmin e kësaj kërkese qytetare nga ana e Valiut në Selanik, vetëm sa e përforconte bindjen për mosfunksionimin e institucioneve shtetërore osmane, të cilat vazhdonin të qeve-

[463] DARM, Fond: Ministarstvo za Nadvorešni Raboti na Velika Britanija-Foreign Office, Broj na mikrofilm 45, (1869-73), sign. 2, letter nr. 5 from Monastiry 19 february 1868.

[464] Po aty.

risnin keq dhe të zhyteshin gjithnjë e më shumë në korrupsion. Në kushte të tilla, çdo lëvizje që sado pak do të sillte shpresë dhe ndihmë në ndryshimin dhe përmisimin e gjendjes shoqërore, pranohej lehtësisht nga shtresa më dinamike e shoqërisë, nga rinia intelektuale dhe elitat e reja tregtare.

Me interes për t'u theksuar është edhe raporti i konsullit britanik dërguar "Forein Office", më 17 qershor 1868, nëpërmjet të cilit informonte edhe mbi letrën e quajtur "Virgirial letter", të shkruar nga shqiptarët dhe vllahët e qytetit të Prilepit.[465] Në këtë letër, të cilën banorët e këtij qyteti ia adresuan Patriarkanës Ortodokse në Stamboll, kërkohej mospërdorimi i gjuhës greke në liturgjinë fetare dhe në institucionet e tjera edukative të bashkësisë ortodokse të Prilepit. Nga e gjithë kjo rezultoi futja e gjuhës bullgare në të dy këto institucione të rëndësishme, duke i lidhur kështu më fort marrëdhëniet sociale të bashkësive shqiptare dhe vllahe me komunitetin sllav të qytetit të Prilepit. Po ashtu, shtresa shqiptare dhe vllahe e këtij qyteti, me pasurinë dhe kontributet e tyre materiale, në ngritjen e institucioneve arsimore dhe kishtare bullgare, kishin kontribuar më shumë se vetë bullgarët e qytetit.[466]

Në këto zona, po sipas këtyre burimeve, ishte shumë aktive edhe bashkësia fetare bektashiane, bashkësi kjo e njohur për tolerancën dhe respektin që gëzonte te të gjitha shtresat sociale të krishtera, e veçanërisht në mesin e misionarëve protestantë. Mirëpo, në një Memorandum të të krishterëve të qytetit të Manastirit dërguar valiut në Selanik

---

[465] DARM,Fond:Ministarstvo za Nadvorešni Raboti na Velika Britanija-Foreign Office,broj na mikrofilm 45,(1869-73),sign.2,letter nr.14 from Monastiry 17 june 1868.

[466] Po aty.

dhe kryevezirit në Stamboll, më 1872, pos ankesës kundër apatisë së pushtetit lokal në luftën kundër plaçkitjeve, hajdutërisë, po ashtu, kritikë drejtohej edhe kundër bashkësisë bektashiane.[467] Këta qytetarë të Manastirit, ç'është e vërteta, kishin punësuar pjesëtarë të këtij komuniteti, si rojtar të fushave dhe të vreshtave të tyre, por që tani ishin bërë pjesë e dhunës dhe e keqpërdorimeve kundër bashkësisë së krishtere. Të këqijat që, sipas tyre, bektashinjtë i bënin në këtë zonë, ishin nxitja e të rinjve për martesa me dashuri, qoftë edhe kundër vullnetit të prindërve.

Natyrisht, kjo nuk ishte ankesë kundër diskriminimit fetar, por kundër normave shumë përparimtare të bektashizmit, i cili institucionin e martesës e konsideronte si rezultat të vullnetit të lirë, si të mashkullit ashtu edhe të femrës. Në anën tjetër, ndonëse qytetërimi modern shkonte drejt barazisë gjinore, koha kur femrat do të mund të merrnin vendime autonome, ende ishte larg. Prandaj, shikuar nga ky këndvështrim, ankesa që bënte bashkësia e krishterë e qytetit të Manastirit kundër besimtarëve bektashianë, më tepër duket se ishte një reagim i shtresës konservative të elitës qytetare, kundër vlerave të reja liberale, të cilat bektashinjtë i përfaqësonin.

Një faktor tjetër i volitshëm që shkonte në favor të popullarizimit të dogmës protestante, pa dyshim ishte edhe lufta e ashpër që zhvillohej ndërmjet Ezarhatit Bullgar dhe "Fanarit Grek" për zonat e shtrirjes administrative. Për të dobësuar pozitat e Patrikanës së Stambollit, ishte përhapur propaganda se nëse provinca e "Maqedonisë" nuk përfshihej në zonën administrative fetare të Ekzarhatit Bullgar, atëherë

[467] DARM,Fond:Ministarstvo za Nadvorešni Raboti na Velika Britanija-Foreign Office,broj na mikrofilm 45,(1869-73),s ign.2, Memorandum from Community of Velvendo 1872.

në shenjë pakënaqësie, shumica e banorëve të kësaj province do të konvertoheshin në besimtarë katolikë ose protestantë.[468] Në rast se kjo njësi administrative fetare do të mbetej në kuadër të Patrikanës greke, atëherë përkrahësit e Ekzarhatit Bullgar do të shtronin pyetjen: Në një rast të tillë, Konsullata Angleze a do ta përkrahte një lëvizje protestante? Natyrisht, konsulli Blunt, ishte përgjigjur duke thënë se qeveria britanike nuk përzihej në çështje që kishin të bënin me liritë fetare.[469]

Nga raporti i lartpërmendur është shumë e dukshme se elitat qytetare të krishtera në Perandorinë Osmane ishin shumë të hapura ndaj vlerave perëndimore, e në këtë kuptim, edhe ndaj dogmës filozofike protestante. Në kohën kur jeta religjioze kishte shumë rëndësi në jetën e përditshme dhe kur vendet që simbolizonin revolucionin industrial, në përgjithësi kishin një strukturë dominuese protestante, logjikisht, vlerat e tilla, do të bëheshin sa të popullarizuara, po aq edhe të pranuara. Nga ky rregull nuk bënte përjashtim as Perandoria Osmane, e sidomos popullsia e saj e krishterë, e cila përveç lirisë kombëtare, aspironte edhe për një shoqëri të drejtë, që do të garantonte zhvillimin e tregtisë dhe të industrisë.

[468] DARM, Fond: Ministarstvo za Nadvorešni Raboti na Velika Britanija-Foreign Office, Broj na mikrofilm 45, (1869-73), sign. 2, letter nr. 6, Salonica, 2 february 1874.
[469] Po aty.

## 4.8. Vështrim i konsullit Kysocki mbi vilajetin e Janinës

Konsulli i Perandorisë Danubiane në Vilajetin e Janinës, Kysocki, më 3 gusht 1881, ia dërgon Vjenës një raport shumë interesant lidhur me qëndrimin e popullsisë së kësaj province karshi Stambollit. Nga kontaktet e tij me banorët grekë, shtetas osmanë, kishte ardhur në përfundim se ata, përkundër patriotizmit të tyre, ishin të vetëdijshëm për dobësitë e shtetit grek. Megjithatë, disa prej tyre preferonin të ndërronin shtetësinë osmane me atë greke, edhe pse me një veprim të tillë, materialisht më shumë do të humbnin, se sa që do të fitonin. Ndërkaq, nuk mungonin as të atillët, që më me dëshirë do të përkrahnin regjimin e vjetër të "Portës së Lartë", se sa helenizmin modern të kohës. Mirëpo, qëndrimet e tilla heterogjene të popullsisë greke ishin shumë pak të dobishme për Perandorinë Osmane. Për shkakun se autoritetet qeveritare të Stambollit nuk merrnin masa të duhura në të mirë të popullit, të mirat e qytetërimit si: drejtësia, siguria personale, barazia ligjore, ishin vlera që shpreheshin vetëm formalisht. Nga ky keqadministrim, edhe te grekët më liberalë ishte krijuar bindja se Perandorisë Osmane po i vinte fundi dhe se çdo pushtet tjetër që do ta zëvendësonte, do të ishte më i mirë.

Ndërsa, vllahët, banorët e krahinës së Zagorisë dhe të Pindit, të cilët ishin mobilizuar gjatë krizës lindore (1878), ishin paqësuar. Kësaj i kishte kontribuar edhe angazhimi i ushtrisë osmane në luftimin e cubave, të cilët ishin të organizuar në çeta, të cilat armatoseshin nga qeveria greke. Kjo kryengritje e orkestruar, në mungesë të udhëheqjes së duhur dhe të përkrahjes materiale, kishte degjeneruar shumë shpejt në banditizëm, nga i cili më së shumti kishte nisur të vuajë popullsia. Çetat e cubave të degjeneruara në grupe banditësh

ishin organizuar kinse për të luftuar për lirinë e popullit të tyre. Kundër këtyre grupeve banditeske ishin angazhuar edhe njësitë shëtitëse shqiptare, të cilat në këtë mënyrë po i mbronin banorët grekë nga dhuna e bashkëkombësve të tyre.

Në qarqet zyrtare dhe ushtarake osmane manifestohej edhe një zhgënjim i përgjithshëm me pozitën e Perandorisë në kontinentin Evropian. Karakteristikë e gjithë kësaj amullie ishte deklarata, që disa zyrtarë të lartë ushtarakë i kishin bërë konsullit Kysocki. Në atë deklaratë ata theksonin gatishmërinë e tyre që Perandorisë Austro-hungareze t'ia lëshonin viset shqiptare dhe Maqedoninë, me kusht që kjo e fundit të ndihmonte në ripushtimin e viseve myslimane në Krime dhe Kaukaz.

Shqiptarët ishin shumë të pezmatuar me qëndrimin e Portës ndaj tyre. Edhe pse në fillim të krizës lindore (1878), Stambolli i kishte përkrahur shqiptarët në luftën e tyre kundër pretendimeve territoriale të Serbisë, Malit të zi dhe Greqisë, në fund, po kjo perandori, i kishte braktisur, duke e shuar me gjak Lidhjen e Prizrenit dhe duke i burgosur udhëheqësit e saj. Veprimet e Portës së Lartë vetëm sa i kishin forcuar ndjenjat kombëtare shqiptare dhe dëshirën e tyre për pavarësi. Bile ata ishin të gatshëm të pranonin edhe ndihmën e Perandorisë Dualiste në realizimin e aspiratave të tyre për autonomi.[470]

[470] AIH, Vj-3-11-1166 (HHStA, PA, A, No. 11)

# KREU V

# VEPRIMTARIA KULTURORE DHE FETARE E LËVIZJES UNGJILLORE DHE E BEKTASHINJVE NË VITET 1881-1897

## 5. 1. Kontributi i "Shoqërisë Biblike" dhe i bektashizmit për arsimin shqip në vitet 80 të shekullit XIX

Periudha historike pas Lidhjes së Prizrenit është e njohur si periudhë e përpjekjeve të rilindësve për emancipimin e kombit, duke e bërë edhe më të qartë, se krahas luftës së armatosur, duhej zhvilluar edhe luftë në fushën e kulturës, e posaçërisht luftë për arsimim në gjuhën shqipe. Kjo luftë duhej bërë gjithsesi, sepse shqiptarët rrezikoheshin nga asimilimi. Në frymën e këtij angazhimi vizionar, më 12 tetor 1879, në Stamboll u krijua "Shoqëria e të shtypurit shkronja shqipe", qëllimi i së cilës ishte lëvrimi i gjuhës

shqipe, zhvillimi i arsimit, hartimi dhe botimi i librave shqip.[471]

Kjo formë e veprimtarisë kombëtare do të bëhej halë në sy për Perandorinë Osmane, për Patrikanën e Stambollit dhe për shtetet fqinje të posa krijuara, të cilat synonin t'i zgjeronin tokat e tyre në dëm të hapësirës etnike shqiptare. Këto synime i dëshmojnë edhe raportet e shumta që konsulli austro-hungarez në Manastir, Kral-i, ia dërgonte Ministrisë së Punëve të Jashtme në Vjenë. Në një nga raportet e dërguara Vjenës, ai theksonte gjendjen e vështirë të shqiptarëve në fushën e arsimit, duke sjellë edhe shembullin kur vetë valiu urdhëronte postën shtetërore osmane për moslejimin e qarkullimit të librave në gjuhën shqipe. Ndërkaq, librat e vetëm në shqip që lejoheshin të qarkullonin në Perandorinë Osmane ishin librat e Shoqërisë Biblike, të cilat shiteshin në Manastir, në Korçë, në Berat dhe në qytete të tjera shqiptare.[472]

Në këto rrethana të vështira, ishte një fatmirësi veprimtaria e misioneve ungjillore anglo-amerikane, të cilat kishin mbështetjen dhe mbrojtjen e Britanisë së Madhe, SHBA-ve dhe herë-herë edhe të Perandorisë Austro-Hungareze.[473] Kjo koniunkturë raportesh ishte e logjikshme, ngase, në kushte të tilla, përputheshin interesat fetare të këtyre shoqërive ungjillore me ato të Rilindjes Kombëtare Shqiptare. Pas përfundimit të Krizës Lindore më 1881, Perandoria Osmane ndjente se nuk kishte nevojë më për mbështetjen shqiptare. Rrjedhimisht ajo radikalizoi edhe qëndrimin ndaj

---

[471] T. Osmani, Udha e shkronjave shqipe, Shkodër 1999, f. 317-318.

[472] AIH, Raport nr: 49/rez. – Ministrisë së Punëve të Jashtme të Austro-Hungarisë nga Konsulli Kral, Manastir, 15 korrik 1899.

[473] Peter Bartl, Myslimanët shqiptarë në lëvizjen për pavarësi kombëtare (1878-1912), Tiranë 2006, f. 179.

Lëvizjes Kombëtare Shqiptare deri në atë masë sa, më 1883, ndaloi plotësisht qarkullimin e librave në gjuhën shqipe.[474]

Në ato kushte, drita e vetme në atë errësirë qe qarkullimi i Ungjillit të përkthyer në shqip, si dhe shkolla shqipe e djemve, e hapur në Korçë, në emër të Pandeli Sotirit. Pra, koha e veprimtarisë së shkollës shqipe, më 1887, përputhet me fillimin e predikimeve fetare të Shoqërisë Biblike. A mund ta konsiderojmë këtë si rastësi? Përkundrazi, faktet e shumta që disponojmë flasin për një koordinim të punëve të Shoqërisë Biblike dhe të përfaqësuesve të Rilindjes Kombëtare Shqiptare. Për më tepër, Pandeli Sotiri, atëherë, ishte jo vetëm anëtar i Shoqërisë së Stambollit, por edhe bashkëpunëtor i Shoqërisë Biblike. Por, angazhimi i tij edhe në Shoqërinë e Stambollit, edhe në Shoqërinë Biblike, nuk do të thotë se shqiptarët, nuk mund të vepronin pa ndihmën e të huajve, sado që dihet se popujt e robëruar nuk mund të ngrihen në këmbë pa ndihmën e miqve. Me të drejtë pyes: kush i ndihmoi sllavët e Ballkanit të rifitojnë lirinë? A do të arrinin ata lirinë, vetëm me kryengritje!? Po sikur të mos ishin kolosët e lashtësisë, si: Aristoteli, Plutarku, Pitagora, Sokrati, athua grekët do ta kishin pasur përkrahjen e plotë të vendeve të zhvilluara evropiane? Prandaj, bashkëpunimi dhe ndihma e dhënë në këtë drejtim edhe shqiptarëve, nuk është ndonjë përjashtim.

Përfaqësuesi i Shoqërisë Biblike, Aleksandër Thomson-i, vazhdonte të kishte një simpati të veçantë për shqiptarët, të cilët në atë kohë po kalonin momentet më të vështira ekzistenciale, në njërën anë, të mohuar nga fqinjët dhe në anën tjetër, të braktisur nga qeveria e Stambollit, e cila në ndërkohë kishte ndaluar të gjitha botimet e reja të Shoqërisë

[474] Xh. Lloshi, Kristoforidhi përmes......., f. 362.

Ungjillore në gjuhën shqipe. Në kushte të tilla, gjithsesi shumë të rënda, Kostantin Kristoforidhi kishte arritur të përkthente  në shqip, në dialektin toskë, pjesë të Besëlidhjes së vjetër si: Ruthi, Ezra, Nehemia dhe Esteri. Për shkak se Komisioni Botues në Londër hezitonte t'i botonte këto përkthime, Thomson-i në raportet e tij të shumta, të dërguara gjatë vitit 1884, Komitetit të Shoqërisë Biblike Britanike me qendër në Londër ia shpjegonte rëndësinë e tyre për veprimtarinë ungjillore në mesin e shqiptarëve. Përpos tjerash, Thomson-i rikonfirmonte cilësinë e lartë të përkthimeve të bëra nga Kristoforidhi dhe përjashtonte aludimet e Komitetit nga Londra, se kinse ai, në këtë mënyrë, donte t'i ndihmonte materialisht gjuhëtarit dhe përkthyesit shqiptar.[475] Natyrisht, vazhdonte Thomson-i shpjegimin e tij në letrat e dërguara Komitetit Botues të Shoqërisë në Londër, se edhe ai i kishte sugjeruar Kristoforidhit se do të ishte më mirë sikur përkthimet të bëheshin nga origjinali dhe jo nga adaptimet e tjera. Thomson-i e vlerësonte lart punën e elbasanasit të shkolluar, duke e përshkruar atë si shumë të aftë e të talentuar.

Ndërkaq, në letrën tjetër dërguar qendrës në Londër, më 18 mars 1884, Thomsoni lajmëronte se, më në fund, kishin marrë leje nga autoritetet qeveritare osmane, për botimin e Besëlidhjes së vjetër në gjuhën shqipe, me çka do ta rigjallëronin qarkullimin Shkrimeve të Shenjta në gjuhën shqipe. Kuptohet, kjo veprimtari, pastaj, patjetër do të nxiste një aktivitet më të theksuar edhe në fushën e gjuhësisë, të arsimit dhe të edukimit kombëtar shqiptar. Po në këtë relacion, Thomson-i informonte se, në mars të vitit 1884, kishte pasur një bisedë të gjatë me një zotëri shqiptar, i cili ishte anëtar i Këshillit të Arsimit të qeverisë osmane dhe i cili kishte kontribuar në dhënien e lejes për botimet Biblike në

[475] CUL,BSC,BSA/E3/1/4/18, f. 339.

gjuhën shqipe. Ai, vazhdonte Thomson-i njoftimin e tij, edhe pse i pëlqente përkthimet e bëra në gjuhën shqipe në të dy dialektet, parapëlqente një alfabet tjetër.[476] Edhe pse nuk thuhet emri i këtij shqiptari, lehtë nënkuptohet se bëhet fjalë për Naim Frashërin, i cili në atë kohë ishte duke punuar në Ministrinë e Arsimit në Stamboll. Ndikimi i filozofisë bektashiane në orientimin atdhetar të Naim Frashërit shfaqet edhe me rastin e fillimit të punës së shtypshkronjës së Bukureshtit, e blerë nga shoqëria "Drita". Nga dhjetë botimet e para, të shtypura në këtë shtypshkronjë, gjashtë ishin të këtij rilindësi. Veprat: "Vjershat për mësonjëtoret të para" dhe "E këndimit të çunave këndonjëtore", ishin të dedikuara për shkollën e parë kombëtare në Korçë.[477]

Për veprimtarinë kulturore dhe njerëzore të Aleksandër Thomson-it, çdoherë në dobi të kombësisë shqiptare, në shtator të vitit 1888, raportuan edhe qarqet diplomatike greke në Stamboll, duke e cilësuar përfaqësuesin e Shoqërisë Biblike Britanike si personin kyç në organizimin e tubimeve në përkrahje të kërkesave kulturore dhe politike të shqiptarëve. Në raport viheshin në pah edhe aftësitë e tij oratorike.[478]

Ndërkaq, për ndikimet që kishin këto botime fetare, jo vetëm në komunitetin përkatës religjioz, por edhe te bashkëkombësit e besimeve të tjera, dëshmojnë edhe kujtimet e Visar Dodanit. Ai rikujtonte se frymëzimet atdhedashëse, pos tjerash, i kishte marrë edhe nga poeti shqiptar

[476] Po aty, f. 340.
[477] Dhimitër S.Shuteriqi, Naim Frashëri, f. 147.
[478] Shkelzen Raça, Gjurmime në historinë shqiptare, Prishtinë 2009, f. 457.

bektashian, Hasan Zyko Kamberi, vjershat e të cilit ishin ruajtur dhe shpërndarë nga Baba Shehu i Korçës.[479]

Ndoshta, pjesërisht, edhe si pasojë e veprimtarive propagandistike-religjioze në gjuhën shqipe të shoqërive ungjillore dhe bektashinjve, me aktivitete përkthyese, filluan të merren si kisha katolike ashtu edhe islami ortodoks. Rrjedhimisht, me leje të Ministrisë Osmane të Arsimit, më 1884, botohet mevludi ”Bedi –Yl-Mukatar” i përkthyer shqip nga Hafëz Ali Ulqini, sepse, siç thotë edhe vetë autori, ”shumë Shqiptarë jan’ n’ërrësinë se nuk marrin vesh tyrkçen e arapen.”[480]

Në ndërkohë, nga takimet që pati me Naim Frashërin, Gjerasim Qiriazi erdhi në përfundim se për ta siguruar ekzistencën e popullit shqiptar, duhet të botohen tekste shkollore në gjuhën amtare. Kështu, në vitin 1889, ai përgatiti dhe përshtati si tekste shkollore pesë librat e parë të Biblës.[481] Alfabeti me të cilin u botuan këto vepra ishte ai i Stambollit, i cili ishte rezultat i marrëveshjes së Shoqërisë Biblike me Naim Frashërin. Vlen të theksohet se edhe zyrtarët osmanë, ca nga ata edhe shqiptarë, ishin ithtarë të arsimit në gjuhën shqipe. Ata u ofruan ndihmë veprimtarëve të Rilindjes, sa herë që rrethanat lejonin pak mundësi.[482] Në ndërkohë, kolonia e shqiptarëve në Bukuresht kishte vendosur që të hapte një shkollë kombëtare shqiptare në Korçë, si mënyrë për të penguar helenizimin e zonave jugore të

---

[479] Visar Dodani, Memoriet e mija, Constantza 1930, f. 9.

[480] Ilo Mitkë-Qafëzezi, Dhaskal Gjoka apo Shkolla Korçare e qëmoçme, Korçë 1936, f. 88-89.

[481] Femi Cakolli, Biografia e Gjerasim Qiriazit, Letra e gjallë, viti VII, nr. 14, Qershor-Shtator 2004, f. 9.

[482] Xh. Lloshi, Kristoforidhi përmes dokumentimit, Tiranë, 2004, f. 372.

banuara me shqiptarë. Për këtë qëllim, në këtë vendbanim shqiptar, u dërgua Thimi Marko, i pajisur me një letër të Anastas A. Lakçen, një korçar ky i pasur, përmes së cilës ai i parashtroi Pleqësisë së Mitropolisë së qytetit kërkesën për futjen e gjuhës shqipe në shkollat e komunitetit ortodoks të Korçës. Ndonëse u zunë ngushtë me këtë kërkesë, Mitropolia iu drejtua Patrikanës në Stamboll, e cila këtë problematikë ia adresoi Sillogut grek që ishte përgjegjës për institucionet arsimore greke. Sillogu grek iu drejtua Portës së Lartë, të cilën e informoi se gjuha shqipe mund të futej në shkollat greke të zonave të banuara me shqiptarë nëse Porta do të pranonte që në shkollat turko-osmane, po ashtu, të futej gjuha shqipe. Natyrisht, qeveria osmane nuk do të pranonte një kërkesë të tillë dhe rrjedhimisht edhe përgjigjja drejtuar Thimi Markos do të ishte negative, duke e akuzuar si shërbëtor të interesave austriake dhe të protestantëve. Mirëpo falë mbështetjes së Jovan Kosturit, tregtarit të pasur korçar, u vendos që, më 7 mars të vitit 1887, të hapet shkolla e parë shqipe.[483]

Me përpjekjet e tij dhe të Aleksandër Thomsonit, si dhe në marrëveshje me Pleqësinë Kombëtare të Mësonjëtores Shqipe në Korçë, në shtëpinë e Grigor Eliadhe Frashërit, më 23 tetor 1891, u hap edhe shkolla e vajzave, e cila shumë shpejt u bë e pranueshme edhe për shqiptarët myslimanë të qytetit. Gjerasim Qiriazi,[484] pas shumë përpjekjeve,

---

[483] Hysni Myzyri, Shkollat e para kombëtare shqipe, Tiranë 1973, f. 49-50-51. Në vitin shkollor 1888-1889, drejtor i shkollës qe Thanas Sina, një bashkëpunëtor ky i Shoqërisë Biblike Britanike. Shih: Hysni Myzyri, Shkollat e para kombëtare shqipe, Tiranë 1973, f. 80.

[484] Familja Qiriazi ishte shpërngulur nga fshati Peras i Kolonjës dhe ishte vendosur në fshatin Tërnovë, në afërsi të qytetit të Manastirit. Pastaj kishin kaluar në qytet. Dhimitër Qiriazi merrej me tregtinë e

kishte arritur që të siguronte një ferman nga Sulltani,me çka bëhej e mundur hapja e një shkolle angleze, ku përveç gjuhës angleze, do të mësohej edhe gjuha shqipe. Në këtë mënyrë, theksonte Nuçi Naçi, në frymë atdhetare do të edukoheshin vashat, të cilat duke u bërë nëna, do të edukonin brezin e ri me dashurinë për kombin shqiptar.[485] Ky institucion arsimor përfshinte një kopsht të fëmijëve dhe mësimin e ulët katër vjeçar. Mësuese në këtë vatër arsimi ishin: Sevasti Qiriazi, Fanka E. Efthimi, Polikseni Dhespoti dhe Thanas Sina.[486] Duhet theksuar se të gjithë mësimdhënësit jo vetëm e simpatizonin lëvizjen ungjillore, por edhe i takonin asaj. Këtë e theksojmë, jo për të minimizuar kontributin e riteve të tjera fetare, por për të vënë në pah rëndësinë

dërrasave në Manastir. Ishte martuar me Marien, me të cilën patën dhjetë fëmijë, të cilët i pagëzuan: Tashko, Konstandin, Gjerasim, Gjergj, Naum, Kristo, Pandeli, Fankë, Sevasti dhe Parashqevi. Gjerasimi lindi në Tërnovo të Manastirit, më 1861. Arsimimin fillor dhe të mesëm i përfundoi në gjuhën greke në qytetin e Manastirit. Pas përfundimit të shkollës protestante në Samokovë, angazhohet nga Shoqëria Biblike Britanike si dhe nga Misioni Protestant Amerikan. Korça do të bëhej qendra e veprimtarisë së tij iluminuese. Edhe pse nga grekët konsiderohej qendër e propagandës helenizuese, Korça ishte një qytet i përparuar me shumë atdhetarë, të cilët kishin emigruar në Rumani, në Egjipt e në vende të tjera. Për këtë arsye, mendohej se po të nxitej arsimi kombëtar shqiptar në këtë qytet, procesit të helenizimit të elementit shqiptar të ritit ortodoks, do t'i jepej goditje përfundimtare. Natyrisht, kjo solli edhe reagimin e qarqeve greke, të cilat do ta ndihmonin rrëmbimin e Gjerasim Qiriazit, më 1884, nga bandat rreth Korçës. Si pasojë e sëmundjes që fitoi gjatë kohës sa ishte i rrëmbyer, ai vdiq më 1894. Shih: Hysni Myzyri, Shkollat e para kombëtare shqipe, Tiranë 1973, f. 89,90,91,99.

[485] Ilo Mitkë-Qafëzezi, Dhaskal Gjoka apo Shkolla Korçare e qëmoçme, Korçë 1936, f. 151.

[486] AIH, Raport nr: 47/rez. –Ministrisë së Punëve të Jashtme të Austro- Hungarisë nga Konsulli Kral, Manastir, 7 korrik 1899.

e kësaj rryme religjioze në përhapjen e arsimit shqip në një periudhë të rëndë historike për shqiptarët. Kjo shkollë financohej si nga Shoqëria Biblike Angleze ashtu dhe nga patriotët shqiptarë, një nga të cilët ishte edhe Jovan Kosturi nga qyteti i Korçës. Ky institucion arsimor kishte edhe bibliotekën me një fond prej 200 librash dhe një muze të vogël, që shërbente edhe si kabinet për lëndën e natyrës.[487]

Për shkak të mungesës së teksteve mësimore në gjuhën shqipe, për mësimin e gjuhës shqipe, në fillim shërbeu përkthimi shqip i Dhiatës së re. Po ashtu, Sevasti Qiriazi mbajti edhe tubime me gra të qytetit, të cilave u lexonte Biblën në gjuhën shqipe. Se sa ishte i vështirë ky mision, tregojnë tentimet për ta vrarë Gjerasim Qiriazin. Ai ishte bërë halë në sy për kishën ortodokse, e cila veprimtarinë e tij e shihte si pengesë drejt helenizimit të shqiptarëve ortodoksë. Të njëjtin qëndrim e kishin edhe autoritet osmane, të cilat kishin frikën se mos po ringjallej ndjenja kombëtare edhe te shqiptarët myslimanë.

Kështu, këto dy subjekte të fuqishme fetare, kisha ortodokse greke dhe autoritetet fetare osmane, u bënë bashkë kundër një shkolle shqipe, e cila falë Shoqërisë Biblike dhe shteteve si Britania e Madhe dhe SHBA-të, mbijetoi nga trysnitë e shumta të kohës.[488] Vështirësitë që dilnin para arsimit shqiptar dhe veprimtarëve të saj, i paraqet edhe vetë Gjerasim Qiriazi në letrën dërguar Nikolla Naços, më 14. 02. 1892. Në këtë letër Gjerasim Qiriazi njofton për kërcënimet me jetë që i bëhen dhe për shpifjet e klerit ortodoks kundër tij dhe shkollës shqipe. Gjithashtu, ai bën të ditur për kërkesat në rritje edhe të fshatrave për mësonjëtore shqipe.

[487] H. Myzyri, Vep. e cit., f. 111.
[488] Edwin Jacques & David Young, Ungjilli ndër shqiptarët....., f. 42.

Ai e informon Nikolla Naçon për përpjekjet për të hapur edhe konviktin pranë shkollës së vajzave në Korçë.[489] Me rastin e hapjes së Shkollës Normale në Bukuresht, më 1892, nga Nikolla Naço, hapej një mundësi që nxënësit shqiptarë shkollimin e mesëm ta vazhdonin po në gjuhën shqipe. Me një kërkesë të tillë i drejtohet Nikolla Naços edhe Gjergj Qiriazi, i cili në letrën dërguar këtij të fundit, më 11 tetor 1892, thekson nevojën për regjistrimin e dy të rinjve nga Elbasani në Shkollën Normale të Bukureshtit, me qëllim që ata të përgatiteshin për mësues të shkollave shqipe. Këta të rinj ishin: Dhimitër A. Pano dhe Aleks Buda, të cilët kishin përfunduar shkollimin në Manastir.[490] Natyrisht se një nga qëllimet e shkollës, siç do të shkruante edhe Sevasti Qiriazi në kujtimet e veta, ishte që të përgatiten nxënëse për të kryer edhe detyrën e mësuesit, mundësisht në sa më shumë vise shqiptare, prandaj edhe u hap konvikti për nxënëset që jetonin larg Korçës.[491] Deri në hapjen e shkollave shqipe në Korçë kishte tri institucione arsimore në gjuhën turko-osmane, katër në atë greke, ndër to edhe një gjimnaz, një shkollë fillore vllahe, e themeluar më 1885, dhe një vatër arsimore në gjuhën bullgare, e hapur më 1891.[492]

Karakteri kombëtar i shkollës shprehej edhe me përkatësinë e ndryshme fetare të nxënësve. Në konviktin e kësaj shkolle, në vitin 1899, ishte edhe vajza e një dervishi nga

[489] Ismet Dërmaku, Dy letra të panjohura të rilindësve tanë, ”Albanica”, nr. 71, gusht 2007, Prishtinë, f. 81-82.

[490] Ismet Dërmaku, Shoqëria e Mësimit Shqip, “Drita” e Bukureshtit në zgjimin dhe çlirimin kombëtar (1884-1914) sipas dokumenteve të reja arkivore, Prishtinë 2009, f. 8. Aleks Buda ishte gjyshi i Akademik Aleks Budës. Për më tepër shih të njëjtin autorë, f. 87.

[491] Hysni Myzyri, Shkollat e para kombëtare shqipe, Tiranë 1973, f. 197.

[492] Po aty, f. 43.

Elbasani.[493] Po ashtu aty vërehej edhe vënia e kontakteve ndërmjet shkollës së vajzave në Korçë dhe shkollës Normale në gjuhën shqipe, të hapur në Bukuresht. Kjo vatër e arsimit, siç dihet, u hap më 10 maj të vitit 1892 nga shoqëria "Drita", ndërsa drejtor i saj ishte Nikolla Naço.[494] Është indikativ fakti se programi i shkollës së tij ishte i njëjtë me programin që udhëhiqej nga Sevasti Qiriazi. Kjo koincidencë, që sigurisht, nuk është e rastësishme dëshmonte për bashkëpunimin e ngushtë të Shoqërisë Biblike me koloninë shqiptare në Rumani.

Në këtë kohë, në vatra të arsimit kombëtar shqiptar ishin shndërruar edhe teqetë bektashiane. Si pasojë e një veprimtarie të tillë atdhetare të sektit bektashian, autoritetet osmane, në Gjirokastër, kontrolluan dhe burgosën Baba Aliun, Baba Zenel Gjoksin, Baba Hajdarin dhe Baba Sulejmanin.[495] I njohur për punën e madhe në shërbim të kombit shqiptar, ishte bërë edhe Baba Sali Matohasani nga teqeja në Sinanaj nga rrethina e Tepelenës. Që nga Lidhja e Prizrenit e deri më 1905 kur u burgos, ai kishte sjellë nga Bukureshti dhe Sofja libra të botuara në gjuhën shqipe.[496] Për më shumë, pasi shumë baballarë bektashianë rridhnin nga familjet e krishtera të ritit ortodoks, për të edukuar rininë e krishterë ortodokse në frymën kombëtare, ata do të shfrytëzonin literaturën fetare të botuar nga Shoqëria Biblike Britanike. Kështu p. sh., Koto Hoxhi nga Qesorati i Gjirokastrës, nën petkun e babait bektashian, nxënësve të besimit orto-

[493] AIH, Raport nr: 79/rez.1 – Ministrisë së Punëve të Jashtme të Austro-Hungarisë nga Konsulli Kral, Manastir, 8 dhjetor 1899.
[494] Ismet Dërmaku, Një shkollë model, "Albanica", nr. 68, maj 2007, Prishtinë, f. 90.
[495] Sh. Hysi, Vep.e cit., f. 90.
[496] Po aty, f. 107.

doks u kishte afruar edukimin dhe arsimimin në gjuhën shqipe.[497]

## 5. 2. Studentët shqiptarë në shkollat protestante

Me sa dihet, ndër studentët e parë shqiptarë në shkollat protestante, është Kostandin Kristoforidhi. Por, para tij, ka indikacione që edhe Naum Veqilharxhi, jo vetëm që kishte qenë ithtar i protestantizmit, por ndoshta mund të ketë kryer edhe ndonjë shkollë të hapur nga institucionet ungjillore. Këtë e themi, sepse Naum Veqilharxhi kishte pasaportë britanike, e cila nuk u jepej lehtë të huajve, të paktën jo atyre që i kishin takuar më herët ritit greko-bizantin. Një privilegj i tillë, pothuaj, ishte i pamundur nëse nuk kishe ndonjë kontakt bashkëpunimi me Shoqërinë Biblike ose me përkthimet e saj në shqip të librave fetarë.

Ndërsa, kur flitet për Kostandin Kristoforidhin, dihet se ai, pas kontaktit me misionin protestant amerikan, në mars të viti 1857, pranohet në Kolegjin Protestant të Bebekut, i cili ishte afër Stambolli dhe se po në atë vit, studimet e mëtutjeshme i vazhdoi në Maltë.[498] Por, duhet theksuar se misionarët protestantë kishin dyshime lidhur me bindjet e tij fetare, andaj bashkëpunimi me të vazhdonte me insistimin e përfaqësuesit të Shoqërisë Biblike, Thomson-it, i cili i njihte dhe i pranonte jo vetëm aftësitë e Kostandin Kristoforidhit si përkthyes, por edhe aftësitë e tij intelektuale.

---

[497] Shkëlzen Raça, Gjurmime në historinë shqiptare, Prishtinë 2009, f. 326.

[498] E. Sedaj, Vepër e cituar, f. 189.

Kthesë për të mirë ndodhi më 1873, kur në Manastir u vendosën misionarët e parë protestantë, tre amerikanë: Xh. Berd, Xh. Marsh, Xh. Hauz. Në të vërtetë, Manastiri dhe Selaniku ishin bërë qendra të American Board of Commission për provincën e Maqedonisë.[499] Në vitin 1876 u hap kisha e parë ungjillore në trevat shqiptare dhe njëri nga besimtarët e saj të parë ishte Gjerasim Qiriazi. Duke i parë aftësitë e tij, Kisha Ungjillore, më 1878, e dërgoi për studime në kolegjin teologjik Amerikan në Samokovë të Bullgarisë. Pas përfundimit të studimeve, më 1882, ai u bë predikues i një kishe protestante bullgare në Shkup.[500] Përfaqësuesi i Shoqërisë Biblike në Stamboll, Aleksandër Thomson-i, më 18 janar 1883, i dërgon një letër Gjerasim Qiriazit, nga i cili kërkon të bëhet ungjilltari i shqiptarëve, me çka edhe praktikisht fillon veprimtaria e tij fetare dhe atdhetare.[501]

Viti 1884 për Gjerasim Qiriazin ishte një vit i suksesit të plotë. Në këtë vit, ai bëhet anëtar i Shoqërisë Biblike dhe përgjegjës për shpërndarjen e literaturës fetare në gjuhën shqipe. Në këtë kohë, kisha protestante ishte i vetmi institucion fetar i cili ishte i mishëruar me problemet ekzistenciale të popullit shqiptar. Kjo vërehet edhe nga statuti i "Vëllazërisë Ungjillore". Në pikën e parë të këtij statuti thuhej: "Vëllazëria Ungjillore ka për qëllim shpërndarjen e Ungjillit në gjuhën shqipe dhe zhvillimin e letërsisë shqipe."[502] Se shqiptarët e të dy konfesioneve fetare ishin të

---

[499] Edwin Munsell Blisss, Turkey and the Armenian atrocities, f. 314.

[500] Femi Cakolli, Biografia e Gjerasim Qiriazit, "Letra e gjallë", viti VII, nr.14, Qershor-Shtator 2004, Prishtinë, f. 9.

[501] Xh. Lloshi, vepër e cituar, f. 361.

[502] Femi Cakolli, Shfaqja e kishës protestante, "Letra e gjallë", viti V, nr.13, Dhjetor 2003-Shkurt 2004, Prishtinë, f. 10.

etshëm të dëgjonin dhe të arsimoheshin në gjuhën e tyre, shihej nga pjesëmarrja e tyre në shërbesat fetare të organizuara nga Gjerasim Qiriazi.[503]

Gjurmëve të Gjerasimit, shkoi motra e tij, Sevasti Qiriazi. Ajo u lind më1877, në Manastir, ku edhe filloi mësimet në shkollën e Shoqërisë Biblike, për t'i vazhduar më vonë në shkollën protestante në Samokovë të Bullgarisë. Në vitin 1888 shkoi në Stamboll për t'i vijuar mësimet në kolegjin "Constantinopol Wemins College", të cilat i përfundoi më 1891. Në ceremoninë zyrtare të përfundimit të mësimeve, i pranishëm ishte edhe Naim Frashëri, si zyrtar i lartë i arsimit dhe, para se gjithash, si një atdhetar i devotshëm. Për t'ia bërë më të lehtë veprimtarinë në fushën e arsimit, Naim Frashëri ia vulosi Sevastisë diplomën me vulën zyrtare të Perandorisë Osmane.

Më 1905, Sevasti Qiriazi shkoi në SHBA, për t'i vijuar studimet pedagogjike në Universitetin e Çikagos, të cilat i përfundoi më 1908,[504] Kontributi i saj në fushën e arsimit shumë shpejt bëhet i jashtëzakonshëm, sidomos kur kihen parasysh rrethanat e vështira në të cilat vepronte. Vihet në krye të shkollës së vajzave në Korçë, si dhe bëhet pjesëmarrëse e Kongresit Kombëtar për Problemet e Arsimit, të mbajtur në Elbasan në vitin 1909.[505] Ajo ishte edhe hartuese e teksteve të para nga historia e popullit shqiptar.

Një studente tjetër e institucioneve arsimore protestante ishte edhe Parashqevi Qiriazi, e lindur në Manastir, më 1880. Ajo, sikurse motra e saj, përfundoi shkollën protestante amerikane në Samokovë të Bullgarisë, për t'i vazhduar

[503] Edwin Jacques, David Young, Ungjilli ndër Shqiptarët...., f. 42.
[504] Shefik Osmani, Trashëgimi social-pedagogjike, Motrat Qiriazi, Prishtinë 1997, f. 7-8.
[505] Po aty, f. 29.

studimet në kolegjin e lartpërmendur amerikan në Stamboll, të cilat i përfundoi më 1904.[506] Parashqevi Qiriazi ishte mësimdhënëse në shkollën e vajzave në Korçë dhe pjesëmarrëse e Kongresit të Manastirit, në të cilin ajo përpiloi **himnin e alfabetit.**

Mësuesja tjetër e shkollës së vajzave, Fanka E. Aftimiu ishte po ashtu nga Manastiri dhe si protestante kishte kryer shkollën e shoqërisë amerikane në Samokovë të Bullgarisë.[507] Ndërkaq, një atdhetar tjetër i njohur për punën e tij të palodhshme, ishte edhe Thanas Sina, i cili punoi si mësues i matematikës në shkollën e vajzave në Korçë. Njëkohësisht, ai ishte edhe predikues protestant në shërbim të "American Mission Aboard". Thanas Sina kishte përfunduar shkollat protestante dhe ishte vënë në shërbim të kombit dhe të kishës, e cila qe mishëruar edhe me interesat e popullit shqiptar. Më 1900, Thanas Sina dërgohet në Berat si predikues protestant. Fjalimet e tij në gjuhën shqipe, në njërën anë nxitën reagimet e klerit ortodoks dhe të Konsullatës Greke, kurse në anën tjetër reagimin e pushtetit osman. Ai burgoset më 1901, por falë intervenimit të Legatës Amerikane në Stamboll, lirohet po atë vit.[508] Predikues tjetër protestant në Korçë, ishte edhe Grigor Cilka, i cili kishte kryer studimet teologjike në Amerikë. Më 1900 ishte kthyer në Shqipëri.

Një atdhetar tjetër, i njohur po ashtu për punën e tij të palodhshme, ishte edhe Kristo Dako. Ai lindi më 1876 në Korçë. Pasi i vdiq babai emigroi me familje në Rumani. Kushtet e mira ekonomike ia mundësuan studimet e mate-

[506] Shefik Osmani, Trashëgimi social-pedagogjike ....., f. 7.
[507] AIH, Vj.-7-2-226 (HHStA, PA, A, No. 47/res.)
[508] AIH, Raport nr: 40 – Ministrisë së Punëve të Jashtme të Austro-Hungarisë nga Konsulli Kral, Manastir, 31 maj 1901.

matikës në Universitetin e Bukureshtit. Kristo Dako ishte aktiv edhe në jetën kulturore e politike të mërgatës shqiptare në Rumani. Kështu, më 12 shtator u themelua shoqëria e tretë e shqiptarëve në Bukuresht, shoqëria "Shpresa", nënkryetar i së cilës u zgjodh Asdreni, ndërsa sekretar Kristo Dako. Shoqëria në fjalë, më 1902, në Kongresin e popujve të robëruar të Perandorisë Osmane, që u mbajt në Vjenë, e dërgoi Kristo Dakon. Ishte mu kjo shoqëri e cila, më 1903, vendosi të themelonte një kishë ortodokse shqiptare në Bukuresht.[509] Viti 1906 ishte vit kthese në jetën e tij. Në këtë vit ai, në Bukuresht, u takua me Sevasti Qiriazin, me të cilën edhe u fejua. Në po atë vit udhëtojnë në SHBA, ku ai filloi studimet e filozofisë. Atje, përtej oqeanit, mbledhjet dhe takimet me mërgatën shqiptare organizoheshin në kishat protestante, ku edhe Fan Noli i mbante predikimet e tij fetare.[510]

Pra, shoqëritë protestante ishin ato të cilat nxitën dhe ndihmuan në mënyrë të pakursyer Lëvizjen Kombëtare Shqiptare. Ishte shumë e qartë se ekzistenca e popullit shqiptar varej jo vetëm nga krijimi i elitës intelektuale kombëtare, por edhe nga përpjekjet për krijimin e institucioneve fetare me karakter kombëtar, sepse një popull që nuk e kishte gjuhën e shkruar, si dhe ndërgjegjen fetare të kalitur në frymën kombëtare, ishte i gjykuar të asimilohej. Kjo ndihmesë e dhënë shqiptarëve nga Shoqëria Biblike ishte e një rëndësie të madhe dhe jetike për mbijetesën e tij kombëtare.

---

[509] Dhimitër Dishnica, Përballë të vërtetës – Kristo Dako jeta dhe vepra, Tiranë 2004, f. 8-10.

[510] Po aty, f. 31.

## 5. 3. Ndikimi i bektashizmit dhe i Shoqërisë Biblike në emancipimin e femrës shqiptare

Ndihmesë të madhe kauzës evangjeliste në mesin e popullsisë osmane, e sidomos pjesës së saj qytetare, i kishin dhënë shkollat e ndryshme për vajza, të hapura po nga shoqëritë ungjillore. Rolin kryesor në mesin këtyre institucioneve arsimore e kishte Shkolla Italiane e Femrave, e hapur nga Misioni i Kishës së Lirë (Free Church Mission), e udhëhequr nga zonja Whittet, pastaj Shkolla Presbeteriane e Sabatit (Presbyterian Sabbath School), nën kujdesin e pastorit M. Brown, si dhe shkolla e lidhur me Unionin Kishtar (Union Church) në Pera.[511]

Në pjesën Evropiane të Perandorisë Osmane, qendër e rëndësishme edukative dhe arsimore ungjillore, ishte Shkolla Protestante në Samokovë të Bullgarisë, e ngritur nga American Board of Commission, që në vitin 1860. Ndërkaq, më 1871, në Stamboll, u hap kolegji për femra, i quajtur "Constantinople Women's College".[512] Këto dy shkolla patën një rëndësi të madhe për zhvillimin e arsimimit kombëtar në mesin e popullsive të okupuara të Perandorisë Osmane, e veçanërisht për zhvillimin e suksesshëm të veprimtarisë arsimore në mesin e popullsisë shqiptare.

Një nga femrat e para shqiptare të shkolluara, padyshim ishte Sevasti Qiriazi, e cila që në fëmijëri u dërgua fillimisht në shkollën greke të qytetit të Manastirit, ku shqiptarët ortodoksë përfaqësonin një komunitet, i cili i ishte

---

[511] CUL, BSC, BSA/D1/7/147, Vol. 147, Agent Book, f. 135.

[512] Anneta Aiken Reeve, The Diplomatic involvement of the United States in the Macedonian question from 1900 to 1903; The Kidnapping of Ellen Maria Stone, paper work for master degree (Texas Tech University) 1972, f. 38.

nënshtruar presioneve të Patrikanës së Konstantinopolit dhe qeverisë Osmane. Si njëra, edhe tjetra, nuk e pranonin ekzistencën e kombit shqiptar. Mirëpo, që në hapat e parë të edukimit, Sevasti Qiriazin e përcolli fati i mbarë. Në shkollën greke të qytetit ajo do të kishte për mësuese një bashkëkombëse të saj, e cila edhe pse kishte kryer shkollat greke në Athinë, nuk e kishte harruar identitetin e saj kombëtar. Pas kësaj përvoje shkollore në Manastir, ku ajo mësoi mirë edhe gjuhën greke, shkollimin e mëtutjeshëm e vazhdoi në Shkollën e Misioneve Protestante të Manastirit.

Vëllai i saj, Gjerasimi, pati një rol jo të vogël në edukimin e saj fetar, qytetar e kombëtar. Ai ia mësoi alfabetin e gjuhës shqipe, duke mbjellë shpirtin atdhetar në zemrën e saj dhe duke ia bërë të ditur se sa i rëndësishëm është arsimi për të ndriçuar e ngritur përsëri në këmbë popullin shqiptar.[513]

Në vjeshtën e vitit 1888, si e para vajzë shqiptare, do të nisej për të marrë arsimin universitar në kryeqendrën e Perandorisë Osmane.[514] Në këtë mënyrë u hodhën hapat e parë në krijimin e parakushteve për hapjen e një shkolle shqipe për vajzat në Korçë, në qytetin ku propaganda ç'kombëtarizuese e klerit grek ishte më e ashpër se kudo tjetër në viset shqiptare. Ky projekt arsimor me karakter kombëtar, nuk ishte një rastësi, por veprim i menduar dhe i planifikuar gjatë nga Gjerasim dhe Sevasti Qiriazi, natyrisht në bashkëpunim të ngushtë me shoqëritë ungjillore britanike e amerikane, si dhe me vëllezërit Frashëri, Sami, Abdylin, Naimin e Samiun.

[513] AQSH, F. 30, D. 39, fl. 8.
[514] Po aty, fl. 10.

Kështu, duke u ngutur për të hapur sa më parë këtë shkollë kombëtare shqiptare për vajza, Sevasti, e cila, në Stamboll kishte regjistruar fakultetin e letërsisë, kërkoi nga "Këshilli Pedagogjik" i fakultetit, që t'i jepej e drejta për t'i kryer studimet jo për katër vjet, por për tri vjet. Kur kërkesa e saj u refuzua, ajo bëri një kërkesë të re, në të cilën argumentonte se kishte nevojë për një afat më të shkurtër studimi, ngase, ajo me të vëllanë Gjerasimin, planifikonin të hapnin një shkollë për vajza në Korçë. Me këtë arsyetim ajo e fitoi të drejtën për studime më intensive, por në një kohë më të shkurtër.[515]

Në kryeqendrën perandorake, Sevasti Qiriazi pati rastin të takohej jo vetëm me shumë shqiptarë, të cilët kishin pozita drejtuese, por edhe me atdhetarë shqiptarë, të cilët për shkak të veprimtarisë së tyre politike e patriotike, ishin burgosur. Kështu ajo u miqësua me familjen e Qamil Efendisë, drejtor i burgut "Jedi Kule", ku pos tjerash mbahej edhe atdhetari dhe veprimtari i Lidhjes Shqiptare të Prizrenit, Koto Hoxhi. Me ndihmën e Qamil Efendisë, e veshur si një djalë i viseve veriore të Shqipërisë, vajti në vizitë të të burgosurit Koto Hoxhi. Pos tjerash, Sevasti e kishte pyetur Koto Hoxhin: "Si ndodhi baba që pas tre vjetësh dështoi Lidhja e Prizrenit?" Ai i ishte përgjigjur: "Dështoi bija ime se Turqia ndau popullin në myslimanë e të krishterë, se politika e Sulltanit është "divide et impera. Ne nuk mund të bëhemi shtet i pavarur sa të mos ndriçojmë popullin tonë dhe ta ndihmojmë të kuptojë se me gjithë se kemi ndryshime në fe, jemi gjithmonë shqiptarë. Arsimi është arma që mposht tiraninë dhe gëzohem që kini vendosur të dedikoni jetën tuaj për ndriçimin dhe ngritjen e motrave tuaja shqiptare". Sevasti nuk e kishte lëshuar rastin që të bisedonte

[515] Po aty, fl. 11.

edhe me Qamil Efendinë, të cilit i kishte thënë: ”Koto është edhe babai juaj, baba i gjithë shqiptarëve.” Këto fjalë Qamil Efendiu ia kishte miratuar. Për më tepër, Qamil Efendiu ndihmoi shumë për shpëtimin e Baba Kotos nga një vdekje e sigurt në atë ferr të “Jedi Kull-ës”.[516]

Në qershor të vitit 1891, në kryeqendrën e Perandorisë Osmane, shkoi Gjerasim Qiriazi për të qenë prezent në organizimin e ceremonisë së diplomimit të së motrës, Sevasti Qiriazit. Në mesin e pjesëmarrësve në këtë ceremoni ndodheshin edhe atdhetarët e shquar, vëllezërit Naim e Sami Frashëri. Në kujtimet e saja lidhur me këtë ngjarje, Sevasti Qiriazi shprehet: “Si u përshëndetëm me të gjithë, Naimi më afrohet dhe pasi më përshëndeti, më tha këto fjalë: Motër punë më të mirë e më të vyer nuk mund të bësh për Shqipërinë përveç se asaj që kini ndërmend të bëni bashkë me vëllamë, mikun tim të dashur, por edhe unë dëshiroj të shtoj dy fjalë. Paskëtaj nisin detyrat e tua më të mëdhatë e në qofsh besnike ke për të bërë më të mëdhatë vepra për atdheun. Pengime dhe turbullime shumë dhe të mëdha do të kini në këtë udhë që jeni nisur, po si trime shqiptarkë ke për t’i kapërcyer të gjitha.”[517] Për më tepër, Naim Frashëri, si zyrtar i lartë i arsimit që ishte, Sevasti Qiriazit ia vulosi diplomën, për ta siguruar atë që, në hapat e saj fillestarë, të mos kishte pengesa nga autoritetet qeveritare osmane në Shqipëri.[518] Pra, koordinim i veprimtarisë kulturore ndërmjet shoqërive ungjillore dhe aktivistëve shqiptarë të tyre me rilindësit e të gjitha rrymave fetare e politike, është i dokumentuar mjaft mirë.

---

[516] AQSH, F. 30, D. 39, fl. 13.
[517] Po aty, fl. 14.
[518] Po aty, fl. 15.

Shkolla e parë e vajzave në gjuhën shqipe, u hap më 1891, e cila në fillim kishte 27 nxënëse. Programi shkollor përfshinte: këndim, histori, fjalë të zgjedhuar nga Dhiata e vjetër dhe e re, numëratore, shkronjëtore, histori të përgjithshme, kafsh-shkronjë (blegtori).[519] Puna për arsimimin e fëmijëve shqiptarë ishte shumë e vështirë. Për shkak të presioneve që u bëheshin familjeve të tyre nga kleri ortodoks dhe nga qeveritarët osmanë, fëmijët bënin mungesa të shpeshta në vijimin e mësimeve. Gjerasim dhe Sevasti Qiriazi, kishin parasysh problemet me të cilat ballafaqohej populli shqiptar, duke filluar nga kusaria, që ishte bërë dukuri e keqe në viset shqiptare, pastaj mungesa e rrugëve dhe e hekurudhës, elemente këto kyçe për zhvillimin e tregtisë. Ishte më se e qartë se pa rilindjen kulturore asnjë popull nuk mund të ngrihej përsëri në këmbët e veta. Në këso rrethanash, edukimi i femrës, ishte më se i rëndësishëm, ngase, vetëm nënat e arsimuara, në kushtet e reja që po krijoheshin, do të mund t'i rrisnin të edukuar brezat e rinj, të cilët pastaj, të arsimuar e të kulturuar do të mund të ndërtojnë një shoqëri dhe komb të përparuar shqiptar.

Meqenëse viset shqiptare ishin përgjithësisht të varfra, në shkollën e vajzave në Korçë, rëndësi e madhe iu dha aftësimit të tyre në zanatet shtëpiake, si: punimit të leshit dhe të qepjes, me qëllim që ato të bëheshin të vlefshme për ekonomitë familjare.[520] Pra, kjo shkollë shqipe, luante edhe rolin e një shkolle për aftësimin profesional të nxënëseve, si element plotësues, përveç rolit madhor që kishte, arsimimit në gjuhën shqipe. Shkolla, sipas Gjerasim Qiriazit, brezin e ri duhet ta edukojë në gjuhën amtare, me të gjitha njohuritë e nevojshme shkencore, të sigurojë edukimin moral, të ndri-

[519] Po aty, fl. 17.
[520] AQSH, F. 30, D. 39, fl. 19.

çojnë mendjen dhe shpirtin e të rinjve që, ata, pastaj, t'i shërbejnë atdheut, si dhe t'i përgatisë vajzat për jetë, duke ua mësuar atyre edhe ndonjë profesion të dobishëm. Natyrisht, me këtë veprimtari Gjerasim Qiriazi ndihmonte luftën për emancipimin e gruas shqiptare dhe luftën për gëzimin e të drejtave të barabarta me burrat.

Viti i dytë shkollor solli, përveç rritjes së numrit të nxënëseve dhe lëndëve, edhe me një mësuese më tepër. Ishte kjo Fanka Efthimiu nga Manastiri, e cila kishte kryer studimet në qendrën protestante të Samokovit të Bullgarisë. Mësuesja e tretë ishte Polikseni Dhespoti nga Korça, ndërsa si mësues i religjionit dhe i matematikës ishte emëruar Thanas Sina nga rrethi i Korçës.[521] Shkolla punonte sipas një programi laik dhe kishte karakter kombëtarë. Ajo ishte e hapur për vajzat e të tri besimeve fetare shqiptare: edhe për vajzat myslimane, edhe për vajzat ortodokse e për ato katolike. Polikseni Dhespoti ishte mësuesja e parë shqiptare e edukuar në një institucion arsimor shqiptar. Ajo, në vitin shkollor 1894-1895, përfundoi shkollën shqipe për vajza në Korçë dhe menjëherë u inkuadrua në procesin mësimor.[522]

Veprimtaria edukativo-arsimore e familjes Qiriazi, e cila kishte përkrahjen e shoqërive protestante, i tejkalonte caqet e një institucioni fetar, duke synuar arsimimin kombëtar, pa dallime krahinore e fetare. Dhe në vazhdim të dokumentimit të karakterit të kësaj shkolle për vajza, padyshim duhet veçuar letrën që Gjerasim Qiriazi, më 14 mars1892, ia dërgon Nikolla Naços në Bukuresht. Në këtë letër, pos tjerash, ai i shkruan Naços, "... se shkolla e vajzave tani po shkonte shumë mirë, se motra e tij dhe mbesa Efro-

[521] AIH, Vj-7-2-226 (HHStA, PA, A, No. 47/res.)
[522] H.Myzyri, Shkollat…, f. 141.

zina shkonin mirë me mësime”. Ai e informonte atdhetarin korçar se së shpejti në Bukuresht do të vinte edhe Aleksandër Thomson-i, për t’u informuar mbi shkollën e atjeshme shqipe, të cilën e kishte hapur ai.[523]

Bashkëpunëtore e ngushtë e misionares amerikane, Elena Stoun-it, ishte edhe Katarina Cilka, bashkëshortja e Grigor Cilkës. Në histori është e njohur afera e rrëmbimit të këtyre dy veprimtarëve protestantë, nga kryengritësi bullgar, Jane Sandanski,[524] i cili kishte për qëllim përfitimin material. Atëherë, hajdutëria ishte një mënyrë e pranuar e jetesës dhe e përfitimit material, pothuaj për të gjithë popujt ballkanikë; bile edhe për qëllime madhore, si ideali i lirisë kombëtare.

Pasi ishin kaluar pengesat e para, viti i dytë shkollor, 1892-93, ishte kthyer në një festë të vërtetë kombëtare në qytetin e Korçës, ku kishin marrë pjesë mbi 350 qytetarë të krishterë e myslimanë. Në këtë festë kishte bërë përshtypje kënga e shkruar dhe e kompozuar nga Gjerasim Qiriazi “Mëma e Varfër”, vargjet e së cilës aludonin në Shqipërinë e varfër. Me qëllim të afirmimit të përdorimit të alfabetit të gjuhës shqipe, Gjerasim Qiriazi, po në vitin 1892, kishte themeluar edhe **Vëllazërinë Ungjillore**, e cila, me alfabetin e Stambollit, revistën e vet e botonte dy herë në muaj. Anëtarë i kësaj vëllazërie ishte bërë edhe Nikolla Naço. Ndërkaq, lidhur me kontributet për të blerë një truall për shkollën shqipe, më 23 mars 1892, Gjerasim Qiriazi do t’i shkruante Nikolla Naços, për ta falënderuar për kontributin

[523] AQSH, F. 30, D. 39, fl. 20.

[524] Атанас Лажовски, Римокатоличката и Протестанската Пропаганда на Балканот и во Македонија, во втората половина на XIX и почетокот на XX век, (Магистерска равота), Скопје 2008, f. 141.

prej 10 napoleonesh dhënë për ndërtimin e shkollës shqipe. Po përmes kësaj letre, Gj. Qiriazi e informonte Naçon se shoqëria që i kishte ndihmuar lidhur me projektin e shkollës, gjendej në këtë adresë: Dr. Clark, Sekretar i Y. M. C. A. Boston, SHBA. Me këto kontribute shpresohej të ndërtoheshin edhe dhoma për të fjetur, për vajzat që do të vinin nga viset e ndryshme të Shqipërisë.[525]

Duke u përballur njëkohësisht me dy armiq të shkollës shqipe të vajzave, me kishën ortodokse, e cila të gjithë besimtarët ortodoksë i konsideronte grekë dhe me autoritetet zyrtare osmane, që besimtarët myslimanë i konsideronte turq-osmanë, Sevasti ishte e përgatitur të bënte edhe diplomaci në përballje me ta. Rrjedhimisht, ajo kishte kuptuar se kishte në dorë dy letra të forta: Ligjin e Sheriatit si dhe Marrëveshjet e Kapitulacioneve. Sheriati, që ishte norma më e lartë juridike e Islamit, ndalonte hyrjen e burrave në objektet e banuara vetëm me femra. Në këtë mënyrë, ishte e pamundur për autoritete lokale osmane që të hynin brenda dhe të sekuestronin librat e shkruara në gjuhën shqipe. Në anën tjetër, kryepeshkopi i Korçës, edhe zyrtarisht shkollën kombëtare shqipe të vajzave e konsideronte si shkollë protestante. Ky epitet, pastaj do të merrte karakter zyrtar në Perandorinë Osmane, ngase Patrikana ortodokse në Stamboll kishte të drejta mbi të gjithë të krishterët ortodoksë të Perandorisë. Institucionet protestante, nga ana tjetër, në bazë të traktateve të kapitulucioneve, gëzonin privilegje dhe nuk i nënshtroheshin pushtetit perandorak osman.[526]

Lidhur me punën e shkollës shqipe dhe veprimtarinë kulturore në vendbanimet shqiptare, relacione të shumta

---

[525] AQSH, F. 30, D. 39, fl. 21; Hysni Myzyri, Shkollat e para..., f. 107.
[526] Po aty, fl. 27.

kemi edhe nga konsulli Austro-hungarez në Manastir, Kral-i, i cili njëkohësisht përfaqësonte edhe interesat e SHBA-ve. Në një raport të tij, dërguar MPJ në Vjenë nga Manastiri, më 7 korrik 1899, konsulli Kral do të shkruante edhe për historikun e hapjes së shkollës së vajzave në Korçë.[527] Kjo vatër arsimore, sipas tij, ishte hapur në shtator të vitit 1891 në Korçë, pos tjerash, edhe duke iu falënderuar Aleksander Thomson-it, përfaqësuesit të Shoqërisë Biblike Britanike në Stamboll, i cili kishte arritur të nxjerrë lejen për këtë shkollë shqipe, nën mbulesën e institucionit fetar protestant. Mirëpo, sipas këtij konsulli, duke iu falënderuar në rend të parë Gjerasim Qiriazit, ky institucion arsimor, më shumë kishte karakter kombëtar se sa fetar. Falë karakterit kombëtar, ky institucion arsimor fitoi edhe respektin e bejlerëve shqiptarë, të cilët, në këtë vatër të edukimit kombëtar, filluan t'i dërgonin edhe vajzat e tyre, duke u bërë kështu edhe mbrojtësit e saj më besnikë.[528] Pas vdekjes së Gjerasimit, më 4 janar 1894, punët administrative të shkollës së vajzave i mori përsipër Gjergj Qiriazi, ndërsa objekti shkollor që ishte në emër të Gjerasimit, me testament u quajt objekt i popullit. Krijimtaria letrare e Gjerasimit, e cila përfshinte poezi e tregime me përmbajtje atdhetare, do të botohej në Sofje më 1902 nga Gjergj Qiriazi, me titullin: *Hristomathi a udhëheqës për ç'do shtëpi shqiptari*.[529]

---

[527] AIH,Vj-7-2-226 (HHStA, PA, A, No. 47/res.)

[528] Po aty.

[529] H. Myzyri, Shkollat e para…., f. 115. Gjergj Qiriazi lindi më 1865 në Manastir. Aty, në gjuhën greke, e përfundoi shkollimin fillor dhe atë të mesëm. Shkollimin e mëtutjeshëm e vazhdoi në Kolegjin Protestant Amerikan të Samokovit. Nga viti 1894 u bë përgjegjës për Shkollën Shqipe të Vajzave në Korçë dhe përfaqësues i Shoqërisë Biblike Britanike për Shqipëri dhe Maqedoni. Gjergj Qiriazi ishte i punësuar edhe si përkthyes në Konsullatën Austro-

Në fund të viteve 90 të shekullit XIX, si pasojë e mosardhjes së vajzave shqiptare myslimane, prindërit e të cilave i ishin nënshtruar presioneve qeveritare osmane, numri i nxënëseve ishte reduktuar. Edhe pse mësimet i vijo-

hungareze të Manastirit. Njëkohësisht ishte edhe themelues i gazetës "Bashkimi i Kombit" dhe i shtypëshkronjës me po të njëjtin emër. Më 1905, në Manastir, themelohet Komiteti "Për Lirinë e Shqipërisë". Anëtarë të këtij Komiteti ishin: Bajo Topulli, Fehim Zavalani, Nuçi Naçi, Gjergj Qiriazi. Ky Komitet kishte për qëllim formimin e çetave te armatosura, si mjet për të sensibilizuar faktorin e jashtëm dhe atë osman, por edhe për të propaganduar idetë kombëtare, duke shpërndarë fotografi të Skënderbeut, flamuj kombëtarë etj. E gjithë kjo veprimtari duhej t'i paraprinte mobilizimit të popullit për liri. Në ndërkohë shkolla e vajzave në Korçë furnizonte çetën e Bajo dhe Çerçiz Topullit me libra e gazeta shqipe, të cilat pastaj shpërndaheshin nëpër fshatrat e Kolonjës, të Gorës e të Korçës. Në raste specifike, ky institucion arsimor, në lokalet e saj, edhe i strehonte luftëtarët e lirisë. Po kështu këto çeta u kërcënoheshin hoxhallarëve që jepnin tyrqisht-osmanisht në shkollat fillore dhe të mesme të viseve shqiptare, duke kërkuar prej tyre që ta fusnin edhe ata gjuhën shqipe në mësim, ose ndryshe do të dënoheshin me vdekje. Më 1906, çetat shqiptare, në shenjë hakmarrjeje për vrasjen e Papa Kristo Negovanit, organizuan një atentat kundër kundërshtarit të Lëvizjes Kombëtare Shqiptare dhe shkollës shqipe, Mitropolitin grek të Korçës. Gjergj Qiriazi qe një nga organizatorët e Kongresit të Manastirit. Në shtëpinë e të tij u mblodh komisioni për përpilimin e alfabetit të gjuhës shqipe. Më 14 korrik 1912 ai i shkruante Vissar Dodanit për planin e tij që të përfundonte një bibliografi me punimet e shqiptarëve. Shtypshkronja e tij do të shkatërrohej nga forcat serbe të cilat, më 1912, e pushtuan Manastirin. Gjergj Qiriazi vdiq më 1913. Librat e Gjergj Qiriazit janë: Hristomathi, Këngëtore, Fisike. Ai planifikonte të botonte edhe librin "Udhetari "me 350 faqe. Shih: Hysni Myzyri, Shkollat e Para Kombëtare Shqipe, Tiranë 1973, f. 118, 247, 248, 249; David Young, Lëvizja Protestante midis shqiptarëve 1908-1991, Prishtinë 2011, f. 33; Arkivi i Kosovës, Fondi: Paris 1900-1912, Kosullata Franceze në Manastir 19 qershor 1910.

nin vetëm 32-35 nxënëse, shkolla vazhdonte të funksiononte. Shkolla ishte tetëvjeçare. Përveç lëndëve të tjera, vajzat mësonin edhe greqisht dhe anglisht. Librat shkollorë ishin të njëjtë me ato të shkollës së djemve.

Konsulli Kral, gjithashtu e informonte qeverinë Vjeneze se, ndonëse pushtetarët osmanë ishin në dijeni për veprimtarinë kombëtare të kësaj shkolle, nuk kishin guxim ta mbyllnin, ngase ajo ishte nën mbrojtjen angleze dhe amerikane. Mirëpo, vazhdonte shpjegimin konsulli austrohungarez, edhe pse dhuruesit kryesorë financiarë ishin organizatat protestante amerikane dhe britanike, ky institucion arsimor ishte i pavarur në veprimtarinë e tij. Kontributet financiare ishin:

1) 22 lira turke nga ”Turkish Misssion Aide Society”, me qendër në Londër.

2) 62 lira turke nga ”American Women Religion Society”, me ndërmjetësimin e “American Board of Commission”.[530]

Nga këto të holla, gjatë një viti, kryemësuesja merrte 40 lira turku, mësuesja e dytë 30, kurse mësuesja e tretë 12. Shumat e tjera të nevojshme përsëri mblidheshin falë kontributeve vullnetare të “American Board of Commission” dhe patriotëve shqiptarë, e sidomos nga shoqëritë e Bukureshtit. Shoqëria amerikane, përveç këtyre kontributeve, me 50 lira turke, paguante edhe predikuesin Thanas Sina, i cili paguhej edhe nga Shoqëria Biblike Britanike për transkriptimin e përkthimit shqip të Biblës, prej shkronjave greke në shkronjat latine. Në alfabetin latin ishin botuar vetëm të katër Ungjijtë dhe Psalmet. Korrigjimet e nevojshme i kishte bërë Gjergj Qiriazi.

---

[530] AIH, Vj-7-2-226 (HHStA, PA, A, No. 47/res.)

Për mbarëvajtjen financiare të shkollës ishte themeluar edhe një komision i cili përbëhej prej misionarëve amerikanë dhe atyre vendas. Ky riorganizim u bë pas viti 1895, pra pas vdekjes së Gjerasim Qiriazit, në kohën kur filluan presionet edhe të Patrikanës së Stambollit edhe të autoriteteve osmane. Për t'u mbrojtur nga sulmet e tyre, shkolla u quajt Institucion arsimor amerikan. Përveç shumave të lartpërmendura, shoqëritë ungjillore jepnin edhe 4 lira turke për dru, 6 lira turke për mirëmbajtje dhe 25 lira turke për pesë vajza që jetonin në internat. Shpenzimet e tjera i mbulonte arka e shkollës, nga e cila, me 18 lira turke në vit paguhej shërbyesi i shkollës. Ndihmë financiare jepnin edhe prindërit e pasur të nxënësëve, të cilët paguanin prej 200, 300, 400 e deri në 500 grosh, me përjashtim të njërit që paguante 6 lira turke në vit. Nga shqiptarët jashtë atdheut, ndihmat vjetore shkonin prej 200 deri në 300 lira turke. Dhuruesit financiar amerikanë nuk ndërhynin në administrimin e shkollës dhe në mënyrën e shpenzimit të të hollave.[531]

Në përfundim të vitit shkollor 1899, pjesëmarrës në ceremoni kishte qenë edhe misionari protestant amerikan, Bond-i, nga Manastiri, si dhe konsulli i Austro-hungarisë, Kral-i. Misionari amerikan u nda me përshtypje shumë të mira. Atij, në veçanti i kishte pëlqyer programi i shfaqur, i cili ishte me karakter kombëtar. Ky program kishte lënë mbresa te të gjithë të pranishmit. Duke iu falënderuar raporteve të mira me Gjergj Qiriazin, konsulli Kral i bëri kërkesë qeverisë së Habsburve, për të botuar libra shkollorë për Shkollën e Vajzave. Botimi i këtyre librave do të ishte edhe një mirënjohje për përpjekjet e familjes së Qiriazëve

[531] AIH, Konsullata Austro-hungareze në Manastir, 8 Janar 1905 (HHStA, PA, A, No. 3)

për idenë e bashkimit kombëtar shqiptar, në rrethana aspak të favorshme për ata.

Gjatë vitit shkollor 1899/1900, numri i nxënësve ishte rritur, si dhe kishte filluar të funksionojë konvikti, banorët e parë të së cilës qenë një vajzë nga Negovani dhe e bija e një dervishi nga Elbasani.[532] Shkolla e vajzave në Korçë pati një ndikim të madh edhe në emancipimin e femrave shqiptare të besimit islam të këtij qyteti, jo vetëm me pranimin e të tyre në këtë institucion arsimor, por edhe me organizimin e programeve të veçanta artistike në fund të çdo viti shkollor, posaçërisht për femrat shqiptare të besimit islam. Kështu, në vitin shkollor 1898-99, prej 45 nxënëseve të shkollës së vajzave të Korçës, 16 prej tyre ishin myslimane.[533]

Veprimtaria kombëtare e këtyre dy shkollave shqipe në Korçë ishte bërë halë në sy të pushtetarëve në Stamboll, andaj në vigjilje të shekullit të XX, në vitin 1903, autoritetet osmane burgosën mësuesin e shkollës së djemve në Korçë, me çka kjo shkollë pushoi së vepruari. Me metoda të njëjta, me konfiskimin e librave, me pengimin e personelit mësimor dhe të nxënëseve, u përpoqën ta mbyllin edhe shkollën shqipe të vajzave, por falë intervenimit të Konsullatës Perandorake Austro-hungareze, e cila, pos tjerash, në këtë vilajet përfaqësonte edhe interesat e SHBA-ve, me arsyetimin se kjo shkollë ishte një institucion privat amerikan protestant dhe bamirës, dhe si e tillë ajo duhej të gëzonte privilegje të akorduara po nga qeveria osmane, bëri të mundur që kërcënimi për mbyllje, të kufizohej në kërkesën për mospërdorim të gjuhës shqipe në procesin mësimor.[534]

---

[532] AIH, Vj-7-2-258 (HHStA, PA, A, No. 79/res.)
[533] H. Myzyri, Shkollat…, f. 142,144.
[534] AIH, Vj-12-11-1135 (HHStA. PA. A. No. 149)

Raportet e mira të Qiriazëve me shoqëritë ungjillore amerikane e britanike, me shoqëritë kulturore shqiptare, si dhe me konsullin Kral të Perandorisë Dualiste, rezultuan me vazhdimin e shkollës shqipe të vajzave, e cila falë edhe angazhimit të konsullit të lartpërmendur, në vitin 1903, arriti t'i sigurojë edhe këto materiale shkollore:

1) Harta e Shqipërisë e Faik beut, 5 kopje (në pëlhurë);

2) Harta e përgjithshme e Evropës Qendrore, 9 kopje (në pëlhurë);

3) Nga një hartë muri të Gadishullit Ballkanik dhe të pesë kontinenteve (Amerika në dy pjesë).[535]

Nuk ka asnjë dyshim se shkollat shqipe të Korçës patën një ndikim pozitiv në nxitjen e bashkësive të tjera fetare të shqiptarëve, që edhe ato të fillonin më me zell në përdorimin e gjuhës shqipe në institucionet e tyre fetare. Relacionet e konsujve të Perandorisë Habsburgase dëshmoj-në për nisma të tilla të guximshme dhe më se të domos-doshme për arsimimin dhe edukimin në gjuhën shqipe. Në një raport të shkurtit të vitit 1902 flitet për veprimtarinë e shkollave katolike në Vilajetet: Shkodër, Kosovë, Janinë, Manastir dhe Selanik.

A. Vilajeti i Shkodrës:

1) Shkolla e mesme Jezuite (gjuhë e mësimeve është italishtja, por jepet mësim edhe në gjermanisht);

2) Shkolla fillore Jezuite për djem (italisht);

3) Shkolla fillore për vajza e Stigmative (në të dy klasat e ulëta, gjuha e mësimeve është shqipja, ndërsa në të lartat italishtja);

4) Shkolla fillore Françeskane për djem (shqip);

---

[535] AIH, Vj-12-11-1155 (HHStA, PA, A, No. 783)

5) Kopshti i fëmijëve ”Elisabetinum” i motrave Servite (shqip);

6) Shkollat fillore në gjuhën shqipe për djem në fshatrat: Shirokë, Troshane, Barbulush, Traboinë, Selcë, Dajç, Zadrime, Orosh, Spaç, Milot, Rëshen, Kallmet (Shkollë për vajza të motrave të Mëshirës).

Sanxhaku i Durrësit:

1) Shkolla fillore për djem në Durrës (gjermanisht);

2) Shkolla fillore për vajza e Stigmatineve (italialisht).

B. Vilajeti i Kosovës

a) Sanxhaku i Shkupit:

1) Shkolla fillore për djem (shqip);

2) Shkolla e trenit (gjermanisht).

b) Sanxhaku i Prishtinës:

1) Shkolla fillore për djem dhe vajza në Janjevë (serbokroatisht);

2) Shkolla fillore në Letnicë (serbokroatisht).

c) Sanxhaku i Prizrenit:

1) Shkolla fillore për djem në Prizren (shqip);

2) Shkolla fillore për vajza e motrave të mëshirës (shqip);

3) Shkolla fillore në Zym (shqip)

d) Sanxhaku i Pejës:

1) Shkolla fillore për djem në Pejë (shqip);

2) Shkolla fillore për djem në Gjakovë (shqip).

Në Vilajetin e Janinës nuk kishte shkolla katolike.

C. Vilajeti i Manastirit:

a) Sanxhaku i Manastirit:

1) Shkolla fillore për djem e etërve Lazaristë në Manastir (frëngjisht);

2) Shkolla fillore për vajza e Soeurs de la charite në Manastir (frëngjisht);

3) Shkolla fillore protestante në Manastir (anglisht dhe bullgarisht).

b) Sanxhaku i Korçës:

1) Shkolla e djemve në Korçë (shqip);

2) Shkolla e vajzave në Korçë (shqip).

Këto dy shkolla ishin ndihmuar nga shoqëritë ungjillore amerikane dhe britanike.[536]

Perandoria Osmane vazhdonte të merrte masa kundër veprimtarisë kulturore dhe arsimore të shqiptarëve, pikë së pari duke u nisur nga primesa e unitetit fetar dhe shtetëror. Ajo i konsideronte besimtarët myslimanë të etnisë shqiptare si pjesë të pandashme të otomanizmit. Rrjedhimisht ajo edhe e toleronte deri në një masë veprimtarinë kulturore vetëm të shqiptarëve të krishterë, çdo herë e nxitur nga interesat e saja: për të penguar helenizimin dhe sllavizmin e elementit ortodoks shqiptar. Por kur kjo propagandë kulturore fillonte të përfshinte edhe elementin shqiptar mysliman, atëherë ajo tregohej shumë rigoroze me shkollën kombëtare shqipe. Duke njohur këtë qëndrim të "Portës së Lartë", shpesh herë propaganda greke dhe kleri ortodoks, që ishte në shërbim të helenizmit, në bashkëpunim edhe me zyrtarët lokalë të qeverisë osmane, merrnin masa të ashpra kundër aktivistëve të Rilindjes Kombëtare dhe shkollës shqipe në Korçë.

Në një frymë aspak fqinjësore, peshkopi grek i Korçës, mytesarifi Alaedin beu, pastaj ish sekretari i inspek-

[536] AIH, Vj-11-A-169 (HHStA, PA, A.)

toratit të përgjithshëm, Hilmi pasha, nuk pushonin së punuari kundër shkollës shqipe dhe misionit protestant në Korçë, dy ledhe këto që pengonin forcimin e helenizmit në Jug të Shqipërisë. Ndërkaq, në ndihmë të helenizmit, ishte edhe konsullata e Rusisë Cariste në Manastir, e cila, sipas konsullit Austro-Hungarez, Posfai, deklaronte: ”Shkolla e Korçës, derisa ajo të qëndrojë nën mbrojtjen e Perandorisë Austro-hungareze, do të ndiqet për herë dhe kurrë s’do të përparojë.” Përkundrazi, kjo deklaratë ruse ndikoi në nxitjen e veprimtarisë edhe më të vendosur të Perandorisë Dualiste, e cila, pos tjerash, në Vilajetin e Manastirit përfaqësonte edhe interesat amerikane. Në të vërtetë, Shkolla e Korçës në këtë kohë vepronte formalisht si institucion i misionit protestant amerikan, ndërsa qeveria vjeneze ishte e interesuar për veprimtarinë kulturore dhe arsimore të shqiptarëve, për çka ajo edhe intervenoi te Inspektori i përgjithshëm për largimin e Cilkës nga Korça dhe i bëhet e qartë “Portës së Lartë”se shkolla shqipe nuk mund të nëpërkëmbet më pa e përfillur Perandorinë Danubiane.[537]

Shkolla e Vajzave në Korçë ishte i vetmi institucion arsimor që veproi pa ndërprerë deri në revolucionin Xhonturk më 1908. Çetat e Çerçiz Topullit, këtë shkollë e shfrytëzuan edhe si depo të librave në gjuhën shqipe. Prej kësaj shkolle depo, librat shqip shpërndaheshin në qytete e fshatra të Shqipërisë.[538]

[537] AIH, 6 janar 1903, Manastir (HHStA, PA, A. No. 5)
[538] AQSH, F. 30, D. 39, fl. 40.

## 5. 4. Kontributi i Shoqërisë Biblike në formimin e gjuhëve letrare serbe, greke dhe turke në gjysmën e dytë të shekullit XIX

Se lutja protestante "O Zot jepu pushtetarëve urtësi, drejtësi e guxim në veprimet e tyre", e cila është jo vetëm një lutje e thjeshtë dhe formale, por edhe kërkesë dhe besim në mishërimin me veprimet e përditshme të njeriut, mund të jetësohet nga personat publikë me ndikim në jetët e të tjerëve, dëshmohet me përpjekjet e Shoqërisë Biblike, që në radhën e përkrahësve të saj, të përfshijë numër sa më të madh të pushtetarëve, tregtarëve dhe intelektualëve.

M. Mijatoviç, ish ministër i Financave i Mbretërisë Serbe, në një mbledhje të degëve të Shoqërisë Biblike, deklaronte:

"Është një nder i madh për mua, si një i huaj, i ardhur nga një vend i sapo zgjuar në jetën e krishterë, që të flas për madhështinë e Biblës, para jush që kishit fat për të lindur në Anglinë Evangjeliste. (...) Pesëmbëdhjetë deri tetëmbëdhjetë vite më herët, autoritetet civile dhe kishtare të Serbisë pengonin veprimtarinë e shitësve të Biblës. Por, sot kjo gjendje ka ndërruar për të mirë, duke hasur në mirëpritjen e popullit dhe priftërinjve. Tani të gjithë e kanë të qartë se Shoqëria Biblike Britanike nuk ka për qëllim konvertimin e popullsisë në protestantë, por vetëm shpërndarjen e shkrimeve të shenjta në duart e popullit, në gjuhën e tyre, në mënyrë që ai i cili do t'i lexojë ato, të ndryshojë në një njeri të ri. (...) Dy personat, Vuk Karaxhiqi dhe Gjuro Daniqiç, që e përkthyen Besëlidhjen e vjetër dhe të re në gjuhën serbe, janë të pranuar nga ne si të parët për gjuhën dhe shkrimin

serb. Ende pranohet se libri më i mirë i shkruar në gjuhën serbe është Bibla e përkthyer nga Shoqëria e juaj."[539]

Besëlidhja e Re, e cila ishte përkthyer nga Vuk Karaxhiqi, me financim të Shoqërisë Biblike Britanike, dega në Rusinë cariste, ishte gati që më 1823, por për arsye të kundërshtimeve të qarqeve konservative kishtare, u pranua vetëm pas vdekjes së autorit,[540] ndërsa me hapjen e konsullatës serbe në Prishtinë, më 1889, filloi një ndërhyrje më e organizuar e Beogradit në Vilajetin e Kosovës. Kjo veprimtari, e mbuluar me petkun diplomatik, kishte të bënte me organizimin e jetës arsimore dhe edukative të serbëve të kësaj province. Në një nga raportet e tij, konsulli serb nga Prishtina, Lluka Marinkoviç, bën fjalë edhe për një vendim të kryepeshkopit të Rashkës dhe Prizrenit, i cili i urdhëronte besimtarët ortodoksë që të mos merrnin pjesë në takimet e organizuara nga protestantët dhe t'i kthenin të gjitha Biblat dhe Psalterat e botuara nga "Shoqëria Biblike Amerikane ", duke i kërcënuar se të gjithë ata që nuk do të bindeshin, do të përjashtoheshin nga kisha serbe. Bëhej fjalë për 12-14 familje protestante që jetonin në këtë Vilajet.[541] Kisha ortodokse serbe nuk ishte aspak tolerante ndaj aktivistëve të Lëvizjes Ungjillore, lëvizjes që më herët e kishte ndihmuar edhe Rilindjen kulturore serbe. Aktivistët e Lëvizjes Ungjillore kishin filluar të shiheshin si armiq të kombit dhe kishës serbe. Kjo ndodhte, sepse serbët, ashtu si edhe popujt e tjerë

[539] CUL, BSC, BSA/G1/3/7-11, Volume X, Bible Society Monthly Reporter, no. 67, f. 653-654.

[540] The nineteenth report of the British and Foreign Bible Society, London 1823, f. 56.

[541] Langdon T. Healy, Serbian Elites, Kosovo, and the Kosovo Albanians, 1889-1912: Representations and Politics, doctoral thesis in the Departament of History Indiana University, September 1997, f. 197.

sllavë të Ballkanit, lidhshmërinë e ortodoksizmit të ritit sllav me kombësinë e konsideronin si diçka jetike, esenciale për unitetin dhe interesat shtetëror.

Ndërkaq, po aq, madje edhe më shumë, Shoqëria Biblike ishte e pranishme dhe shumë aktive në Mbretërinë Greke. Për më tepër, që në fillimet e veprimtarisë misionare, grekët kishin qenë një nga caqet e tyre. Fillimisht, shpërndarja bëhej me ndihmën e udhëtarëve të rastit. Kështu, nga depoja në Smirnë, i ishin dhënë një udhëtari 1 600 kopje të botimeve fetare në gjuhën greke, në kohën kur në qarkullim ishin vetëm disa dhjetëra sosh.[542] Agjenti i Shoqërisë Biblike Britanike, H. D. Leeves, raportonte se, në vitin 1842, në depot e Athinës, ishin 22 488 botime të shkrimeve të shenjta, kurse në vitin 1843, në Mbretërinë Greke, ishin shitur 8 428 ekzemplarë fetarë. Në Athinë, Shoqëria Ungjillore kishte furnizuar me libra të tillë edhe shkollat.[543] Padyshim kjo kishte të bënte me mungesën e literaturës bazë arsimore, zbrazësi kjo që mbulohej me publikime fetare të Shoqërisë biblike. Kah fundi i viteve 90 të shekullit XIX, ”Epiri”, si quheshin zonat e Vilajetit të Janinës dhe pjesërisht të Manastirit (të banuara shumë edhe nga shqiptarët), me një vendim të Shoqërisë Biblike Britanike, do t’i bashkëngjiteshin degës së Shoqërisë Biblike Britanike me seli në Greqi.[544] Edhe njëherë kjo dëshmonte se edhe organizatat joqeveritare çfarë ishin shoqëritë ungjillore asokohe, prapë se prapë, në veprimtarinë e tyre të jashtme ndiqnin kursin zyrtar të shteteve amë. Po kështu botimet në gjuhën osmane

[542] Josiah Brewer, A residence at Constantinople in the year 1827, New Haven 1830, f. 202.
[543] The thirty-ninth report of the BFBS, London 1843, f. 28.
[544] William Canton, History of British Foregn Bible Society, London 1910, f. 388.

që fillimisht kishin bërë shoqëritë ungjillore për armenët që nuk e flisnin gjuhën e tyre kombëtare, s'do mend kishin ndikuar edhe në vetëdijesimin e shtetasve perandorak të besimit islam. Rezultat i kësaj konkurrence ishte edhe përkthimi i K'uranit në gjuhën osmane që në vitin 1864, por që shpejt u largua nga qarkullimi, si pasojë e reagimit të qarqeve konservative fetare, për t'u ribotuar shumë vite më vonë, më 1890.[545]

## 5. 5. Protestantët dhe Lëvizja kombëtare shqiptare në Manastir, në Korçë dhe në Elbasan (1891-1897)

Në Vilajetin e Manastirit ishin edhe dy qytete të tjera, po ashtu të zhvilluara kombëtarisht sa edhe vetë kryeqendra e Valiut. Njëri prej këtyre qyteteve ishte Korça, e cila në gjysmën e dytë të shek. XIX ishte bërë jo vetëm qendër tregtare dhe kulturore për Vilajet, por edhe vatër e arsimit dhe gjuhës shqipe. Popullsia e Korçës ishte shqiptare, 2/3 i takonin ritit ortodoks, kurse pjesa tjetër, 1/3, ishin myslimanë. Një komunitet i vogël ishin protestantë.[546]

Korça mbante lidhje të forta me kolonitë shqiptare të Bukureshtit dhe të Egjiptit, ngase shumica e shqiptarëve emigrantë ishin nga qyteti dhe rrethina e Korçës. Në Korçë u vunë bazat e arsimit në gjuhën shqipe. Prandaj nuk habit lidhshmëria e Korçës me lëvizjen protestante, shkollën e djemve dhe atë të vajzave, por edhe me shkollën shqipe në Bukuresht. Aty, më 7 mars 1887, u hap shkolla e djemve. Më 1890, në Korçë, Gjerasim Qiriazi do të mbajë për herë të parë predikimet në gjuhën shqipe, ndërsa më 23 tetor 1891,

[545] William Canton,History of .., f. 388.
[546] Dhimitër Dishnica, Përballë të Vërtetës ....., f. 4.

aty u hap edhe shkolla e vajzave, e cila u rezistoi presioneve të kishës ortodokse si dhe pushtetit osman për ta mbyllur.[547] Meqë ky qytet u bë shumë i rëndësishëm për shumë të arritura, Shoqëria Biblike, më 1890, depon e saj nga Manastiri e barti në këtë qytet. Por, mjerisht, qendra shpërndarëse e saj, e cila ndodhej në Shkodër që nga viti 1886, u mbyll më 1893.[548] Kjo mbyllje ndodhi si pasojë e presionit të madh të klerit katolik. Gjerasim Qiriazi, në nëntor të vitit 1887, në letrën dërguar Nikolla Naços, të shkruar me ABC të Stambollit, theksonte nevojën e arsimimit në gjuhën shqipe me alfabetin që ishte në interes të shqiptarëve, si dhe demaskonte politikën helenizuese të ndjekur nga institucionet shtetërore dhe arsimore greke, si dhe nga Kisha Ortodokse në Stamboll.[549]

Kontributi të madh në hapjen e shkollës së vajzave dha Aleksandër Thomson-i, udhëheqësi i Shoqërisë Biblike për Perandorinë Osmane. Ai ishte më meritori që mjetet e mbledhura për misionet protestante në Kurdistan dhe Kongo, të riorientoheshin për misionin shqiptar, në funksion të hapjes së shkollës së vajzave.[550] Pra, ishin përpjekjet e pakursyera të Gjerasim Qiriazit për organizimin më efikas të punës misionare, me qëllim që të nxiteshin edhe të huajt, në këtë rast Shoqëria Biblike, për të ndihmuar Lëvizjen Kombëtare Shqiptare. Gjerasim Qiriazi kishte bashkëpunim të mirë edhe me drejtuesit e shkollës së djemve në Korçë:

[547] Femi Cakolli, Biografia e Gjerasim Qiriazit, “Letra e gjallë”, viti VII, nr. 14, qershor-shtator 2004, f. 9.

[548] William Canton, A History of the British and Foreig Bible Society, Volum IV, London 1910, f. 392.

[549] Ismet Dërmaku, Shoqëria e Mësimit Shqip “Drita” e Bukureshtit në Zgjimin dhe Çlirimin Kombëtar (1884-1914) sipas Dokumenteve të reja Arkivore, Prishtinë 2009, f. 36.

[550] Xhon Kuanrud, Besë Shpresë dhe Dashuri, Tiranë 1998, f. 144.

Pandeli Sotirin, Petro Nini Luarasin, me mësimdhënësit, si: Thanas Sina, Hafiz Ali Efendia dhe Thoma Avrami etj.[551] Bile Pandeli Sotiri ishte edhe anëtar i Shoqërisë së Stambollit, shoqëri kjo e cila kishte bashkëpunim të mirë me Shoqërinë Biblike, natyrisht në të mirë të popullit shqiptar. Nga ky bashkëpunim krijohet përshtypja sikur ekzistonte një koordinim në veprime mes rilindësve shqiptarë dhe misioneve protestante anglo-amerikane.

Pra, logjika e ngjarjeve dhe e fakteve, na shpijnë të përfundojmë se ngjarjet me rëndësi të madhe në historinë e çdo kombi, pra edhe të kombit shqiptar, nuk mund të jenë rastësi dhe rezultat i veprimeve stihike e të paplanifikuara. Me këtë dua të them se, përderisa fqinjët tanë kishin programet e tyre kombëtare zgjerimi territorial i tyre në kurriz të tokave shqiptare realizohej pa ndonjë vështirësi të madhe. Por, pas organizimit të Lidhjes së Prizrenit dhe krijimit të Shoqërisë së Stambollit, zgjerimi i të huajve në dëm të tokave shqiptare, do të haste në rezistencën e organizuar jo vetëm ushtarake, por edhe diplomatike e propagandistike të shqiptarëve. Rezistenca e organizuar ndikoi në zgjimin dhe forcimin e ndjenjës kombëtare. Po ashtu, ajo nxiti përpjekjet për një alfabet të unifikuar si dhe për arsimim në gjuhën shqipe. E çka është edhe më me rëndësi, si produkt final i kësaj rezistence të organizuar, ishte aleanca me boshtin anglo-amerikan.

Më 14 nëntor 1892, në Korçë u themelua shoqëria "Vëllazëria Ungjillore", e cila udhëhiqej nga Thanas Sina dhe Gjergj Qiriazi, ndërsa anëtarë ishin: Grigor Cilka, Petro Nini Luarasi, Fanka Eftimiu, Sevasti Qiriazi.[552] Qëllimi i

[551] Petro Nini Luarasi, Mallkimi i shkronjave shqipe dhe çpërfolja e shqiptarëve, Tiranë 1999, f. 24.

[552] Xhon Kuanrud, Besë Shpresë dhe Dashuri, Tiranë 1998, f. 190.

kësaj shoqërie ishte jo vetëm përhapja e Shkrimit të shenjtë, por edhe përhapja dhe zhvillimi i arsimit dhe shkollave shqipe. [553] Bashkëpunim të ngushtë "Vëllazëria Ungjillore" kishte edhe me kryetarin e shoqërisë "Drita" nga Bukureshti, Nikolla Naçon. Kështu në një letër dërguar për zotëri Naçon, Gjerasim Qiriazi shpreh kënaqësinë për pranimin e tij në "Vëllazërinë Ungjillore" dhe e falënderonte për ndihmat financiare. Por, si çdoherë, përçarja godet shkollën e djemve në Korçë, dhe siç lajmëron Gjerasim Qiriazi, e detyrojnë Petro Nini Luarasin të largohet nga aty.[554] Në këtë frymë ishte edhe raporti i konsullit austro-hungarez në Shkodër. Në këtë raport theksohet rëndësia e arsimit për bërjen e shqiptarëve popull shtetformues.[555] Vëllazëria Ungjillore kishte edhe organin e saj periodik "Letra e Vëllazërisë", e cila shtypej në Korçë. Në një nga numrat e saj Gjerasimi shkruante: "…kur këto mësime (është fjala për Biblën) qenkan kaq të vlefshme pse të mos lexohen në shqip në kishat shqiptare?"[556]

Predikimet fetare si dhe shkrimet në gjuhën shqipe kishin ndikim të madh jo vetëm te qytetarët korçarë, por edhe në mesin e klerikëve ortodoksë, të cilët filluan ta fusin gjuhën shqipe në liturgji. Natyrisht, një veprim i tillë nxiti edhe reagimin e vetë Patrikanës, e cila jo vetëm ndaloi përdorimin e gjuhës shqipe në liturgji, por edhe mallkoi të gjithë ata që punonin dhe i shërbenin kësaj gjuhe. Një nga

[553] Engjëll Sedaj, Bibla dhe përkthimet e saj në gjuhën shqipe, Prishtinë 1999, f. 230.
[554] Ismet Dërmaku, Nikolla N. Naço (1843-1913), Prishtinë 2000, f. 371-372.
[555] AIH, Raport nr: 27 –Ministrisë së Punëve të Jashtme të Austro-Hungarisë nga Konsulli Ippen, Shkodër, 9 korrik 1897.
[556] Xh. Kuanrud, Vep. e cit., f. 191.

viktimat e para të kësaj fushate të padrejtë ishte Pandeli Sotiri, i cili u vra në Konstatinopojë, më 1892.

Përpjekjet për ta futur gjuhën shqipe në liturgji, nxitën tendencat për krijimin e Kishës Autoqefale Shqiptare si dhe luftën për krijimin e Kishës Unite Shqiptare. Jetësimi i këtij qëllimi do të lehtësonte edhe mëvetësinë shpirtërore të një pjese të popullit tonë me besim krishtero-ortodoks, ndërsa krijimi i Kishës Unite do ta thellonte unitetin shpirtëror, me çka do të forcoheshin edhe më shumë themelet e shqiptarizmit. Një lëvizje e tillë fetare filloi kah fundi i shekullit XIX në Elbasan, ku disa besimtarë ortodoksë kaluan në kishën unite nën udhëheqjen e priftit Gjergj Germanosit. Sidoqoftë, ky komunitet fetar nuk u pranua nga autoritetet e sanxhakut të Elbasanit, me arsyetime të llojllojshme. Në mbrojtje të tyre doli perandoria Austro-Hungareze, ndërsa në anën e klerit ortodoks, i cili mundohej të mos lejonte konvertimin e besimtarëve të saj, përveç shteteve ortodokse, ishte edhe Porta .[557] Patrikana e Stambollit, me shpalljen e bërë më 1897 në gazetën "Neollogos", ku publikoi se Shelqani, Selca dhe disa fshatra të tjera kishin kaluar në Kishën unite, doli haptas kundër unitëve shqiptarë.[558]

Gjithashtu, Shoqëria Biblike ka vepruar edhe në Kosovë, ku kishte edhe një bibëlshitës. Shitësi bredhës i Shoqërisë Biblike, Jovanko, duke kaluar malet e Sharrit kishte vizituar qytetin e Prizrenit, qytet në të cilin ishte zhdukur shitësi Sosnovski.[559] Në korrik 1892, Gjerasimi me

[557] AIH, Vj.-13-39 (HHStA, PA, A, No. 1060)
[558] Shkelzen Raça, Gjurmime në historinë shqiptare, Prishtinë 2009, f. 134.
[559] William Canton, A History of the British and Foreig Bible Society, Volum IV, London 1910, f. 392.

Jovankon[560] vizituan Prishtinën, ku kuptuan se vështirësitë në punën e Shoqërisë Biblike vinin nga politika e ashpër e Valiut të Kosovës, i cili duke i shfrytëzuar kundërthëniet shqiptaro-sllave, e kishte shndërruar këtë urrejtje në mjet kinse të unitetit mysliman kundër të krishterëve. Pra, pengesë për suksesin e Shoqërisë Biblike në Kosovë, ishte përveç armiqësia ndaj sllavëve, të cilët populli i identifikonte si "kaur" apo thënë ndryshe "të pa fe", ishte edhe mosangazhimi i shqiptarëve vendas si biblashitës apo si predikues. Edhe në këtë rast, mosuniteti shpirtëror i shqiptarëve u shfrytëzua nga të huajt, të cilët, në emër të rrezikut sllav, nxitnin fanatizmin fetar, pasojat e të cilit prapë i paguante ky popull.

Mbi punën dobiprurëse të shoqërive protestante në Vilajetin e Kosovës raportonte edhe konsulli i Mbretërisë Serbe në Prishtinë, L. K. Marinkoviç. Ai në letrën dërguar nga Prishtina, më 16 maj 1890, kryeministrit dhe ministrit të Punëve të Jashtme, gjeneralit Sava Grujiç-it, informonte për një aktivitet të shtuar të Shoqërisë Biblike Amerikane në Vilajtin e Kosovës, të filluar tetëmbëdhjetë vite më herët.[561] Edhe nga ky raport kuptohet, në rend të parë, karakteri edukativ dhe arsimor i Biblave të botuara në gjuhët amtare. Për shkak se numri i librave të tjerë të shtypur në gjuhët amtare ishte i kufizuar, shkrimet e shenjta të Shoqërisë Biblike Britanike dhe Amerikane shërbenin, përveç për qëllime fetare, edhe për arsimimin dhe edukimin e atyre që nuk dinin gjuhë tjetër, përveç gjuhës së popullit që i takonin, gjuhë të cilën e kuptonin. Kështu, në këtë raport, konsulli

[560] Femi Cakolli, Biografia e Gjerasim Qiriazit, "Letra e gjallë", Viti VII, nr. 14, Prishtinë, Qershor-Shtator 2004, f. 9.

[561] БРАНКО ПЕРУНИЧИЋ,ПИСМА СРПСКИХ КОНЗУЛА ИЗ ПРИШТИНЕ 1890-1900,БЕОГРАД 1985, f. 40.

Marinkoviç theksonte se çdo serb i shkolluar në Vilajetin e Kosovës kishte blerë Besëlidhjen e re dhe atë vjetër, të përkthyera në gjuhën serbe nga Karaxhiqi dhe Daniçiqi, të botuara në Beograd nga Shoqëria Biblike Britanike. Këto ishin botime të lira, por shumë të kërkuara, ngase nuk kishte as revista dhe libra të shumta në gjuhën serbe. Prandaj, në Prishtinë, shitësi i Shoqërisë Biblike u befasua nga shpejtësia e shitjes së tyre.

Besimtar i dogmës protestante dhe shitës i botimeve të shoqërive biblike në Prishtinë ishte Stanko Mihailoviqi. Në këtë qytet ishin 12-14 persona të përkatësisë serbe, të cilët mblidheshin në shtëpitë e njëri-tjetrit për të kënduar këngë fetare dhe për të lexuar shkrime të shenjta në frymën ungjillore. Mirëpo, peshkopi ortodoks, Melentije, kishte bërë thirrje për t'i djegur këto Bibla, dhe të ndërpriteshin takimet dhe predikimet që i organizonte kjo bashkësi e vogël protestantësh. Stanko Mihailoviqi dhe besimtari tjetër i quajtur Mane, i kishin treguar konsullit serb se çdo dy ose tri vjet në Prishtinë, vinte nga Manastiri një predikues protestant. Ndërkaq, në vitin 1890, në Prishtinë do të vinte, po nga Manastiri, predikuesi Berti, i cili më parë ishte ndaluar në Shkup, pasi autoritetet osmane kishin burgosur një shitës të shoqërisë ungjillore. Sipas këtij shitësi nga Prishtina, shkolla protestante në Manastir furnizohej me shkrime fetare në gjuhën bullgare nga Stambolli, duke i shpërndarë ato pastaj në mesin e besimtarëve.[562]

Fusha e dytë e betejës ishte bërë Elbasani, që ishte vendlindja e Konstandin Kristoforidhit, i cili për një periudhë të gjatë kohore bashkëpunoi me Shoqërinë Biblike. Kjo veprimtari ishte e frytshme për të dy palët, por e cila u

[562] Po aty, f. 41.

ndërpre më 1883, kur Shoqëria Biblike angazhoi Gjerasim Qiriazin. Megjithatë Kristoforidhi vazhdonte të përkthente vepra të tjera fetare në gjuhën shqipe. Ishin ato vite të rënda kur ndalohej qarkullimi i librave shqipe, me përjashtim të botimeve të Shoqërisë Biblike, por edhe kohë të një angazhimi jo të duhur të vetë shqiptarëve.[563] Por edhe në ato rrethana, ekzistonte një bërthamë e njerëzve të përkushtuar për çështjen e atdheut.

Përveç në fushën e përkthimeve, të studimeve gjuhësore, Kristoforidhi është i njohur edhe në fushën e arsimit. Në Elbasan, rreth viteve 1890, depoja e tregtarit Losh Papamihalit, qe shndërruar në një mësonjëtore të fshehtë, ku zhvilloheshin mësime në gjuhën shqipe. Një vend po ashtu i njohur në Elbasan, ishte shitorja e berberit Muç, i cili dinte shkrim dhe lexim në gjuhën amtare. Me rastin e udhëtimeve të tija tregtare për në Manastir, ai çdoherë nga atje sillte edhe libra shqip, të botuar nga shoqëria e Bukureshtit ose nga Shoqëria Biblike.[564] Është e njohur përpjekja e rilindësit tonë për të botuar fjalorin e tij të përpiluar me shumë mund. Kështu ai në letrën dërguar Nikolla Naços, më 1888, kritikon shoqëritë kulturore shqiptare në Bukuresht, të cilat nuk e financuan botimin e fjalorit të tij. Ai, po ashtu kritikonte përdorimin e alfabetit të përzier të Jani Vretos. Sipas tij, alfabeti i pastër latin ishte më praktik. Intelektuali elbasanas ishte për bashkëpunim me Rumaninë, e cila ndihmonte hapjen e shkollave shqipe. Prandaj, ai së bashku me Nikolla Naçon nuk shihte në këtë bashkëpunim ndonjë rrezik për lëvizjen kombëtare.[565]

---

[563] Xh. Lloshi, Kristoforidhi ........, f. 364.

[564] Zija Shkodra, Qyteti Shqiptar gjatë rilindjes kombëtare, Tiranë 1984, f. 85.

[565] Xh. Lloshi, Vep. e cit, f. 369.

Çështja e fjalorit ishte bërë problem që i preokuponte atdhedashësit, e veçanërisht banorët e Elbasanit. Kështu ata i bënin kërkesë për të ndihmuar në botimin e këtij fjalori edhe Austro-Hungarisë.[566] Kostandin Kristoforidhi ndërroi jetë më 1895 në Elbasan, pa arritur ta shohë në qarkullim kryeveprën e tij "Fjalorin ".[567] Shoqëria Biblike i bëri një ofertë familjes së Kostandin Kristoforidhit për t'ia blerë të gjitha dorëshkrimet e tij, ndërsa e pazgjidhur kishte mbetur çështja e dorëshkrimit të "Fjalorit", e cila për turpin tonë dhe të familjes së tij, ishte shndërruar në çështje "pazari". Përfundimisht, më 1901, "Fjalori" i Kristoforidhit përfundoi në duart e konsullit grek të Manastirit, i cili e bleu nga i biri i tij, natyrisht me premtime se do ta botonte.[568]

Një veprimtar tjetër i njohur për punën e tij të palodhshme në shërbim të kombit, ishte edhe Petro Nini Luarasi, i cili ishte edhe drejtor i shkollës së djemve në Korçë. Intelektuali i ri nga Kolonja, i cili kishte vijuar shkollën e Qesoratit që në vitin 1879, me mësues Koto Hoxhin, veprimtarin e njohur dhe bashkëpunëtorin e vëllezërve Frashëri. Petro Nini Luarasi kishte bashkëpunim të ngushtë edhe me Shoqërinë Biblike e, sidomos, me Gjerasim Qiriazin. Më 1882, ai emërohet mësues në Berzhan, fillimisht i paguar nga sillogu grekoman për të zhvilluar arsimin në gjuhën greke, por që fshehurazi nxënësve ua mësonte edhe gjuhën shqipe. Veprimtaria e hapur kombëtare e Petro Nini Luarasit fillon më 15 gusht 1886, në ditën e Shën Marisë.

---

[566] AIH, Raport nr: 56 – Ministrisë së Punëve të Jashtme të Austro-Hungarisë nga Konsulli Ippen, Shkodër, 29 tetor 1897.
[567] T. Osmani, Vep. e cit, f. 188.
[568] Xh. Lloshi, Vep. e cit, f. 381.

Në këtë ditë Petro Nini Luarasi filloi haptas ta shpjegojë Ungjillin në gjuhën shqipe.[569]

Pas problemeve financiare dhe vështirësive të tjera, me të cilat ballafaqohej shkolla e djemve në Korçë, Petro Nini Luarasi vajti në Stamboll më 1891. Atje pati rastin të takohet edhe me Naim Frashërin, i cili arriti ta pajisë me leje shkollën e djemve, si dhe me një dëftesë me të cilën Petro Nini Luarasi njihej si mësues i gjuhës shqipe në Korçë. Më 1892, në gjashtë fshatra të Kolonjës, me punën e palodhshme të tij, hapen shkolla fillore në gjuhën shqipe, të cilat ndihmoheshin nga shoqëria "Drita" e Nikolla Naços si dhe Shoqëria Biblike, ndihmat e së cilës ishin më shumë në formë të literaturës në gjuhën shqipe e më pak të asaj financiare.[570]

Vitet 1892-1893 ishin vite të rënda për Lëvizjen Kombëtare dhe në veçanti për Petro Nini Luarasin. Së pari, në këtë vit dhespoti i Kosturit, Fillareti, ua shpërndau kishave tekstin mbi "Mallkimi i gjuhës shqipe" si dhe bëri çkishërimin e Petro Nini Luarasit. Të gjitha këto ngjarje e vështirësonin jo vetëm jetën e Petro Nini Luarasit, por edhe të familjes së tij. Por mbi të gjitha e vështirësonin veprimtarinë e tij atdhetare. Në këso rrethanash, përveç luftës për emancipimin kombëtar, nevojitej edhe përpjekje për themelimin e institucioneve fetare kombëtare, të cilat predikimet e tyre do t'i bënin në gjuhën shqipe. prandaj, bashkëpunimi i tij me Shoqërinë Biblike, e në veçanti me Gjerasim Qiriazin, është më se i kuptueshëm.

569 Petro Nini Luarasi (botim i Institutit të Studimeve Pedagogjike), Tiranë 1974, f. 160.

570 Petro Nini Luarasi, Mallkimi i shkronjave shqipe dhe çpërfolja e shqiptarëve, Tiranë 1999, f. 24.

Puna për arsimin kombëtar dhe përpjekja e Shoqërisë Biblike për ungjillëzimin e popullit shqiptar, nuk ishin në kundërshtim me njëra-tjetrën, përkundrazi ato e plotësonin mirë boshllëkun në hapësirat shqiptare. Pse kishte rëndësi predikimi në gjuhën amtare? Janë të njohura rrethanat shoqërore dhe ekonomike në shekullin XIX, si dhe situata shpirtërore e popullit shqiptar. Ndërgjegjja e tij fetare në atë kohë ishte më e fortë se sa ajo kombëtare. Prandaj edhe beteja kryesore për rilindjen e tij, bëhej me përpjekjen për ta rrëzuar pikëpamjen sipas së cilës feja dhe kombi janë çështje e njëjtë!!!

Perandoria Osmane i konsideronte të gjithë myslimanët si osmanë, ndërsa për të krishterët ortodoksë kujdesej Patrikana e Stambollit, e cila, në emër të unitetit të krishterë, ortodoksët i konsideronte grek. Argument tjetër që u shërbente qëllimeve të tyre shkombëtarizuese, ishte edhe Ungjilli, i shkruar në gjuhën greke, që do të thoshte se të jesh grek, ke më shumë përparësi. Ndërsa, shkronjat arabe dhe Kurani u shërbenin myslimanëve edhe si element i unitetit, edhe si mjet, nëse jo për t'i shkombëtarizuar, atëherë për t'i lidhur dhe identifikuar si osmanë. Prandaj, për t'i luftuar këto dy pikëpamje duhej njohuri e mirë fetare, mundësisht edhe vepra të përkthyera, për t'ia mundësuar masës popullore të lexuarit dhe të kuptuarit në gjuhën e folur.

Një nga njohësit e mirë të Ungjillit ishte edhe Petro Nini Luarasi, i cili me argumente fetare i luftonte interpretuesit e saj: priftërinjtë dhe Patrikanën. Ai citonte pjesë të Biblës ku bëhej thirrje për dashuri, besë, shpresë dhe barazi, si dhe bënte krahasimin me thirrjet e priftërinjve për mallkim e shkishërim të personave që kinse thirreshin në vlerat biblike. Me këtë lloj argumentimi, ai tregonte se kush

në të vërtetë ishte kundër parimeve fetare. Kështu filloi të mbillet dashuria për gjuhën shqipe, me çka nisën të prishen planet greke për zgjerim të territorit në dëm të shqiptarëve, duke i shkombëtarizuar shqiptarët ortodoksë, të cilët ishin popullsi shumicë në pjesë më të madhe të rretheve të Korçës, të Elbasanit e të shumë rretheve të tjera, të cilat grekët synonin t'ia aneksonin shtetit të tyre.

Se sa larg kishte shkuar procesi i shkombëtarizimit të shqiptarëve, u bind edhe vetë Petro Nini Luarasi, gjatë qëndrimit të tij në SHBA (1905-1908). Ai edhe atje u përpoq që t'i bëjë emigrantët shqiptarë luftëtarë të çështjes kombëtare, por me pak sukses, sepse ata ishin analfabetë dhe tejet të ndikuar nga kleri grekoman, bile edhe e akuzonin si misionar të protestantizmit dhe të masonizmit.[571] Këto akuza ishin të rënda, sepse populli nuk ishte i njohur me doktrinën fetare protestante dhe me vlerat e masonizmit.

Botëkuptimi dhe karakteri i tij më së miri përmblidhet në thënien: ”Edhe nëntëdhjetë e nëntë herë të rrëzohemi, përsëri duhet të ngrihemi.”[572] Kjo thënie mbështetej dhe në të besohej shumë. Sikurse fara që mbin, ashtu edhe idetë e drejta dhe të moralshme, herët a vonë, do të ngadhënjenin. Ky ishte një mësim që buronte edhe nga librat e shenjtë, të cilët ishin burim i frymëzimit për një jetë më humane dhe më të drejtë. Prandaj, përkthimi i veprave fetare nga Shoqëritë Biblike kishte shumë rëndësi, sepse rilindësit tanë i pajiste me një armë të fortë kundër klerikëve, shërbëtorëve të interesave të kundërt nga ato të shqiptarëve, por edhe nga interesat e doktrinave të tyre fetare. Poezia e Petro Nini Luarasi “Thirrje Shqiptarëve”, e shpreh këtë besim:

---

[571] Petro Nini Luarasi, Institutit të Studimeve Pedagogjike, Tiranë 1974, f. 197.

[572] Po aty, f. 169.

*Zot i madh e i vërtetë!*
*S 'të vjen keq për ne?*
*Apo jemi në errësirë*
*Ndaj syr'i madh yt s'na sheh?* [573]

Një shembull tjetër i keq, që tregon për domosdoshmërinë e dominimit të vlerave të larta morale të atyre që luftojnë për qëllime të larta, është edhe rasti i Janko Minxhas, drejtorit të shkollës së djemve në Korçë gjatë viteve 1892-1893. Ai ishte dhëndër i Koto Hoxhit. Për fat të keq, ai ishte pijanec dhe i pamoralshëm. Me këto veprime ai shkollës shqipe i solli të papritura jo të mira. Kështu, sjelljet e tij të këqija ishin një prej arsyeve të largimit të Petro Nini Luarasit nga shkolla shqipe.

Në vitin shkollor 1893-1894, drejtor i shkollës së djemve në Korçë u zgjodh Nuçi Naçi, i cili ishte veprimtar i njohur i Shoqërisë Biblike.[574] Vitet 1893-1894, ishin vite të rënda për veprimtarinë e Shoqërisë Biblike, fondet e së cilës për Shqipërinë ishin pakësuar, gjë që ndikoi duke lënë pasoja edhe për veprimtarinë e shkollës së djemve në Korçë, sepse ajo u mbyll, ndërsa Gjergj Qiriazi, Fanka Eftimiu dhe Grigor Cilka kishin probleme të mëdha financiare. Por, për fat të mirë, Shoqëria e Ndihmave për Misionet protestante në Perandorinë Osmane dhe Bordi i misionit të grave në Amerikë vazhduan financimin e shkollës së vajzave.[575] Në kushte të tilla të rënda, në kohën kur ashpër ndiqej çdo botim në gjuhën shqipe, kishte reaguar Ambasadori i Bri-

---

[573] Po aty, f. 7.
[574] Petro Nini Luarasi, Institutit të Studimeve Pedagogjike, Tiranë 1974, f. 164.
[575] Xhon Kuanrud, Besë, shpresë dhe dashuri, Tiranë 1998, f. 210.

tanisë së Madhe në Stamboll, Filip Kurie (Philip Currie), i cili, më 1894, do të siguronte lejen e Portës së Lartë për qarkullimin e lirë të botimeve të Shoqërisë Biblike në gjuhën shqipe. Edhe Aleksandër Thomson-i, që ishte pensionuar më 1895, vazhdoi të interesohej për Psalterin në gjuhën shqipe, deri në botimin e tij më 1895.[576] Si rezultat i kësaj mbështetjeje u botuan tekstet biblike të korrigjuara në gjuhën shqipe nga Gjerasim Qiriazi, të botuara me alfabetin e Stambollit që në vitin 1889 në Bukuresht.[577]

Austro-hungaria, si një perandori federative shumëkombëshe, vazhdonte të interesohej për një stabilitet të qëndrueshëm të Perandorisë Osmane dhe, në këtë kuptim, edhe për shqiptarët me të cilët ishte edhe në fqinjësi. Qëllimet e saja ndaj Perandorisë Osmane dhe ndaj shqiptarëve, fillimisht kufizoheshin në përpjekjet për gjallërimin e kulturës kombëtare dhe forcimin e ndjenjës etnike. Ndërkaq, në fazën e dytë, ajo do ta përkrahte edhe krijimin e një vilajeti autonom shqiptar në kuadër të Perandorisë Osmane dhe vetëm në rast të shpërbërjes së saj, ajo do ta përkrahte krijimin e shtetit shqiptar.

Në këtë frymë ishte edhe raporti i gjatë i konsullit Kral dërguar nga Manastiri MPJ në Vjenë, më 15 korrik 1899. Në të thuhej se, nga bisedat me patriotët Korçarë dhe me Hozrev beun në Starovë, ai kishte arritur të kuptonte dëshirën e tyre serioze për të njoftuar pjesëmarrësit e Konferencës së Hagës me çështjen shqiptare. Mjerisht, në pamundësi që këtë ta bënin vetë, ata, me këtë mision i kishin ngarkuar kolonitë shqiptare në Bukuresht, në Bruksel dhe në Egjipt. Konsullit Kral,veprimtarët korçarë i kishin treguar

---

[576] William Canton, A History of the British and Foreig Bible Society, Volum IV, London 1910, f. 388-389.

[577] Po aty, f. 393.

edhe proklamatën ”Mjeti i shpëtimit është besa”, të shkruar në gjuhën osmane, e cila qarkullonte në mesin e shqiptarëve. Kjo proklamatë mbante datën 29 janar 1899. Autoritet osmane ishin në njohuri për këtë proklamatë, ndaj së cilës u sollën ashpër. Valiu i ishte kërcënuar drejtorit të postës: “Do të shkrij plumb në gojë, në qoftë se lejon të kalojnë libra dhe broshura shqipe!”[578] Ky vali, siç thoshte raporti, ishte murtaja e kombit shqiptar. Ai lejonte veprimtarinë e qetë të grekëve, të serbëve dhe të bullgarëve sa herë që ata i shërbenin për ta luftuar elementin shqiptar. Kjo ishte arsyeja pse këtë vali e përkrahnin rusët. Por, në anën tjetër, ai me këto veprime nxiste pasigurinë dhe pakënaqësinë e popullit në këtë vilajet.

Në Korçë ishte informuar edhe konsulli Kral mbi qarkullimin e librave në gjuhën shqipe, të cilët ishin të pamjaftueshëm. Kjo pamjaftueshmëri ishte pasojë e masave drastike, të ndërmarra nga qeveria osmane. Librat që ishin në qarkullim, në përgjithësi kishin karakter fetar dhe ishin botuar nga Shoqëria Biblike Britanike, kurse ishin shpërndarë nga Gjegj Qiriazi dhe dy shitësit e tij në Berat dhe Korçë. Si pasojë e masave rigoroze osmane, edhe Gjegj Qiriazi ishte detyruar që t’i refuzonte kërkesat e shumta për libra në gjuhën shqipe.

Atdhetarët korçarë, nga Perandoria Habsburge, kishin kërkuar hapjen e Konsullatës së saj në qytetin e Korçës dhe Pandeli Evangjelit, Visar Dodani dhe Vasko Terpës, patriotëve shqiptarë në Bukuresht, t’u lejohej bashkëpunimi me përfaqësinë e saj në Rumani. Konsulli Kral ishte deklaruar kundër një përfaqësie të tillë konsullore në Korçë, sepse, sipas arsyetimit të tij, ajo ndonëse mund të forconte partinë

[578] AIH, Vj. 7-2-228 (HHStA, PA, A, no. 49/res.)

kombëtare, përsëri në kushtet e një arrogance antishqiptare të qeveritarëve osmanë, ky bashkëpunim nuk do të tregohej produktiv. Rrjedhimisht, pasi Korça ishte qyteti i dytë me rëndësi në Vilajetin e Manastirit, ai ishte për hapjen e një konsullate nderi, një konsullate me karakter informativ dhe tregtar.

Se sa kishte ndikuar veprimtaria kulturore në zgjimin kombëtar shqiptar, konsulli Kral merrte shembull fshatin ortodoks shqiptar të Negovanit, i cili gjendej në kazanë e Follorinës. Në këtë fshat, prifti Papa Kristo Harallambi predikonte në gjuhën shqipe si dhe i kishte mësuar fëmijët e shkollës të shkruanin dhe të lexonin në gjuhën shqipe. Ky prift kishte arritur të botojë në Bukuresht një histori biblike në gjuhën shqipe. Ky libër ishte botuar me shkronja latine.

Në gjysmën e dytë të shekullit XIX, në anën tjetër, teqetë bektashiane ishin të vetmet objekte religjioze që ishin vënë në shërbim të arsimit dhe edukimit kombëtar. Në to mësohej lirshëm historia dhe gjuha shqipe. Ato ishin vende ku gjenin strehim veprimtarët e Lëvizjes Kombëtare Shqiptare, të cilët në këtë rend të islamit protestant kishin gjetur një mbështetës dhe përkrahës të sigurt, të gatshëm për sakrifica, deri në flijim. Gaditshmëria e tyre për të luftuar për ideale kombëtare shkonte deri në fanatizëm, si vlerë inspiruese dhe shumë me rëndësi për masivizimin dhe popullarizimin e frontit të bashkuar shqiptar, pa dallime krahinore e religjioze. Për të penguar dhe ndaluar veprimtarinë e tillë atdhetare të baballarëve bektashianë, autoritetet osmane shumë herë ndërmerrnin masa të ashpra kontrolli, që shkonin deri edhe te burgosja e prijatarëve bektashianë.

Në një nga këto aksione policore osmane, në teqetë bektashiane të qytetit të Gjirokastrës u gjetën materiale në gjuhën e ndaluar shqipe, me ç’rast u burgosën: Baba Aliu,

Baba Zenel Gjoksi, Baba Hajdari dhe Baba Sulejmani, të cilët u dërguan përpara Valiut në Janinë. Se çfarë kishte ndodhur pastaj me përfaqësuesin osman, më së miri është shprehur në këngën popullore:

*"More Valiu Janinës*
*Zure flakët e vetëtimës*
*Baballarët e teqesë*
*Të xhuvapit të qoshesë*
*Të dogjën, të ndezën zjarr,*
*Të frynë e ja bëre bamë*
*Baba Zenel kalanderi*
*Defteret në shesh i derdhi."*[579]

Vdekja e Valiut të Janinës ishte një simbolikë tjetër e fuqishme, që e bënte të shenjtë jo vetëm personalitetin e baballarëve bektashianë, por edhe të gjithë ata të cilët viheshin në shërbim të emancipimit dhe përparimit të popullit shqiptar. E gjithë kjo nuk kishte si mos të ndikonte në obligimet religjioze të besimtarit bektashian.

Rrjedhimisht, shumë pjesëtarë të çetave të para shqiptare ishin kryesisht bektashinj, të cilët, gjithashtu, strehë më të sigurta i kishin teqetë bektashiane. Rasti kur në teqenë e Zallit kishte shkuar për pushim dhe strehim Çeta e Çerçiz Topullit dhe aty ishte rrethuar nga forcat ushtarake osmane, kur Baba Selimi, me forcën e tij sugjestive, kishte arritur që t'i bindte ushtarakët se personat e hasur brenda teqesë nuk ishin kryengritës, por dervishë të saj, ka mbetur edhe si pjesë e kujtesës popullore dhe e forcës mistike të këtij rendi. Në

[579] Sh. Hysi, Vep. e cit., f. 91.

pyetjen e oficerit osman: ”Kush janë këta?” Baba Selimi, duke u drejtuar nga Mihal Grameno, kishte thënë: ”Po ja, ky këtu është dervish Mihali.”[580]

Në zonën e Tepelenës në Sinanaj ishte një teqe e njohur për veprimtarinë arsimore dhe edukative të Baba Sali Matohasanit. Ky klerik bektashian kishte organizuar futjen e botimeve në gjuhën shqipe, të cilat prej Bukureshtit dhe Sofjes dërgoheshin në Kajro e Tripoli dhe prej andej në portet detare të Prevezës dhe të Vlorës. Ky aktivitet i tij vazhdoi deri në burgosjen e tij më 1905.[581]

Objekti tjetër bektashian që ka lënë gjurmë të thella në kujtesën historike të popullit shqiptar është edhe teqeja e Backës së Skraparit. Baba Fetahu i kësaj teqeje, në objektin e ri të saj, gdhendi simbolin më të dashur të shqiptarëve, flamurit kombëtar dhe një luftëtar të lirisë.[582]

## 5. 6. Peripecitë për botimin e Fjalorit të Kostandin Kristoforidhit

Shekulli XIX ishte shekull i rilindjeve kombëtare me karakter evropian, rilindje këto që më vonë morën edhe përmasa globale. Karakteristikat bazë të një emancipimi nacional ishin: alfabeti, gramatika dhe fjalori i gjuhës. Shqiptarët, më shumë me fajin e tyre, por edhe për shkak të rrethanave aspak të volitshme, në këtë proces historik me shtrirje të gjerë ishin pak të vonuar. Sigurisht kjo vonesë do të pasohej me pasoja shumë të mëdha, me copëtimin e hapësirës së tyre etnike. Në gjysmën e dytë të shekullit të

[580] Baba Rexhepi, Vep. e cit., f. 306.
[581] Sh. Hysi, Vep. e cit., f. 107.
[582] Po aty, f. 113.

XIX, ata kishin arritur të përpilonin alfabetin dhe gramatikën e gjuhës shqipe, por jo edhe fjalorin, ndonëse Konstandin Kristoforidhi e kishte të gatshëm që në vitet 80 të shekullit XIX.

Bile në këtë periudhë Naim dhe Sami Frashëri u shkruanin shoqërive kulturore shqiptare në Bukuresht, duke kërkuar prej tyre ndihmë materiale për botimin e kësaj vepre kapitale. Për fatin e keq, këto përpjekje dështuan. Botimi i Fjalorit të gjuhës shqipe ishte ngjarje madhore për kulturën shqiptare, prandaj duke e parë nevojën për botimin e një thesari të tillë gjuhësor, pas vdekjes së Kostandin Kristoforidhit (1895), botimi i tij bëhet çështje që duhej zgjidhur.

Përpjekjet e para për botimin e këtij Fjalori u bënë që në fillim të viteve 80 të shekullit të XIX. Në këtë kohë shqiptarët kishin marrë hov të madh, duke i dhënë rëndësi të veçantë zhvillimit kulturor. Në këtë kohë në Stamboll ishte krijuar Shoqëria Kulturore e të Shtypurit Shkronja Shqip, anëtarë të së cilës ishin edhe Naim e Sami Frashëri, Pandeli Sotiri, Kostandin Kristoforidhi etj. Në fund të shekullit XIX ishte bërë shumë e qartë, edhe për veprimtarët shqiptarë, rëndësia e botimit të një fjalori të gjuhës shqipe. Për fat të mirë të tyre, Konstandin Kristoforidhi kishte përgatitur dhe e kishte gati për botim një thesar të tillë gjuhësor. Andaj, në frymë vëllazërore, më 23 korrik 1882, nga Konstantinopoli, Sami Frashëri do të shkruante një letër, të cilën do t'ia dërgonte degës së saj në Bukuresht, atdhetarëve: Vangjel Çeço, Llazar Antoni, Thimi Marko etj. Në këtë letër, Shoqëria e Stambollit kërkonte mbështetje financiare për botimin e Fjalorit të Kristoforidhit. Aty, ata shpjegojnë se botuesi kishte kërkuar gjashtë napolona e gjysmë për çdo fletë tetë faqëshe të madhe, ndërkaq Kristoforidhi si autor kërkonte pesë napolona e gjysmë së bashku me dy

ndihmësit e tij dhe, në frymën më të mirë, të drejtën e autorit ia falte Shoqërisë Kulturore, duke mos dashur të merrte 500 ekzemplarë të botimit që i takonin si autor. Fjalori, vazhdonin autorët e letrës, do të përkthehej në tri gjuhë: italisht, greqisht dhe turqisht (kur u botua më 1904 ishte vetëm greqisht). Planifikohej të shtypej në 2 000 kopje, me çmim prej 20 frangash të arta.[583]

Lidhur me peripecitë për botimin e kësaj trashëgimie kulturore dëshmojnë shumë burime. Raportet e konsullatave të Perandorisë Dualiste në vilajetet Ballkanike të Perandorisë Osmane, janë burime mjaft voluminoze. Me interes për ta veçuar është raporti i konsullit Ippen nga Shkodra (29 tetor 1897). Në këtë raport Ippen konfirmon se ai e kishte parë dorëshkrimin e Fjalorit të Kristoforidhit dhe se ai fjalor, sipas tij, nuk përmbante 40 000 fjalë, siç pretendonin disa patriotë shqiptarë. Sipas tij, ky Fjalor, padyshim ishte një punim me vlerë.[584] Trashëgimtarët e tij pohonin se Shoqëria Biblike Amerikane (me siguri është fjala për SH. B. B.) në shërbim të së cilës për një kohë kishte qenë Kristoforidhi, kishte ofruar për dorëshkrimin 700 funde turke. Ndërkaq, patriotët e qytetit të Korçës kishin ofruar 300 funde turke, kurse dijetari dhe gjuhëtari nga Universiteti i Laipcigut, Dr. Weigand Gustav, i cili e kishte vizituar Elbasanin më 1889, kishte ofruar 400 funde turke. Ippeni i kishte paralajmëruar atdhetarët elbasanas që të mos shpresonin lidhur me botimin e këtij fjalori nga qeveria osmane dhe se, në rastin më të mirë, për të mund të interesohej Akademia e Shkencave në Vjenë. Po ashtu, ai i kishte paralajmëruar ata se në rast se do të merrte vendimin për botimin fjalorit, do të ishte një

[583] Zija Xholi, A. Dodi, K. Prifti, S. Pulaha, Sh. Çollaku, SAMI FRASHËRI, Tiranë 1988, f. 378-379.

[584] AIH, Vj. 42-5-592 (HHStA, PA, A, No. 56, prot. 14/299)

ndërmarrje e kushtueshme, por që, sipas specialistëve si profesor Mayer në Grac dhe profesor Jarnik në Pragë, do të nevojiteshin edhe 1-2 vjet kohë deri sa të përgatitej për botim. Por, për arsye politike, në asnjë mënyrë, vazhdonte konsulli Ippen, dorëshkrimi nuk do të blihej nga trashëgimtarët e Kristoforidhit. Prandaj mbetej në dorën e patriotëve shqiptarë për ta futur në dorë fjalorin, ndërkaq lidhur me botimin e tij, pa dyshim, do të kishin mbështetjen austro-hungareze.

Një nga diplomatët më të njohur dhe më aktivë në përcjelljen dhe në ofrimin e ndihmës lëvizjes kulturore shqiptare dhe, në veçanti, botimit të Fjalorit të Kristoforidhit, ishte përfaqësuesi Kral nga konsullata perandorake austro-hungareze në Manastir. Ai, më 7 janar 1902, nga Manastiri do të lajmëronte MPJ të Austro-hungarisë lidhur me historikun e Fjalorit, duke shpjeguar se pas vdekjes së Kostantin Kristoforidhit dorëshkrimi i Fjalorit i kishte mbetur trashëgim djalit të tij, Stefanit, i cili jetonte dhe punonte si tregtar në Elbasan dhe jo Aleksandrit, që ishte mësues në shkollën vllahe të Voskopojës (pranë Korçës).[585]

Stefani kishte bërë përpjekje vite me radhë që këtë dorëshkrim ta shiste me çmimin më të lartë të mundur. Këtë thesar gjuhësor ai ia kishte besuar njërit prej vëllezërve Nosi për ta shitur. Ka shumë mundësi që libri, përmes ndonjërit nga familja Nosi, të ketë shkuar në Athinë ose te konsulli grek në Manastir. Familja Nosi ishte familje shumë e pasur ortodokse në Elbasan dhe mbështeste politikën greke, me përjashtim të Lefit, i cili studionte në Universitetin e Athinës dhe, siç raportonte konsulli Kral, ushqente ndjenja të larta

---

[585] AIH, Vj. 11-A-140/a (HHStA, PA, A, No. 4)

nacionale shqiptare. Pala austro-hungareze, me ndërmjetësimin e Gjergj Qiriazit, afronte 200 napolona.

Përfaqësuesi diplomatik austro-hungarez vazhdonte raportin e tij duke thënë se historikun e vërtetë të kësaj vepre më së miri e dinte Gjergj Qiriazi, i cili, në emër të Shoqërisë Ungjillore, nga trashëgimtarët e tij kishte blerë vepra dhe përkthime shqipe të Kostandin Kristoforidhit. Gjatë vizitës që Matchese Carlotti i kishte bërë Elbasanit më 30 korrik 1901, ishte takuar edhe me të birin e Kristoforidhit, i cili e kishte informuar se dorëshkrimin e kishte dërguar në Athinë. Ndërkaq, në mesin e atdhetarëve shqiptarë, qarkullonin tri versione. Sipas versionit të parë, Vissar Dodani nga shoqëria ”Dituria” e Bukureshtit, kishte vendosur të dhuronte 1 000 franga për blerjen e këtij fjalori, propozim ky që u pranua nga Stefan Kristoforidhi, i cili dorëshkrimin ia kishte dorëzuar konsullit grek në Manastir, në mënyrë që ai, me rrugë diplomatike, ta dërgonte në Bukuresht, gjë të cilën ai e kishte bërë por duke e dërguar në Athinë.

Versioni i dytë buronte nga Nikolla Naço, i cili thoshte se grupi filogrek i shqiptarëve në Bukuresht, duke dashur të pengojë shtypjen e këtij fjalori, nxiti konsullin grek në Manastir që ta shtijë në dorë këtë thesar gjuhësor me qëllim të pengimit të botimit të tij.

Por të vërtetës më së shumti i afrohej versioni i tretë, sipas të cilit shoqëria “Dituria” i ofroi Stefanit 3 000 franga për dorëshkrimin, por që ky kërkoi dyfishin. Në këto kushte është shumë lehtë të përfundojmë se ndonjë nga elementet shqiptare filohelene në Bukuresht kishte informuar palën greke për shumën e ofertës së shoqërisë. Rrjedhimisht oferta e dyfishuar greke prej 6 000 frangave u pranua nga Stefan Kristoforidhi. Pasi ende nuk ishte mbyllur çështja e shitjes së Fjalorit, pala austro-hungareze shpresonte që me ndër-

mjetësimin e Gjergj Qiriazit do ta blinte nga Stefani dhe fitimin nga shitja t'ia lente familjes Kristoforidhi.[586]

Fatkeqësisht të gjithë të interesuarit për Fjalorin e Kristoforidhit nuk u treguan të shkathët. Këtë më së miri e shfrytëzoi pala greke, e cila doli edhe përfituese. Ajo, me ndihmën e tregtarit elbasanas, Veniamin Nosit dhe dy vëllezërve të tij, Athanasit e Filipit, arriti të shtijë në dorë Fjalorin e Kristoforidhit. Natyrisht, atyre u ishte premtuar një shumë prej 170 frangash, por vetëm pasi Fjalori të botohej. Por para se të botohej, ai së pari duhej t'i nënshtrohej "analizës dhe redaktuarës së veçantë."[587]

Në raportin e konsullit Kral në Manastir (28 janar 1902) thuhet se Gjergj Qiriazi ishte takuar me Stafanin në Elbasan dhe me Aleksandrin në Voskopojë. Prej tyre Gjergj Qiriazi kishte mësuar se që nga viti 1901 dorëshkrimi kishte qëndruar në Athinë dhe se kushtet e marrëveshjes ishin që brenda gjashtë muajve të botohej Fjalori, duke ia paguar Stefanit 200 napolona dhe 100 ekzemplarë falas Mjerisht, ai nuk kishte bërë një marrëveshje me shkrim me palën greke dhe as kishte marrë ndonjë dëftesë. Rrjedhimisht, pasi kushtet e marrëveshjes gojore nuk ishin përmbushur, Stefan Kristoforidhi ishte treguar i gatshëm që ta merrte librin përsëri nga grekët për t'ia shitur Gjergj Qiriazit, i cili nga ana tjetër, ishte i gatshëm që këtë marrëveshje ta vërtetonte me shkrim, aq më tepër për faktin se ai në emër të vetin dhe të Shoqërisë Ungjillore, edhe më herët kishte blerë dorëshkrime nga trashëgimtarët e Kristoforidhit. Në këtë frymë të mirëbesimit, Aleksandër Kristoforidhi e nxiti Stefanin që

[586] AIH, Vj. 11-A-141 (HHStA, PA, A, No. 558)
[587] Shkelzen Raça, Gjurmime në historinë shqiptare, Prishtinë 2009, f. 124.

sa më parë ta sillte nga Athina “Fjalorin “ e t’ia dorëzonte Gjergj Qiriazit.[588]

Ishte bërë e qartë se grekët nuk kishin dhënë asgjë deri në atë moment. Çdo gjë kishte mbetur në suaza të një marrëveshje gojore dhe të premtimeve për botimin e Fjalorit.[589] Në anën tjetër, autoritet perandorake austro-hungareze dëshironin që përmes Gjegj Qiriazit të shtinin në dorë dorëshkrimin e Kristoforidhit, në mënyrë që ta ndihmonin botimin e tij dhe në këtë formë të kontribuonin në zhvillimin e kulturës kombëtare shqiptare. Por ata njëkohësisht kishin frikë se mos grekët kishin dëmtuar ose falsifikuar pjesë të dorëshkrimit. Prandaj, duke e ditur se Gjergj Qiriazi e njihte shumë mirë dorëshkrimin e tij, ata besonin se ai do ta kontrollonte çdo fletë dhe do merrte në konsideratë vetëm shkrimin me shkronja greke, ashtu siç e kishte shkruar në origjinal Kristoforidhi Fjalorin e tij.

Në kujtimet e veta Aleksandër Xhuvani shpjegonte se, ai, në atë kohë, si student në Universitetin e Athinës, kishte pasur rastin të lexonte në shtypin ditor grek edhe artikuj lidhur me Fjalorin shqip të Kristoforidhit. Në këto shkrime ditore ballafaqoheshin dy rryma politike dhe intelektuale lidhur me këtë problematikë. Njëra rrymë politike ishte e mendimit se botimi i Fjalorit të Kristoforidhit nuk ishte në interes të politikës greke në Shqipëri, ndërsa rryma tjetër ishte e mendimit se duke e lejuar botimin e këtij fjalori dhe duke mundësuar zhvillimin e gjuhës shqipe, do të fitonin miqësinë e shqiptarëve dhe simpatinë për politikën greke. Fatmirësisht qeveria vendosi që ta botojë këtë fjalor, duke e angazhuar Dhiogjen Hariton, një shqiptar nga Përmeti, i cili

[588] AIH, Vj. 11-A-144 (HHStA, PA, A, No. 10, Ref. I)
[589] AIH, Vj. 11-A-150 (HHStA, PA, A, No. 10)

punonte profesor në shkollat e mesme të Athinës, Nikollë Nosin dhe Mino Llapën. Por botimi i Fjalorit vazhdonte të vonohej, çdoherë me arsyetimin se ”autori ka bërë një varg gabimesh ortografike e sintaksore në greqishte, se materiali leksikor është i pasistemuar, se ka përdorur fjalë shqipe që nuk kuptohen dot, jo vetëm në Shqipëri, por edhe në Epir, përgjithësisht ku flitej shqipja.”[590]

Presionet e qeverive evropiane, të opinionit publik shqiptar dhe ato të Shoqërisë Biblike duket se ushtruan ndikim vendimtar në qarqet greke, të cilat nuk kishin më hapësirë manovruese për shtyrjen në pafundësi të një çështjeje kaq me rëndësi për kulturën kombëtare shqiptare. Përfundimisht, pas shumë peripecive, Fjalori shqip i Kristoforidhit, me rreth 15 000 fjalë, u shtyp më 1904 në Athinë. Ai kishte 502 faqe dhe ishte i shkruar me shkronja greke me shpjegime të fjalëve shqip dhe greqisht. Kristoforidhi, pothuaj për çdo fjalë, tregon se në ç'vend të Shqipërisë përdorej, jep shpjegime për trajtat e fjalëve jo vetëm në gegërisht dhe toskërisht, por edhe në nëndialektet, si: labërisht, çamërisht etj.[591] Titulli i këtij thesari gjuhësor ishte: ”Fjalori i gjuhës shqipe 1870-18....”.[592] Për botimin e tij, më 4 janar 1905, Konsullata e Perandorisë Dualiste në Manastir lajmëronte se në Athinë kishte dalë në qarkullim Fjalori Shqip-Greqisht dhe se revista “Buletin D'Orient”, në numrin 52 të datës 24 dhjetor 1904, kësaj ngjarjeje të

[590] Shkelzen Raça, Gjurmime në historinë shqiptare, Prishtinë 2009, f. 124.

[591] Mahir Domi, A. Kostallari, R. Përnaska, L. Buxheli, ALEKSANDER XHUVANI, Tiranë 1990, f. 446-447.

[592] Rexhep Qosja, Historia e letërsisë shqipe, Prishtinë 1990, f. 401.

rëndësishme për historinë e kulturës shqiptare, ia kushtonte një artikull.[593]

## 5. 7. Roli i Shoqërisë Biblike dhe i bektashizmit në transformimin e ndërgjegjes fetare në atë kombëtare

Botimi, shpërndarja dhe leximi i shkrimeve fetare në gjuhën shqipe, rrjedhimisht patën një rëndësi të veçantë edhe në zhvillimin e vetëdijes fetare me elemente kombëtare. Efektet e para të farës së hedhur, që më 1824/27, filluan të shfaqen nga gjysma e dytë e shekullit XIX, me zgjimin e një aktiviteti më të theksuar fetaro-kombëtar të bashkësive shqiptare ortodokse, katolike dhe myslimane.

Më 19 shkurt 1887, Sami dhe Naim Frashëri i shkruajnë Vissar Dodanit në Bukuresht se librat shqip të botuara atje do t'u dërgoheshin atyre me postë, të cilat pastaj ata do t'ia dërgonin në Selanik, po me postë, Pandeli Sotirit. Në vazhdim, vëllezërit Frashëri i sugjeronin Visssar Dodanit që për këtë veprimtari kulturore, të bënin kujdes që të mos merrte vesh ambasadori i Perandorisë Osmane në Bukuresht, ngase "Porta e Lartë" toleronte vetëm aktivitetin kulturor të shqiptarëve të krishterë, kurse shqiptarët e besimit mysliman nuk i lejonte që të bëheshin bashkëpjesëmarrës,[594]sepse konsideronte se shqiptarët e besimit mysliman për nga religjioni dhe kultura i takonin popullit "osman". Osmanizimi vinte si përpjekje e shtresave sunduese osmane, të cilat, në gjysmën e dytë të shekullit XIX, përpiqeshin të krijonin ndjenjën osmane te popullsia islame, duke marrë si

[593] AIH, Vj. 14-I-122 (HHStA, PA, A, No. 1. res.)
[594] Zija Xholi, A. Dodi, K. Prifti, S. Pulaha, Sh. Çollaku, SAMI FRASHËRI, Tiranë 1988, f. 381.

bazë edhe gjuhën osmane, e cila ishte një përzierje e gjuhëve arabe, persiane dhe turke. Pra, klasa sunduese osmane dhe shtresa e saj qytetare dëshironin të krijonin një balancë jo vetëm ndaj lëvizjeve kombëtare të popullsive të saja të krishtera, por edhe ndaj lëvizjeve kombëtare që filluan të lajmërohen në mesin e popullsive myslimane të perandorisë.

Në organizimin e veprimtarive kulturore dhe shpirtërore shqiptare, përveç shqiptarëve, ishin të angazhuar shumë edhe shoqëritë ungjillore amerikane e britanike. Njohësi më i mirë i gjendjes në të cilën jetonin dhe vepronin shqiptarët, padyshim ishte edhe konsulli Austro-hungarez në Manastir, Krali, i cili njëkohësisht përfaqësonte edhe interesat e SHBA-ve në Vilajetin e Manastirit. Në një raport dërguar MPJ në Vjenë, konsulli Kral shkruante: ”Me raportin e 11 prillit 1899, no. 27, ju njoftova për shërbimet e mira që bënë “British and Foreign Bible Society” për zhvillimin e gjuhës shqipe duke përhapur përkthime shqipe të Biblës”. Ai vazhdon të bëjë shpjegime për arsyet pse Shoqëria Biblike Britanike, fillimisht, të gjitha botimet e veta në gjuhën shqipe i kishte shtypur në alfabetin grek. Sipas tij, ky alfabet ishte më i njohur në viset jugore shqiptare. Me alfabet të tillë të përshtatur ishin botuar: **Dhiata e Re, të tre librat e parë të Moisi-ut, Libri i Profetit Iesaiajt, Psalteri dhe fjalët e urta të Salomonit nga Dhiata e vjetër.**[595]

Ndërkohë alfabeti i Stambollit (1879) po gjente përdorim gjithnjë e më të madh, gjë që ndikoi në zvogëlimin e shitjes së botimeve të Shoqërisë Biblike, e cila për botimin e librave shqip përdorte alfabetit grek. Në kushte të tilla të reja, Shoqëria Biblike Britanike filloi përdorimin e alfabetit të Naimit. Me këtë alfabet u shtypën: Ungjilli i Mateut, libri

[595] AIH, Vj-9-2-378 (HHStA, PA, A, No. 3)

i parë i Moisi-ut dhe Psalteri i Dhiatës së Vjetër. Përkthyesi i këtyre shkrimeve natyrisht ishte Kostandin Kristoforidhi, ndërkaq transkriptimin nga shkronjat greke në shkronjat e reja të alfabetit të Stambollit e bënë Thanas Sina predikues protestant dhe mësues në shkollën e vajzave në Korçë dhe Gjegj Qiriazi.[596]

Perandoria Osmane në vazhdën e mostolerimit të shqiptarëve për zhvillimin e kulturës së tyre, në fund të viteve 90 të shekullit XIX, bëri përpjekje t'i ndalojë botimet e tjera në gjuhën shqipe të Shoqërisë Biblike, botimet me alfabet të Stambollit. Shoqëria Biblike Britanike kërkoi intervenimin e Ambasadës së Mbretërisë Britanike në Stamboll. Se sa shumë përpiqej dhe punonte qeveria e Sulltan Abdyl Hamidit kundër interesave kombëtare shqiptare tregon edhe guximi i saj që për këtë çështje të kundërshtojë një nga mbështetësit kryesor të shqiptarëve, pra Britaninë e Madhe. Në të vërtetë, siç raportonte konsulli Kral nga Manastiri më 15 korrik 1900, Stambolli kishte refuzuar kërkesën e ambasadës angleze për lejimin e botimeve me alfabet të Naimit në gjuhën shqipe të Shoqërisë Biblike Britanike.[597] Veprimtaria antishqiptare e qarqeve sunduese osmane, sidomos pas Lidhjes së Prizrenit, nuk e zbeh tolerancën fetare dhe etnike të Portës së Lartë, e cila edhe sipas misionarit protestant amerikan, Cyrus Hamlin (1811-1900), edhe në gjysmën e dytë të shekullit XIX, vazhdonte të zbatonte politikën e mirëkuptimit religjioz, për ndryshim nga Perandoria Ruse, e cila sillej shumë ashpër ndaj bashkësive të tjera etnike e religjioze.[598]

[596] AIH, Vj-9-2-379 (HHStA, PA, A, No. 3. 1)
[597] AIH, Vj-9-3-417 (HHStA, PA, A, No. 47)
[598] Gazmend Rizaj, Shqipëria e Sipërme 1800-1913, Prishtinë 2011, f. 27.

Si në çdo aktivitet tjetër me karakter kombëtar shqiptar, gjatë gjysmës së dytë të shekullit XIX, printe qyteti i Korçës. Pas shkollës kombëtare në këtë qendër të kulturës shqiptare radha ishte të kërkohej një kishë autonome ortodokse shqiptare. Në këtë frymë ishte edhe thirrja që iu bë korçarëve ortodoksë nga "Shoqata e bashkuar shqiptaro-ortodokse në Korçë", qëllimi i së cilës ishte njohja e gjuhës shqipe në kishat ortodokse:

"Ne i kemi dorëzuar peshkopit të qytetit, këtë kërkesë:

1) Ungjilli edhe evangjelismonet të këndohen përditë në gjuhën shqipe.

2) Peshkopi t'i lejojë priftërinjtë që të celebrojnë meshën shqipe në banesat tona.

3) Psaltri i anës së majtë të këndojë (këngëtari që qëndron majtas nga celebruesi) në gjuhë shqipe.

4) Mesha solemne që celebrohet nga diakoni të celebrohet "jashtë derës së madhe" (para altarit) në gjuhën shqipe.

5) Gjuha shqipe të jetë në "meshën e lartë" (në ditët e festave), gjuha që do të përdoret në të gjitha kishat ortodokse që gjenden në Shqipëri."[599]

Ndikimi i përkthimeve biblike në zgjimin e ndjenjës kombëtare edhe te shqiptarët e besimit mysliman, më së miri pasqyrohet te shembujt e hoxhallarëve, të cilët filluan të interesohen për këto botime, pikë së pari për shkak të ndjenjave patriotike dhe së dyti për shkak të kureshtjes fetare. Kështu për shembull, Hoxhë Rexhep Çudi nga Tetova, edhe pse ishte në moshë të shtyrë, kishte shkuar në shitoren e Kristo dhe Gjegj Qiriazit në Manastir, me të vetmin qëllim,

[599] AIH, Vj-19-13-1335 (HHStA, PA, A)

të furnizohej me libra shqip të botuar nga Shoqëria Biblike për ta mësuar alfabetin shqip, alfabetin me të cilin ishin shkruar ato libra.[600] Vlen të theksohen edhe përpjekjet e një pjese të kastës elitare islame shqiptare për futjen e gjuhës shqipe në lutjet zyrtare të të premteve në xhamitë e vilajeteve të banuara me shqiptarë. Kështu, në dokumentet zyrtare osmane janë shënuar së paku dy raste të tilla, të cilat kishin ndodhur në vitet 1882 dhe 1883.[601]

Ndërkaq ish-ministri Punëve të Jashtme të Perandorisë Osmane gjatë vitit 1879, Mehmet Esad Shefqet Pasha, më 1880, ia paraqiti një memorandum Sulltan Abdyl Hamitit, nëpërmjet të cilit kërkoi riformulim të politikës ndaj shqiptarëve. Në atë memorandum, ai shprehte idenë se, duke shfrytëzuar përkatësinë islame të një numri të madh të shqiptarëve, Porta e Lartë mund të ndërtonte një urë lidhëse me ata, urë kjo që do t'u shërbente të dy palëve. Një nga hapat e parë që do të hidhej do të ishte reforma ekonomike në ato provinca, si mënyra më e mirë për nxitjen e prodhimtarisë bujqësore, si dhe hapja e shkollave osmane, për të përgatitur kuadro të nevojshëm në të gjitha fushat e jetës shoqërore, ekonomike dhe ushtarake.[602] Pra, përpjekje individuale dhe grupore të shqiptarëve të besimit islam për përdorimin e gjuhës shqipe në objektet fetare myslimane, kishte pasur gjatë gjithë gjysmës së dytë të shekullit XIX. Këto përpjekje koincidojnë me veprimtarinë dhe kërkesat e shoqërive ungjillore britanike dhe amerikane, si dhe me ato të sektit bektashian. Ky koincidim edhe njëherë konfirmon ndikimin reciprok të ideve përparimtare në mjediset e

[600] AIH, Vj-9-3-415 (HHStA, PA, A, No. 45)
[601] George Gawrych, Gjysmëhëna dhe shqiponja (1874-1913), Tiranë 2007, f. 131.
[602] Po aty, f. 111-113.

ngritura intelektuale e religjioze të të gjitha rrymave sociale, etnike e fetare.

Sido që të jetë, shpërndarja dhe botimi i shkrimeve të shenjta në gjuhën shqipe, përveç tjerash, pati nxitur edhe përpjekjet për bashkimin e dy doktrinave të krishtere, të ndara që më 1054. Shqiptarët, të cilët u takonin të dyja këtyre dogmave, por edhe të përballur me rrezikun e asimilimit, të vetmin shpëtim e kishin në konsolidimin e tyre shpirtëror dhe kombëtar. Dhe arma më e mirë për të arritur këtë qëllim, padyshim ishin predikimet në gjuhën amtare dhe zhvillimi i edukimit me karakter kombëtar. Në këtë kuptim ishte edhe letra e arkipeshkopit të Shkodrës, Pasquale Gerasim, e datës 18.04.1909, në të cilën shkruante: ”I nëshkruari, mbështetur në vullnetin apostolik që më lejohet, i jap të drejtë të riut Zef Melgushi nga Shkodra, të mbajë dhe të lexojë ”Biblën e Shenjtë”, përkthyer në shqip prej Kristoforidhit.”[603]

Pasi Korça ishte bërë qyteti i parë me predikime kishtare shqipe si dhe me shkollat kombëtare, shoqata misionare ”American Mission Aboard“ vendosi që në qytetin e Beratit të dërgojë si misionar protestant, mësuesin e shkollës së vajzave, Athanas Sinën. Kjo ndodhi në fillim të vitit 1900, në kohën kur merreshin masa drastike kundër çdo botimi  në gjuhën shqipe. Në veçanti, të ashpra në Berat u treguan konsullata greke dhe kleri filogrek.[604]

Në përpjekjet e saja të pakuptueshme për të parandaluar çdo formë të lëvizjeve politike, fetare edhe kulturore shqiptare, qeveria osmane shkonte deri aty sa censuronte edhe dërgesat postare konsullore, duke rrezikuar me këtë

[603] Shaban Sinani, Midis dy rilindjesh, Tiranë 2010, f. 253.
[604] AIH, Vj-10-4-406 (HHStA, PA, A, No. 40)

edhe incidente diplomatike. I tillë konsiderohet censurimi i botimit vjetor të Shoqërisë Biblike Britanike, dërguar konsullit Kral në Manastir më 1903. Në të vërtetë përfaqësuesi i kësaj shoqërie në Perandorinë Osmane, T. R. Hodgson, me kërkesën e konsullit Kral, i cili përfaqësonte edhe interesat amerikane në Vilajetin e Manastirit, ia kishte dërguar botimin e lartpërmendur, por faqet 128-141, ku flitej për veprimtarinë e kësaj shoqërie në Perandorinë Osmane, mungonin. Arsyetimi i këtyre veprimeve të pamatura osmane u mbështet te një vendim qeveritar, sipas të cilit prej konsullatave të huaja kërkohej që në deklaratën doganore (bejanname), përveç shënimit "Libra", të shënoheshin edhe llojet dhe titujt e librave.[605] Ky vendim, që pastaj pasohej me censurim, ishte në kundërshtim me të drejtat dhe imunitetin që gëzonin përfaqësitë diplomatike.

Konsulli Kral pothuaj për çdo ngjarje, deri në hollësi, në Vilajetin e Manastirit, e informonte Vjenën. Kështu, ai informonte për masat drakonike që merreshin kundër qarkullimit të librave shqip të shoqërive misionare britanike e amerikane, për arrestimin e shitësve dhe dëbimin e tyre nga vendlindja, pavarësisht koncesioneve që ata gëzonin. Në rrethana të tilla, konsulli Kral, i cili ishte edhe përfaqësues i interesave amerikane në Vilajetin e Manastirit, detyrohej të reagonte tek autoritetet lokale osmane, me kërkesën për respektimin e të drejtave dhe të imunitetit që gëzonin këto shoqëri në Perandorinë Osmane.

Një nga rastet e mosrespektimit të të drejtave dhe të imunitetit ishte edhe burgosja e ish mësuesit të shkollës së vajzave dhe shitësit të librave të këtyre shoqatave, Athanas Sinës, i cili u burgos me akuzën se ishte përhapës i shkri-

---

[605] AIH,Vj-12-9-937 (HHStA,PA,A,No.10)

meve të rrezikshme për shtetin. Natyrisht, konsulli Kral kishte kërkuar nga inspektori i përgjithshëm i "Portës" që të sqarohej se në kuadër të ndalesës së qarkullimit të shkrimeve shqip jo të shpallur publikisht, por të praktikuara fshehurazi, a bënin pjesë edhe botimet shqipe të misioneve protestante amerikane dhe britanike. Dhe, si çdo herë, u pohua se nuk kishte pengesa në qarkullimin e librave të tillë në gjuhën shqipe. Por në realitet, edhe kur vinte puna deri te vënia e vulës zyrtare në këto shkrime, përsëri ato nuk viheshin.

Për më keq, ndjekja e ashpër e gjuhës shqipe bëhej në kohën (1903) kur veziri i madh ishte shqiptar. Ky vezir, nga atdhetarët shqiptarë konsiderohej tradhtar. Mirëpo, konsulli Kral kishte kërkuar nga inspektori i përgjithshëm që t'i njoftonte valinjtë se nuk ekzistonte një ndalesë zyrtare për botimet shqipe të shoqërive misionare.[606] Athanas Thina, në qershor të vitit 1901, u lirua nga burgu në saje të intervenimit të Legatës Amerikane. Për të parandaluar raste të tilla në të ardhmen, pastori amerikan, Bond-i, planifikonte të kërkonte leje zyrtare për predikime në gjuhën shqipe në qytetin e Beratit.[607]

Rrënjët që kishte lëshuar ideja kombëtare shqiptare në hapësirat e veprimtarisë fetare bektashiane dhe shoqërive ungjillore, kishin filluar të jepnin frytet e para. Si çdo herë janë raportet e konsujve të Perandorisë Dualiste që japin një pasqyrë të përpjekjeve të rilindësve për emancipimin dhe shpëtimin e kombit shqiptar nga asimilimi dhe ndarja e hapësirës së tij etnike. Duke u nisur edhe nga interesat e saja strategjike, qeveria vjeneze ishte shumë e interesuar për

[606] AIH, Vj-12-11-1133 (HHStA, PA, A, No. 146)
[607] AIH, Vj-10-4-420 (HHStA, PA, A, No. 51)

gjallërimin dhe suksesin e Lëvizjes Kombëtare Shqiptare, por vetëm deri në masën sa nuk do ta rrezikonte ekzistencën e Perandorisë Osmane. Pra, ajo ishte për një autonomi kulturore dhe administrative të vilajeteve shqiptare, por gjithmonë duke pasur kujdes nga prania dhe ndikimi i fortë i Perandorisë Ruse.

Po në këtë frymë raportonte edhe konsulli Ippen. Në raportin e dërguar nga Shkodra, më 17 nëntor 1898, Ministrit të Punëve të Jashtme të Perandorisë Austro-Hungareze, kontit Agenor Goluchonski, ai shpreh nevojën e hapjes edhe të një përfaqësie konsullore në Elbasan, nga e cila do të mbuloheshin edhe sanxhaku i Dibrës dhe ai i Korçës. Ky interesim për këto zona, pos tjerash, vinte edhe nga fakti se ato ishin qendra të feudalëve shqiptarë në zë, si: Demir beu në Peqin, Mahmut e Ismail Pasha në Elbasan, familja Golohol në Dibër (e përmendur edhe para pushtimit osman), Alio Beu në Korçë etj.[608]

Një arsye më tepër për perandorinë danubiane për të shtuar aktivitetin e saj në Elbasan, ishte padyshim edhe rajoni interesant i Shpatit, ku banorët ndonëse ishin ortodoksë, kishin pranuar supremacinë e Vatikanit, duke u bërë në këtë mënyrë uniatë dhe, rrjedhimisht, një qendër e fortë kundër ndërhyrjes ruse në këtë pjesë të viseve shqiptare. Në këtë zonë ishin edhe fshatrat Martanesh dhe Guri i Bardhë, në të cilat ishin ruajtur kujtimet e kohës katolike.

Në vazhdim të raportit të konsulli Ippen, përshkruhet Sanxhaku i Dibrës, i njohur jo vetëm pse aty gjatë Lidhjes së Prizrenit (1878-1881), Komiteti i Lidhjes së Dibrës kishte

[608] AIH, Vj-43-1-111 (HHStA, PA, A, No. 46 A-B)

formuluar një program kombëtar shqiptar, gjë që kishte lënë gjurmë në zgjimin kombëtar shqiptar, por edhe se vendet si Bulqiza e Ostreni ishin qendra bektashiane, sekt ky i lidhur me idetë e lirisë dhe të përparimit kombëtar shqiptar. Për më tepër, Korça ishte qendra kombëtare më aktive në viset shqiptare. Në këtë qytet vepronin dy shkolla kombëtare shqiptare dhe nga ky qytet ishin shumica e veprimtarëve të shoqërive kulturore "Drita" e "Dituria" në Bukuresht. Ishin këto disa nga argumentet me të cilat kërkohej hapja edhe e përfaqësisë konsullore austro-hungareze në Elbasan.

Hapja e kësaj përfaqësie patjetër do të ndihmonte lëvizjen kulturore shqiptare, të cilën, me të gjitha mjetet, e pengonte qeveria osmane. Konsulli Ippen propozonte që në rast të mospajtimit të qeverisë Perandorake Osmane, atëherë të hapej një muze (zyre) tregtare austro-hungareze, e cila me kohë do të mund të shndërrohej në zyre konsullore. Rëndësinë e këtij trekëndëshi: Elbasan-Dibër-Korçë, përveç tjerash, e vërtetonin jo vetëm vizitat e shumta të konsujve, gazetarëve dhe turistëve anglezë, por edhe vizitat e konsullit rus në Manastir, Raskovskit, i cili interesohej për zonat e Shpatit dhe të Elbasanit.

Lidhshmërinë e bektashizmit me idenë kombëtare shqiptare vazhdonte me vëmendje ta përcillte dhe ta raportonte edhe konsulli Ippen nga Shkodra. Kjo konsullatë mbulonte edhe rajonin e Krujës, të njohur si qendër bektashiane e të shenjtit Sarisaltëk. Përfaqësuesi i kësaj konsullate ishte takuar dhe kishte biseduar me baba Zenelin, i cili kishte kërkuar përkrahjen e perandorisë danubiane për realizimin e kërkesave kulturore dhe politike të shqiptarëve. Baba Zeneli besonte në mundësinë e marrëveshjes shqiptaro-osmane, jo vetëm pse ishte interes i dyanshëm, por edhe pse konflikti i tyre më tepër ishte pasojë e keqkuptimit dhe e

mungesës së vullnetit të mirë te qeveritarët osmanë. Në një frymë të tillë kombëtare, vazhdonte konsulli Ippen, ishin të inspiruar pothuaj të gjithë bektashianët, teqetë e të cilëve kishin një shtrirje të madhe në viset shqiptare dhe ballkanike, si: në Krujë, në Derven afër Krujës, në Elbasan, në Melçan afër Korçës, në Parmash afër Kolonjës, në Leskovik pranë Përmetit, në Gjirokastër, në Kërçovë, në Shkup, në Shtip, në Tetovë, në Prizren dhe në Sarajevë.[609]

Në rrethin e Korçës, në këtë vatër të kulturës kombëtare shqiptare, vepronin katër teqe të cilat pa dyshim nxisnin veprimtarinë atdhetare të besimtarëve të tyre. Teqeja e parë ishte ajo në Qatrom, e ngritur kah fundi i shekullit XVIII nga Beqir Efendiu, e cila ishte dëmtuar gjatë përndjekjeve të viteve 1826, por që ishte rindërtuar nga Baba Qazimi në vitet e 80 të shekullit XIX. Teqeja e dytë në këtë rrethinë ishte teqeja në fshatin Turan, gjithashtu e ndërtuar në fillim të shekullit XIX, ndërsa teqeja e Kuçit, e cila gjendet në rrugën Korçë-Follorinë, është ndër teqetë më të vjetrat në viset shqiptare (u themelua prej Baba Kasimit "pesëqind vjet më parë"). Kjo teqe bektashiane, si edhe shumë teqe të tjera, u rindërtua në vitet e 80 të shekullit XIX, më saktësisht në vitin A. H. 1295/1877 nga ana e Baba Ibrahimit. Teqeja e fundit dhe më e rëndësishmja në zonën e Korçës ishte teqeja e Melçanit, e ngritur nga Baba Hasani, varri i të cilit nuk ka datë, por varri i pasardhësit të tij, Baba Abdullahut, mban shënimin A. H. 1274/1856. Është shumë me rëndësi të thuhet se manastiri i Shën Naumit në Ohër vizitohej edhe nga besimtarët bektashianë për haxhillëk, sepse Shën Naumin, këtë shenjtor të krishterë, e konside-

[609] AIH, Vj-9-4-512 (HHStA, PA, A, No. 16 B, prot. 10/6)

ronin si një të shenjtë bektashian, pra Sari Salltëkun.[610] Për më shumë, manastiri i Shën Naumit, sipas Eduard Leake, i cili këtë manastir e kishte vizituar më 1809, ishte rindërtuar më 1806 me lejen e Ali Pashë Janinës dhe ishte nën kujdestarinë zyrtare të një familjeje bektashiane.[611]

Konfliktet e besimtarëve bektashinj me autoritetet qeveritare osmane ishin të shpeshta. Për një konflikt mes bektashinjve dhe autoriteteve qeveritare osmane, nga Janina, më 7 shtator 1897 raportonte edhe konsulli Trojan. Në raportin e tij ai shkruante se në rrethin e Përmetit kishin shpërthyer trazira të besimtarëve bektashianë dhe se për nënshtrimin e tyre ishte dërguar shefi i xhandarmërisë, Esat Pasha. Shkaku i trazirave ishte mospranimi i babait bektashian, si posedues të pasurive të teqesë (manastiri i Dervishit) dhe të një hani të kadiut. Ishin tri fshatra bektashiane të revoltuara, ngase, pos tjerash, E. bej Këlcyra dhe Esad Pasha kishin burgosur edhe shehun e tyre, të cilin e kishin dërguar në Janinë.[612]

Sekti bektashian, që ishte bërë çerdhe e idealeve arsimore dhe liridashëse shqiptare, zgjonte kërshërinë dhe vëmendjen si të pushtetit osman ashtu edhe të përfaqësive të huaja konsullore. Përveç konsullit Ippen, nga Manastiri, me po aq vëmendje raportonte edhe konsulli tjetër i qeverisë vjeneze, Kral-i. Ai, në raportin e 15 qershorit 1902, e informonte MPJ për shtrirjen e ideve kombëtare shqiptare nga rajoni i Dibrës në zonat perëndimore shqiptare, si dhe për rolin e teqesë bektashiane të Martaneshit dhe të Zerqanit në

[610] AIH, F. A/III/125, Dosja: Frederick William Hasluck, Islami dhe krishterizmi nën Sulltanët, fl.16-17.
[611] Po aty, fl. 28.
[612] AIH, Vj-42-3-363 (HHStA, PA, A, No. 212)

forcimin e ndjenjës kombëtare shqiptare.[613] Ky raport e forcon edhe më shumë argumentin mbi ndikimin që kishte Manastiri dhe Korça në rilindjen kulturore dhe shpirtërore shqiptare, e që vetvetiu shpie drejt një nga më meritorët për këtë sukses, padyshim drejt shoqërisë ungjillore protestante.

Shehu Sulejmani i teqesë së Zerqanit ishte një person shumë i rëndësishëm në rajonin e Dibrës, një person shumë aktiv edhe në çështjen e shkollave shqipe. Edhe Baba Jashari i teqesë bektashiane të Martaneshit gëzonte respekt në zonat e Çermenikës, të Matit, të Elbasanit, të Tiranës dhe të Krujës. Ndikim të njëjtë mbi popullsinë gëzonte edhe Baba Haxhi Ismaili nga teqeja bektashiane e Krujës. Baba Jashari kishte marrëdhënie shumë miqësore me familjet atdhetare të Xhemal Pashë Matit dhe Dervish be Elbasanit, si dhe me Dervish e Ibrahim efendi Dudaksin nga Manastiri, të cilët i kishte pasur shokë të shkollës. Edhe konsulli Ippen kishte dëgjuar të flitej për baba Jasharin, për rolin e tij në përpjekjet për të organizuar një mbledhje të krerëve nga Shqipëria Veriore, ku do të diskutohej sidomos problemi i shkollave në gjuhën shqipe.

Nga fundi i shekullit XIX, frytet e punës së mundimshme kishin filluar të jetësoheshin me përpilimin e alfabetit të Stambollit, të shkollës shqipe të Korçës, si dhe me aktivitetin më të organizuar në fushën e kulturës kombëtare. Në krye të kësaj lëvizjeje qëndronte Mit'hat Be Frashëri (djali i Adyl Frashërit), i cili vepronte nga Stambolli, ku edhe punonte në Ministrinë e Arsimit. Ai ishte udhëheqësi i vërtetë i Komitetit të Sofjes. Ky komitet vepronte nga territori joturk, por për qëllime kombëtare shqiptare. Nga kolonia e Bukureshtit ishin të njohur Nikolla Naço dhe Pandeli I.

[613] AIH, Vj-11-C-349 (HHStA, PA, A, No. 46)

Ivangeli, ndërsa nga kolonia e Egjiptit ishin të njohur Mihal N. Duçi dhe Filip Shiroka.[614]

Ideali kombëtar kishte filluar të përfshinte të gjitha shtresat shoqërore, religjioze dhe krahinore të shqiptarëve. Kështu, raportet austro-hunagreze theksonin se në çdo qytet dhe fshat kishin filluar të kërkoheshin dhe të bliheshin botime në gjuhën shqipe, se korrespodenca midis shqiptarë-ve  në të shumtën e rasteve bëhej në gjuhën shqipe dhe se myslimanët shqiptarë patriotë nuk tregonin as shenjën më të vogël të fanatizmit kundër bashkatdhetarëve të tyre të krishterë. Kështu, në Shkollën e Vajzave në Korçë, edhe bejlerët shqiptarë i dërguan vajzat e tyre. Në mesin e popullsisë së krishterë të Korçës kishte edhe priftërinj dhe mësues shkollash greke, të cilët kishin ndjenja të forta kombëtare shqiptare. Ata, po të shtrohej nevoja edhe për një pagë më të vogël do të pranonin të punonin në shkollat kombëtare shqiptare.[615]

Politika qeveritare osmane ishte shumë e ashpër dhe nuk e shikonte me sy të mirë arsimimin e myslimanëve shqiptarë në shkollat perëndimorë. Prandaj, ata, deri në fillim të shekullit XX, hezitonin t'i dërgonin  fëmijët e tyre në këto shkolla. Por, me kalimin e kohës u pa përparësia e edukimit dhe e qytetërimit perëndimor, gjë që ndikoi edhe te shtresa fisnike shqiptare për një orientim properëndimor. Kështu, konsulli Kral, më 12 maj 1901, nga Manastiri, informonte për kërkesën që kishte bërë Athanas Sina, mësuesi i shkollës së vajzave nga Korça, për ta regjistruar nipin e vet në një institucion arsimor austriak. Ky ,vazhdonte konsulli Kral, do

[614] AIH, Vj-10-5-502  (HHStA, PA, A, No. 1 A-B)
[615] AIH, Vj-11-40  (HHStA, PA, A, No. 848)

të ishte shqiptari i parë ortodoks që do të kishte përgatitje arsimore jo greke.[616]

Veprimtaria kulturore dhe fetare në gjuhën shqipe si dhe ashpërsia e pushtetit osman në raport me shqiptarët, kishte ndikuar në forcimin e ndjenjës kombëtare edhe te shqiptarët e besimit islam, që veçanërisht manifestohej në Vilajetin e Kosovës, të njohur për popullsinë më konservatore. Kështu, konsulli austro-hungarez, Pisko, më 1 tetor 1897, nga Shkupi e informonte ministrin e Punëve të Jashtme, Kontin Agenor Fon Goluhovski, mbi gjendjen politike në Vilajetin e Kosovës. Në këtë raport ai thotë se karakteristikë për situatën në provincën e Kosovës, në njërën anë, ishte veprimtaria propagandistike e çetave bullgare dhe, në anën tjetër, forcimi i nacionalizmit te shqiptarët, i cili shfaqej me një qëndrim opozitar ndaj organeve qeveritare osmane. Për më tepër kishte një shtim të aktivitetit të komiteteve të fshehta shqiptare, qëllimi i të cilave ishte themelimi i Shqipërisë autonome sipas shembullit të Bullgarisë, pra me ushtri të veten, me administratë të pavarur dhe me gjuhën osmane dhe gjuhën shqipe si gjuhë zyrtare.[617]

[616] AIH, Vj-10-3-399 (HHStA, PA, A, No. 35)
[617] AIH, Vj-42-5-515 (HHStA, PA, A, No. 181)

## 5. 8. Raporti politik i Gjergj Qiriazit mbi Vilajetin e Manastirit

Gjergj Qiriazi, i cili, që nga vdekja e Gjerasimit (1894), ishte përfaqësues i Shoqërisë Biblike Britanike dhe Amerikane në Vilajetin e Manastirit, përveç veprimtarisë fetare dhe kombëtare, kontribut të madh dha edhe në informimin e opinionit të huaj protestant me rrethanat dhe kushtet, në të cilat jetonin popujt e robëruar në Vilajetin e Manastirit. Kur dy anglezët, Cecil Harris dhe Noel Buxton, në vitin 1899, qëndruan dy ditë në Manastir në një vizitë informative dhe biseduan me konsullin e Serbisë, me atë të Greqisë dhe me agjentin e Bullgarisë. Vizitorët anglezë u takuan edhe me Valiun, me të cilin diskutuan çështjen e dëbimit nga Dibra të Cilkos, shitësit të biblave. Me këtë rast valiu shprehu keqardhje, duke deklaruar se në të ardhmen raste të tilla nuk do të përsëriteshin. Por, më detajisht mbi të gjitha ngjarjet në këtë vilajet, ata u informuan nga Gjergj Qiriazi.[618]

Në letrën e titulluar ”Some news of Monastiry Vilayet”, Qiriazi jep një përshkrim të detajuar të raporteve etnike në provincën “Maqedone” të Perandorisë Osmane. Bullgarët, thoshte ai, ishin shumë mirë të organizuar, duke zgjedhur me zgjuarsi njerëz të aftë në të gjitha qytetet bullgare. Ata njëkohësisht mblidhnin edhe të holla të nevojshme për arritjen e objektivave të tyre kombëtare. Njësoj vepronin edhe në Vilajetin e Manastirit.

Edhe grekët, të cilët kishin aspirata për provincën “Maqedone” të Perandorisë Osmane, ishin shumë mirë të

[618] AIH, Vj-7-2-246 (HHStA, PA, A, No. 69)

organizuar. Edhe ata mblidhnin fonde financiare në Greqi dhe jashtë saj. Bile, sipas Qiriazit, grekët kishin mundur të kthenin një numër të madh fshatrash Ekzahriste në gjirin e Patrikanës së Stambollit. Në arritjen e këtij qëllimi, ndihmesë të madhe jepte edhe qeveria osmane, e cila në veprimtarinë e bullgarëve shihte rrezik potencial për integritetin e saj territorial. Nuk duhet harruar se Sulltani ishte mbrojtës i besimtarëve ortodoksë. Sigurisht se për ushtrimin e një politikë të tillë ndërmjetësonte Patrikana e Stambollit, kurse ekzarhistët kishin mbështetjen e Rusisë Cariste.

Edhe serbët, si palë që po ashtu ishin të interesuar në këtë vilajet, kishin përforcuar aktivitetin e tyre dhe, ndonëse ishin në konflikt të përhershëm me bullgarët, kishin ndërruar strategji duke u afruar me ta. Bashkimi i tyre i kishte rrezikuar seriozisht interesat e qeverisë së Stambollit.

Vllahët, banorë po ashtu të "Maqedonisë", kishin marrëdhënie miqësore me serbët dhe bullgarët, kurse me grekët marrëdhënie armiqësore. Deri në këtë kohë, thoshte Qiriazi, ata kishin besuar se vetëm me veprimtari kulturore, duke hapur shkolla dhe kisha kombëtare, do të mund t'i siguronin të drejtat e tyre. Por ishin zhgënjyer shumë. Prandaj edhe ata kishin filluar të krijonin çeta të armatosura, si një nga metodat më të preferuara të diplomacisë evropiane, për t'i shfrytëzuar si mjet presioni ndaj "Portës së Lartë". Vllahët, shpresat e tyre i kishin te Rumania, e cila përveç që nuk mundte, edhe nuk dëshironte t'i prishte marrëdhëniet me Stambollin. Në kushte të tilla të pavolitshme, udhëheqësit vlleh shpresonin në ndihmën italiane, e cila sikur t'i mbështeste, ky komb do të mund shpëtohej nga asimilimi.[619]

[619] AIH, A-39, fl. 1.

Shqiptarët, së paku deri më 1905, nuk kishin një lëvizje të organizuar ushtarake, jo pse nuk kishin atdhedashuri, por, shpjegonte Qiriazi, ata nuk kishin mbështetjen që kishin popujt e tjerë të "Maqedonisë" nga shtetet e tyre amë, si: Bullgaria, Serbia dhe Greqia dhe nga fuqitë politike të kohës. Natyrisht, vazhdonte rilindësi ynë, të gjitha këto kombe nuk do të kishin arritur gjë, po të mos kishin përkrahjen edhe të ndonjë shteti të fuqishëm. Shtrohet pyetja: Pasi shqiptarët kishin mbetur pa mbështetje, a është e drejtë që ata ta humbin vendin dhe gjuhën e tyre? A nuk kanë të drejtë edhe ata si të gjithë popujt e botës të kërkojnë liri dhe mundësi të barabarta për të zhvilluar kulturën dhe të qytetërohen me elemente karakteristike shqiptare.

Por, nuk do të ishin vetëm grekët, bullgarët dhe serbët që mendonin dhe punonin për vendin e tyre, për dallim prej shqiptarëve, të cilët vdisnin për interesa të huaja. Edhe shqiptarët, sipas Qiriazit, pas kalimit të pengesave fillestare, po fillonin të vetëdijesoheshin se kjo tokë u takonte atyre dhe se për të ia vlente të sakrifikoheshin. Ata, tani më e kishin të qartë se nga Turqia nuk do të kishin asnjë ndihmë, edhe pse ata kishin derdhur gjak për Perandorinë Osmane. Për më keq, qeveria në Stamboll, kombeve të tjera, të cilat, edhe pse punonin për fundosjen e saj, ua lejonte edukimin në gjuhën e tyre kombëtare, këtë të drejtë shqiptarëve nuk ua njihte.[620]

Kjo politikë ishte thellësisht e gabuar dhe me pasoja, edhe për shqiptarët, edhe për vetë qeveritarët osmanë, të cilët, sikur të kishin vepruar në drejtim të emancipimit dhe të zhvillimit të viseve shqiptare, ajo do të vazhdonte ta kishte mbështetjen e tyre. Në fillim të shekullit XX, edhe shqip-

[620] Po aty, fl. 2

tarët e kishin kuptuar se reformat në “Maqedoni” nuk ishin të suksesshme, prandaj shpëtimi i tyre ishte vetëm kryengritja e armatosur.

# PËRFUNDIMI

Lëvizjet reformatore të filluara në gjirin e shoqërisë së krishterë evropiane që në shekujt e hershëm mesjetar kishin arritur pikën kritike në vitin 1054, me ndarjen doktrinare dhe administrative të krishterimit në Kishën Katolike me qendër Romën dhe në Kishën Ortodokse me seli Konstantinopolin. Pikë tjetër kulmore, pa dyshim ishte pushtimi i Perandorisë Bizantine nga osmanlinjtë, me çka Patrikana Ortodokse kaloi në mbrojtje të sulltanit, që solli deri te imigrimi i shtresës së ngritur intelektuale dhe të krijuesve të artit, në vende të tjera të kontinentit të vjetër, vende të cilat ishin larg ndikimit të Perandorsë Osmane. Kjo ishte goditje për kulturën bizantine, e cila deri në atë kohë përfaqësonte lulen kulturore evropiane. Por në gjithë atë fatkeqësi kemi edhe dritë shprese, sepse ndodhi rilindja intelektuale e shpirtërore; së pari në gadishullin Apenin, për t'u shpërndarë pastaj në gjithë Evropën Perëndimore. Artistët italianë, si: Mikellangjello, Dante Aligieri e shumë të tjerë i dhanë një shtytje edhe përpjekjeve për t'iu përshtatur nevojave shpirtërore të njeriut të periudhës së renesancës evropiane.

Nuk vonoi shumë dhe, pas një udhëtimi dëshpërues në Romën e zhytur në korrupsion e amoralitet, Martin Luteri do të publikonte 99 tezat e tij të famshme. Ky ishte hapi vendimtar që do të nxiste një valë të luftës me motive religjioze,

luftë e cila, përfundimisht, kontinentit evropian do t'i sillte pjekurinë, si dhe një ideologji të re, më dinamike religjioze. Kjo frymë e re dhe e lirë fetare do të ishte në përputhje të plotë me nevojat e reja të shtresës së re qytetare dhe tregtare, e cila ishte kundër kufizimeve morale të kishës katolike. Ky dinamizëm është i dukshëm edhe në rastet e fuqive koloniale katolike, siç ishin: Mbretëria spanjolle, ajo portugeze dhe ajo franceze, por vetëm deri në momentin e pushtimeve dhe të pasurimit të tyre nga plaçkitjet dhe puna e organizuar e robëruese të skllavëve. Ky lloj morali shoqëror, që nuk toleronte largim nga normat zyrtare kishtare, e mbyste lirinë e veprimit, duke e bërë njeriun, në njërën anë, një besimtar formalist, kurse në anën tjetër, një krijesë pasive pa vullnet për punë krijuese dhe të ndershme.

Lëvizja protestante ishte shndërruar në një fuqi motorike, e cila me tolerancën, me predikimet në gjuhët kombëtare, si dhe me kultivimin e vlerave etnike, nxiti një valë të re të zhvillimit të gjithanshëm ekonomik, shoqëror dhe kulturor. Ky dinamizëm i shoqërive protestante u bë më i dukshëm në shekullin XVII, kur Anglia dhe Holanda, dy ga shtetet reformatore, tashmë ishin bërë shembuj të përparimit dhe të ngritjes së mirëqenies së qytetarëve të tyre. Apatia shpirtërore, karakteristikë për vendet që i takonin besimit të krishterë, katolicizmit, dhe, më vonë, edhe varfëria ekstreme, ishin faktorë që ndikuan shumë te francezët për t'u organizuar për kryengritje, duke u bërë kështu shembull edhe për popujt tjerë të botës. Mirëpo, përsëri duhet vënë në pah se revolucionet ishin përjashtim për vendet protestante, ngase ato që moti kishin bërë ndryshim radikal në mënyrën e besimit dhe të edukimit të njeriut.

Me fjalë të tjera, vendet protestante e kishin revolucionarizuar jetën shpirtërore të shtetasve të tyre dhe, për

rrjedhojë, ato tashmë ishin transformuar në shoqëri dinamike e prosperuese. Ndërkaq, shoqëritë konservative dhe jotolerante të proveniencës katolike, duke mos qenë në hap me kohën, në shumë fusha, kishin mbetur mbrapa. Për pasojë, ato u përfshinë nga revolucionet qytetare, të cilat kulturën religjioze protestante e përshtatën, duke i shndërruar vlerat e saj në vlera qytetare. Në kushte të tilla, elitat qytetare evropiane, e sidomos ato që vinin nga shoqëritë e besimit katolik, bënë një ndarje të prerë ndërmjet aparatit shtetëror, jetës së përditshme dhe religjionit. Kjo ndarje, që buronte nga parimet e shpallura të pavarësisë së SHBA-ve, u bë pikë orientuese, sidomos për vendet e tjera të krishterimit evropian, e më pastaj edhe për shoqëritë budiste, hinduse, konfuçiane e myslimane.

Këto ndarje, gradualisht filluan të marrin formë më të specifikuar, sidomos sa i përket të drejtave të veçanta, si: të drejtat e njeriut, barazia ligjore dhe gjinore, liria e besimit, iniciativa e lirë, liria e fjalës, duke u bërë kështu, vlera universale sipas parimit të Abraham Linkolnit, i cili theksonte: ”Më mirë 100 kriminelë të lirë, se sa një njeri i drejtë, por i dënuar padrejtësisht.” Pra, sipas mendimit tim, ishte bërë e qartë se duhej krijuar një shoqëri e lirë, sipas masës së pakicës së ndriçuar, së cilës duhej t’i krijoheshin kushtet për veprimtari të papenguar, në mënyrë që, duke jetuar dhe punuar të lirë dhe të mbrojtur nga keqpërdorimet e mundshme të pushtetit, të krijoheshin kushte për zhvillime të reja shoqërore, duke e përmirësuar jo vetëm mirëqenien ekonomike, por edhe duke e ngritur në shkallë shumë më të lartë edhe arsimimin dhe edukimin. Këto synime, ishin pika orientuese me rastin e krijimit të shoqërive ungjillore në Britaninë e Madhe dhe SHBA-të. Ato, tani duke e kuptuar rëndësinë e arsimimit dhe të edukimit religjioz të masave të

gjera popullore në gjuhët e tyre të folura, filluan punën kolosale për përkthimin dhe në shpërndarjen, pothuaj në përmasa industriale, të Biblave të përkthyera, me çka i kontribuuan jo vetëm formimit të gjuhëve letrare, por edhe shpëtimin e shumë prej tyre nga zhdukja. Sigurisht, se njëra prej këtyre gjuhëve të folura, që ishte në rrezik për t'u zhdukur, ishte edhe gjuha shqipe.

Në fillim të shekullit XIX parimet bazë, parimet orientuese të shteteve evropiane nuk ishin më parimet religjioze, por ato qytetare dhe kombëtare, ngase në qendër të vëmendjes ishte njeriu dhe rrethi i tij i afërt. Rrjedhimisht, me rrënimin e universalizmit shpirtëror të krishterimit perëndimor dhe me krijimin e vlerave qytetare e kombëtare të përmasave globale, pasoi rilindja dhe forcimi i ndjenjave kombëtare, por mjerisht edhe nacionalizmi dhe shovinizmi ekstrem. Kështu, shoqëria njerëzore do të përjetonte një frymë të re sociale, e cila do të bëhej frymëzuese për krijimtarinë intelektuale, artistike e shpirtërore, frymëzuese për punë të dobishme dhe të ndershme të njeriut. Si rrjedhojë, në të gjitha këto vende, si rezultat i përparimit të shkencës, ndodhi revolucioni industrial, i cili solli shkallë më të lartë të zhvillimit ekonomik, duke bërë që prodhimi i të mirave materiale të rritej dhe çmim i tyre të ulej. Këto prodhime filluan t'i përfshijnë tregjet botërore, duke rrënuar kështu sistemin e vjetër të prodhimit, atë feudal.

Si edhe në periudha të mëhershme historike, kur ndodhën kthesa të mëdha në zhvillimin e shoqërisë, erdhi deri te thellimi i antagonizmave në fushën ideologjike, për të vazhduar pastaj me konflikte sociale. Pra, thënë me më pak fjalë, shoqëritë evropiane filluan të zhyten në konflikte të brendshme, të cilat lëkundën nga letargjia të gjitha shtresat sociale, duke i bërë ato të ndërgjegjshme dhe të vetëdijshme

se pa një angazhim aktiv, nuk mund të kishte ndryshim kualitativ në cilësinë e jetës së tyre. Domosdo, e gjithë kjo nuk kaloi pa derdhje gjaku dhe tragjedi natyrash të ndryshme. Ky çmim sikur ishte bërë rrugë e paalternativë e kombeve të fjetura, rrugë drejt pjekurisë së tyre. Për pasojë, fundi i shekullit XVIII dhe i gjithë shekulli XIX, pa asnjë dyshim, ishte periudhë e transformimit radikal të koncepteve ideologjike e politike të elitave sunduese, transformime të cilat në planin afatgjatë sollën mirëqenie materiale, harmoni sociale dhe ngritje të cilësisë në sferën shpirtërore e intelektuale të shtetasve të vendeve ku ndodhën këto ndryshime.

Franca revolucionare, e cila parimet religjioze protestante i kishte riformuluar si vlera qytetare, u bë promovuese fanatike e tyre, duke i rrëzuar me dhunë strukturat e vjetra sociale në çdo vend evropian ku shkelte këmba ushtarake e Francës republikane. Por, këto vlera edhe pse ishin pothuajse të barasvlershme me ato të vendeve protestante, përsëri nuk mundën të ndikonin në pengimin e konfliktit të ashpër ndërmjet Britanisë së Madhe dhe Francës. E gjithë kjo shpjegohet jo vetëm me forcimin e nacionalizmit dhe antagonizmave tradicionalë të këtyre dy vendeve të vjetra, përpjekjeve për hegjemoni politike e ekonomike në Evropë, por edhe me thellimin e konfliktit në fushën ideologjike. Në kulmin e konfliktit të ashpër mes këtyre dy popujve, më saktësisht, më 1804, në Londër u themelua "Shoqëria Biblike Britanike", e cila kishte për qëllim përkthimin dhe shpërndarjen e Biblave në gjuhë të ndryshme kombëtare. Ideatorët dhe themeluesit e saj e kishin shumë të qartë se asnjë ndryshim në jetën e njeriut nuk mund të vinte nga lart dhe i imponuar, pa iu nënshtruar më parë një transformimi të brendshëm dhe pa kaluar në rilindjen e tij morale e intelektuale. Hapi i parë i tyre në këtë drejtim ishte botimi i

Biblave në gjuhën e Uellsit dhe të Skotlandës, që ishin variante të keltishtes, një nga gjuhët më të vjetra të kontinentit evropian. Veprimtarët e "Shoqërisë Biblike Britanike" besonin në ngritjen e vetëdijes të shtresës së ulët shoqërore, pastaj në zbutjen e konflikteve sociale, si dhe në vendosjen e një ure shpirtërore ndërmjet njerëzve, pavarësisht racës, kombit, gjuhës dhe përkatësisë sociale. Kështu, ata në qendër të vëmendjes vendosën njeriun, në përpjekje që prej tij të bënin një krijesë qëllimmirë, si mënyra më e mirë për të krijuar së pari një shoqëri të shëndoshë dhe një botë, ashtu siç Zoti do të dëshironte.

Me gjunjëzimin përfundimtar të Francës, më 1815, në kontinentin e vjetër zhvillohen dy procese krejtësisht të kundërta. Në njërën anë, janë shtetet konservative si Rusia Cariste dhe Perandoria Austriake, të cilat përpiqen për kthim prapa të rrotës së historisë, duke rivendosur jo vetëm klasën e vjetër sunduese në pushtet, por edhe duke e mbështetur tendencën për rikthimin e koncepteve të vjetra ideologjike dhe të traditave të shkelura nga koha. Ndërkaq, në krahun tjetër ishte Anglia tradicionale, por njëkohësisht edhe shumë moderne, e cila kudo nxiste edukimin, kulturën dhe promovonte vlerat e tregut të lirë.

Në Mesdhe, Britania e Madhe ishte shumë aktive. Ajo e kontrollonte Maltën dhe Shtatë Ishujt Jonianë. Afërsia me vendet e Ballkanit, që ishin nën sundimin e Perandorisë osmane, më vonë, do të tregohej si rrethanë shumë e dobishme për të gjithë popujt e kësaj treve, e në veçanti për popullin shqiptar. Rilindësi slloven, Jernej Kopitari, me ndërmjetësimin e Baronit Silvestre de Sacy, kërkoi nga "Shoqëria Biblike Britanike" përkthimin e Shkrimeve të Shenjta në shqip, në bullgarisht, në serbisht e në rumanisht. Në atë kohë, qendër e fortë ungjillore ishte Parisi. Prej kësaj

qendre të kulturës evropiane koordinohej edhe veprimtaria misionare për vendet e treta. Lidhur me këtë, Baroni Silvestre de Sacy, më 10 shtator 1815, i shkruante sekretarit të "Shoqërisë Biblike Britanike", Ch. F. A. Steinkopf-it, prej të cilit kërkonte që propozimi i Jernej Kopitarit të merrej në konsideratë. Kurse Kopitari, pos tjerash, i shkruante baronit De Sacy: "Që kur kam mësuar për veprimtarinë e Shoqërisë Biblike, kam dëshiruar që me ndihmën e saj të realizohen përkthimet e Biblës në disa gjuhë të Austrisë Jugore, si: serbisht, vllahisht, bullgarisht dhe shqip. Duke e përjashtuar gjuhën vllahe, gjuhë në të cilën Bibla është përkthyer keq, tri gjuhët e tjera janë të paprekura; ndërsa gjuha shqipe është pothuajse e panjohur. Konsideroj se këta popuj e meritojnë një Bibël ndoshta edhe më shumë se fiset e egra të Amerikës Qendrore." Edhe pse populli shqiptar ishte ndër popujt më të vjetër të kontinentit të vjetër, ai, për arsye nga më të ndryshmet, nuk kishte arritur ta stabilizonte përdorimin e një alfabeti të vetëm.

Edhe pse përpjekje për përdorim të një alfabeti kishte pasur që në kohën e Gjergj Kastriotit Skënderbeut (Formula e njohur e pagëzimit), më vonë me veprën "Mesharri" të Gjon Buzukut, vepër kjo që në gjuhën shqipe u përkthye në kohën kur Lëvizja Protestante e Martin Luterit kishte marrë hov, pra që në shekullin XVI, e pasuar me krijimtarinë përkthyese dhe krijuese në gjuhën shqipe nga autorët veriorë, përsëri, për arsye se edhe fizikisht edhe shpirtërisht shqiptarët i takonin arealit lindor, krijimtaria kulturore kombëtare kishte mbetur në fillimet e saj.

Në Londër u vendos që kërkesa e rilindësit slloven t'i kalohej vetë "Shoqërisë Biblike Ruse" në Shën Petreburg, të themeluar si degë e "Shoqërisë Biblike Britanike" që më 1812. Kjo degë drejtohej nga Robert Pinkertoni. Kontaktet e

para reflektuan pastaj në letërkëmbime intensive ndërmjet Kopitarit dhe figurave udhëheqëse të “Shoqërisë Biblike Britanike”, për t’u përmbyllur me “Pro –memorien” e Jernej Kopitarit, të dorëzuar Steinkopf-it më 26 nëntor 1815, në Vjenë. Në këtë “Promemorie”, eruditi slloven kërkonte përkthimin e Biblës ose të pjesëve të saj në dialektet sllave: në gjuhën e serbëve, të bullgarëve (në këtë gjuhë nuk ekzistonte asnjë libër i shtypur), të kroatëve, si dhe në gjuhën vllahe dhe në atë shqipe.

Si përmbyllje e këtyre përpjekjeve, më 1816, ndodhi udhëtimi i Robert Pinkertonit në Vjenë, ku ai takohet me kryeministrin Metternih-un, me të cilin bisedoi për themelimin e “Shoqërisë Biblike Austriake”. Pinkerton-i shfaqte mendimin se përkthimi i Biblës edhe në gjuhën serbe ishte i nevojshëm, por se pengesat dhe vështirësitë në reformimin e kësaj gjuhe ishin shumë të mëdha. Me këtë rast, ai shprehte dyshimin në aftësitë e Vuk Karaxhiqit për një punë kaq të rëndësishme. Këto dëshmi konfirmojnë edhe njëherë se, në fillim të shekullit XIX, të gjithë popujt që jetonin në kuadër të Perandorisë Osmane, kishin nivel të njëjtë kulturor dhe se, të gjithë, me pak ndryshime, kishin një mungesë kronike të literaturës religjioze në gjuhët e tyre. Ndihmesa që dha në këtë fushë “Shoqëria Biblike Britanike” në përpilimin e alfabeteve të reja, si dhe në krijimin e gjuhëve letrare të popujve ballkanikë, kishte rëndësi shumë të madhe.

Robert Pinkerton-i, pas bisedës që kishte zhvilluar me disa shqiptarë në Vjenë, ishte i sigurt se në Ishujt Jonianë do të gjente personat e duhur për t’iu rrekur punës në përkthimin e Biblës në gjuhën shqipe. Ndërkaq, korrigjimin dhe përmirësimet eventuale do të bëheshin nga ndonjë prej peshkopëve shqiptarë të ditur dhe të respektuar. Të gjitha shpenzimet rreth botimit do të paguheshin nga Shoqëria Biblike

Britanike ose nga dega e saj në Ishujt Jonianë. Për shkak se nuk kishte pasur kontakte me shqiptarët e besimit katolik, por edhe për shkak të rezistencës së fortë nga ana e Papatit, kjo Shoqëri Ungjillore u orientua për veprimtari misionare në mesin e popullsisë shqiptare të besimit ortodoks.

Veprimtaria misionare e kësaj shoqërie kishte rëndësi për jetën shpirtërore dhe kulturore të çdo populli, e në veçanti për etninë shqiptare dhe shërbëtorët e saj shpirtërorë. Dihet mirëfilli se në atë kohë vetëm një numër i vogël i banorëve dinte shkrim leximin. Prandaj, përkthimi i Biblës do të nxiste dëshirën për të mësuar alfabetin e ri, me çka do të ringjallej edhe jeta kulturore e tyre. Përkthimi i Biblës do t'ua mundësonte edhe klerikëve shqiptarë që ta kuptonin më mirë Biblën, sepse deri atëherë, një numër i madh i tyre, Biblën e lexonin në greqisht, por shumë pjesë të saj nuk i kuptonin, sepse nuk e kishin gjuhë të veten. Kjo duhej bërë nga se shumica e tyre i takonin ritit të krishterë ortodoks. Alfabeti që do të përdorej për këtë qëllim do të ishte alfabeti grek, me disa shenja plotësuese për tingujt e gjuhës shqipe.

Robert Pinkerton-i, pas një varg takimesh dhe vizitash që u bëri Vjenës, Bukureshtit dhe Stambollit, njohu Vangjel Meksin, mjekun personal të Ali Pashë Tepelenës. Vangjel Meksi ishte person i njohur edhe për Patriarkun e Patrikanës së Stambollit, e cila i kishte premtuar ndihmë "Shoqërisë Biblike Britanike", duke ia siguruar edhe dy klerikë, të cilët do të punonin në redaktimin e përkthimeve të Meksit. Në vazhdim ai propozonte që Bibla në gjuhën shqipe të botohej paralelisht me tekstin e përkthyer greqisht të Hilarionit, sepse kishte shumë shqiptarë që kishin njohuri elementare të gjuhës greke, siç kishte edhe grekë që njihnin gjuhën shqipe.

Nisur nga këto rrethana, është e kuptueshme të shtrohet pyetja: Pse kjo gatishmëri e klerit ortodoks për të

ndihmuar një veprimtari të tillë botuese në gjuhën shqipe? Mbase arsyet kryesore të këtij bashkëpunimi qëndronin në faktin se të gjitha etnitë në Ballkan jetonin nën zgjedhën osmane dhe, rrjedhimisht, ende nuk kishte shfaqje të prirjeve nacionaliste, fenomene këto të cilat më vonë do t'i helmojnë raportet ndërballkanike. Në këtë kontekst bëhej e domosdoshme vënia në veprim e frymës së bashkëpunimit ndërmjet ballkanasve, duke pranuar më lehtë çfarëdo ndihme nga jashtë. Dëshmi e një fryme të tillë bashkëpunimi ishte edhe biseda e Pinkerton-it me Patriarkun ortodoks në Konstantinopol, të cilit i tregon edhe marrëveshjen e nënshkruar me Vangjel Meksin. Me këtë rast Pinkerton-it, nga kisha ortodokse, i premtohet se do ta ketë ndihmën e nevojshme për përkthimet fetare në gjuhën shqipe.

Arsyeja e dytë qëndron në faktin se, që atëherë, në mungesë të ndjenjës së fortë kombëtare, ishte përkatësia fetare ajo që i ndante nënshtetasit e Perandorisë Osmane. Pra, ekzistonte ndarja në myslimanë dhe në të krishterë. Veç kësaj, ekzistonte fenomeni i konvertimit në masë të madhe i të krishterëve në myslimanë, sidomos i shqiptarëve të konfesionit të krishterë ortodoks, të pasuar nga bullgarët, serbët dhe grekët, dukuri kjo e filluar, me gjasë, edhe më herët. Një shkak tjetër për ndryshimin e religjionit, përveç presionit të organizuar osman, ishte edhe mungesa e madhe e klerit dhe e teksteve fetare në gjuhën amtare. Sigurisht që këto mungesa e bënin shumë të vështirë organizimin e mbijetesës së të krishterëve. Këto ishin arsyet e bashkëpunimit fillestar të Patrikanës me Shoqërinë Biblike.

Arsyeja e tretë e bashkëpunimit religjioz, pa asnjë dyshim kishte të bënte me faktin se, në gjirin e komunitetit ortodoks të ritit greko-bizantin ende dominonte pikëpamja "universaliste", e cila si më të rëndësishme e konsideronte

vetëm përkatësinë religjioze të besimtarëve. Pra idetë e reja nacionaliste, të brumosura me vlerat e qytetërimit perëndimor, rrënjët ende nuk i kishin lëshuar thellë. Po kështu, edhe përkthimet fetare në gjuhët e popujve që jetonin në kuadrin e Perandorisë Osmane ishin në fazën embrionale. Dhe kur "Fjala e Zotit", e lexuar dhe e predikuar në gjuhët popullore, kombinohej me idetë e reja përparimtare dhe dinamike të kombeve të zgjuara evropiane, rezultonte me inspirimin e elitës së re dhe nacionaliste ballkanike, për t'iu përveshur punës më me vrull dhe më me vullnet.

Sido që të jetë, ky ishte një fillim i mbarë edhe për shqiptarët, të cilët, si edhe popujt e tjerë, në gjuhën e tyre, u pajisën me shkrime të shenjta. Botimi i Ungjillit sipas Shën Mateut, në vitin 1824, është ndër botimet e para të bëra për popujt ballkanikë nga shoqëritë ungjillore. Pa asnjë dyshim, ky botim konfirmon rëndësinë që kishte elementi shqiptar, jo vetëm për Perandorinë Osmane, por edhe për faktorin evropian.

Ndërsa, lidhur me autorësinë e përkthyesit të Besëlidhjes së re në gjuhën shqipe, dëshmia më e mirë është letra e sekretarit të Shoqërisë Biblike Joniane, Isaac Lowndes. Në këtë letër ai shkruante se, në cilësinë e redaktorit të përkthimit të lartpërmendur, kishte angazhuar Grigor Gjirokastritin, peshkopin e Eubesë, me përkatësi kombëtare shqiptare. Pasi kishte përfunduar përmirësimet e nevojshme, Shoqëria Biblike Joniane, me sugjerim të Grigor Gjirokastritit, vendosi që botimi të bëhej në dy shtylla paralele, në gjuhën shqipe dhe në gjuhën moderne greke. Popullata shqiptare, gjuhën moderne greke e kuptonte më lehtë se gjuhën e vjetër greke. Po ashtu, H. D. Leeves, përfaqësuesi i Shoqërisë Ungjillore për Perandorinë Osmane, planifikonte përkthimin e plotë të Besëlidhjes, pra edhe të Besëlidhjes së

vjetër, duke shfaqur me këtë rast shpresën se korrigjimi dhe plotësimet e nevojshme do të bëheshin përsëri nga peshkopi Grigor Gjirokastriti.

Raportet e shumta të “Shoqërisë Biblike Britanike” na japin një pasqyrë jo vetëm të gjendjes shpirtërore të shqiptarëve, por edhe një pasqyrë të strukturës së tyre religjioze, të marrëdhënieve sociale, të nivelit arsimor, si dhe të rrethanave politike. Në to përshkruhet pozita e mjeruar e shqiptarëve të besimit të krishterë, sidomos të atyre që i takonin ritit perëndimor, të cilëve u mungonin jo vetëm objektet fetare, por edhe kuadri kishtar. Kur kësaj i shtojmë edhe fanatizmin dhe dogmatizmin e Papatit, si dhe varfërinë dhe presionin fiskal të Perandorisë Osmane, bëhet më se i qartë procesi i islamizimit të shqiptarëve katolikë. Por, në ndërkohë, është për t’u admiruar toleranca ndërfetare që ekzistonte në këtë perandori, e në veçanti në mesin e shqiptarëve, siç ishte rasti me kishën në qytetin e Durrësit, e cila u shërbente të dy grupeve të besimtarëve të krishterë. Pas një analize më themeltare, natyrshëm arrijmë në përfundim se në historinë e njerëzimit, sa herë ka mbretëruar rendi dhe siguria publike, jo vetëm ka pasur rritje të mirëqenies ekonomike, përparim në të gjitha fushat e mundshme të krijimtarisë njerëzore, por edhe se kozmopolitizmi është bërë i pranueshëm nga një rreth shumë i gjerë.

Disponimi qytetërues mbretëronte në të gjitha zonat urbane shqiptare, duke u bërë me rëndësi jo përkatësia etnike e religjioze, por besimi në vlerat e njëjta si dhe përpjekja për pozitë sa më të mirë sociale. Shekujt XVIII dhe XIX përveç për procesin e islamizimit[621] dhe të faktorizimit në

[621] Procesi i islamizimit mori përpjesime të mëdha sidomos gjatë shekullit XVIII,dhe disa nga shkaqet qenë ekonomike,pra dëshira për t’u liruar nga pagimi i taksave me të cilat ngarkoheshin të

kulm të shqiptarëve, ishte karakteristik edhe për penetrimin e ideve të reja, të veshura gjithmonë me petkun religjioz. Të tilla ishin rendet mistike, si: helvetizmi, rufaizmi, bektashizmi e shumë tarikate të tjera islame. Kjo dukuri nuk ka se si të mos na asociojë me rrugëtimin pothuaj të njëjtë të shoqërive të krishtera të kontinentit të vjetër, të cilat qëllim kryesor kishin ngadhënjimin e ideve protestante, sidomos në vendet e Evropës Veriore. Nëse do të shtroja pyetjen: Pse u pranuan këto vlera nga elitat respektive të këtyre shoqërive, domosdo do të dilja nga kornizat e këtij studimi.

Fatkeqësia më e madhe e Perandorisë Osmane ishte uniformiteti i saj. Mungesa e konflikteve të thella sociale me karakteristika të thellimit të antagonizmave ideor, do ta shtynte këtë fuqi globale ushtarake e ekonomike kah konfliktet e brendshme, të cilat mbase do ta sillnin atë edhe më shpejt në prag të shpërbërjes së saj, që do të krijonte parakushte për daljen në skenë të elitave të reja, përkrah elitave të popujve të tjerë të lirë, me plot vullnet për ballafaqime me

krishterët.Mirëpo ,po kështu, këtij procesi i kontribuan edhe mungesa e kuadrit klerikal ,mangësia e edukimit të atyre që ishin,si dhe mundësitë më të mira të punësimit në aparatin civilo-ushtarak të Perandorisë Osmane.Disa nga dëshmitë janë edhe kalimi i disa fshatrave të Beratit,të Muzeqesë,Labërisë në islam në gjysmën e dytë të shekullit XVIII.Për të parandaluar këtë proces të islamizimit të popullsisë ortodokse,pra jo vetëm asaj shqiptare,Patriarkana e Stambollit dërgoi në vitin 1759 murgun nga Mali i Shenjtë **Kozma Etoliani,**i cili nxiste jo vetëm ruajtjen e religjionit të krishterë ortodoksë,por edhe nxiste përdorimin e gjuhës greke si në liturgji ashtu edhe në jetën e përditshme,tek banorët e tjerë jo grekë siç ishin vllehët,bullgarët, shqiptarët.Kjo veprimtari e tij e cila zgjati deri më 1779 u shërbeu qëllimeve paheleniste dhe panortodokse të Patriarkanës së Stambollit.Shih:Koli Xoxi, Shkolla Ortodokse në Shqipëri Rilindësit tanë,Tiranë 2002,71.

sfidat që po i sillte shekulli XIX. Një rrugëtim i tillë, sigurisht do të kishte një përfundim krejt tjetër.

Zhvillimi i një varg luftash me përfundim jo të mirë për Portën e Lartë, e kishte sjellë në pozitë të palakueshme jo vetëm bazën e saj financiare, por edhe strukturën e saj ushtarake e administrative. Ky zhvillim jo i volitshëm i ngjarjeve prodhoi ndryshimin e sistemit timariot, nga “feudalizmi ushtarak shtetëror” në shndërrimin e atyre pronave në prona private. Njësoj ndodhi edhe me postet administrative, të cilat filluan jo vetëm të blihen, por edhe të trashëgohen. E gjithë kjo edhe më shumë e dobësoi fuqinë motorike të saj, me çka provincat tash e tutje nisën të bëhen bartëse të vërteta të pushtetit. Kështu filloi periudha historike, në të cilën shqiptarët, përveç në vendin e tyre, në nivelin lokal, me elitën osmane bashkëqeverisnin edhe në nivelin qendror.

Pashallëku i Shkodrës dhe ai i Janinës ishin dy nga gjysmështetet më të forta brenda Perandorisë Osmane, të cilat kishin marrëdhënie tregtare, politike e diplomatike me Rusinë cariste, me Republikën Franceze, me Britaninë e Madhe, me Perandorinë Austriake etj.

Shqiptarët ndonëse ishin faktor i fuqishëm në Ballkan, ata, përsëri, në procesin e ri të rregullimit të Perandorisë Osmane, që po shkonte në rënie, do të pësonin. Ç’është e vërteta, Evropa, pas shumë shekujve dhe luftërave të brendshme, e kishte marrë veten, duke u shndërruar në një shoqëri dinamike, me një ekonomi në ekspansion. Shumë vende të Evropës, natyrshëm u bënë pikë referimi për shumë kombe të tjera të robëruara, idealet e të cilave u bënë principe të lirisë, të drejtësisë e të përparimit shoqëror, pa marrë parasysh prejardhjen klasore. Nuk është për t’u habitur pse, pothuaj pa përjashtim, elita e re nacionaliste ballkanike ishte e brumosur me idetë e revolucionit borgjez francez, si dhe

ishte e frymëzuar nga përkthimet biblike të shoqërive protestante.

Në fillim të shekullit XIX elementit shqiptar i dhanë rëndësi që të tri forcat rivale: Rusia, Franca dhe Britania e Madhe. Rusia ishte ajo që nga korpusi ortodoks shqiptar, më saktësisht nga suliotët, krijoi një formacion ushtarak, pjesëtarë të të cilit, më vonë, në kryengritjen greke të vitit 1821, u bënë një nga faktorët më meritorë në ngadhënjimin e vlerave liridashëse. Ndërkaq, prezenca franceze në Detin Adriatik dhe Jon u bë frymëzim për shtresën e re intelektuale ballkanike, e cila idealin kombëtar do ta shndërrojë në parim të saj themelor.

Por, faktori që do ta ndryshonte përgjithmonë mentalitetin e njeriut në provincat osmane të Ballkanit, pa dyshim ishte përfshirja e Britanisë së Madhe në të ashtuquajturën ”Çështja Lindore”. Për ndryshim nga fuqitë e tjera të kohës, Londra zyrtare nuk ishte e interesuar për rrënimin e Perandorisë Osmane. Përkundrazi, ajo shpresonte në rilindjen dhe forcimin e saj, por jo në kurriz të padrejtësisë dhe arbitraritetit lindor. Nisur nga këto parime, Britania e Madhe ishte nxitëse e reformave të reja, thelbi i të cilave ishte eliminimi i pushtetit të përqendruar në duart e pushtetarëve të provincave, pastaj reforma gjyqësore, me të cilën të gjithë shtetasit e Perandorisë do të ishin të barabartë para ligjit. Në këtë kontekst nuk duhet nënvlerësuar kontributin e shoqërive ungjillore, të cilat me veprimtarinë e tyre misionare arritën dy qëllime parësore. Qëllimi i parë ishte vendosja e themeleve të arsimimit me baza kombëtare në Perandorinë Osmane, që në aspektin afatgjatë do të luante një rol primar në edukimin e brezit të ri ballkanas. Ndërsa, qëllimi i dytë i realizuar ishte ndihma nëpërmjet përkthimeve religjioze në

ngritjen e cilësisë së jetës shpirtërore të shtetasve të Perandorisë Osmane.

Dy përkthimet më të hershme në gjuhët e popujve të Ballkanit, ishin ato në gjuhët greke dhe shqipe, të botuara më 1827, shumë më herët se botimi i po të njëjtave vepra në gjuhët e folura serbe e bullgare. Këto botime edhe njëherë konfirmojnë peshën e elementit shqiptar, sidomos në gjysmën e parë të shekullit XIX, por dhe rënien e ndikimit të këtij elementi politik në gjysmën e dytë të shekullit XIX. Është e natyrshme që në këtë mes kishte ndikim, madje shumë, përkatësia fetare islame. Krerët e këtij besimi në mesin e shqiptarëve vazhdonin të rrinin me sy të mbyllur para problemeve sociale, edukative dhe ekzistenciale të njeriut të zakonshëm. Thjesht, islami, sikur edhe krishterimi mesjetar, vepronte i ndarë nga realiteti jetësor, i pafuqishëm për të ndryshuar në hap me kohën dhe jo energjik për të kërkuar zgjidhje për problemet shoqërore. Në këtë mes bën përjashtim tarikati bektashian, i cili duke qenë i përndjekur nga autoritetet qeveritare, domosdo u kthye nga populli, në këtë rast në krah të interesave kombëtare shqiptare. Duke bashkëjetuar me hallet e tij, ky sekt u bë zëdhënësi dhe luftëtari i orëve të para të lirisë.

Procesi i islamizimit në viset jugore të banuara me shumicë shqiptare përfundonte me kalimin e popullsisë së besimit ortodoks të ritit greko-bizantin në sektin bektashian. Ky kalim, që kishte marrë përmasa të mëdha vazhdoi, madje me hapa të shpejtë edhe në gjysmën e dytë të shekullit XIX. Përkthimet e librave fetarë në gjuhën shqipe, deri në luftën e Krimesë (1853-1856), janë bërë në dialektin jugor, me shenja të adoptuara të alfabetit grek dhe, në përgjithësi, u janë dedikuar shqiptarëve që i takonin besimit ortodoks, e në

veçanti arvanitasve, banorëve të shumë ishujve të detit Egje dhe të pjesës kontinentale të Mbretërisë Greke.

Nga gjysma e dytë e shekullit XIX, më saktësisht, më 1858, kemi edhe një ribotim të Besëlidhjes së re, të shtypur në Athinë dhe të redaktuar nga Anastas Kullurioti. Nga vitet e gjashtëdhjeta të shekullit XIX, në skenën e kulturës shqiptare do të dalë përkthyesi dhe intelektuali Kostantin Kristoforidhi. Meritë të madhe për angazhimin e tij pati edhe studiuesi i njohur austriak, Hani, i cili, më herët e kishte angazhuar me përkthime dhe punë të tjera kulturore. Hanin e kishin konsultuar misionet ungjillore amerikane. Kristoforidhi u angazhua nga "Shoqëria Biblike Britanike", për të bërë një përkthim të ri në shqip të Besëlidhjes së re, por në të dy dialektet e saj, në toskërishte dhe në gegërishte. Fillon kështu një periudhë më intensive e përpjekjeve, jo vetëm për të shkruar gjuhën shqipe, por edhe e  organizimit të intelektualëve të tri besimeve fetare shqiptare për finalizimin e një alfabeti të përbashkët. Meritë të madhe për popullarizimin e alfabetit me shkronja latine, kanë sa "Shoqëria Ungjillore Britanike" edhe bektashinjtë, të cilët, me përkthimet në shqip të shkrimeve të shenjta, nxitën dashurinë e bashkëbesimtarëve të tyre për gjuhën shqipe dhe për kombin shqiptar.

Gjatë të viteve të Lidhjes Shqiptare të Prizrenit (1878-1881), në kryeqendrën e Perandorisë Osmane u mblodhën intelektualët shqiptarë për të gjetur zgjidhje për alfabetin që do ta përdornin. Aty kishin vendosur që të përdorej një alfabet i përzier me shkronja latine dhe greke. Edhe pse një kombinim jo i qëlluar, përsëri ky vendim shënonte sukses për kulturën shqiptare, nëse kihet parasysh konteksti i përgjithshëm politik, shoqëror e kulturor i asaj kohe. Ndërsa "Shoqëria Biblike Britanike" me ndërmjetësimin e Aleksandër Thomsonit, me kërkesën e palës shqiptare, më 1882

botoi Gramatikën e gjuhës shqipe, të përpiluar nga Konstantin Kristoforidhi. Botimi i kësaj gramatike ishte një shembull se si përmbushet misioni kulturor i një organizate për t'i ndihmuar arsimimit dhe edukimit në frymën kombëtare popujt që ishin të robëruar nga Perandoria Osmane. Botime i kësaj gramatike dëshmon sinqeritetin e misioneve të shoqërive biblike që vepronin në vendet e Ballkanit, si dhe besimin që ato kishin në qëllimin e lartë "hyjnor", transformimin e brendshëm të njeriut, si hap i parë e i domosdoshëm për ndryshimin dhe përmirësimin e cilësisë së jetës së një grupi më të madh social e, pse jo edhe të një kombi të tërë. Ata nuk besonin kot në thënien se kur mbjell farë cilësore, padyshim ajo do të japë fryt të shëndoshë.

Ndërkaq, jetësimi i ideve protestante që kishin të bënin me besimin e tyre në rolin qendror të edukimit, mundi të fillojë vetëm pas ardhjes dhe vendosjes së misionarëve amerikanë në qytetin e Manastirit dhe me inkuadrimin e familjes Qiriazi në misionin e shenjtë të ungjillëzimit dhe arsimimit të popullit shqiptar. Ky fillim i mbarë për shqiptarët ndodhi më 1873, kur në Manastir u vendosën tre misionarët e parë protestantë amerikanë: Xh. Berd, Xh. Marsh dhe Xh. Hauz. Manastiri dhe Selaniku ishin bërë qendra të American Board of Commission për provincën e Maqedonisë. Në vitin 1876, në trevat shqiptare, u hap kisha e parë ungjillore. Një nga besimtarët e saj të parë ishte Gjerasim Qiriazi, të cilin, falë aftësive të tij, Kisha Ungjillore, më 1878, e dërgoi për studime në kolegjin teologjik Amerikan në Samokovë të Bullgarisë. Pas përfundimit të studimeve më 1882, ai u bë predikues i një kishe protestante bullgare në Shkup. Ndërkohë përfaqësuesi i Shoqërisë Biblike në Stamboll Aleksandër Thomson-i, më 18 janar 1883, i dërgon një letër Gjerasim Qiriazit, nëpërmjet së cilës nga ai kërkon që të bëhet

ungjilltari i shqiptarëve, me çka praktikisht edhe nis veprimtaria e tij fetare dhe atdhetare.

Ndërkohë, Perandoria Osmane, pas përfundimit të Krizës Lindore, më 1881, nuk kishte më nevojë për mbështetjen shqiptare. Rrjedhimisht, ajo edhe nisi ta radikalizojë qëndrimin ndaj Lëvizjes Kombëtare Shqiptare, deri në atë masë sa, më 1883, të marrë vendim për ndalimin e qarkullimit të librave në gjuhën shqipe. Në kushte të tilla, drita e vetme në atë errësirë ishte qarkullimi i Ungjillit të përkthyer në shqip dhe shkolla shqipe e djemve e hapur në Korçë më 1887, në emër të Pandeli Sotirit, që atëherë ishte jo vetëm anëtar i Shoqërisë së Stambollit, por edhe bashkëpunëtor i Shoqërisë Biblike. Aleksandër Thomson-i vazhdonte të kishte një simpati të veçantë për shqiptarët, të cilët po kalonin momentet të vështira ekzistenciale. Shqiptarët, në njërën anë ishin braktisur nga qeveria e Stambollit, e cila kishte i ndaluar edhe të gjitha botimet e reja të shoqërisë ungjillore në gjuhën shqipe, kurse në anën tjetër, nga fqinjët e tyre mohoheshin.

Ndërkaq, në letrën tjetër dërguar qendrës në Londër, më 18 mars 1884, Thomsoni lajmëronte se, më në fund, kishin marrë leje nga autoritetet qeveritare osmane, për botimin e Besëlidhjes së vjetër në gjuhën shqipe, me çka do ta rigjallëronte qarkullimin Biblik në gjuhën shqipe. Kuptohet, kjo veprimtari, pastaj, patjetër do të nxiste një aktivitet më të theksuar edhe në fushën e gjuhësisë, të arsimit dhe të edukimit kombëtar shqiptar. Po në këtë relacion, Thomson-i informonte se, në mars të vitit 1884, kishte pasur një bisedë të gjatë me një zotëri shqiptar, i cili ishte anëtar i Këshillit të Arsimit të qeverisë osmane dhe i cili kishte kontribuar në dhënien e lejes për botimet Biblike në gjuhën shqipe. Ai, vazhdonte Thomson-i njoftimin e tij, edhe pse i pëlqente

përkthimet e bëra në gjuhën shqipe në të dy dialektet, parapëlqente një alfabet tjetër. Edhe pse nuk thuhet emri i këtij shqiptari, lehtë nënkuptohet se bëhet fjalë për Naim Frashërin, i cili në atë kohë ishte duke punuar në Ministrinë e Arsimit në Stamboll.

Për veprimtarinë kulturore dhe njerëzore të Aleksandër Thomson-it, çdoherë në dobi të kombësisë shqiptare, në shtator të vitit 1888, raportuan edhe qarqet diplomatike greke në Stamboll, duke e cilësuar përfaqësuesin e Shoqërisë Biblike Britanike si personin kyç në organizimin e tubimeve në përkrahje të kërkesave kulturore dhe politike të shqiptarëve. Në raport viheshin në pah edhe aftësitë e tij oratorike. Ndërkaq, për ndikimet që kishin këto botime fetare, jo vetëm në komunitetin përkatës religjioz, por edhe te bashkëkombësit e besimeve të tjera, dëshmojnë edhe kujtimet e Visar Dodanit. Ai rikujtonte se frymëzimet atdhedashëse, pos tjerash, i kishte marrë edhe nga poeti shqiptar bektashian, Hasan Zyko Kamberi, vjershat e të cilit ishin ruajtur dhe shpërndarë nga Baba Shehu i Korçës.

Ndoshta, pjesërisht, edhe si pasojë e veprimtarive propagandistike-religjioze në gjuhën shqipe të shoqërive ungjillore dhe bektashinjve, me aktivitete përkthyese, filluan të merren si kisha katolike ashtu edhe islami ortodoks. Rrjedhimisht, me leje të Ministrisë Osmane të Arsimit, më 1884, botohet mevludi ”Bedi –Yl-Mukatar” i përkthyer shqip nga Hafëz Ali Ulqini, sepse, siç thotë edhe vetë autori, ”shumë Shqiptarë jan’ n’ërrësinë se nuk marrin vesh tyrkçen e arapen.”

Nga takimet që pati me Naim Frashërin, Gjerasim Qiriazi erdhi në përfundim se për ta siguruar ekzistencën e popullit shqiptar, duhet të botohen tekste shkollore në gjuhën amtare. Kështu, në vitin 1889, ai përgatiti dhe

përshtati si tekste shkollore pesë librat e parë të Biblës. Alfabeti me të cilin u botuan këto vepra ishte ai i Stambollit, i cili ishte rezultat i marrëveshjes së Shoqërisë Biblike me Naim Frashërin. Vlen të theksohet se edhe zyrtarët osmanë, ca nga ata edhe shqiptarë, ishin ithtarë të arsimit në gjuhën shqipe. Por duhet theksuar se edhe vetë shqiptarët, të shtyrë nga ndasitë fetare e krahinore, shumë herë vepronin në kundërshtim me interesat afatgjata të popullit shqiptar, bile dhe atëherë kur bëhej një hap drejt unitetit kulturor të tyre. Me rastin e botimit të teksteve fetare në gjuhën shqipe me alfabet të Stambollit, H. Silberbusch, përfaqësuesit të Shoqërisë Biblike Britanike për të Huajt, më 5 mars 1889, nga Bukureshti i dërgohet një peticion i nënshkruar nga Kryetari dhe Sekretari i një shoqërie kulturore shqiptare, por nuk theksohet se për cilën shoqëri bëhet fjalë. Nëpërmjet këtij peticioni kërkohej që shkrimet e shenjta të mos botoheshin me alfabet latin, pra me alfabetin e Stambollit, por me shkronja të alfabetit të vjetër shqiptar,[622] që me fjalë të tjera do të thoshte me shenja greke, ashtu siç kishte vepruar Vangjel Meksi në përkthimet e tij të para. Pra, me veprime të tilla edhe te të huajt krijohej një përshtypje jo e mirë për aftësitë e shqiptarëve për t'i tejkaluar me sukses ndasitë kulturore, religjioze e krahinore. Lidhur me këtë dukuri të shëmtuar do të shkruante edhe Gjerasim Qiriazi, i cili në letrën dërguar Nuçi Naçit, ankohej për veprimtarinë e dëmshme të Jani Vretos, i cili fliste kundër Gjerasimit si protestant që "na prishin fenë",[623] por njëkohësisht edhe kundër shkollës shqipe të vajzave. Kjo letër na e shton dyshimin se Vretoja, që ishte edhe ithtar i përdorimit të alfabetit të mbështetur në shenjat greke, mund të jetë personi

[622] CUL,BSC,BSAX/1/4,Foreign Correspodence 327.
[623] AQSH,F.30,D.39,fl.21.

që, më 1889, në Bukuresht, nga Shoqëria Biblike Britanike kërkonte pezullimin e botimeve shqip me alfabet të Stambollit.

Me përpjekjet e tij dhe të Aleksandër Thomsonit, përfaqësuesit të Shoqërisë Biblike në Stamboll, si dhe në marrëveshje me Pleqësinë Kombëtare të Mësonjëtores Shqipe në Korçë, në vitin 1891 hapet Shkolla e Vajzave, e cila shumë shpejt do të bëhej e pranueshme edhe për shqiptarët myslimanë, të cilët jetonin në qytet. Gjerasim Qiriazi kishte arritur të siguronte një ferman nga Sulltani për hapjen e një shkolle angleze ku, përveç gjuhës angleze do të mësohej edhe gjuha shqipe. Hapja e këtyre shkollave, theksonte Nuçi Naçi, do të kontribuonte për edukimin e vashave shqiptare në frymë atdhetare. Ato, kur të bëheshin nëna do ta edukonin brezin e ri me dashurinë për kombin shqiptar. Ky institucion arsimor përfshinte një kopsht të fëmijëve dhe mësimin e ulët katër vjeçar. Mësuese në këtë vatër arsimi ishin: Sevasti Qiriazi, Fanka E. Efthimi, Polikseni Dhespoti dhe Thanas Sina. Duhet theksuar se të gjithë mësimdhënësit jo vetëm e simpatizonin lëvizjen ungjillore, por edhe i takonin asaj. Këtë e theksojmë, jo për të minimizuar kontributin e riteve të tjera fetare, por për të vënë në pah rëndësinë e kësaj rryme religjioze në përhapjen e arsimit shqip në një periudhë të rëndë historike për shqiptarët. Kjo shkollë financohej si nga Shoqëria Biblike Angleze ashtu dhe nga patriotët shqiptarë, një nga të cilët ishte edhe Jovan Kosturi nga qyteti i Korçës. Ky institucion arsimor kishte edhe bibliotekën me një fond prej 200 librash dhe një muze të vogël, që shërbente edhe si kabinet për lëndën e natyrës.

Për shkak të mungesës së teksteve mësimore në gjuhën shqipe, për mësimin e gjuhës shqipe, në fillim shërbeu përkthimi shqip i Dhiatës së re. Po ashtu, Sevasti Qiriazi

mbajti edhe tubime me gra të qytetit, të cilave u lexonte Biblën në gjuhën shqipe. Se sa ishte i vështirë ky një mision, tregojnë tentimet për ta vrarë Gjerasim Qiriazin. Ai ishte bërë halë në sy për kishën ortodokse, e cila veprimtarinë e tij e shihte si pengesë drejt helenizimit të shqiptarëve ortodoksë. Të njëjtin qëndrim e kishin edhe autoritet osmane, të cilat kishin frikën se mos po ringjallej ndjenja kombëtare edhe te shqiptarët myslimanë.

Kështu, këto dy subjekte të fuqishme fetare, kisha ortodokse greke dhe autoritetet fetare osmane, u bënë bashkë kundër një shkolle shqipe, e cila falë Shoqërisë Biblike dhe shteteve si Britania e Madhe dhe SHBA-të, mbijetoi nga trysnitë e shumta të kohës. Vështirësitë që dilnin para arsimit shqiptar dhe veprimtarëve të saj, i paraqet edhe vetë Gjerasim Qiriazi në letrën dërguar Nikolla Naços, më 14. 02. 1892. Në këtë letër Gjerasim Qiriazi njofton për kërcënimet me jetë që i bëhen dhe për shpifjet e klerit ortodoks kundër tij dhe shkollës shqipe. Gjithashtu, ai bën të ditur për kërkesat në rritje edhe të fshatrave për mësonjëtore shqipe. Ai e informon Nikolla Naçon për përpjekjet për të hapur edhe konviktin pranë shkollës së vajzave në Korçë

Karakteri kombëtar i shkollës shprehej edhe me përkatësinë e ndryshme fetare të nxënësve. Në konviktin e kësaj shkolle, në vitin 1899, ishte edhe vajza e një dervishi nga Elbasani.

Përkundër krizës financiare që e kishte përfshirë Perandoria Osmane, e që ishte rezultat i rënies së eksporteve të lëndëve të para dhe prodhimeve bujqësore, përsëri rilindësit shqiptarë gjenin burime materiale për t'i mbajtur gjallë këto dy vatra arsimore, ku do të përgatitej elita e re, e cila më vonë do të behej bartëse e ndryshimeve të mëdha në të gjitha fushat e shoqërisë shqiptare.

Nga i gjithë materiali arkivor i studiuar mund të përfundojmë se protestantizmi, si doktrinë religjioze, nuk pati shtrirje të gjerë në mjedisin ballkanik, pra as në atë shqiptar. Përkundër kësaj gjendjeje, misionet protestante, me planifikim dhe organizim të shkëlqyer, arritën t'i realizojnë dy qëllimet e synuara: arsimimin dhe edukimin masovik. Këtë e arritën përmes përkthimit të Biblës në gjuhët e folura popullore. Për ndryshim prej tyre, Bektashizmi pati lulëzim të plotë në mjedisin shqiptar, sidomos në gjysmën e dytë të shekullit XIX, sepse arriti të identifikohet plotësisht me idetë kombëtare shqiptare, si dhe me pranimin e menjëhershëm të alfabetit me shenja latine, që ishte një veprim simbolik, i cili tregonte orientimin drejt vlerave evropiane.

## SUMMARY

The reformatory movements which emerged within the European Christian society in early medieval centuries had reached the critical point in 1054, through the doctrinal and administrative division of Christianity: the Catholic Church with its headquarter in Rome, and the Orthodox Church with its headquarter in Constantinople. Another point to be highlighted, without doubt, was the conquest of the Byzantine Empire by the Ottomans, which placed the Orthodox Patriarchy under the protection of the Sultan, whereas at the same time the conquest was followed by immigration of intellectual and artiste class to unoccupied part of the Old Continent. Certainly, this was a stroke for the Byzantine culture, which up to that time represented the European cultural pride, but on the other hand, regardless this misfortune, an intellectual and spiritual revival emerged, first in the Apennine peninsula, to be spread out later in entire Western Europe. Italian artists like Michelangelo, Dante Alighieri, and many others, gave a boost to the efforts to adapt the spiritual needs of the European Renaissance man.

Not much later, after a depressing travel to Rome, which was sunk in corruption and amorality, Martin Luther would publish his 99 famous theses. This was a crucial step

that would trigger a wave of religiously motivated war, which at the end brought a maturity, a new and a dynamic ideology to European continent. The new spirit and religious freedom was in full compliance to new needs of newly created civic and tradesmen class, which was opposing the moral restrictions of Catholic Church. This dynamism was evident even in the case of Catholic colonial powers like: Spanish Kingdom, Portugal Kingdom, and France Kingdom, but only until their conquests and enrichments from robberies and organizing of servitude slavery work. This kind of social morality that didn't tolerate any deviation from formal church rules, was strangling the freedom of human action, making him a formal believer on one side, and a passive creature unwilling for creative and honest work on the other side.

Meanwhile, the Protestant movement was transformed into a power motor; this movement, through its tolerance, preaching in native languages and cultivating ethnic values, induced a new wave of economic, social and cultural development. This dynamism of Protestant societies was evident since the seventeenth century, when England and Netherland, both reformist states, were already a sample of progress and rising prosperity for their citizens. Maybe, just this spiritual apathy, so characteristic for Catholic countries, as well as the extreme poverty, would encourage a rebellion amongst French people; thus it will become a symbol to be followed by many countries and people in the world. However, it should be pointed out that rebellions were excluded in Protestant countries, because since a long time ago they made radical reforms in the sense of the way of believe and education.

By the other words, they had revolutionized the inner spiritual life of their citizens; therefore, they were now transformed into a dynamic and prosperous society. Meanwhile, the conservative and intolerant societies of Catholic sphere were left behind in many areas, so as a result they were involved in civic revolutions, which basically only had adapted the Protestant religious culture, and transforming Protestant values into civic values. In such conditions, the European civic elite, particularly the society of Catholic faith, made a clear line between state mechanisms, daily life, and religion. This example, although derived from the principles of United States independence proclamation, became a point of orientation, especially for other countries of European Christianity, and later also for Buddhist, Hindu, Confucian, and Muslim societies.

These values gradually began to take its final form in: human rights, law and gender equality, freedom of believe, free enterprise, and freedom of speech, becoming in this way a universal value under the principles of Abraham Lincoln, who cited: “Better 100 criminals free than a righteous man wrongly convicted.” So, in my opinion, it was perceived that a free society should be established in proportion to the enlightened minority and conditions for an uninterrupted activity should be provided to this society, so that by having a free life and work and being protected from possible abuses from the government, such a society will develop, as a result the number of citizens having a good material life will increase which is associated with a higher moral and educational quality. And those principles were a focal point on creation of evangelical societies in Great Britain and United States. Understanding the importance of education and religious education of large masses in their

native languages, those societies started their colossal work on translation and enormous distribution of translated Bibles, which not only contributed to development of literary languages, but also in saving of many world languages from extinction, among whose the Albanian language might have been as well.

In the early nineteenth century the basic guiding principles of European countries were not religious principles anymore, but civic and national ones, because the spotlight was man and his close circle. Consequently, the destruction of spiritual universalism of Western Christianity and creation of civic and national values resulted in revival and strengthening of national sentiment, but unfortunately this was followed by extreme nationalism and chauvinism. In this way a period of a new social spirit started up, which inspired the intellectual, artistic, and spiritual creativity as well as the useful and honest work of the man. Consequently, in all those countries the scientific progress resulted with the Industrial Revolution, which was followed with a high economic development. The final result of all this was producing of material goods in lower prices, which began to prevail on global markets and which was followed by destruction of old feudal manner of production.

Certainly, as always in such cases, came to the aggravation of ideological antagonisms which were followed by social conflicts. So, by other words the European societies started to dive into internal conflicts, shaking all social classes which were under the lethargy, making them conscious and aware that without an active engagement no any qualitative change in their life may occur. All this was followed with shedding of blood and personal tragedy, but this was the necessary route for stagnant nations, a route

towards their maturity. Consequently, the late eighteenth century and throughout nineteenth century, without doubt, was a period of radical transformations of political and ideological concepts of ruling elites, and such changes in long-term perspective were associated with material wellbeing, social harmony, and increase of spiritual and intellectual quality of their citizens.

The revolutionary France, which Protestant religious principles had reformulated into civic values, became a devoted promoter of those values, defeating by force all old social structures in any country where the military foot of Republic France trampled. But, although those values in essence were almost equivalent to those of Protestant countries, again a bitter conflict between Great Britain and France occurred. All this may be explained not only by the enforcement of nationalism and traditional antagonisms between those two old countries, efforts for political and economic hegemony in Europe, but also with harshening of conflict in the field of ideology. Right at the peak of their harsh conflict, the British Bible Society was established in London in 1804; the ultimate goal of this society was to translate and distribute the Bible in native languages. Initiators and its founders were fully aware that no any change in human life may come from up and in an imposed form, without its initial internal enlightenment as well as on its moral and intellectual awakening. The first step in this direction was publication of the Bible in Welsh and Scotland, of a Celtic version, one of the oldest languages in Europe. The activists of the British Bible Society believed on the rise of awareness of lower social class, on the alleviation of social conflicts, as well as on the establishment of a spiritual bridge between people, regardless of their race,

nationality, language, and social affiliation. In this way they put the human being on the spotlight, trying to make him a well-meaning creature as a best way to create initially a healthy society and a world as the God wanted.

After the final defeat of France in 1815, two opposite processes were going on in the old continent. On one side there were conservative states like Tsarist Russia and the Austrian Empire, who strived to return the wheel of history back, restoring not only the old ruling class in power, but even the tendency to restore the old ideological concepts and traditions ruined by time. Whereas, on the other hand was traditional England, at the same time very modern England, which everywhere encouraged education, culture and promoted the values of free market.

The Great Britain was very active and had two possessions in the Mediterranean, that of Malta and the Seven Ionian Isles. This closeness to the Ottoman possessions in the Balkans would be proved as very useful to all peoples of this region, particularly to Albanians. In fact, it was the Slovenian Renaissance man, Jernej Kopitar, who by the intermediation of Baron Silvestre de Sacy would ask the British Bible Society to translate the Holy Scriptures into Albanian, Bulgarian, Serbian, and Rumanian languages. That time period, Paris was a strong evangelical centre, a site where the missionary activity for third countries was coordinated. In regards to this issue on 10 September 1815 the Baron Silvestre de Sacy wrote a letter to the Secretary of the British Bible Society, Ch. F. A. Steinkoph, requiring taking into consideration the proposal of Jarnej Kopitar. In this letters, amongst others, Kopitar wrote to Baron de Sacy: "…as soon as I was familiar with the activity of the Bible Society, I wanted to have a support from this society in

order to translate the Bible into local languages of South Austria as: in Serbian, Vlach, Bulgarian, and Albanian. Excluding the Vlach language, which has a poor translation of the Bible; three other languages were intact, while the Albanian language was almost unknown. I think that those people deserve a Bible, perhaps even more than the wild tribes of Central America." Even though the Albanian people were amongst the oldest people of the old continent, for various reasons this nation failed to stabilize the use of a single alphabet.

Although such efforts were made during the age of George Castriot Skanderbeg, with the known baptism formula, and later on, with the work of Gjon Buzuku "Me-sharri"; this work was translated into Albanian just at the peak of Protestant Movement of Martin Luther, century sixteen, followed by creative interpreting into Albanian language by Northern translators. But anyway the national and cultural activity was left in its infancy due to the fact that physically and spiritually Albanians belonged to the East zone.

Either way, in London a decision was reached to transfer the request of Slovenian Renaissance man to Russian Bible Society at Saint Petersburg, a branch of the British Bible Society established in 1812 and administered by Robert Pinkerton. These initial contacts reflected an intensive correspondence between Kopitari and leaders of British Bible Society, which were concluded with the "Memoranda" of Jarnej Kopitar submitted to Stainkoph in Vienna in 26 November 1815. In this "Memoranda" the Slovenian erudite required translation of the Bible or its parts in Slavic, Serbian, Bulgarian dialects (no any printed

book exists in these languages), Croatian, Vlach, and Albanian language.

As a conclusion of these efforts Robert Pinkerton went to Vienna in 1816, where he met with the Austrian Prime Minister Matternih and had a talk about the establishment of the Austrian Bible Society. Pinkerton demonstrated his opinion that the translation of the Bible in Serbian language was necessary, but the obstacles and difficulties in the reformation of language were so serious and on this occasion he put in question abilities of Vuk Karadzic for such an important work. Those are evidences that confirm once again, that in the early nineteenth century, all people living under the Ottoman Empire, had a same cultural level, and all of them, with some changes, faced a serious lack of religious literature in their own languages. The support of the British Bible Society in development of new alphabets and on creation of literary languages of the Balkan people was of a primary importance.

Consequently the Albanians didn’t have the Bible in their own language. Robert Pinkerton, after a conversation he had with some Albanians in Vienna, was confident that in the Ionian Islands he will find appropriate individuals to start a work on translation of the Bible into Albanian. However, correction or any potential improvement of translation had to be done by one of respected or wised Albanian bishops. All expenses in regards to the publication would be covered by the British Bible Society, or its branch in the Ionian Islands. Having no contacts with Albanians of Catholic belief, and being strongly opposed by the Papacy, this evangelical society oriented its missionary activity towards the Albanian population of Orthodox faith.

Such a missionary activity was very important to the spiritual and cultural life of any nation, especially to Albanians and its spiritual servants. It was well known that a small number of them knew literacy and that translation of the Bible would encourage their will to learn the new alphabet, which would also revive their cultural life. Certainly, all this would facilitate better understanding of the Bible by Albanian clerics, who up to that time, were reading in Greek language, a language they did not understand. All this had to be done, since the most of them, belonged to the Christian Orthodox rite, while the alphabet to be used was the Greek one, with some additional signs for the sounds of the Albanian language.

Robert Pinkerton, after a series of meetings and visits he made to Vienna, Bucharest, and Istanbul, introduced Vangjel Meksi, who was the personal doctor of Ali Pasha Tepelena. Moreover, he was well known even for the Patriarch of Istanbul Patriarchy, which had promised to support the British Bible Society providing two clerics, whose job would be to edit the translations of Meksi. In addition he proposed to publish the Albanian Bible parallel with the text translated into Greek by Hilarion, because there were many Albanians, who had basic knowledge of the Greek language, as there were Greeks who knew Albanian.

Having in consideration these issues, it is quite fair to ask: Why the Orthodox clergy showed a willingness to support such a publishing activity in Albanian language? Perhaps, the main reasons for this cooperation stood in the fact that all ethnicities in Balkans were living under the Ottoman yoke and consequently there were no demonstration of nationalist tendencies, a phenomenon, which later would poison inter-Balkan relations. In respect to the

yielding life, it became imperative to put in action the spirit of cooperation among Balkan peoples, and in this way receiving easier any kind of support from abroad. An evidence of such a spirit of cooperation was the conversation between Pinkerton and the Orthodox Patriarch in Istanbul, to whom Pinkerton showed the agreement he signed with Vangjel Meksi and only in this event Pinkerton obtained promises for any kind of support from the Orthodox Church in regards to religious translations in Albanian language.

The second reason lied on the fact that due to the absence of national feelings it was the religious affiliation that divided the citizens of the Ottoman Empire. So, there was a division of people in Muslims and Christians. In addition to that, there was a phenomenon of conversions of large masses of Christians into Islam, particularly of Orthodox Christian Albanians, followed by Bulgarians, Serbs, and Greeks, a phenomenon that supposedly started earlier. The cause of such a change of religion, beside organized Ottoman pressure, was even the great lack of clerical staff as well as the lack of religious texts in native languages, which would provide a helpful tool to facilitate the survival of Christians. So, these were the reasons for an initial cooperation between the Patriarchy and the Bible Society.

The third reason of this spirit of religious cooperation, without doubt, was the fact that still within the Orthodox community of Greek-Byzantine rite prevail the "Universalist" view, which considered important only the religious affiliation of believers. So, the new nationalistic ideas enriched with the values of Western civilization, had not taken roots yet. Moreover, the religious translations into the languages of people who lived in the Ottoman Empire were

in its embryonic phase. And when the "Word of the God" read and preached in popular languages, combined with new progressive ideas and with the dynamic of awaken European people, of course it resulted with an inspiration for the new and nationalist elite in Balkans, to start the work with more will and zeal.

Anyway, this was a proper start even for Albanians, who like others, were supplied with Holy Scriptures in their own language, so the publication of the Gospel according to St. Matthew in 1824, which was amongst the first publications of evangelical societies made for the people of Balkans, without any debt confirms the importance that the Albanian element had not only for the Ottoman Empire, but also for the Europe.

The letter of the Secretary of Ionian Bible Society, Isaac Lowndes, is the best evidence in regards to the authorship of the New Testament translation in Albanian; in this letter he emphasized to have engaged Grigor Gjirokastriti, the Bishop of Eubea, of Albanian ethnicity, as a redactor for above-mentioned translation. Having completed the necessary improvements, the Ionian Bible Society, following the suggestion of Grigor Gjirokastriti, decided to make publications in two parallel columns, in Albanian and in Modern Greek language, which for Albanians was easier to understand than the old Greek language. Also H.D. Leeves, the representative of the evangelical society for the Ottoman Empire, planned full translation of the Covenant, including the Old Testament as well, at the same time demonstrating the hope that necessary corrections and additions will be made by bishop Gregori again.

Numerous reports of British Bible Society give us an overview not only about the spiritual conditions of Alba-

nians, but also about their religious structure, social relations, education, and political circumstances. Consequently, these reports describe the deplorable position of Christian Albanians of western rite, who lacked not only the religious objects but also the clergy staff. When we add the fanaticism and dogmatism of Papacy on one hand and poverty and fiscal pressure of the Ottoman Empire on second hand, the process of conversion of Albanians into Islam, in this case of Catholic Albanians, becomes more evident. But, at the same time is to be admired the religious tolerance that existed in the empire, especially amongst Albanians, as was the case with the church in Durres, which served to both groups of Christian believers. After a more or less serious analyze, we can reach conclusion that whenever the public order and security prevail in any time of human history, an increase of economic welfare and progress in all fields of human creativity comes up, and as a result the cosmopolitanism becomes widely accepted.

Such a civilizing atmosphere prevailed in all Albanian urban areas, becoming important not ethnicity or religion, but faith in same values and efforts for a better social position. In fact, beside the process of factorization and Islamization[624] of Albanians, centuries XVIII-XIX indicates also

[624] The process of Islamization had a great extent especially during the eighteenth century, while some of the causes had economic background like desire to be free of paying some taxes imposed to Christians. The lack of clerical staff, the lack of education of this staff, and better opportunities provided by employment in civil-military structure of the Ottoman Empire, were some of causes that facilitated the above-mentioned process. Some of the evidences are conversion of several villages of Berat, Muzeqe, and Laberia in Islam during the century eighteen. In order to prevent the Islamization of Orthodox population, not only Albanians, the Patriarchy of Istanbul sent in 1759 the monk from Holy Montain, **Kozma**

the penetration of new ideas covered with a religious dress. Such were mystical orders like: Helvetism, Rifai, Bektashism, and many other Islamic tarikates. This phenomenon reminds us an almost similar itinerary of Christian societies within the old continent, whose final result was triumph of the Protestant ideas, especially in the countries of North Europe.

The greatest misfortune of the Ottoman Empire was its uniformity. Hence there was a lack of deep social conflicts and a lack of confrontation of antagonistic concepts which would push this global economic and military power towards the internal conflicts, the final product of whose, likely, would be its disintegration, followed by new elites and free people, willingness to face new challenges, especially during the century nineteenth. In this case the historical itinerary would have a very different conclusion.

Development of a series of unsuccessful wars brought the Sublime Porte to an unfavorable position in regards to its finances, military and administration. This adverse development was associated with the change of Timar system or "military feudal state" system, resulting with its conversion into a private property. The same phenomenon occurred even with administrative positions, which began to be purchased or to be inherited. All this only further weakened its motor power, and henceforth the provinces become agents of real power. The Pashalik of Scutari and of Yanina

**Etoliani,** who encouraged preservation of Orthodox Christian religion and at the same time induced non-Greek people like Vlachs, Bulgarians, and Albanians, to use the Greek language for preaching and in daily life. His activity lasted until 1779 and served to panhelenic and panorthodox aims of patriarchy of Istanbul. Read:Koli Xoxi,Shkolla Ortodokse në Shqipëri Rilindësit tanë,Tiranë 2002,71.

